Falënderimi i takon Allahut Zotit të botëve. Paqja dhe mëshira e Allahut mbi Pejgamberin tonë Muhamedin alejhi selam, mbi familjen dhe shokët e tij në përgjithësi.

Dhe më pas: Lexova librin e titulluar "Aridul xhehl ve etheruhu ala ahkamul Itikad inde Ehlu- sunneh vel xhemat" nga autori Sheleh Ebi Ula bin Rashid Ebil Ula, Allahu e ndihmoftë. E pash se është libër i mirë në këtë temë. Nevoja është e madhe në këtë kohë në të cilën është përzier e vërteta me të kotën.

Për shkak të përhapjes së injorancës dhe mbizotërimit të pasimit të epshit, të folurit pa dituri në çështjet e rëndësishme të akides, arsyetimit të mushrikëve dhe murtedëve duke pretenduar se janë xhahilë ndonëse jetojnë në vende Islame. Duke dëgjuar Kur'anin, hadithet dhe fjalët e dijetarëve, atyre u është ngritur argumenti, mirëpo ata i japin përparësi asaj në të cilën janë, dhe asaj në të cilën ishin prindërit e tyre.

Ata refuzuan t'i përgjigjen Librit të Allahut dhe Sunnetit të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe abuzuan ata të cilët argumentojnë me këto dyja. Ata që u kapën për këto dyja janë jashtë asaj që janë muslimanët. Ngase muslimanë sipas asaj që është e njohur tek ata janë adhuruesit e varreve, të cilët janë të kapur për bidate dhe risi të kufrit. Edhe pse xhehli (injoranca) është arsye në raste të veçanta, siç janë:

Ai i cili jeton në vende të largëta nga vendet Islame dhe të cilit nuk i ka arritur Kur'ani dhe Sunneti.

Xhahili arsyetohet në vendet Islame në çështje të fshehta të cilat kanë nevojë të qartësohen dhe shpjegohen.

Mirëpo, çështjet e qarta të dukshme, si teuhidi dhe shirku, ndalesat e prera si: zinaja, kamata, ngordhësira, ngrënia e mishit të derrit, thirrja në diç tjetër pos Allahut, pra ajo për të cilën janë pajtuar të gjithë dijetarët, për këto çështje nuk arsyetohet ai të cilit i arrin Kur'ani dhe Sunneti në mënyrë që e kupton nëse do ta kuptojë. Ngase xhehli, me falënderimin e Allahut, është larguar me dërgimin

e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, me lehtësimin e arritjes së diturisë për atë i cili dëshiron ta kërkojë.

Nga Allahu kërkojë që Allahu të na udhëzojë në dituri të dobishme dhe vepër të mirë. Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi Pejgamberin tonë Muhamedin alejhi selam, mbi familjen dhe shokët e tij.

Shkroi: Salih B. Feuzan. B. Abdullah el Feuzan

# Hyrje

Falënderimi me të vërtetë i takon Allahut, atë e falënderojmë dhe nga Ai ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga të këqijat e vetes sonë. Kë e udhëzon Allahu s'ka kush e humb dhe kë e humb Allahu s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i tij.

**"O ju që besuat, kini frikë Allahun me sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë muslimanë (besimtarë)!"** (Ali imran, 102)

**"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra. Dhe kini frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun), se Allahu është mbikëqyrës mbi ju**."(Nisa, 1)

**"O ju besimtarë, përmbajuni mësimeve të Allahut dhe thoni fjalë të drejta."**

**"Ai (Allahu) iu mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen juve mëkatet tuaja, e kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses të madh."**(Ahzab, 70-71).

Kjo hyrje përmban disa çështje:

Emri i këtij hulumtimi është çështja e injorancës dhe ndikimi i saj në dispozitat e besimit të Ehlu- Sunnetit.

Rëndësia e kësaj teme kthehet në disa çështje.

Përçarja e njerëzve dhe ndarja e tyre duke mos vendosur rregulla rreth kësaj çështje nga ata të cilët kanë shkruar më herët rreth kësaj.

Polemika që ndodhi mes atyre që shkruan apo folën për këtë çështje, bëri që të ndahen në dy grupe.

Njëri grup e llogarit injorancën arsye, në përgjithësi, në çdo rast, duke mos shikuar aspak rregullat të cilat i ka vendosur Ehlu-Sunneti. Disa ithtarë të këtij mendimi e tepruan, derisa vendosën disa kushte me të cilat është i pa mundur tekfiri konkret, duke u argumentuar me atë se ai e shqipton fjalën LA ILAHE IL-LALLAH. Këtyre personave u është futur dyshimi i irxhasë.

Grupi i dytë, injorancën nuk e konsideron arsye në të gjitha rastet dhe në të gjitha çështjet. U ngutën dhe garuan për ta shpallur kafir atë i cili u vesh me shirk dhe kufër duke mos shikuar aspak rregullat dhe pengesat të cilat janë pengesë për çështjen e tekfirit.

Shtjellimi dhe debati rreth kësaj pengese, rregulla e pengesës së injorancës.

Ngase kjo çështje ndërlidhet me çështjet e tekfirit dhe ajo që pason pas kësaj, është prej njollave të këqija.

Shejhul Islam Ibën Tejmije thotë: "Nëse kjo na bëhet e qartë, dije se çështjet e tekfirit janë prej çështjeve të emrave dhe dispozitave me të cilat ndërlidhen premtimi dhe kërcënimi në botën tjetër. Me këtë ka të bëjë miqësimi dhe armiqësimi, vrasja dhe mbrojtja, si dhe çështje tjera në këtë botë".[1]

Shejh Ebu Betini, myftiu i shtetit të Nexhdit në kohën e tij, gjatë fjalëve të tij rreth çështjeve të tekfirit, thotë: "Shejtani ka bërë që shumica e njerëzve të rrëshqasin në ketë çështje. Me disa njerëz bëri që të pakësojnë dhe gjykuan me Islam atë për te cilin Kur'ani, Sunneti dhe ixhmaja argumentojnë se janë kafira, disa te tjerë i kaluan kufijtë dhe i shpallen kafirë ata për të cilët Kur'ani dhe Sunneti së bashku me ixhmanë argumentojnë se janë musliman. Pra,

[1] Mexhmuatul fetava (468/12)

fatkeqësia e Islamit është mes këtyre dy grupeve dhe sprovë mes këtyre dy belave”.[2]

Shejh AbdulLatif b. AbduRrahman b. Hasen Ale Shejh, prej dijetarëve të thirrjes, thotë: “Këta dy hoxhallarë (Ibn Tejmije dhe Ibn Kajimi), për atë i cili vepron atë e cila është kufër, ridde dhe shirk, gjykojnë sipas asaj që veprojnë. Pra, sipas asaj që del prej tyre prej kufrit, shirkut apo fiskut, vetëm nëse ka ndonjë pengesë të sheriatit për ta quajtur si të tillë, këto janë raste të veçanta, në këto raste nuk hyn ai i cili adhuron idhull, varr, njeri, apo ndonjë mur, ngase argumentet janë shfaqur dhe është bërë ngritja e argumenteve me të Dërguar”.[3]

Kjo temë ka lidhshmëri të ngushtë me një temë të rëndësishme e cila është (negacionet e imanit të fjalëve dhe veprave) dhe ndikimi i kësaj pengese (injoranca) ndaj atij i cili e ka vepruar këtë apo është veshur me ndonjë nga këto negacione.

Kush shikon në gjendjen e tokave muslimane do të gjejë disa dukuri të ndryshme dhe të shumta prej negacioneve të Islamit me fjalë dhe vepra, prej të cilave disa janë që kanë ndodhur më herët, e disa që kanë ndodhur në periudhën më të re. Qëllimi ynë nuk është t’i përmendim të gjitha llojet ë këtyre negacioneve, mirëpo shkurtimisht më të rëndësishmet:

- Adhurimi i varreve, tyrbeve, kubeve, drunjve, gurëve, evliave, të mirëve, duke iu lutur dhe duke kërkuar prej tyre ndihmë në vështirësi, duke u zotuar tek ata, duke therur kurban, duke bërë tavaf (rreth rrotullim me qëllim adhurimi); rreth tyre, këto janë prej negacioneve me pajtimin e të gjithë dijetarëve.

- Largimi i sheriatit Islam nga arbitrimi, ndërrimi i tij me kanune të cilat janë nxjerrë nga njerëzit, sipas të cilave është lejuar harami (e ndaluara) dhe është ndaluar hallalli (e lejuara). U ndryshuan ekzekutimet dhe dënimet e sheriatit me dënime tjera të vendosura, për të cilat Allahu nuk ka zbritur ndonjë argument. Kjo ndodhë në

[2] Fetava eimeti nexhdie (336/3)
[3] Fetava eimeti nexhdie (338/3)

shumicën nga tokat muslimane sot. Ndërsa kjo formë është prej negacioneve të imanit sipas pajtimit të të gjithë dijetarëve.

- Miqësimi i kafirëve, përkrahja dhe të ndihmuarit kundër muslimanëve. Dashuria e sinqertë ndaj tyre, marrja e tyre për miq pos besimtarëve dhe ndihma e tyre kundër besimtarëve.

- Tallja dhe humori i cili bëhet me fenë dhe ithtarët e saj. Anashkalimi i tyre përmes medieve, audio dhe vizuale, si dhe atyre te shkruara, deri sa ka arritur çështja të tallen me diçka e cila është e njohur nga bazat e fesë, siç është Xhenneti, Xhehenemi, ekzekutimet dhe dënimet edukative të sheriatit dhe të tjera nga çështjet e obliguara të fesë, ndërsa dëshmitë për këto janë të shumta.

- Mohimi i çështjeve të cilat janë të njohura dhe të obliguara nga feja, prej ligjeve dhe obligimeve të fesë, konsiderimi i atyre që i pohojnë ato prej mendjelehtëve, gjithashtu edhe për këtë dëshmitë janë të shumta.

- Mohimi i emrave të Allahut dhe cilësive të Tij. Mohimi i disa cilësive të vërtetuara me Kur'an dhe Sunnet, apo interpretimi i tyre në mënyrë të përafërt me mohimin, siç është mohimi i ngritjes së Allahut mbi arshin e Tij, dhe të tjera në të cilat kanë rënë grupet më herët dhe i kanë pasuar disa nga bashkëkohorët.

Për këto negacione kthehuni në këto libra:

"Neuakid el Iman Kaulije vel Amelije" AbdulAziz Abdulatif

"El Iman Hakikatu Erkana Neuakiduh" M. Neim Jasin

"Risale Vela vel Berra" Muhamed b Seid Kahtani

"Risaletul Muualat Muadat" Mahmas Xhelud

"Risale Tahkim Kavanin'' Muhamed b. Ibrahim Ale Shejh

"Edvanu Ala Rukui Teuhid" Abdul Aziz Hamid

“Hulem bi gajri ma enzelallah Ahnaluhu ve ahkam b. A, Hamid

“Mexhmuatu teuhid” M AbdulVehab, Ibn Tejmije

“Tibjan sherh Nevahidul Islam’’ S.N. Ulvan

Këto negacione janë përhapur tek njerëzit, andaj shumë prej njerëzve në veçanti dhe grupe të tëra, thirrësit dhe dijetarët e kanë obligim të shpjegojnë rrezikun e këtyre negacioneve, t’i alarmojnë njerëzit nga rënia në këto. Duke i bërë të qartë argumentet se këto të nxjerrin nga feja Islame, duke demantuar dyshimet e të humburve të cilat ua mbështjellin njerëzve këto çështje apo, këtë çështje e konsiderojnë si të lehtë duke kërkuar arsyetim për veten dhe duke sqaruar të vërtetën. Ndërsa prej tyre është marrë besa se njerëzve do t’ua bëjnë të qarte të vërtetën dhe se nuk do ta fshehin[4].

Mirëpo për fat të keq dolën prej thirrësve të cilët e shohin se alarmimi nga kjo është një çështje e cila i përçanë muslimanët e ua humb forcën. Ata i nënvlerësuan këto negacione duke qenë këto çështje të rrezikshme.

Disa i konsiderojnë thjeshtë prej punëve të këqija dhe se nuk meritojnë të quhen me emrin negacione.

Disa i mbrojtën ata të cilët i veprojnë këto negacione duke u argumentuar me atë se ata e shqiptojnë fjalën e teuhidit. Dhe se nuk mundet të shpallen kafirë ngase kanë injorancë. Duke mos shikuar këtu aspak në rregullat të cilat i kanë vendosur dijetarët rreth çështjes së injorancës si arsye të pranuar. Prandaj, tek njerëzit u bë e lehtë çështja e negacioneve për shkak të pasivitetit të thirrësve dhe dijetarëve nga alarmimi i rrezikut të tyre dhe mos-sqarimi i tyre se këto të nxjerrin nga feja.

Për këto shkaqe e pamë të udhës, duke u mbështetur në Allahun dhe duke kërkuar prej Tij udhëzim, që të japim qartësime rreth kësaj çështjeje të rëndësishme.

[4] Çështja e tyre është sikur lëvizja e thirrjeve të ripërtërirësve siç është Shejh Muhamed B. AbdulVehabi

Duhet patjetër të përmendim se ky hulumtim përmban disa rregulla të rëndësishme, e kam bërë të mesëm, mes dy grupeve të cilët e teprojnë në këtë çështje.

**Këto rregulla janë:**

1. Bërja e dallimit mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta në çështjen e arsyetimit me injorancë dhe ajo që bën pjesë në këto çështje.

2. Vërtetimi dhe saktësimi i çështjes së bazës së fesë dhe degëve të saj tek Shejhul Islam Ibn Tejmije duke e krahasuar me imamët e dijshëm.

3. Dallimi mes qëllimit të pranuar dhe të pa pranuar në çështjet e tekfirit dhe debati rreth kushtit të qëllimit i cili është në kuptimin e besimit dhe nijetit të kufrit.

4. Dallimi mes mënyrës së ngritjes së argumentit në çështjet e dukshme (të qarta) dhe çështjet e fshehta.

5. Dallimi mes atij i cili ka mundësi të mësojë dhe atij i cili nuk ka mundësi të mësojë, saktësia e rregullës (mundësia e arritjes së diturisë) dhe kufrit të saj.

6. Saktësia dhe vendosja e rregullës së përjashtimit të personit i cili është i ri në Islam, ai i cili ka jetuar në vende të largëta, nga përgjithësimi i rregullës së mos-arsyetimit me injorancë në çështjet e dukshme.

7. Vërtetimi dhe saktësimi mes kufrit të llojit dhe kufrit në mënyrë konkrete, dhe veçimi i dijetarëve të mëdhenj rreth kësaj rregulle.

8. Saktësimi dhe vendosja e rregullit të gjykimit për kufër apo Islam dhe se kjo bazohet në atë që duket nga jashtë.

Ky hulumtim përmban dhjetë kaptina.

**Kaptina e parë**

Përmban:

1. Definicioni i injorancës dhe llojet e saj.

2. Shpjegimi i kuptimit të argumentit të sheriatit, pra çka është argument.

**Kaptina e dytë** me titull "Vërtetimi i dallimit mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta te dijetarët"

Përmban:

1. Hyrja në kaptinë.

2. Çka hyn nën çështjet e dukshme dhe të qarta.

3. Çka hyn në çështjet e fshehta.

4. Tekstet e dijetarëve të cilat pohojnë dallimin mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta.

5. Vërtetimi rreth çështjes së bazës së fesë dhe degëve të saj, sipas Shejhul Islam Ibn Tejmijes duke u krahasuar me imamët dijetarë.

**Kaptina e tretë** me titull "Debati mbi kushtin e pasjes qëllim gjatë veprimit të veprës së kufrit apo fjalës nga ana e personit të obliguar".

Përmban:

1. Llojet e qëllimeve, shpjegimi i qëllimit të pranuar dhe të pa pranuar.

2. Argumentet e Kur'anit Fisnik se nuk shikohet aspak qëllimi i cili është në kuptim të nijetit dhe besimit.

3. Argumentet nga Sunneti.

4. Fjalët e dijetarëve të mëdhenj.

**Kaptina e katërt** me titull "Dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit, mënyra e ngritjes së tij në çështjet e dukshme dhe të fshehta".

Përmban:

1. Hyrje në kaptinë.

2. Shembuj nga fjalët e dijetarëve rreth çështjes së ngritjes së argumentit.

3. Tekstet e dijetarëve për sqarimin e fjalës argument.

4. Rezymeja e kaptinës.

**Kaptina e pestë** me titull "Rregulli rreth mundësisë së kërkimit të diturisë (dallimi mes atij që ka mundësi të mësojë dhe atij i cili nuk ka mundësi)"

Përmban:

1. Hyrje në kaptinë.

2. Kufijtë e atij i cili mundet dhe atij i cili nuk mundet të mësojë.

3. Emrat e dijetarëve të cilët janë pajtuar me këtë rregull.

4. Tekstet e dijetarëve rreth pajtimit me këtë rregull.

5. Rezymeja e kaptinës.

**Kaptina e gjashtë** me titull "Argumentet nga Kur'ani Fisnik se injoranca dhe Taklidi (pasimi qorrazi) nuk janë arsye në çështjet e teuhidit për atë person të cilit i ka arritur Kur'ani Fisnik"

**Kaptina e shtatë** me titull "Fjalët e dijetarëve të mëdhenj rreth mos- arsyetimit me injorancë në çështjet e dukshme dhe të qarta"

**Kaptina e tetë** me titull "Definicioni i Riddes (daljes nga feja), kushtet dhe shtyllat e saj"

Përmban:

1. Fjalët e dijetarëve në kuptimet e riddes, definicioni dhe kushtet e saj.

2. Rastet të cilat i kanë përjashtuar dijetarët gjatë kaptinave të riddes.

3. Tekstet e imamëve dijetarë për atë se injoranca nuk konsiderohet në fjalët dhe veprat e riddes në çështjet e dukshme të qarta.

4. Debati rreth çështjes së Istihabe-s (kërkimit për pendim).

**Kaptina e nëntë** me titull "Debati rreth kundërshtimeve më të njohura në të cilat arsyetojnë për injorancën si arsye në përgjithësi"

Përmban:

1. Debati rreth rastit "Dhatu Enuat"

2. Debati rreth hadithit të njeriut i cili e djeg veten pas vdekjes dhe e hodhi atë.

3. Debati rreth hadithit të Aishes, radij'Allahu anha.

4. Debati rreth rastit Havarijjunëve

5. Rasti i sexhdes së Muadhit, radij'Allahu anhu.

6. Debati rreth hadithit të Hudhejfe b Jemanit, radij'Allahu anhu.

7. Debati rreth rastit të ekzekutimit me vrasje.

8. Debati rreth pretendimit të ixhmasë.

**Kaptina e dhjetë** me titull "Fetvatë e dijetarëve të mëdhenj rreth çështjes së arsyetimit me injorancë"

Përmban:

1. Fetvatë e dijetarëve të thirrjes nga Nexhdi

2. Fetvatë e dijetarëve të komisionit të përhershëm për fetva dhe hulumtime shkencore në shtetin e Arabisë Saudite.

3. Fetvatë e Shejh AbdulAziz B. Bazit, r.h. myftiut të përgjithshëm në shtetin Saudit.

Metoda ynë në këtë libër është metodë hulumtimi dhe përmbledhje në çdo çështje prej çështjeve. Duke anuar nga ajo që e kanë vërtetuar imamët dijetarë, duke i sjellë tekstet pa këputje dhe shtrembërim. Me transmetimin e kuptimeve të tyre të qarta në tekste, duke mos i zbritur këto tekste mbi vendime dhe mendime të mëhershme për këtë çështje.

Gjatë kësaj nuk dua të më ikë që t'u falënderohem shumë hoxhallarëve të ndershëm të cilët dhanë mund dhe kohë për të kontrolluar këtë libër, prej tyre i veçoj hoxhën e nderuar shejh Salih el-Feuzanin Allahu e ruajt (anëtar i organizatës së dijetarëve të mëdhenj dhe anëtar i komisionit të përhershëm për hulumtime shkencore) për kontrollimin e librit, përshkrimin e hyrjes dhe përmendjes së shënimeve të rëndësishme. Allahu e shpërbleftë me të mira Hoxhën e nderuar Shejh Abid b. Muhammed Sufjani Allahu e ruajt (dekan i fakultetit të sheriatit në universitetin e Ummul Kura

më parë) ne Mekken e nderuar, mësues i Fikhut dhe Usulit në të për momentin, i cili dha shumë nga koha e tij.

Para tij e lexova librin të plotë. Ai më përmendi disa nga dobitë dhe udhëzimet, Allahu e shpërbleftë me të mira dhe ia shtoftë sevapet. Njashtu shpresoj nga vëllezërit e ndershëm të cilët do ta shfletojnë këtë libër që të më japin vërejtje nëse gjejnë diç që duhet të më këshillojnë dhe të më udhëzojnë. Nga Allahu kërkoj që ta shpërblejë çdonjërin i cili ndihmoi që të dalë ky libër me shpërblim më të mirë, të më bën dobi mua dhe muslimanëve në përgjithësi, o Zoti im, Amin.

Allahu është pas qëllimit, Ai është i cili udhëzon në rrugë të drejtë.

Shkroi: Ebul Ula b. Rashid b. Ebil Ula Rashid

Mekkeh Mukarremeh

# KAPTINA E PARË

Përmban:

1. Hyrje mbi definicionin e xhehlit (injorancës), shpjegimi i formave dhe llojeve të saj.

2. Sqarimi i argumentit të sheriatit i cili mund të merret si argument.

## Hyrje mbi definicionin e xhehlit

El Xhehël - në aspektin gjuhësor është e kundërta e diturisë. Ka bërë xhehël, në aspektin gjuhësor është sikur FEHIME SELIME. Ndërsa, TEXHAHELE thuhet për atë i cili vepron këtë prej anës së tij, ndërsa ai nuk është i tillë. TEXH'HIL – është nga përkatësia në xhehël.[5]

Në terminologji është besimi i një sendi në të kundërtën e asaj që është. Ai është në dy lloje:

1. I thjeshtë

2. I përbërë

I thjeshtë është mospasja e diturisë për një çështje e cila duhet të dihet.

Ndërsa i përbërë është diçka e cila është besim i prerë e cila nuk është e njëjtë me realitetin.[6]

Ibn Mendhuri thotë: "Xhehli është e kundërta e diturisë. TEXH'HIL është kur ta përkatësosh në xhehël ndërsa XHEHALE është ta veprosh një vepër pa dituri, MEXH'HELE është ajo që të shtyn të veprosh me xhehël, XHAHILIJE quhet gjendja në të cilën

---

[5] Muhatar sihah(f 155)
[6] Mensua Fekhije (f 197/16)

ishin arabët para Islamit. Prej xhehlit ndaj Allahut të lartësuar dhe të Dërguarit të tij, sal'Allahu alejhi ue selem, ligjeve të fesë janë krenaria me paraardhës, mendjemadhësia, tirania etj".[7]

Xhehli konsiderohet prej çështjeve të cilat quhen AUARID EHLU-JE. Çka do të thotë AUARID EHLU-JE.

AUARID – është shumësi i fjalës ARID, pra është cilësi që nuk është qenësore. Siç thuhet, ngjyra e bardhë është prej cilësive të akullit, ndërsa e zeza prej cilësive të së djegurës.

Dijetarët e Usulit e definojnë se këto janë gjendjet të cilat mohojnë zotësinë dhe nuk janë prej çështjeve të pandara nga njeriu si njeri.

Auarid tek dijetarët e Usulit ndahet në dy lloje:

1. Auarid qiellore: Ato janë tek të cilat njeriu ka të bëjë me ekzistimin e tyre apo ngjarjen e tyre, siç janë: papjekuria, çmenduria, harresa, pazotësia, gjumi, robëria, vdekja.

2. Auarid të përfituara: Ato janë tek të cilat njeriu ka të bëjë me ekzistimin e tyre. Për këtë dhanë shembull me xhehlin (injorancën), gabimin, dehjen, dhe talljen.[8]

Definicioni i fjalës EHLU-JE. Ehlu-je në gjuhën arabe është vërtetësia në diçka.

Në terminologji, vërtetësia e njeriut për t'i kryer obligimet, apo që i ka obligim me sheriat ato, apo veprimi i veprës nga ana e tij në mënyrë që të llogaritet si e vërtetë në sheriat. Rehaviju e definoi me fjalën e tij: "EHLU-JE është vërtetësia e personit për t'iu bërë obligim të drejtat ndaj tij dhe prej tij". Xheburij thotë: "EHLU-JE është vërtetësia e njeriut për atë që është obligim prej tij nga të drejtat dhe

[7] Lisanul Arab (29/11)
[8] Kthehu ne "Risale Auarid Ehlije" dr Husejn Xheburi (f 126)

çka është obligim pas plotësimit të kushteve të duhura për të qenë të vërteta të drejtat për të dhe obligimet prej tij".[9]

Dr. Abdul Kerim Zejdan thotë: "Ka mundësi që njeriut t'i shfaqet diç pas plotësimit të kushteve të vërtetësisë, prej çështjeve të cilat ia zhdukin këtë apo ia pakësojnë. Apo, ndikojnë në atë për ta zhdukur krejtësisht apo për ta pakuar, këto janë ato të cilat quhen Auarid Ehlu-je[10]

Tema që në këtë libër është xhehli (injoranca), konsiderohet si çështje që godet vërtetësinë e veprave, në aspektin se a konsiderohet arsye. Duke përmendur rastet kur është arsye dhe rastet kur nuk është arsye. Ajo që neve na intereson prej kuptimeve të xhehlit është xhehli me kuptimin e mospasjes së diturisë. Përndryshe, xhehli ka kuptime të ndryshme të cilat nuk ndërlidhen me hulumtimin tonë.

Sipas këtij kuptimi, dijetarët xhehlin e ndajnë në:

1. Xhehli i cili nuk është arsye. Ata dhanë shembuj për këtë me xhehlin e kafirëve ndaj cilësive të Allahut të Lartësuar, dispozitat e botës tjetër. Po ashtu, ai i cili kundërshton atë që është e njohur nga Libri i Allahut, Sunneti dhe Ixhmaja. Kjo nuk është arsye në origjinë.

2. Xhehli i cili bën të jetë arsye. Dhanë shembull me: mosnjohjen e muslimanit ndaj ligjeve Islame në shtetin e luftës. Po ashtu, xhehli gjatë ixhtihadit të vërtetë i cili nuk është në kundërshtim me Librin e Allahut dhe Sunnetin.

Dijetarët bëjnë dallim mes asaj që shumica e njerëzve e njohin, në këto çështje nuk pranohet pretendimi me xhehël. Ata përmendin si shembull ndalesën për zina, vrasjen, vjedhjen, pirjen e alkoolit. Dhe mes asaj që shumica e njerëzve nuk e njohin siç janë çështjet e trashëgimisë, talakut (shkurorëzimit) dhe lirimi i robërve. Ata bëjnë dallim mes asaj që është e njohur tek njerëzit e thjeshtë dhe asaj për

---

[9] Shih ''Auarid Ehlije" (f 70-71)

[10] "Vexhiz" Abdul Kerim Zejdan (f 100- 101)

të cilën dituria është e fshehtë. Të parën e quajtën dituria e njerëzve në përgjithësi ndërsa të dytën dituria e veçantë.[11]

Dijetarët e Usulit nga medh'hebi Hanefij, e ndajnë xhehlin duke e konsideruar prej çështjeve të cilat e godasin vërtetësinë e obligimit të njeriut në disa lloje. Do të përmendim shkurtimisht:

1. Xhehli i cili rrjedh si pasojë e mendjemadhësisë, lënies së argumentit të prerë. Kjo nuk është arsye. Siç është xhehli ndaj teuhidit, ringjalljes, botës tjetër dhe punëve të cilat patjetër janë të njohura nga feja.

2. Xhehli i cili rrjedh si pasojë e dyshimit i cili përkatësohet në Kur'an dhe Sunnet, siç është xhehli i sekteve të devijuara prej ithtarëve të bidatit, ky xhehël nuk është arsye (tek Hanefitë).

3. Xhehli i cili rrjedh si pasojë e ixhtihadit duke kundërshtuar Kur'anin dhe Sunnetin dhe ixhmanë, dispozita e tij është: nëse është arsye me të cilën bie mëkati nuk është arsye para gjykatës. Dispozitat edhe ekzekutimet, zbatohen nëse ajo vepër ka dënim.

4. Xhehli i cili rrjedh si pasojë e ixhtihadit, mirëpo ka vend për ixhtihad, siç janë ixhtihadet të cilat ndodhin gabimisht, kjo është arsye e plotë. Ndërsa gjykimi zbatohet sipas llojit të veprës.

5. Xhehli i cili rrjedh si pasojë e ndonjë dyshimi dhe gabimi pa dashje. Siç është p.sh: një njeri i cili flenë me një grua të huaj duke menduar se është gruaja e tij. Kjo është arsye me të cilën ekzekutimi bie, sipas dijetarëve Hanefij.

6. Xhehli i cili nuk mund të ndahet, siç është xhehli i muslimanit ndaj dispozitave të Islamit në shtetin e luftës (kufrit). Kjo është arsye dhe me këtë bie ekzekutimi.[12]

Prej asaj që dijetarët e kanë përmendur në kaptinën e xhehlit është se nuk pranohet pretendimi i xhehlit dhe arsyetimi me këtë në

[11] Meusua Fekhije (f 198-199/16)
[12] Shih "Meusua Fekhije" (200/16)

çështjet e njohura mes njerëzve. E kundërta është në çështjet të cilat i njohin vetëm njerëzit e veçantë.[13]

Prej çështjeve të cilat i kanë përmendur dijetarët është, se në përgjithësi, xhehli nuk është arsye. Përndryshe, do të kuptohej se xhehli është më i mirë se dituria. Shafiu r.a. ka thënë: "Po të arsyetohej xhahili për shkak xhehlit të tij, xhehli do të ishte më i mirë se dituria. Ngase kjo njeriut ia largon obligimin edhe ia rehaton zemrën nga llojet e vështirësive. Robi nuk ka arsye për mos diturinë e dispozitave pasi i është përcjellë dhe pasi i është mundësuar marrja e diturisë, që njerëzit mos të kenë arsye tek Allahu pas dërgimit të Pejgamberëve."[14]

Dijetarët bëjnë dallim mes xhehlit të muslimanit ndaj dispozitave të Islamit në shtetin Islam, në ketë rast ata nuk e konsiderojnë si arsye, gjë e cila është e kundërta me xhehlin në shtetin e luftës (kufrit), që konsiderohet arsye në këtë shpjegim. Ngase vendi Islam është vend për përhapjen e dispozitave, ndërsa në vendin e luftës (kufrit) është e kundërta, pra, nuk është vend i përhapjes se dispozitave të Islamit dhe në ketë rast, mosdituria ndaj urdhrave konsiderohet arsye, ngase ai nuk është që pakëson në largimin e argumentit. Në ketë rast, xhehli rrjedh nga vet; fshehja e argumentit dhe nuk është bërë i njohur në vendin e luftës për shkak të shkëputjes së transmetimit prej tyre. [15]

Zuhajli transmeton nga fukahatë fjalën e tyre: "Ngase vendi i luftës nuk është vend ku dispozitat janë te njohura dhe ku mund të mësohen".[16]

Pas paraqitjes së gjerë të kuptimit të xhehlit në aspektin gjuhësor dhe terminologjik të rasteve për të cilat fukahatë flasin për xhehlin si arsye dhe rasteve ku nuk e konsiderojnë si arsye, neve na bëhet e qartë se:

---

[13] Meusua Fekhije (200/16)
[14] "Meuthur fil Kauaid"Zerkeshi (15-16/2)
[15] Shih "Auared Ehlje" (f. 348-349)
[16] Libri I njejt (f. 119)

Kur çështja e xhehlit konsiderohet arsye, atë e përcjellin disa çështje te cilat patjetër duhet te përmenden:

1. Lloji i çështjes që është e panjohur, a është prej gjërave që patjetër duhet të jetë e njohur nga feja apo nuk është patjetër të jetë e njohur.

2. Vendi ku ndodh xhehli, a është vend i luftës apo vend Islam.

3. Çështja për të cilën flitet, a është e përhapur apo jo, dijetaret këtë e ndajnë në atë që shumica e njerëzve bëjnë pjesë në njohjen e saj dhe në atë që nuk marrin pjesë në njohjen e saj.

4. Ajo çështje, a është prej atyre rreth të cilave ndodh gabimi edhe xhehli nga ixhtihadi i shëndoshë, apo është prej çështjeve për të cilat në esencë nuk ka ixhtihad ngase kundërshton atë që është e njohur nga Kur 'ani, Sunneti dhe Ixhmaja. Dijetarët këtë e trajtojnë si çështje në të cilat ka vend për ixhtihad dhe çështje në të cilat ixhtihadi nuk ka vend.

5. Gjendja e personit nga i cili ndodh xhehli, ngase dijetarët bëjnë dallim mes atij i cili është musliman i ri dhe të tjerët të cilët nuk janë të rinj në Islam.

6. Prej rregullave të dijetarëve mbi çështjen e xhehlit është: Xhehli dallon sipas asaj me të cilën ka të bëjë.

Shejh Tekiudin Husanij Shafij thotë: "Dije se gabimi i cili ndodh nga xhehli, dispozita e tij ndryshon sipas dallimit se për çfarë çështje është ai xhehël. Kush ka xhehël për ndalesën e ndonjë sendi për të cilën shumica e njerëzve e dinë, nëse ai është për ndonjë kohë të shkurtër në Islam, apo ka jetuar në ndonjë vend të largët ku kjo çështje është e panjohur, atëherë arsyetohet në ketë xhehël. Njashtu, nëse është prej çështjeve që shumica e njerëzve nuk e dinë ndalesën

e saj edhe llojit të tij i është fshehur kjo njohje, atëherë poashtu arsyetohet. Nëse çështja nuk është e tillë, ai nuk arsyetohet".[17]

## Dijetarët xhehlin e ndajnë në dy lloje

a) Lloji i cili është rezultat i mangësisë së pronarit të xhehlit dhe përtacisë së tij për ta larguar nga vetja e në ketë rast nuk ka arsye.

b) Lloji i cili nuk është rezultat i mangësisë, por për shkak të mosekzistimit të njeriut që do të mund ta mësonte pronarin e tij. Pronari i këtij xhehli është i arsyetuar.

Shejh Alaudin Ba'lij Hanbeli i cili njihet si Ibnu Laham, në librin Kauaid thotë: "Nëse kjo u kuptua, këtu kemi të bëjmë me disa çështje rreth atij i cili është injorant ndaj dispozitave. A është i arsyetuar apo jo? Kjo rezulton nga ky rregull. Nëse themi se arsyetohet me te vërtetë, këtë mund ta themi nëse nuk ka gabuar dhe ka qenë i mangët në mësimin e dispozitës. Mirëpo, nëse gabon dhe është i mangët, nuk arsyetohet në mënyrë të prerë".[18]

Shejh Muhamed b. Salih b. Uthejmin, r.a. thotë: "Kjo çështje ka nevojë për shpjegim të mëtejshëm Ne themi xhehli është dy lloje: Xhehël për të cilin njeriu arsyetohet dhe xhehël për të cilin nuk arsyetohet. Nëse është si rezultat i mangësisë dhe përtacisë e duke pasur kush ta mësojë, ky nuk arsyetohet në këtë çështje, qoftë në çështje të kufrit apo të mëkateve. Nëse është si rezultat i të kundërtës nga kjo, pra nuk ka qenë nga mangësia dhe përtesa dhe nuk ka pasur mundësi për të mësuar, si për shembull, nëse aspak nuk i ka shkuar ndërmend se kjo është haram. Ky person arsyetohet". [19]

Këto konsiderime i përmendëm në mënyrë të përgjithshme, do të vjen më pas në këtë libër edhe shpjegimi i detajuar i këtyre pikave dhe tekstet e dijetarëve për këto, nëse Allahu i Lartësuar dëshiron.

---

[17] Shih shpjegimin e kësaj rregulla ne librin "Kauaid" te Tebiuedin Husajni (f. 286/2) dhe"Sherhu Muslim" Nevevi (250/1) dhe "Eshbuli" Sujuti (f. 220-221) dhe "Menthur" Zarkeshij (f. 15/2)

[18] "Auarid vel Feuaid Usulije" (F. 52)

[19] "Kaulul Mufid"(f. 219/1)

Me të vërtetë këtë hyrje e paraqitëm si parapërgatitje për pengesën e xhehlit dhe rregullat të cilat duhen të prezantohen kur përmenden pengesat për vërtetësinë e veprave dhe kur duhet të mos konsiderohet prej të tillave.

## Parathënie

Mbi shpjegimin e argumentit me sheriat, që është argument i Allahut kundër kundërshtarit, shumica e dijetarëve janë të pajtimit se argumentet e sheriatit janë katër e ato janë: Libri i Allahut, Sunneti, ixhmaja dhe kijasi, pra kjo në përgjithësi.

Allahu i Lartësuar na ka urdhëruar që kur të polemizojmë mes vete për diçka, të arbitrohemi tek libri i Tij dhe Sunneti i Pejgamberit të Tij. Allahu i Lartësuar ka thënë **"O ju që besuat, binduni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te Allahu (te libri i Tij) dhe te i Dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë."** (En-Nisa, 59)

Allahu i Lartësuar poashtu ka thënë **"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është te Allahu. Ai (gjykatësi i famshëm) është Allahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm Atij i drejtohem."** (Esh Shura, 10). Gjithashtu në ajetin 7 të sures Hashër ka thënë **"Atë që Allahu nga banorët e vendeve (jobesimtare) ia dha pa luftë të Dërguarit të vet, ajo i takon Allahut, të Dërguarit, të afërmve, jetimëve, të varfërve, kurbetçinjve. (Kështu veprohet) Që ajo të mos ndahet ndërmjet pasanikëve tuaj. Çka t'ju japë Pejgamberi, merrni, e çka t'ju ndalojë, përmbajuni dhe kini frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër."** (Hashër, 7). I Lartësuari lajmëroi për një grup nga i cili mohoi imanin se ata ia kthejnë shpinën gjykimit të Allahut **"E kur thirren që ndërmjet tyre të gjykojë Allahu dhe i Dërguari i Tij, një grup prej tyre nuk i përgjigjen asaj."** (En nur, 48) E disa njerëz i cilësoi me nifak ngase kur gjykohet me Kur'an dhe Sunnet ata pengojnë nga kjo me të madhe. I Lartësuari thotë **"Kur u thuhet atyre: "Ejani (për të gjykuar) te ajo që e zbriti Allahu dhe te i dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën."**

Mu për këtë themi: Argumente të sheriatit të cilat janë bindëse janë: Libri i Allahut, Sunneti i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe ixhmaja e ummetit. Dhe nuk i lejohet asnjërit të kundërshtojë Librin e Allahut dhe Sunnetin e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, me fjalë të njerëzve, të cilat duhet të jenë pasuese të Kur'anit dhe Sunnetit. Mu për këtë themi që fjalët e dijetarëve vetvetiu nuk janë argumente përderisa nuk mbështeten në ndonjë argument nga Kur'ani, Sunneti apo ixhmaja. Kjo nuk do të thotë se ne do t'i lëmë anash fjalët e dijetarëve të njohur, megjithatë fjalët e tyre nuk do t'i bëjmë argumente të veçanta në vete, as fjalët e disave prej tyre kundër disa të tjerëve.

Poashtu prej asaj që vlen të përmendet në këtë rast, është se nuk është prej metodës tonë me këtë libër, lënia e fjalëve të dijetarëve gjatë sqarimit dhe komentimit të teksteve nga Kur'ani Fisnik dhe Sunneti. Ata janë më të dijshëm nga njerëzit për komentin e këtyre teksteve, më të dijshmit mbi gjuhën e arabëve. Gjatë vërtetimit të mendimeve i përmbahemi asaj që shumica e imamëve e kanë konsideruar si të vërtetë gjatë komentimit të teksteve. Në të kundërtën i lëmë mendimet për të cilat dijetarët kanë përmendur se janë të veçanta apo të pavërteta.

Ja një pjesë të fjalëve nga dijetarët: Shafiu, r.a, thotë: "Pra, nuk është detyrë marrja e çdo fjale në çdo rast përveç se nga Libri i Allahut dhe nga Sunneti i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem dhe se të tjerët pos tyre janë pasues të të dyjave. [20]

Ibën Abdul Berri, r.a, thotë: "Allahu azeuexhel ka urdhëruar që të respektohet dhe të pasohet urdhri i Tij në përgjithësi dhe nuk e ka përcaktuar këtë në diç tjetër, siç na urdhëroi ta pasojmë Librin e Allahut.[21]

Ibën Abdul Berri thotë: "Sa i përket bazave të diturisë, ato janë Libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit". [22]

---

[20] Risale (f 39)
[21] Xhami Bejanul Ilmi (f 190/2)
[22] Xhami Bejanul Ilmi (f 33/2)

Shejhul Islam ibn Tejmije, r.a, thotë: “Mu për këtë, pasimi i argumentit është obligim, siç është; Libri i Allahut, Sunneti, Ixhmaja; këto janë të vërteta dhe brenda këtyre nuk ka të pavërteta. Është obligim pasimi i tyre dhe nuk lejohet të lihen në asnjë rast.[23] Andaj Shafiu thotë: “Kush polemizon pas Pejgamberit sal’Allahu alejhi ue selem, çështja kthehet tek gjykimi i Allahut, pastaj gjykimi i Pejgamberit të Tij sal’Allahu alejhi ue selem. Nëse për atë që polemizojnë nuk ka gjykim tekstualisht në asnjërën prej këtyre, atëherë duhet të kthehen të bëjnë kijas (analogji) me njërën prej tyre.[24]

Ibën Tejmije, r.a, thotë: “Nëse muslimanët polemizojnë për një çështje, atë çështje për të cilën polemizojnë e kanë obligim ta kthejnë tek Allahu dhe tek i dërguari i Tij, pra për të cilën argumentojnë Kur’ani dhe Sunneti, dhe është obligim pasimi i tyre.[25]

Shafiu, r.a, thotë: “Duhet që fjala e çdonjërit dhe vepra të jetë në pasim të Librit të Allahut dhe Sunnetit të Pejgamberit sal’Allahu alejhi ue selem.[26]

Ibën Kajimi, r.a, thotë: “Tek selefi ishte shumë vështirë kundërshtimi i teksteve me mendime të njerëzve, ata nuk e pëlqenin këtë.[27]

Shejh AbduRrahman b. Hasen Ali Shejh, thotë: “Prandaj, për këtë duhet të kundërshtohet ai i cili len argumentin për shkak të fjalës së ndonjë dijetari, kushdo qoftë ai. Tekstet e dijetarëve janë të tilla, sa i përket atij i cili kundërshton Librin dhe Sunnetin, ai duhet të demantohet siç thanë Ibën Abasi, r.a, Shafiu, r.a, Maliki, r.a, Ahmedi, r.a dhe kjo çështje ka ixhma (konsensus).[28]

Shejh Abdurrahman b. Nasir Sadi gjatë tefsirit të fjalës së Allahut në suren En-nisa ajeti 59 **“O ju që besuat, binduni Allahut,**

---

[23] Mexhmua Fetava (f 125/19)
[24] Risale (f 81)
[25] Mexhmua Fetava (f 12/20)
[26] Risale (f 198)
[27] Muhtesar Sauaib (f 139)
[28] Fethul Mexhid (f 401)

**respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te Allahu (te libri i Tij) dhe te i dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë."**, thotë: "Pra, tek Libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit, ngase tek këto dyja ka shpjegim për të gjitha çështjet polemizuese ose në mënyrë të drejtëpërdrejtë ose të përgjithshme apo me të bërit shenjë ose vërejtje, apo nga kuptimi, apo përgjithësia e kijasit i cili i ngjanë. Ngase, në Librin e Allahut dhe Sunnetin e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem është të qëndruarit në fenë e Allahut. Fjala e Tij **"nëse ju besoni në Allahun dhe Ditën e Gjykimit",** kjo aludon se ai i cili nuk kthehet te ato dyja (Kur'ani dhe Sunneti) gjatë çështjeve polemizuese, ai nuk është besimtar në realitet". [29]

Shejh AbduRrahman Sadi në tefsirin e ajetit të 10-të nga sureja Shura **"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është te Allahu. Ai (gjykatësi i famshëm) është Allahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm Atij i drejtohem.",** thotë: "Prej bazave të fesë suaj dhe degëve të saj për atë që ju nuk e kuptoni është të kthehemi tek Libri i Tij dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij. Për atë që këto dyja gjykojnë, ajo është e vërtetë, ajo që vjen në kundërshtim me këtë është e pavërtetë".[30]

Sheukani gjatë tefsirit të ajetit të sipërpërmendur thotë: "Kuptimi i asaj se e ka hukmin tek Allahu është të kthehet tek libri i Tij. Pra, ky ajet është i përgjithshëm për çdo polemikë e cila ka të bëjë me çështjen e fesë se kthehet tek libri i Allahut".[31]

Shejh Is'hak b AbduRrahman Nexhdi, thotë: "Prej asaj që është patjetër e njohur prej fesë Islame është se për çështjet e bazave të fesë kthehemi tek libri i Allahut, Sunneti dhe Ixhmaja e vërtetë në ummet, në të cilën kanë qenë sahabët. Kthimi ynë nuk duhet të jetë te filan dijetari konkret. Te ai i cili formohet kjo bazë pa ndonjë dyshim, pastaj e ka shumë të lehtë t'i kuptojë ato fjalë të paqarta

[29] Tejsir Kerimi Menan (f 148)
[30] Tejsir Kerimi Menan (f 699)
[31] "Fet'hul Kadir" (527/4)

nëpër librat e imamëve, ngase nuk ka të mbrojtur pos Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem."[32]

Sheukani, r.a, thotë: "Nëse ndodhin demante të dijetarëve mes vete, atëherë kthehemi tek Libri dhe Sunneti. Me atë i cili është argumenti i Librit dhe Sunnetit, ai është i cili e ka qëlluar të vërtetën, është udhëzuar për të, qoftë edhe një person. Ai i cili nuk ka argument nga Libri dhe Sunneti është ai i cili nuk e ka qëlluar të vërtetën, por e ka gabuar edhe nëse ata janë shumë.[33]

Ajo që na shtyri të shkruajmë këtë parathënie është se disa të cilët shkruan mbi këtë dhe çështje tjera, gjatë hulumtimit të tyre u mbështetën në fjalët e dijetarëve duke mos u kthyer në Librin e Allahut dhe Sunnetin e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem. Bazë të argumentit të tyre i bënë fjalët e dijetarëve duke mos u argumentuar me Kur'an dhe Sunnet.

Kjo nuk do të thotë se ne thjeshtë do t'i sjellim argumentet e Kur'anit dhe Sunnetit pa komentin e dijetarëve të mëdhenj, ne do t'u përmbahemi komentimeve të dijetarëve, duke i përmendur mënyrat në të cilat u bazuan, duke treguar më të vërtetën nga shumica e dijetarëve. Kjo nuk do të thotë se metoda e hulumtimit tonë nuk do të bazohet mbi fjalët e dijetarëve dhe vendimeve të tyre të nxjerra nga Kur'ani dhe Sunneti. Pra assesi, ngase ata janë më të dijshmit mbi tekstet, komentin dhe sugjerimin e tyre. Mirëpo, nuk i takon asnjërit prej njerëzve që të hulumtojnë një çështje duke u bazuar në hulumtimin e tij vetëm te një dijetar prej dijetarëve. Është obligim mbledhja e të gjitha fjalëve të dijetarëve për një çështje. Pra, kështu edhe në çështjet të cilat i kanë shtjelluar dijetarët në të cilat nuk ka tekste nga Kur'ani, Sunneti apo Ixhmaja. Ne e marrim mendimin të cilin e thonë imamët e mëdhenj pasi t'i mbledhim të gjitha fjalët e tyre për atë çështje dhe i përmbahemi fjalës së shumicës së dijetarëve përderisa ai mendim nuk është në kundërshtim me ndonjë tekst prej teksteve të sheriatit.

Nga Allahu kërkojmë përforcim dhe udhëzim.

---

32 Mexhmuatul Mahmudije, Risale Thanije (f 25)

33 Resail Selefije (2, 3/1)

# KAPTINA E DYTË

## Vërtetimi i dallimit mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta tek dijetarët dhe çka hyn nën këto çështje

1. Hyrje mbi kaptinën

2. Çka bën pjesë në çështjet e dukshme

3. Çka bën pjesë nën çështjet e fshehta

4. Tekstet e dijetarëve rreth vërtetësisë së bërjes së dallimit mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta gjatë arsyetimit me injorancë.

5. Vërtetimi i çështjes së bazës së fesë dhe degëve të saj tek Shejhul Islam Ibn Tejmije duke e krahasuar me imamët dijetarë.

### HYRJE MBI KAPTINËN

Ka një çështje të rëndësishme, ku injoranca ndaj saj çoi deri në pështjellje dhe paqartësi tek shumica e atyre të cilët folën për këtë çështje në studimet dhe hulumtimet e tyre. Ajo është se të gjithë dijetarët janë të pajtimit se arsyetimi me injorancë dallon sipas dallimit të çështjes. Ata bëjnë dallim mes çështjeve të dukshme për të cilat nuk arsyetohet njeriu i cili është i obliguar për mosditurinë që ka ndaj asaj çështje dhe mes çështjeve të fshehta të cilat hyjnë në kaptinën e arsyetimit me injorancë. Ata u shprehën për këto çështje me shprehje të ndryshme të cilat kthehen në një kuptim të njëjtë.

### FJALËT E DIJETARËVE PËR KËTO ÇËSHTJE

Për çështjet e dukshme dhe të fshehta[34] dhe çështjet të cilat njeriu i obliguar mund të mos i dijë, e quajtën si dituria e të veçantëve, dhe për çështjet të cilat njeriu i obliguar (në sheriat) nuk mundet të mos i dijë, [35] e quajtën dituria e avamit. Mesele për të cilat

[34] Kështu shprehet Imam Ibn Tejmije në Mexhmua Fetava (54/4) dhe hoxha ripërtërirës Mohamed b. AbdulVehab në "Dureru Senije"(244/8)
[35] Kjo është shprehja e Imam Shafiutra në "Risale (f 357)

sheriati i falë nëse ka xhehël ndaj atyre[36], mesele që sheriati nuk i falë të këtë xhehël për ato dhe mesele në baza të fesë dhe mesele të tjera të cilat quhen si çështje të vogla apo degë.[37] Mesele të xhehlit të cilat mund të jenë arsye për njeriun e obliguar dhe mesele të cilat xhehli nuk është arsye.[38]

Mesele të prera, të njohura patjetër nga feja[39] dhe mesele të cilat nuk janë të njohura patjetër nga feja. Xhehël i cili nuk konsiderohet si arsye, kjo në çështjet e qarta në të cilat nuk ka lejesë asnjëri për mosnjohjen e tyre dhe xhehël në tema të ixhtihadit në çështjet e panjohura[40], sende të dukshme, ku ai i cili dështon në to është përgënjeshtrues ndaj Allahut dhe të Dërguarit të tij, pastaj mesele për të cilat argumentet janë të fshehura.[41]

Gabim në shkencën e dispozitave dhe gabim në shkencën e teuhidit, gabim i cili falet ku pronari i saj është i shpërblyer dhe gabim i kufrit ku pronari i saj është mëkatar.[42] Mesele të dukshme, për të cilat argumenti ngrihet me Librin e Allahut dhe me arritjen e tij dhe mesele të tjera të fshehta për të cilat patjetër duhet të ngrihet argumenti dhe t'i sqarohet që ta kuptojë.[43]

Në ato mesele ku argumenti u fshihet disa njerëzve prej ithtarëve të bidatit dhe të epshit dhe mesele të dukshme të qarta të cilat njihen patjetër nga feja për të cilat nuk ka arsye me injorancë.[44]

Kundërshtim në baza të sheriatit për të cilat nuk arsyetohet asnjëri, kundërshtim në çështje degë, [45]kundërshtim në origjinë të

[36] Kjo është shprehja e Shihabu Din Karafit maliki në librin "Furuk" (149-163/2)
[37] Kjo është shprehja e Ibn Tejmiut në "sherhul Umde" e transmeton nga ai Ebu Betini në "Intisar (f 10)
[38] Kjo është shprehje e Shejh Ebu Zehre në Usul Fikh (f 277)
[39] Kjo është shprehja e Shejh Muhamed Reshid Rida në shënimet bërë librit "Bejanul Edhher" (f 41)
[40] Kjo është shprehja e AbdulKerim Zejdan në "Vexhiz' (f 13-112)
[41] Kjo është shprehja e Behaudin Makdesijut Hanbelij, në "Uddeli" (f 317/2)
[42] Kjo është shprehja e Mola Alij Karij Hanefij në "Sherh Fikhhul Ekber" (f 165)
[43] Kjo është shprehja e Alames Shejh Is'hak b. AbduRrahman Hanbelij në broshurën"Hukma tekfir Muajen" (f 19)
[44]Kjo është shprehja e Imam Alame Sulejman b Suhman Hambelij në librin "Dajan Sharik" (f 170-172)
[45] "Ed Dareru Senije' (f 148-150/1)

Islamit ku dispozita është kufër si dhe kundërshtim jashtë kësaj origjine.[46]

## ÇFARË BËN PJESË NËN MESELETË E DUKSHME DHE TË FSHEHTA

Mos të mendon asnjëri së këto mesele janë të përgjithësuara, pa rregulla dhe definicione të cilat definojnë llojin e meselesë së përmendur, ngase dijetarët e kanë bërë të qartë realitetin e këtyre meseleve dhe çdo çështje hyn nën llojin e vet.

## ÇFARË BËN PJESË NËN MESELETË E DUKSHME

1. Teuhidi Uluhije (njësimi i Allahut me veprat tona) të cilën e quajtën teuhid i ibadetit apo teuhid i qëllimit, teuhid i veprës. Ky është teuhidi për të cilin Allahu dërgoi të Dërguarit dhe zbriti Librat.

Imam Ibn Tejmije thotë: "Adhurimi i Allahut Një, është origjina e fesë, ky është teuhidi për të cilin Allahu dërgoi të Dërguarit, për të i zbriti Librat, Allahu i Lartësuar tha: **"ti pra, pyeti ata të dërguarit që i dërguam para teje, a kemi lejuar që në vend të Allahut të adhurohen zota të tjerë?"** (Zuhruf, 45)

2. Nën çështjet e qarta të dukshme për të cilat nuk arsyetohet njeriu i obliguar në sheriat me injorancë, janë çështjet e shirkut të madh i cili të nxjerr nga feja. Siç është shirku i adhurimit të varreve pos Allahut të Lartësuar, drejtimi i adhurimit dikujt tjetër pos Allahut, siç është lutja, zotimi dhe të tjera.

Këtë tekstualisht e përmendi Ibn Tejmije, Sheukani në "Dur Nedid", Shejh Is'hak b AbduRrahmani, Shejh Muhamed b Abdul Vehabi, Shejh Sulejman b Abdilah Ali Shejh etj. Nëse do Allahu do të ndalemi në fjalët e tyre.

3. Mesele të njohura patjetër nga feja, apo të cilat quhen ligje të dukshme mutevatire, siç janë pesë kohët e namazit, zekati, haxhi,

---

[46] "Tebdidu Dhalam" Sulejman Xhebehan (f 630

agjërimi, ndalesa e amoralitetit, siç janë zinaja apo alkooli. Apo që dihen si çështje të njohura patjetër nga feja. Në këtë lloj nuk ka arsye për mosdituri, përpos për atë që është i ri në Islam, apo është rritur në vende të largëta dhe arsyetohet për shkak të mosarritjes së diturisë dhe pamundësisë për të mësuar, ky nuk arsyetohet me vet xhehlin, ngase derisa ekziston mundësia për të mësuar, xhehli nuk është arsye në këto mesele.

Disa dijetarë e kanë mendimin se për çështje degëzuese dhe të tjera prej simboleve të Islamit për të cilat shumica e njerëzve kanë njohuri, nuk pranohet pretendimi me injorancë. Mu për këtë Sujuti thotë: "Çdo njëri i cili nuk e di ndalesën për diç e cila është e njohur tek shumica dërmuese e njerëzve, nuk pranohet (pretendimi i tij), por vetëm nëse është i ri në Islam apo është rritur në vend të largët nga dijetarët, dhe çiftit të tij i fshihet kjo çështje, siç është ndalesa e zinasë, vrasjes, vjedhjes, alkoolit, të folurit brenda namazit, ngrënia gjatë agjërimit, vrasja e atij i cili dëshmon për tjetrin se ka bërë krimin e vrasjes dhe vritet. Nëse dëshmitari kthehet nga dëshmia e tij dhe bashkë me dëshmitarin tjetër thotë se kemi gënjyer me qëllim dhe nuk e kemi ditur se personi për të cilin kemi dhënë dëshmi të rrejshme vritet, kjo është kështu ngase kjo çështje nuk është e fshehur për njerëzit e thjeshtë". [47]

Imam Zejnudin Ibn Rexhebi duke vërtetuar atë që tha Imam Sujuti, thotë: "Nëse bën zina ai i cili është rritur në vend Islam dhe në mesin e muslimanëve, e pastaj pretendon se është injorant ndaj ndalesës së zinasë, fjala e tij nuk pranohet ngase gjendja e tij e jashtme e përgënjeshtron, edhe pse origjina e kësaj është se ai nuk e di këtë.[48]

Imam Neveviu duke bërë dallim mes atyre që e ndalën zekatin në kohën e sahabëve dhe të tjerëve të cilët e ndalin në kohën e tij, tha: "Nëse thuhet se e interpreton kështu çështjen e këtij grupi i cili e ndali zekatin në atë mënyrë si përmendet dhe u bë prej atyre që e teprojnë? Nëse një grup nga muslimanët në kohën tonë e mohon obligimin e zekatit, ndalen dhe nuk e japin atë, dhe nëse shtrohet

---

[47] 'eshbah Nedhair' Imam sujuti (f 220)
[48] "Kauaid Fi Medhhebi Imam Ahmed" Ibn Rexheb (f 323)

pyetja se këta a e kanë dispozitën e atyre të cilët e teprojnë (bëjnë zullum)? Kësaj ne i themi - Jo! Ngase, ai i cili e mohon obligimin e zekatit në kohën tonë bëhet kafir sipas ixhmasë së muslimanëve. Dallimi mes grupit të parë dhe këtyre është se të parët u arsyetuan për disa çështje dhe punë të cilat nuk ndodhin në kohën tonë:

- Afërsia e tyre me kohën e sheriatit, në të cilën kohë bëhej ndryshimi i dispozitave me derogim.

- Njerëzit ishin xhahilë ndaj çështjeve të fesë, ishin muslimanë të rinj të cilëve u hyri ky dyshim dhe u arsyetuan. Ndërsa, sot feja Islame është përhapur.

Te muslimanët është përhapur dituria mbi obligimin e zekatit. Derisa këtë e di i veçanti dhe i përgjithshmi. Në këtë njohje marrin pjesë dijetari dhe injoranti. Nuk arsyetohet asnjëri me te'vil nëse e mohon."[49]

Sheubani, r.a, gjithashtu thotë: "Lënësi i namazit nga banorët e (shtetit Islam) është kafir, po ashtu dispozitën e tij e ka edhe ai i cili e kryen atë, mirëpo nuk i di dhikret dhe shtyllat pa të cilat nuk plotësohet, meqë ky ka lënë një farz prej farzeve më me rëndësi dhe një vaxhib prej vaxhibeve më të rëndësishme, nuk e di se me çka përmirësohet namazi edhe pse ka kush t'ia mësojë këtë namaz.[50]

## ÇFARË BËN PJESË NË MESELETË E FSHEHTA

Sa i përket meseleve të fshehta, për këto çështje patjetër duhet të bëhet ngritja e argumentit, shpjegimi dhe sqarimi, në këto mesele bëjnë pjesë:

1. Çështjet e emrave dhe cilësive të Allahut. Për këtë Imam Shafiu thotë: "Allahu i Lartësuar ka emra dhe cilësi dhe asnjërit nuk i takon t'i refuzojë ato. Kush kundërshton pasi t'i ngrihet argumenti, ai ka bërë kufër mirëpo, para se t'i ngrihet argumenti ai arsyetohet me injorancë, ngase dituria e tyre nuk arrihet me mendje, me ëndërr

---

[49] "Sherhu Muslim" Neveviu (f 205/1)
[50] "Resail Dhehebije" (f 29)

apo meditim. Ne i pohojmë këto cilësi dhe e mohojmë përngjasimin ashtu si Ai e ka mohuar nga vetja ku tha: **"...Asnjë send nuk është si Ai..."** (Esh Shura, 11)"[51].

2. Besimet e sekteve të cilat janë në kundërshtim me Ehlu Sunnetin, të cilat i kundërshtojnë tekstet e sheriatit, siç janë çështjet në të cilat kanë rënë murxhitë. Apo grupet të cilat kundërshtojnë Ehlu Sunnetin në cilësi, kader dhe iman. Disa dijetarë këto çështje i quajnë teorike, apo çështje ku grupet tjera janë në kundërshtim me Ehlu Sunnetin.

Për këtë, Shejhul Islam Ibn Tejmije thotë: "E vërteta për këtë është se fjala ka mundësi të jetë kufër siç janë fjalët e xhehmive të cilët thanë: "Allahu nuk flet, e as nuk shihet ditën e gjykimit", mirëpo ka mundësi që disa njerëzve t'u fshihet se kjo është kufër. Mu për këtë, tekfiri mbi thanësit e kësaj fjale thuhet në përgjithësi. Siç thanë selefi: "Kush thotë se Kur'ani është i krijuar ai është kafir, kush thotë se Allahu nuk shihet në ahiret, ai është kafir". Mirëpo, personi konkret nuk shpallet kafir deri sa t'i ngrihet argumenti, siç përmendëm.[52]

Imam Ibn Kajimi, r.a, kur flet për sektet e ithtarëve të bidatit të cilët pajtohen me origjinën e Islamit mirëpo, kundërshtojnë në disa baza, siç janë grupet e havarixhëve, muetezilive, kaderive, xhehmive, murxhive, thotë që ata janë disa lloje: njëri prej tyre është xhahili mukalid (pasues qorrazi) i cili nuk ka njohuri dallimi, ky person nuk shpallet kafir, as fasik të cilit nuk i kthehet dëshmia mbrapa, ngase nuk ka pasur mundësi për të mësuar të vërtetën.[53]Siç shihet, këto tekste flasin për ithtarët e librit të cilët janë në pajtim me origjinën e Islamit, por që kundërshtojnë në disa baza të besimit të cilat llogariten prej çështjeve të fshehta, për të cilat injoranti ndaj

[51] E transmeton Dhehebiu në "UluAlijul Gafurr" (f 177), Ibn Kajimi ra në "Ixhtima Xhujush'' (f 59), Ibn Haxheri në "Fet'h" (f 407/13). Është mirë të përmendet se cilësitë të cilat janë nën çështjet e fshehta, janë ato për të cilat ka polemikë mes ehli sunetit dhe të tjerëve siç janë: Istivaja, ngritja, shikimi. E kundërta është me cilësi të cilat janë prej çështjeve të pa ndara të rububijes, siç është: kudreti, dituria, këto cilësi hyjnë nën qeshjet e qarta ngase kanë të bëjnë me rububije. Shih për cilësitë të cilat kanë të bëjnë me rububije dhe mos arsyetimin në"Furuk Kanafij" (f 149/2).

[52] "Imanul Eusat" (f 161)

[53] E transmeton Kasimij në tefsirin e tij (f 1309/5)

tyre nuk shpallet kafir, apo ai i cili i refuzon, deri sa t'i ngrihet argumenti. Siç janë muetezilët të cilët kundërshtojnë në pohimin e ndërmjetësimit, siratit, basenit, apo që robit i pohojnë vullnet gjatë krijimit të veprave të tij. Dhe të tjera prej çështjeve të cilat dijetarët i kanë klasifikuar se janë prej fjalëve të fshehta.

3. Meseletë degë të cilat nuk janë të njohura apo të përhapura në diturinë e njerëzve të thjeshtë dhe nuk janë prej çështjeve detyrimisht të njohura në fe.

Për këtë Imam Neveviu thotë: "Poashtu është çështja për ndonjërin i cili mohon diç prej çështjeve të fesë nga ajo për të cilën janë të pajtimit i gjithë ummeti. Nëse dituria e saj është e përhapur siç janë pesë kohët e namazit, agjërimi i muajit të Ramazanit, pastrimi nga xhunubllëku, ndalesa e zinasë, alkoolit, martesa me ata të cilët i ka ndaluar Allahu dhe të ngjashme prej këtyre dispozitave, përpos nëse është musliman i ri dhe nuk i njeh kufijtë e Islamit, ku nëse mohon diç nga këto me injorancë, ai nuk bën kufër. Puna e tij është sikur ata njerëz të cilëve u mbetet emri i fesë. Sa i përket ixhmasë e cila njihet nga rruga e diturisë së veçantë, siç është ndalesa e martesës së gruas së bashku me hallën e saj, apo tezën e saj, dhe se ai i cili vret me qëllim dikë për ta trashëguar nuk trashëgon, se gjyshes i takon një e gjashta në trashëgimi dhe dispozita tjera të ngjashme si kjo, refuzuesi i këtyre nuk bën kufër por, arsyetohet ngase kjo dituri nuk është e përhapur tek njerëzit e thjeshtë".[54]

---

[54] "sherhu Muslim" nevevij (f 205/1)
Vërejtje: është e dobishme që të shtojmë diç rreth kësaj ndarje të meseleve në të dukshme dhe të fshehta se kjo ndarje duke shikuar në mesele të dukshme: si mesele te qarta, argumentet e tyre janë të njohura, nuk hyn në ato gabimi as keqinterpretimi. Për ato çështje nuk ka polemikë mes ehli sunetit dhe të tjerëve, gjë kjo e cila është e kundërta në çështjet e fshehta, ngase këto nuk i njohin vetëm se njerëzit e veçantë. Në këto çështje ka polemikë mes ehli sunetit dhe të tjerëve dhe ka gabuar kush ka gabuar prej imamëve dhe nuk ka shpëtuar prej gabimeve te tilla vetëm se dijetarët të cilët i kanë vërtetuar çështjet prej dijetarëve të mëdhenj. Siç janë çështjet e Imanit, cilësive të Allahut, Krijimit të Kur'anit. Mirëpo sa i përket punës se a është çështja e dukshme apo e fshehtë kjo është çështje që dallon, kjo ka të bëjë me një rregull tjetër. Kjo është sa është e fshehtë dituria apo sa është e shpërndarë prej një vendi në një vend tjetër. Apo me rregullën e mundësimit të diturisë. Do të vjen shpjegimi hollësishëm i kësaj rregulle në një kapitull të veçantë, nëse do Allahu. Këtu duhet të bëjmë me shenjë në mënyrë të veçantë disa tekste të dijetarëve për këtë lloj të meseleve. Të kthehet në librin "Intisar bi

Përmendja e teksteve të dijetarëve dhe drejtimeve të tyre për të shpjeguar dallimin mes çështjeve të qarta dhe të fshehta gjatë arsyetimit me xhehël.

## ARSYETIMI ME XHEHËL

Ka mundësi ndonjëri të thotë. Prej nga mund të bëni ju dallim mes çështjeve të qarta të dukshme dhe të fshehta në çështjen e arsyetimit? Ne, duke iu mbështetur Allahut, themi se me të vërtetë ky dallim të cilin ta përmendëm ty dhe ajo se çka bën pjesë në të ka ardhur në fjalët e shumë prej dijetarëve të mëdhenj.

## TEKSTET E HANEFIVE RRETH SQARIMIT TË KËSAJ RREGULLE

Imam Ebu Hanife nga ajo që transmeton Ebu Jusufi, Jakub b. Ibrahim ka thënë: "Asnjëri nuk ka arsye për injorancën (xhehlin) mbi njohjen e Krijuesit të tij. Ngase, për të gjitha krijesat është obligim njohja e Zotit të Lartësuar dhe teuhidi (njëshmëria e Tij). Për shkak të asaj që ai sheh qiejt dhe tokën, krijimin e vetes dhe gjithë asaj që Allahu e ka krijuar. Sa i përket farzeve, ai i cili nuk i di dhe nuk i kanë arritur, këtij personi nuk i është ngritur argumenti për dispozitat".[55]

Shejh Mola Alij Karij, imam i medhhebit të Ebu Hanifes në kohën e tij thotë: "Pastaj, e di se nëse flet fjalën e kufrit duke e ditur kuptimin e saj, mirëpo kuptimin e saj nuk e beson por, fjala del prej tij pa ndonjë dhunë dhe nga vet dëshira e tij, ky person gjykohet me kufër. Duke pasur parasysh mendimin e zgjedhur tek disa prej tyre se imani është besim dhe pajtim së bashku.[56] Thënia e saj ndërron pajtimin me refuzim, ndërsa nëse flet fjalën e kufrit mirëpo, nuk e di se është kufër apo se është fjalë e kufrit, në fetavën e Kadi Hanit

---

Hizbilahi Muvehidin" (f 10), Karafi në Furuk, Nedhari'ije Darure sherije (f 118-119) dhe Furuk (149/2), Sherh Fikh Ekber (f 230), në "Hadil Islam" ( f 566), "Mexhmu Resail Mahmudije" (f 15-16), Daja Sharik të Ibn Sahmanif (f 170), "Mexhmuatu Muelefat" Shejh Muhamed b AbdulVehab (f 159-160), po ashtu broshura "Hukmu Tekfir Muajen" (f 15) dhe Shejh AbdulKerim Zejdan në vexhiz (f 118-119)

[55] "Bedai Senai" Kisani (f 4378/9) "Sherh Fikhu Ekber" Mola Alij Karij (f 207).

[56] Ky është medhhebi I murxhive në kaptinën e imanit. Do të vjen më vonë demanti ndaj tij nëse do Allahu.

tregohet polemikë duke mos treguar më të vërtetën, ku thotë, thuhet se nuk bën kufër për shkak të arsyetimit të tij me xhehël. Thuhet se bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël. Unë them se më i vërtetë është mendimi i parë, ngase është prej llojit i cili dihet patjetër nga feja dhe në këtë rast bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël.[57]

Shejh Alij Karij gjatë fjalës së tij për bazat e fesë thotë: "Kjo, ngase definicioni i bazave të fesë është se e studion atë që duhet të besohet dhe ndahet në dy pjesë:

a) Njëra pjesë tek e cila xhehli ndikon në iman siç është njohja e Allahut, cilësitë e Tij pohuese dhe mohuese, dërgimi i Pejgamberëve dhe çështjet e ahiretit.

b) Një pjesë tek e cila xhehli nuk bën dëm, siç është vlerësimi i Pejgamberëve mbi melekët, këtë e përmend Sublaju, nëse njeriu mbetet tërë jetën e tij duke mos i shkuar ndërmend kjo gjë. Allahu nuk do ta pyet për këtë.[58]

Mola Alij Karij gjatë shpjegimit të dallimit të cilit ia treguan kufijtë, thotë: "Kadij Ijadi thotë: "Poashtu muslimanët janë që të gjithë të pajtimit se ai i cili lejon vrasjen e muslimanit shpallet kafir, pra me zullum, apo lejon pirjen e alkoolit me vet dëshirë apo zinanë, e në këtë kuptim edhe kamatën, shtirjen dhe gjëra tjera të cilat Allahu i ka ndaluar, pasiqë ky person ta dijë ndalesën. Në këtë ndoshta ka shenjë se xhehli i tij është arsye. Ndoshta kjo është për atë i cili është musliman i ri apo nuk është në moshën e pjekurisë, ngase mohimi i asaj që dihet patjetër nga feja është kufër me ixhma".[59]

Shejh Mola Alij Karij gjatë shpjegimit të kësaj shprehje thotë: "Qëllimi i shprehjes 'çështjet e holla të diturisë së teuhidit' janë çështjet gjatë të cilave mëdyshja dhe dyshimi janë mohuese të imanit, prishin bindjen për ekzistencën e qenies së Allahut, cilësive të Tij dhe njohjen e besimtarit për gjendjen në botën tjetër. Kjo nuk

---

[57] 'Sherhu Fikhil Ekber" (f 244-245)
[58] "Sherhu Fikhul Ekber" (f 169)
[59] "Sherhu Shifa"

mohon se imani qëndron gjatë disa dispozitave, ngase ka të bëjë me sheriatin Islam, meqë polemika në shkencën e dispozitave është mëshirë.[60] Ndërsa polemika në diturinë e teuhidit është bidat dhe devijim, gabimi në shkencën e dispozitave është i falur dhe pronari i tij është i shpërblyer, ndërsa gabimi në Ilmul Kelam (akide) është kufër dhe mëkat ndërsa pronari i tij mëkatar."[61]

Shprehja e tij se gabimi është në Ilmul Kelam, Allahu e mëshiroftë, e ka për qëllim shkencën e teuhidit, ngase tregoi se definicioni i Ilmul Kelamit është "Dituria e cila merret me besimet e fesë me argumente bindëse".[62] Dijetarët e kohës së tij e kishin zakon ta quajnë shkencën e akides dhe teuhidit me emrin Ilmul Kelam. Ndërsa, autori është prej njerëzve që më së shumti e qortojnë Ilmul Kelamin.

Për shkencën e Ilmul Kelamit të qortuar me të cilën arrihet deri në shtrembërimin e kuptimeve të Kur'anit dhe Sunnetit, ku mendjen e bëjnë gjykatës të teksteve të sheriatit, thotë "A nuk e sheh se shejtani kur dëshiron t'ia merr robit imanin ndaj Zotit të tij, nuk ia largon atë vetëm se duke i futur besime të kota në zemrën e tij". Prej kësaj është zhytja në Ilmul Kelam, lënia e mësimit të dispozitave të Islamit të përfituara nga Kur'ani dhe Sunneti. Ajo që e bën të qartë qëllimin e autorit është fjala e tij se të folurit sipas mendimeve dhe mendjes së thjeshtë rreth fikhut dhe sheriatit është bidat dhe devijim, prandaj është akoma më me prioritet që ky klasifikim të jetë në shkencën e teuhidit dhe cilësive të Allahut, ngase është bidat dhe devijim.[63]

Ai po ashtu kur flet për ithtarët e kibles dhe definicionit të tyre, thotë: "Pastaj, dije se me ithtarë të kibles e kam për qëllim atë për të cilën ka pajtim mbi domosdoshmëritë e fesë siç është: krijimi i kësaj bote, ringjallja e trupave, dituria e Allahut mbi çështjet e përgjithshme dhe të veçanta dhe të ngjashme me këto. Ai i cili gjatë tërë jetës së tij zbaton vepra të mira dhe ibadete duke besuar se bota

---

[60] Kjo nuk është e vërtetë ngase mëshirë është kthimi në librin e Allahut dhe Sunnet, gjatë përçarjes, këtë dobi e tha Shejh Salih Feuzani gjatë shënimeve ndaj fjalëve të Shejh Alij Karij.
[61] "Sherh Fikhul Ekber" (f 165)
[62] "Sherh fikhul Ekber (f 169)
[63] "Sherh Fikhul Ekber" Alij Karij (f 10)

është e pa krijuar, pa fillim, apo mohon ringjalljen ose diturinë e Allahut të Lartësuar mbi çështje të veçanta, ky person nuk është prej ithtarëve të kibles. Ajo që përmendet se nuk e shpallim kafir asnjë nga ithtarët e kibles tek Ehlu Sunneti është se nuk shpallet kafir derisa tek ai nuk ka diç nga shenjat e kufrit dhe dukurive të tij, përderisa nuk del nga ai diç me të cilën bëhet kafir.

Nëse e kupton këtë, dije se ithtarët e kibles janë të pajtimit për atë që përmendëm prej bazave dhe akides. Ata kanë polemikë në baza të tjera siç është çështja e cilësive, krijimi i veprave, vullneti i Tij, Fjala e Tij e pa fillim, shikimi tek Ai dhe të ngjashme me këto, çështje mbi të cilat nuk ka polemikë se e vërteta është një.

Ata po ashtu kanë polemikë se a shpallet kafir ai i cili e kundërshton të vërtetën me atë besim, a bazohet në fjalën që e thotë apo ajo?

Mendimi i Eshariut dhe shumicës nga pasuesit e tij është se nuk është kafir dhe kjo vërehet nga fjalët e Shafiut ku thotë "Nuk e kthej mbrapa dëshminë e ithtarëve të epshit, përpos hatabijëve ngase ata e lejojnë gënjeshtrën.[64]

Ky imam, siç shihet gjatë shprehjes së tij, bën dallim mes asaj që është prej domosdoshmërive të fesë të cilat njihen patjetër nga feja si ringjallja, dituria e Allahut ndaj sendeve, adhurimi i Allahut një dhe të pashoq dhe meseleve të tjera (pra, prej çështjeve të fshehta) siç janë çështja e shikimit të Allahut, mbetjes së tokës dhe të tjera prej çështjeve precize.

Pra, sipas autorit ndalemi nga tekfiri i atyre të cilëve kanë te'vil në diç prej këtyre çështjeve.

Dhe me këtë na bëhet i qartë dallimi të cilin e bëjnë ata dijetarë mes çështjeve për të cilat ka te'vil tek ithtarët e grupeve dhe drejtimeve të ndryshme që janë të pajtimit me origjinën e Islamit,

---

[64] "Sherh Fikh Ekber" (f 230) Autori ka përmendur më shumë terminologjinë e Esharijve dhe Maturidijve nga se është ndikues. Këto janë terme të reja, të cilat selefi nuk i ka përdorur, Allahu ua faltë të gjithëve.

pra me teuhidin dhe çështjet e njohura patjetër nga feja në të cilat nuk pranohet te'vili dhe nuk ka arsye në to.

## TRANSMETIME NGA SHAFITË DHE MALIKITË RRETH ÇËSHTJES SË NDARJES SË MESELEVE

Imam Shafiu thotë: "Dituria është dy llojesh: dituria e avamit, ku asnjërit i cili ka mendje të shëndoshë nuk i lejohet injoranca në të. Ai tha p.sh, sikur çka? Them: pesë kohët e namazit dhe se njerëzit duhet ta agjërojnë Ramazanin për Allahun, ta kryejnë haxhin nëse kanë mundësi, të japin zekatin e pasurisë së tyre, se Ai ua ka ndaluar zinanë, vrasjen, vjedhjen, alkoolin dhe çdo çështje e cila është në këtë kuptim prej asaj që robërit janë të obliguar ta logjikojnë, veprojnë, ta japin nga vetja dhe pasuria e tyre. Dhe të ndalen nga ajo që u është ndaluar. Ky lloj i diturisë është tekstualisht i përmendur në Librin e Allahut, gjendet në përgjithësi tek ithtarët e Islamit. Këtë e transmetojnë avami nga avami i cili ka kaluar, e tregojnë nga Pejgamberi sal'Allahu alejhi ue selem. Nuk përçahen në tregimin e kësaj e as në obligimin e saj."

Kjo është dituria tek e cila nuk mund të gabohet në lajmet e saj. Nuk ka te'vil (keqinterpretim) e as nuk lejohet polemika në të.

Ai tha: Cila është e llojit të dytë? Unë them: Ajo e cila iu nevojitet robërve nga degët e farzeve dhe dispozitat e veçanta, e të tjera. Të cilat nuk janë tekste në Kur'an e as në shumicën e Sunnetit. Nëse gjendet diç prej saj, ato janë lajme të veçanta e jo të përgjithshme."[65]

Pra, më duket se fjala e Shafiut është e qartë se ka çështje prej diturisë të cilat nuk i lejohet asnjërit nga muslimanët të mos i njeh, përderisa është i mençur. Pesë kohët e namazit dhe farzet Imam Shafiu i konsideron prej diturisë e cila nuk mund të gabohet si lajm as me te'vil.

---

[65] "Risale" (f 357-360)

Ngase, ummeti ka ixhma për këto farze. Ndërsa teuhidi është më me prioritet se këto, meqë është prej farzeve më të mëdha, për atë kanë zbritur Librat dhe janë dërguar të Dërguarit.

Fjala e Imam Karafit Malikij të cilën e transmeton Imam Ibn Haxher Shafiu dhe pajtohet me të, "Për lutjet e Sufijve gjatë të cilave thuhen fjalë të shirkut dhe kufrit që të nxjerrin nga feja Islame" ku Imam Karafi thotë: "Dije se injoranca ndaj asaj se kah të shpijnë këto lutje nuk është arsye tek Allahu. Ngase, rregulli i sheriatit argumenton se çdo send të cilën i obliguari me sheriat ka mundësi ta largojë, nuk mund të jetë argument për xhahilin tek Allahu". Pastaj thotë: "Nëse xhehli është i llojit të cilin në përgjithësi nuk mund ta largojë nga vetja, kjo është arsye. Siç është rasti nëse e marton motrën e tij duke menduar se është e lejuar..., esenca e fesadit që ka hyrë në lutje është xhehli. Ka lejuar prej tyre, kujdesin për dituri ngase ajo është shpëtim. Ke kujdes nga xhehli ngase është devijim...[66]

Shpjegimi më i hollësishëm për këto fjalë është në librin e veçantë "Furuk" të Imam Karafit. Imam Karafi thotë: Dije se xhehli është dy llojesh.

Lloji i parë: xhehël për të cilin vënësi i sheriatit e falë dhe ia falë vepruesit. Rregulli i tij thotë se çdo send nga e cila në përgjithësi nuk mund të ruhemi nga ajo, është e falur.

Lloji i dytë: xhehël për të cilin vënësi i sheriatit nuk falë dhe nuk ia falë vepruesit. Ndërsa, rregulli i tij është çdo send për të cilën nuk është e pamundshme të ruhesh dhe nuk është vështirë, kjo nuk falet nga Ai. Ky lloj është i përgjithshëm edhe në bazë të fesë, edhe në baza të fikhut, por edhe në disa degë tjera të fesë.

Sa i përket bazave të fesë (akides) ngase vënësi i sheriatit pasi ka vështirësuar në të gjitha besimet në mënyrë të madhe ku njeriu nëse jep mundin e tij aq sa ka mundësi do ta ngrit xhehlin nga vetja për një cilësi prej cilësive të Allahut, apo për diç e cila është obligim të besohet në baza të fesë. Nëse nuk e ngrit nga vetja atë xhehël, nëse e

[66] "Ialam bi Kanatil Islam" e botuar me Zinxhir të Ibn Haxher Hejthemij.

le atë besim me këtë do të bëhet mekatar, kafir i cili do të hyn në zjarr përgjithmonë. Siç është mendimi më i njohur në medhhebin (maliki).[67]

Imam Karafi në librin "Furuk" për disa lutje të cilat bëhen nga disa injorantë prej sufijve në të cilat ka kufër dhe shirk të cilat pronarin e saj e nxjerrin nga feja Islame, duke qenë injorantë ndaj asaj se në çka të shpijnë këto lutje, thotë: "Dije se injoranca ndaj asaj se ku të shpijnë këto lutje nuk është arsye për atë që lutet tek Allahu i Lartësuar. Ngase, rregulli i sheriatit thotë se çdo xhehël, të cilin njeriu i obliguar ka mundësi ta largojë, nuk është arsye për të".

Allahu i Lartësuar i ka dërguar Pejgamberët e vet me porositë e Tij tek krijesat e Tij, ua ka bërë obligim që të gjithëve që t'i mësojnë dhe të veprojnë me to. Pra, dituria dhe vepra janë dy obligime, kush e braktis mësimin dhe veprimin dhe mbetet xhahil, vetëm se ka bërë dy mëkate ndaj Allahut.

Nëse mëson por nuk vepron, ka bërë ndaj Allahut një mëkat duke e lënë veprimin ndërsa ai i cili mëson dhe vepron, vetëm se ka shpëtuar...derisa (Allahu e mëshiroftë) në fund të fjalëve të tij rreth kësaj shpjegon se ka lloj tjetër të xhehlit të cilin i obliguari nuk mund ta largojë. Ato janë çështjet në të cilat ndodh injoranca, dhe thotë: Xhehli i cili në përgjithësi nuk mund të largohet, kjo është arsye. Siç është martesa me të motrën duke menduar se është e huaj, pirja e alkoolit duke menduar se është uthull, apo ngrënia e ushqimit të papastër duke menduar se është i pastër dhe i lejuar. Për këto, injoranca arsyetohet, pasiqë po të ishte kusht bindja gjatë këtyre gjërave ku ka dyshime, kjo do të ishte e vështirë, prandaj arsyetohen për këto çështje...

Ibn Shat në librin e tij "Tehdhibul Furuk" pajtohet me këtë rregull të madh për dallimin mes çështjeve tek të cilat ka arsye dhe çështjeve tek të cilat s'ka arsye. Ai u pajtua me Imam Karafin Malikij rreth kësaj me fjalën e tij: "Dije se injoranca ndaj asaj se ku shpie kjo

---

[67] "furuk" (149/2) dhe më pas kësaj, në disa fjalë të tij duhet të shikohet më mirë, ajo është: nëse ai jep mundin e tij të mundshëm deri në fund. E vërteta për këtë do të vjen më vonë, në kaptinë të veçantë.

kotësi....deri në fund. Unë them, ( këto fjalë janë të Ibn Shatin) atë që thotë në këtë kaptinë, e gjitha është e vërtetë. Përpos asaj që e tha rreth lutjes së ndaluar. Dhe argumentimi për këtë bëhet me fjalën e Nuhit, a.s, (Unë kërkoj mbrojtje që mos të kërkoj diç prej ty, diç për të cilën nuk kam dituri). Rreth kësaj ka dyshim, më e vërteta është se esenca në lutje është mustehab vetëm për atë që ka argument se është e ndaluar.[68] Këto janë fjalët e tij me shkronjat e njëjta.

Imam Karafi Malikij nën titullin: Dallimi i nëntëdhjetë e katër mes rregullit ku injoranca është arsye dhe rregullit ku injoranca s'është arsye: dije se vënësi i sheriatit falë për disa injoranca në sheriat dhe ia falë vepruesit të asaj vepre dhe dënon për disa vepra dhe nuk ia falë vepruesit të saj. Rregulli kur injoranca falet është kur njeriu në përgjithësi nuk ka mundësi të mbrojë veten nga ajo injorancë.

Ndërsa, një injorancë nga e cila nuk mund të goditësh dhe nuk është i vështirë largimi prej saj, kjo nuk falet dhe ka disa forma. E para: ai i cili fle me një grua të huaj gjatë natës, duke menduar se është gruaja e tij, apo robëresha e tij, kjo falet, ngase e vërteta rreth kësaj çështje është e vështirë për njerëzit.

Pastaj Karafi përmend forma të tjera, shembull: ai i cili pi ujë të pa pastër ose alkool apo vret një musliman duke menduar se është kafir i cili luftohet. Pas kësaj thotë: E pesta: një gjykatës i cili gjykon me dëshmitar të rrejshëm duke pasur injorancë ndaj gjendjes së tyre, në këtë rast ai nuk ka mëkat, ngase nga kjo është vështirë të ruhet. Pra, kësisoj krahasoi çështjet tjera të cilat ndodhin kështu, ngase është vështirë të ruhesh nga kjo.

Po ashtu, krahasoi edhe rastet tjera të ngjashme me këto. Për të tjerat, njeriu është i obliguar t'i largon nga vetja. Pra, kush vepron me injorancë vetëm se është mëkatar në çështjet e akides. Ngase, vënësi i sheriatit ka shtrënguar në çështjet e besimit të bazave të fesë në mënyrë të madhe, ku njeriu jep mundin e tij maksimal për të larguar xhehlin nga ai në një cilësi prej cilësive të Allahut, apo për

[68] "Furuk" Karafit (f 264/4), mbrenda këtij libri është edhe libri Tehdhib Furuk të Ibn Shatit në faqen e tij.

një çështje e cila është obligim të besohet nga bazat e fesë. Nëse ai nuk largon nga vetja atë xhehël, nëse e len atë besim, ai është mëkatar dhe kafir, qëndron përgjithmonë në zjarr sipas mendimit më të njohur nga medh'hebi.[69]

Imam Ebi Kasim Ibn Shat duke e pohuar këtë fjalë të çmueshme rreth këtij rregulli të dallimit të çështjeve, thotë: "Dallimi i nëntëdhjetë e katër, mes rregullit në çka xhehli nuk është arsye dhe rregullit në çka xhehli është arsye.... deri në fund. Unë them (thotë Ibn Shati) atë që e tha Karafi është e vërtetë, përpos fjalës rreth atij i cili fle me një grua të huaj dhe të tjerët sikur ai, nëse këtu e ka për qëllim supozimin i cili i shkon ndërmend e kundërta e të vërtetës, këtë nuk e shoh si të vërtetë".[70] Këtu përfundon transmetimi nga ai. Marrë nga "Tehdhib Furuk" të Imam Ebil Kasim Ibn Shat i njohur si Ibn Shat Malikij.

Sa i përket cilësive të Allahut për të cilat bën tekfir Imam Karafij, ato janë cilësi të cilat kanë të bëjnë me rububije të cilat njeriu duhet ti njeh deri sa të vdesë në teuhid. Siç është dituria mbi atë se Ai i Lartëmadhërishmi është krijuesi i botës. Siç është dituria mbi atë se është i Gjallë. E kundërta është për cilësitë tjera të cilat nuk vërtetohen vetëm se me sheriat dhe shpallje.

Tekfiri i personave të cilët kanë injorancë ndaj këtyre cilësive është çështje polemike mes dijetarëve. Edhe pse mendimi më i vërtetë të cilën e zgjodhi Shejhul Islam Ibn Tejmije dhe Shafiu dhe të tjerët pos tyre, është se nuk shpallen kafirë para se t'iu ngrihet argumenti. Kjo temë do të vjen më hollësisht gjatë dispozitës së tekfirit të injorantit në cilësitë e Allahut.[71]

Këtë rregull e transmeton për së gjati Ibn Husejn Mekij në librin "Kauaid Sunijefi Esrar Fekhije, (f 163/2). Ku në fusnotën e librit "Furuk" thotë: "Dije se xhehli është dy llojesh, lloji i parë: Xhehli të cilin vënësi i sheriatit e falë me sheriat dhe vepruesit ia falë. Rregulli

[69] "Furuk" të Imam Karafit Malikij (f 149-150/2)
[70] "Tehdhibul Furuk" Imam Ibn Shat, muxhtehid i njohur (f 149/2)
[71] Kthehu për polemikën e dijetarëve rreth injorantit ndaj cilësisë së Allahut në (debatin rreth pretendimit të Ixhmasë) nga kapitulli Kundërshtimet më të njohura nga ky libër.

i kësaj është çdo gjë nga e cila në përgjithësi nuk mund të ruhet dhe kjo është e falur. Për këtë ka disa forma, njëra është ai i cili gjatë natës fle me një grua të huaj duke menduar se është gruaja e tij apo robëresha e tij, kjo i falet atij ngase, e vërteta e kësaj është e vështirë për njerëzit.

Dhe lloji i dytë i xhehlit të cilin vënësi i sheriatit nuk e fal në sheriat dhe vepruesit të saj nuk ia falë. Rregulli i tij është çdo gjë nga e cila nuk është rëndë dhe vështirë të ruhesh, pra ky xhehël nuk falet. Ky lloj është i përgjithshëm në *usulu din* dhe *usulu fikh* dhe në disa lloje nga degët. Sa i përket *usulu dinit* ku vënësi i sheriatit ka shtrënguar në të gjitha çështjet e besimit në mënyrë të madhe, ku njeriu jep mundin e tij maksimal për të larguar injorancën nga vetja për një cilësi prej cilësive të Allahut, apo për ndonjë çështje e cila është obligim të besohet në baza të fesë dhe nuk e largon atë injorancë ndërsa me lënien e këtij besimi bëhet mëkatar kafir, bëhet banor i përhershëm i zjarrit. Sipas mendimit më të njohur në medh'heb.[72]

Imam Karafi në librin e tij "Sherh Tenkihul Fusul" solli një fjalë me rëndësi rreth dallimit ku e ka shpjeguar rregullin të cilin e përmendëm më parë. Ai pas kësaj tha: "Mu për këtë Allahu nuk e arsyeton me injorancë në *usulu din*" sipas ixhmasë së dijetarëve.[73]

## FJALËT E HANBELIVE RRETH ÇËSHTJES SË DALLIMIT

Imam Ibn Tejmije në "Sherhul Umde" kur flet rreth tekfirit mbi lënësin e namazit thotë: "Në realitet çdo refuzim i lajmit të Allahut apo urdhrit të Tij është kufër, i vogël apo i madh. Mirëpo, ka mundësi të futet në çështjet ku rrugët e diturisë janë të fshehta dhe është çështje e lehtë në degë. E kundërta në çështjet ku janë të qarta, që është prej shtyllave të fesë, prej lajmeve të urdhërave".[74]

[72] "Kauaid Sunije fi Esraril Fikhije" të Imam Bin Husejn Malikij (f 163/2). Në fusnotë të "Furuk"
[73] "Sherh Tenkihul Fusul" Karafij (f 1439)
[74] "Bejanul Edhher Fil Ferki Bejne Shirkil Ekber ve Shirkil Esgar" (f 10) të imam Abdilah b. AbduRrahman Ebi Betij Hambelij

Shejhul Islam Ibn Tejmije ka fjalë të qartë ku bën dallim mes çështjeve të qarta në të cilat nuk arsyetohet me xhehël dhe tjerave prej çështjeve të fshehta. Ai, Allahu e mëshiroftë, gjatë fjalëve ku flet për qortimin e ithtarëve të kelamit thotë: "Kjo nëse është për mendimet e fshehta mund të thuhet: ai është gabimtar, i devijuar, argumenti nuk i është ngritur, pas së cilës pronari i këtij (mendimi) shpallet kafir.

Mirëpo, te disa prej grupeve të tyre kjo ndodh në çështje të qarta të cilat njerëzit në përgjithësi i dinë dhe në veçanti prej muslimanëve se ato janë prej fesë së muslimanëve. Madje, edhe jehudët dhe të krishterët e dinë se Muhamedi, a.s, është dërguar me to, dhe ka shpallur kafir kundërshtimin në ato çështje. Siç është: urdhri i tij për adhurimin e Allahut një dhe të pashoq, ndalesa për adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut, prej melekëve, pejgamberëve, diellit, hënës, yjeve, idhujve dhe të tjerave.

Këto janë simbolet më të dukshme të Islamit, siç është urdhëri i Tij për pesë kohet e namazit, armiqësimi i jehudëve dhe të krishterëve, mushrikëve, sabijve, mexhusve, pastaj ndalesa e amoralitetit, kamata, alkooli, bixhozi dhe të ngjashme. Pas kësaj, megjithatë gjen shumë prej kokave të tyre se kanë rënë në këto çështje dhe u bënë murtedinë".[75]

Shiko në dallimin të cilin e bën ky imam mes mendimeve të fshehta dhe çështjeve të dukshme, për mendimet e fshehta të cilat janë kufër ai tha: Për këtë mund të thuhet se ai është gabimtar, i devijuar, nuk i është ngritur argumenti, pas së cilës pronari i saj bëhet kafir. Mirëpo, këtë nuk e tha për çështjet e dukshme.

Pra, fjalët e Imam Ibn Tejmijes janë të qarta për dallimin mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta, të cilat dalin nga muslimani me injorancë, ku për çështjet e qarta siç janë: bërja hallall e haramit,

---

[75] "Mexhmua Fetava" (f 54/4) Shejh Ebu Betin duke shënuar rreth fjalëve të shejhul islamit thotë: "Shiko në dallimin mes mendimeve të fshehta dhe çështjeve të dukshme". Për mendimet e fshehta të kufrit tha mund të thuhet: "E ai është gabimtar, i devijuar, nuk i është ngrit argumenti pronarit të asaj vepre, nuk i është ngrit argumenti pas së cilës bëhet kafr. Mirëpo, këtë nuk e tha për çështjet e dukshme. Ai gjykoi për riden e tyre në përgjithësi dhe nuk e përjashtoi xhahilin, "Dureru Senije" (355/10)

fjalë apo vepër e shirkut, të cilat të nxjerrin nga feja Islame, ai i shpall kafirë. Por, nuk i shpall kafirë në çështje të fshehta me injorancë deri sa t'u ngrihet argumenti, t'u shpjegohet dhe sqarohet ndërsa ai që pas kësaj kundërshton, bën kufër.

Shejhul Islam Ibn Tejmije pajtohet me këtë dallim edhe njëherë kur flet për çështjen e ndërmjetësimit dhe llojeve të tij duke thënë: "Me fjalën tevesul i kanë për qëllim tre çështje. I kanë për qëllim dy çështje për të cilat ka pajtim mes muslimanëve. E para është origjina e imanit, Islamit. Kjo është ndërmjetësim me besimin dhe respektimin e Tij.

E dyta: lutja dhe ndërmjetësimi i Tij, kjo po ashtu është e dobishme dhe ndërmjetësohet me këto kush lut dhe kërkon ndërmjetësim tek Ai. Kjo me pajtimin e të gjithë muslimanëve. Ai i cili mohon tevesulin tek Ai, sipas këtyre dy kuptimeve, është kafir, murted, nga i cili kërkohet teube (pendim), nëse pendohet, mirë e nëse jo, atëherë vritet si murted.

Tevesuli me anë të besimit ndaj Tij dhe respektimit të Tij, është origjina e fesë. Kjo është e njohur patjetër nga feja Islame tek njerëzit, në përgjithësi dhe veçanti. Sa i përket lutjes dhe ndërmjetësimit të Tij dhe dobisë të cilën muslimanët e kanë nga kjo, kush e mohon këtë po ashtu është kafir, mirëpo kjo është më e fshehtë se e para, kush e mohon nga injoranca njoftohet për këtë, nëse vazhdon duke mohuar, ai është murted".[76]

Imam Zejnudin AbduRrahman b. Rexhebi Hanbelij gjatë shpjegimit të hadithit të Numan b. Beshirit r.a, thotë: "Në përgjithësi Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk ka lënë ndonjë lejesë vetëm se e ka sqaruar dhe nuk ka lënë ndonjë ndalesë vetëm se e ka shpjeguar, mirëpo disa janë më të qarta se të tjerat. Ajo e cila është e njohur dhe e dukshme është e njohur nga feja patjetër. Për atë çështje nuk ka dyshim dhe nuk arsyetohet asnjëri me injorancë në një vend ku shfaqet Islami. Çështjet të cilat janë të shpjeguara në këtë nivel, ka prej tyre që janë të njohura në mesin e bartësve të sheriatit në mënyrë të veçantë. Dijetarët pajtohen për ato se janë të

[76] "Mexhmu Fetava "(153/1) "Kaide Xhelile Fi Tevesul vel vesile"

lejuara apo të ndaluara. Kjo ka mundësi t'u jetë e fshehur disave të cilët nuk janë prej tyre. Ka disa çështje të cilat nuk janë të njohura edhe në mesin e bartësve të sheriatit dhe njashtu kanë polemikë rreth lejimit dhe ndalimit të tyre".[77]

**Fjalët e Ibn Rexhebit janë të dukshme rreth dallimit mes çështjeve të cilën e përmendëm:**

Ebu Hasen Balij Hanbelij në zgjedhjet e Shejhul Islam Ibn Tejmijes, thotë: "Shejhul Islam thotë: murted është ai i cili i bën shirk Allahut të Lartësuar, apo urren Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe atë me të cilën ka ardhur ai, apo e braktis urrejtjen e ndonjë të keqe të zemrës, apo supozon se ndonjëri nga sahabët apo tabiinët ka luftuar së bashku më kafirët, apo e ka lejuar këtë, pastaj nëse mohon një ixhma të prerë, apo merr mes tij dhe Allahut ndërmjetës te të cilët mbështetet, u lutet atyre dhe kërkon prej tyre. Kush dyshon në një cilësi prej cilësive të Allahut, lloji i së cilës nuk mund të mos dihet, ky është murted.

Ndërsa, nëse është prej atyre cilësive që mund të mos dihet, ky nuk është murted. Mu për këtë Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e ka shpallur kafir njeriun i cili ka dyshuar në forcën e Allahut lidhur me ringjalljen. Ngase, kjo nuk është vetëm pas ardhjes së Pejgamberisë. Dhe në kuptimin e këtij lloji është përgjigja e Aishes r.a, kur u pyet: *"Sado që njerëzit e fshehin, Allahu e di?* ajo tha – *Po!"*[78]

Hafidh Sherefudin Musa Haxhamij Hanbelij, imam i hanbelijve në Damask, për dispozitën e murtedit thotë: "Murted është ai i cili bën kufër pas Islamit të tij. Kush bën shirk ndaj Allahut, apo mohon atë se Ai është Zot, mohon njësimin e Tij, ndonjë cilësi prej cilësive të Tij, apo pretendon se Ai ka marrë grua apo fëmijë, mohon disa nga librat e Tij, apo mohon disa nga të dërguarit e Tij, fyen Allahun apo të Dërguarin e Tij, vetëm se ka bërë kufër. Kush mohon ndalesën e zinasë, apo diç nga ndalesat e dukshme për të cilat ka

[77] "Xhami Ulami vel Hikem' Ibn Rexheb (f 83)
[78] "fetva Kubra (f 535/5) Libri "Ihtijarat Ilmije" kaptina e murtedit.

ixhma, nëse këtë e bën me injorancë, njoftohet më këtë, mirëpo nëse çështja e tillë është e njohur, ai bën kufër”.[79]

Shejh Ebu Betin Nexhdi thotë: “Mendimi i zgjedhur i Shejh Tekijudinit në çështjen e cilësive është se injoranti nuk shpallet kafir. Mirëpo, sa i përket shirkut dhe të ngjashmes me të nuk arsyeton”, siç do të shohësh disa nga fjalët e tij, nëse do Allahu.

Disa fjalë të tij rreth ITIHADIJEVE dhe të tjerëve që i përmendëm dhe rreth tekfirit të atyre të cilët dyshojnë në kufrin e tyre. Autori i zgjedhjeve të Ibn Tejmijes në Fikh thotë: “...pastaj transmeton atë që u përmend më herët nga Ibn Tejmije, derisa tha: ai përmendi më herët veprat dhe fjalët e kufrit. Ndërsa, në çështjen e cilësisë bëri dallim mes injorantit dhe të tjerëve. Edhe pse mendimi i shejhut, Allahu e mëshiroftë, për ndaljen e tij nga tekfiri i xhehmijve dhe të ngjashmit me ta është në kundërshtim me tekstet e Imam Ahmedit dhe të tjerëve nga imamët e Islamit.

Mexhdi (Ebul Berekat Abdu Salam Ibn Tejmije), Allahu e mëshiroftë, thotë: “Për çdo bidat për të cilin e shpallim kafir thirrësin në të, ndërsa atë i cili e pason qorrazi (mukalidin) e konsiderojmë fasik. Siç është rasti me ata të cilët thonë se Kur’ani është i krijuar, dituria e Allahut është e krijuar apo emrat e Tij janë të krijuar, apo se Ai nuk shihet në botën tjetër, ose i fyen sahabët duke e konsideruar këtë fe, apo se imani është thjeshtë vetëm besim dhe të ngjashme si kjo.

Ai i cili ka njohuri mbi këto bidate, thërret në të, dhe debaton për ato, ky person gjykohet me kufër. Ahmedi ka përmendur këtë tekstualisht në disa vende (përfundoi fjala e Mexhdit), shikoni pra (është fjala e Ebu Betinit) se si gjykuan për kufrin e tyre duke qenë ata xhahilë”.[80]

Me këtë shpjegim të cilin e transmeton nga ky imam, neve na bëhet i qartë argumentimi për ndarjen e çështjeve në të dukshme, në të cilat njeriu i obliguar nuk arsyetohet me xhehël, siç është shirku i

---

[79] “Reudul Murbi” (f 499-500/2)
[80] “Intisar li Hisbilahil Muvehidin (f14-15)

madh i cili nxjerr nga feja Islame, dhe të tjerave prej çështjeve të fshehta, siç janë meseletë e cilësive të Allahut. Këtë e bën edhe më të qartë.

Shejh Ebu Betin Nexhdi, njashtu pasi foli për atë që vepron shirk të madh i cili të nxjerr nga feja Islame me injorancë, thotë: "kjo e bën të qartë atë që përmendëm se dijetarët nga çdo medh'heb në librat e fikut përmendin kaptina për dispozitën e murtedit, e ai është muslimani i cili bën kufër pas Islamit të tij. Më së pari nga llojet e kufrit fillojnë me shirkun, dhe thonë: kush i bën shirk Allahut, bën kufër, ngase shirku tek ata është lloji më i madh i kufrit, ata nuk thanë: nëse ky lloj mund të mos njihet, siç thanë për çështjet më të vogla se shirku. Kur dihet se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kur u pyet: *Cili mëkat është më i madhi?*, ai tha: *T'i bësh ortak Allahut, ndërsa Ai të ka krijuar*. Po të ishte xhahili apo mukalidi që nuk gjykohej me ridde kur të vepron shirk, ata nuk do ta harronin përmendjen e kësaj, pra kjo është e qartë".[81]

Ka mundësi dikush të supozon që kuptimi ynë i fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmije që ai bën dalim mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta në çështjen e arsyetimit me xhehël, të jetë një kuptim i veçantë. Ndërsa, në realitet ky është kuptimi i dijetarëve të mëdhenj të cilët janë më të dijshëm për tekstet e imamit, rreth vendeve ku gjenden, qëllimeve dhe shkaqeve të tyre.

E kundërta është tek disa bashkëkohorë të cilët përdorin fjalët e imamit në mënyrë të gabuar, në mënyrë të prerë e jo të përgjithshme. Apo që fjalët e imamit i vendosin jashtë vendit të tyre duke mos shikuar këtë dallim të cilin e pohuam. Dhe me këtë dalim me rezultat që të mendohet se Shejhul Islami ka kundërthënie në mesele, apo se për këtë çështje ai ka dy mendime, apo se në përgjithësi arsyeton me xhehël në çdo mesele. Dijetarët e mëdhenj të cilët e kanë kuptuar këtë saktë, ashtu siç e pohuam[82] janë: Shejh Sulejman b Suhman, në librin "Dajau Sharik", Shejh Muhamed b

---

[81] Broshurë mbi shpjegimin e shirkut dhe mos arsyetimin me xhehël (f 36-37) marrë nga "Mexhmua Resail Nexhdije" (f 465-480)

[82] Kthehu dhe shiko kaptinën "dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit nga fjalët e imamëve në mënyrë detale" (f 123) nga ky libër.

AbdulVehab, Shejh Is'hak b AbduRrahman (ai e shkroi një broshurë për këtë), Shejh AbduLatif b AbduRrahman, Shejh Ebu Betin gjatë teksteve që përmendëm.

Fjalët e Imam Behaudin AbduRrahman b Ibrahim Makdesij Hanbelij, Allahu e Mëshiroftë, thotë: "Njashtu kush e mohon librin e Allahut apo diç nga ai, bën kufër. Ngase e ka përgënjeshtruar Allahun dhe e ka refuzuar Atë. Allahu i Lartësuar thotë: **"I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi Allahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij, dhe thanë: "Iu përgjigjëm thirrjes dhe respektuam urdhrin. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë".** (El Bekare, 285).

Ai i cili mohon një nga shtyllat e Islamit apo e lejon një haram për të cilin ka ixhma të qartë se është haram, ai vetëm se e ka përgënjeshtruar Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ngase, argumentet e kësaj janë të qarta në Kur'an dhe Sunnet. Kjo muslimanëve nuk u fshihet dhe këtë nuk e mohon kush vetëm se ai që përgënjeshtron Allahun dhe të Dërguarin e Tij".[83]

Mesele: vetëm nëse është prej atyre që u janë të fshehura obligimet dhe ndalesat. Atyre u tregohen ato, nëse nuk i pranojnë, atëherë bëjnë kufër. Ai të cilit i fshihen këto, mund të jetë që jeton në vende të largëta nga muslimanët. Këtij personi i tregohet që të kthehet nga ai mendim, përndryshe vritet. Kjo është kështu ngase, vendimi për këto çështje është i qartë në Kur'an dhe Sunnet. Ai i cili bën lëshime në këto është përgënjeshtrues ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, për këtë shpallet kafir, ashtu siç thamë për atë i cili mohon shtyllat e Islamit.[84]

Nga fjalët e të dy hoxhallarëve, autorit të tekstit dhe shpjeguesit, na bëhet e qartë se vet rritjen në mesin e muslimanëve ata e llogarisin të mjaftueshme për t'u ngritur argumenti dhe ua këput arsyet xhahilëve. Ngase, për këto çështje argumentet janë të qarta

---

83 "Ude sherh Umde" (f 317/2)
84 "Ude sherh Umde" (f 317/2)

nga Kur'ani dhe Sunneti. Nuk i mohon ato vetëm ai i cili është përgënjeshtrues. Nga kjo përjashtohet ai i cili është rritur në vende të largëta nga muslimanët, kjo është për shkak të mosarritjes së tekstit dhe pamundësisë për të mësuar. Ky lloj është përjashtuar sipas pajtimit të të gjithë dijetarëve.[85]

Shejh Muhamed b AbdulVehab duke e sqaruar këtë që e pohuam para ty, thotë: "Atë që ju përmendët para fjalëve të Shejhut Ibn Tejmije çdo njëri i cili mohon këtë dhe këtë dhe se ju po pyetni për ata tagutë dhe pasuesit e tyre, se a u është ngritur argumenti apo jo? Kjo është prej çudirave më të çuditshme, si po dyshoni në këtë, kur ua kam sqaruar juve disa herë se ai të cilit nuk i është ngritur argumenti është ai i cili është i ri në Islam, apo ai i cili është i rritur në ndonjë vend të largët, apo është në çështjet e fshehta siç është sarfi dhe atfi (sihri i cili e bën të largohet apo ta dashuron një grua).

Për këto nuk shpallet kafir derisa të njoftohet me të. Mirëpo, bazat e fesë të cilat i ka sqaruar Allahu në Librin e Tij, për këto çështje argumenti i Allahut është Kur'ani. Atij të cilit i arrin Kur'ani vetëm se i ka arritur argumenti. Mirëpo, esenca e problemit është se ju nuk bëni dallim mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit. Me të vërtetë shumica e kafirëve dhe munafikëve nuk e kanë kuptuar argumentin e Allahut edhe pse u është ngritë atyre. Siç thotë Allahu i lartësuar: **"A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta.""** (El Furkan, 44)[86]

Shih, Allahu të mëshiroftë, në atë që tha gjatë sqarimit të fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmijes, në të cilën tha: "Ai nuk e shpall kafir asnjërin deri sa t'i ngrihet argumenti", pra siç mund ta shohësh, ai bën dallim mes çështjes së shirkut të madh i cili të nxjerr nga feja Islame dhe të tjerave nga bazat e fesë dhe mes çështjeve të fshehta. Shiko se si atë të cilit i ka arritur Kur'ani në çështjet e dukshme e konsideron prej atyre që vetëm se u është ngritur argumenti i prerë.

---

[85] Kthehu dhe shih rregullin e përjashtimit të atij I cili është i ri në Islam dhe ai I cili është rritur në vend të largët (f 294) nga ky libër.
[86] "Mexhmu Muelefat" Muhamed b AbdulVehab ( f 159-160/7) letrat personale.

E kundërta është në çështjet e fshehta, siç janë çështjet e cilësive të Allahut, çështja e kaderit dhe të tjera prej çështjeve të cilat i përmendëm më herët.

Këtë e ka kuptuar nga shprehja e Shejh Muhamed b Abdul-Vehabit të njëjtën të cilën e kemi kuptuar, edhe nipi i tij, dijetari i madh, njëri nga imamët e thirrjes së Nexhdit, Is'hak b. AbduRrahman Ale Shejh Nexhdij Hanbelij.

Shejh Is'hak b AbduRrahman Nexhdij, thotë: "Nuk themi ndryshe veçse ashtu si thonë hoxhallarët tanë...dhe nipi i tij gjatë demantit ndaj Irakijut, po ashtu ky është mendim i imamëve të fesë para tyre. Është e njohur nga domosdoshmëria e fesë Islame se në çështjet e bazave të fesë duhet kthyer në Kur'an dhe Sunnet dhe Ixhmanë e Ummetit dhe në atë që ishin sahabët. Nuk duhet kthyer tek ndonjë dijetar në mënyrë të veçantë.

Te kush është pranuar ky rregull në mënyrë që nuk mund të kthehet mbrapa me ndonjë dyshim dhe e vendos në brendinë e zemrës së tij, atëherë e ka të lehtë ta kuptojë atë që e sheh prej fjalëve të paqarta në disa shkrime të imamëve. Ngase, nuk ka të mbrojtur përveç Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem.

Çështja jonë është për adhurimin e Allahut të Lartësuar i Cili është Një i Pashoq, dhe se ai i cili adhuron dikë së bashku me Allahun, ka bërë shirk të madh, i cili e nxjerr nga feja. Kjo është baza e bazave, me këtë janë dërguar Pejgamberët, janë zbritur Librat. U është ngritur argumenti njerëzve me Pejgamber dhe Kur'an. Kështu e gjen përgjigjen për çështjet e fesë në këtë bazë për çështjen e shpalljes kafir të atij i cili bën shirk Allahut.

Nga ky person kërkohet të pendohet, nëse pendohet, përndryshe vritet. Ata nuk e përmendin çështjen e njoftimit në çështjet bazë. Çështjen e njoftimit e përmendin në çështjet e fshehta, argumenti i të cilave fshihet tek disa muslimanë, siç janë çështjet për të cilat kundërshtuan disa nga ithtarët e bidatit, si murxhitë, apo për ndonjë çështje të fshehtë siç është sarfi dhe atfi.

Si t'ua tregojnë dhe t'i njoftojnë me dituri, kur adhuruesit e varreve nuk janë prej muslimanëve !"[87]

Shejh Ishak b AbduRrahman duke u pajtuar me këtë ndarje në një vend tjetër nga librat e tij, pasi transmetoi fjalët e Shejh Muhamed B Abdullah Habit që u përmendën më herët, thotë: "Mendo rreth fjalëve të shejhut dhe kërkojmë nga Allahu që të të furnizojë me kuptim të shëndoshë dhe të ruan prej fanatizmit. Medito në fjalën e shejhut, Allahu e mëshiroftë, së çdo njëri të cilit i arrin Kur'ani vetëm se i është ngritur argumenti.

Edhe nëse ai nuk e kupton atë dhe e bëri këtë shkak për atë i cili gaboi. Çështjen e njohjes (me veprën të cilën e kryen ai) ai e bën për çështjet e fshehta. Ndërsa, ky për të cilin po na tregojnë (e ka për qëllim Irakiun të cilit i bëhet demant) çështjen e njoftimit dhe shpjegimit e bën në baza të fesë. A ka shpjegim pas Kur'anit dhe Pejgamberit? Pastaj thotë (pra Shejh AbdulLatifi në demantin ndaj Irakiut) ky është besimi ynë dhe i hoxhallarëve tanë. Kërkojmë nga Allahu mbrojtje që mos të kthehemi mbrapa pasi që ishim në rrugë të drejtë.

Kjo çështje është e shumtë në shkrimet e Shejh Muhamedit, Allahu e mëshiroftë. Në shpjegimin e teuhidit në disa vende, shkruan se ai i cili thotë fjalën e teuhidit, falet dhe jep zekat, mirëpo këtë e kundërshton me veprat e tij dhe fjalët e tij, duke i lutur të mirët, duke kërkuar prej tyre në vështirësi, e duke therur për ta ky është i ngjashëm me jehudët, të krishterët në shqiptimin e fjalës së teuhidit dhe kundërshtimin e saj.

Sipas kësaj, ai i cili thotë se mushrikëve duhet t'u shpjegohet dhe të njoftohen (me shirkun) detyrohet të thotë se edhe jehudëve dhe të krishterëve duhet t'u shpjegohet dhe të mos i shpall kafirë, vetëm pas shpjegimit. Kjo pra është shumë e qartë të kuptohet.[88]

Shprehja e Shejh Sulejmanit të cilën e përmendi Shejh Is'haku, tekfiri i saj është si vijon: "Kjo është çështje e njohur patjetër nga

[87] "Mexhmuatul Mahmudije" (f 15-16), broshura e dytë e Shejh Is'hakut.
[88] "Risale Tekfirul Muajen" Shejh Is'hak Ali Shejh (f 15-16)

Kur'ani, Sunneti dhe ixhmaja. Sa i përket adhuruesve të varreve, ata nuk e njohin kuptimin e kësaj fjale, as nuk e njohin mohimin e çdo të adhuruari nga të tjerët pos Allahut e cila duhet t'i pohohet vetëm Atij, Një e të Pashoq derisa tha: "Adhuruesit e varreve e shqiptuan atë, mirëpo kuptimin nuk e njohin. Refuzuan ta sjellin atë, për këtë ata u bënë sikur jehudët të cilët e thonë, mirëpo kuptimin nuk e njohin dhe as nuk veprojnë sipas saj.[89]

Shejh Muhamed b AbdulVehabi në një vend tjetër thotë: "Personi konkret nëse thotë diç që është kufër, ai nuk gjykohet me kufër derisa t'i ngrihet argumenti, nëse e le argumentin, bëhet kafir. Kjo është për disa çështje të fshehta, argumenti i të cilave është i panjohur për disa njerëz. Mirëpo, sa i përket asaj që ndodh nga ata në disa çështje të qarta të dukshme apo të cilat njihen patjetër nga feja, për këtë lloj nuk duhet të ndalemi për kufrin e atij i cili e ka thënë atë".[90]

Shejh Ebu AbduRrahman Ebu Betin duke e shpjeguar këtë dallim të cilin e treguam thotë: "Fjala e tyre se (Shejh Ebul Abbas Ibn Tejmije) thotë: Ai i cili vepron diç nga këto vepra të shirkut, nuk i thuhet se është kafir, mushrik, deri sa t'i ngritet argumenti i Islamit, ai këtë nuk e ka thënë për shirkun e madh dhe adhurimin e Allahut dhe të ngjashme si kjo prej kufrit.

Me të vërtetë këtë e ka thënë për mendimet e fshehta, siç përmendëm më herët prej fjalëve të tij: kjo nëse është për mendime të fshehta mund të thuhet: nuk u është ngritur atyre argumenti pas së cilës pronari i saj bën kufër. Ai nuk tha në mënyrë të prerë se bën kufër por tha "mund të thuhet".[91]

Fjalët e Shejh Sulejman ibn Suhman në librin e tij "Dajau Sharik" duke transmetuar nga dijetarët e thirrjes selefite:

"Vehabijtë nuk e shpallin kafir vetëm se atë të cilin Allahu dhe i Dërguari i tij e quajnë kafir, të cilit i është ngritur argumenti, lënësi i

[89] 'Tejsirul Azizul Hamid" (f 78-79) Shejhul sulejman b Abdilah Ale Shekh.
[90] "Dureru Senije" (f 244/8)
[91] "Risale Fi Bejani Shirk" (f 33)

të cilit bën kufër". Me shpalljen kafir të atij i cili e ka vepruar kufrin dhe i është ngritur argumenti nuk do të thotë se i shpallim kafirë të gjithë muslimanët. Kjo është prej detyrimeve të kota dhe fjalëve të pavërteta. Sa i përket shpalljes kafir të personit në mënyrë konkrete për këtë nuk ka ndonjë pengesë që të shpallet kafir nëse nga ai del ndonjë vepër që sjell tekfirin e tij.

Adhurimi i Allahut Një dhe të Pashoq është prej çështjeve të cilat njihen patjetër nga feja Islame. Kujt i ka arritur thirrja e Pejgamberit apo Kur'ani, atij vetëm se i është ngritur argumenti. Sa i përket çështjeve për të cilat vepruesi i saj nuk shpallet kafir derisa t'i ngrihet argumenti, në të vërtetë ajo është në çështjet teorike dhe të ixhtihadit, ku ka mundësi të mos njihet argumenti.

Mirëpo, ithtarët e varreve tek selefi dhe te dijetarët i quajnë GALIJE (që e teprojnë), ngase vepra e tyre është e tepërt dhe i përngjan teprimit të krishterëve ndaj Pejgamberëve dhe të mirëve në adhurim të tyre.

Për çështjen e njësimit të Allahut, adhurimit të sinqertë ndaj Tij, për obligimin e kësaj asnjë nga ithtarët e Islamit nuk ka polemikë. As ithtarët e epshit dhe bidatit, as të tjerët. Kjo është e njohur patjetër nga feja. Çdo njëri të cilit i arrin mesazhi dhe e pranon ashtu siç është, e kupton se kjo është kajmaku i saj dhe fundi i saj dhe të gjitha dispozitat e tjera sillen rreth kësaj." [92]

Kur flet për ithtarët e epshit (bidatit) thotë: "Shejhul Islami transmeton për shpalljen kafir të atij ndaj të cilit është ngritur argumenti prej ithtarëve të bidatit. Ai tha: "njerëzit rreth kësaj kanë shumë transmetime. Ka prej tyre që transmetojnë nga Maliku dy mendime, nga Shafiu po ashtu, nga Ahmedi dy transmetime, Ebu Hasen Eshariu dhe ithtarët e tij dy mendime".

Shejhul Islami i tha: "realiteti i kësaj çështje është se fjala mund të jetë kufër dhe në përgjithësi thuhet fjala mbi tekfirin e atij që e thotë atë". Thuhet: "kush e thotë këtë ai është kafir". Mirëpo,

[92] "Dajau Sharik" (f 29)

personi konkret, nuk shpallet kafir deri sa t'i ngrihet argumenti pas të cilit lënësi i tij bën kufër. Mbaroi fjala e Shejhul Islamit"

Shejh Sulejmani rreth kësaj tha: "Pasi që gjendja është kështu për HAVARIXHËT, ku njerëzit kanë polemikë rreth tekfirit të tyre. Sa i përket atyre që e tepruan në Aliun r.a, për ata nuk polemizoi asnjëri rreth tekfirit të tyre, po ashtu ai i cili bën sexhde dikujt tjetër pos Allahut, apo ther për dikë tjetër pos Allahut, apo e lutë së bashku me Allahun nga frika dhe shpresa. Për të gjithë këta, selefi dhe halefi janë pajtuar mbi kufrin e tyre. Siç përmendin ithtarët e katër medhhebeve, asnjëri nuk mund të transmeton nga ata ndonjë mendim tjetër.

Me këtë dihet se kjo polemikë dhe fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmijes dhe të ngjashmit sikur ai, është për të tjerët pos adhuruesve të varreve dhe mushrikëve, pra fjala e tyre është për ithtarët e bidatit të cilët janë në kundërshtim me Sunnetin dhe Xhematin.

Kjo dihet prej fjalëve të Shejhut. Nëse e kupton se fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmijes janë për ithtarët e bidatit dhe epshit siç janë kaderitë, havarixhët, murxhitë dhe të ngjashëm si këta, përveç atyre që e teprojnë, ty të bëhet e qartë se adhuruesit e varreve dhe xhehmit janë jashtë këtyre llojeve.

Sa i përket fjalëve të tij për mos shpalljen kafir në mënyrë konkrete, qëllimi i tij është për çështjet e veçanta për të cilat argumenti është i fshehur për disa njerëz. Siç është çështja e irxhasë, e kaderit dhe të ngjashme, të cilat i kanë thënë ithtarët e bidatit, ngase disa nga fjalët e tyre në vete përmbajnë çështje të kufrit prej refuzimit të argumenteve të Kur'anit dhe Sunnetit të cilat janë mutevatir.

Pra, fjala e cila përmban në vete refuzim të teksteve është kufër mirëpo, ai i cili e thotë këtë nuk gjykohet me kufër, ngase ka mundësi të ketë pengesë, siç është injoranca, apo mosnjohja e tekstit, apo mënyra e argumentimit, ngase ligjet e sheriatit nuk janë të obliguara, por vetëm pas arritjes së tyre. Mu për këtë e përmendi këtë fjalë për bidatet e ithtarëve të epshit.

Ai përmendi këtë tekstualisht rreth tekfirit të disa njerëzve konkret nga mutekeliminët, dhe pasi përmendi këtë çështje tha: "kjo nëse është në çështjet e dukshme të qarta apo që njihet patjetër nga feja, për këtë nuk ndalet të mos shpallet kafir ai i cili e thotë atë.

Me këtë bëhet i qartë gabimi i Irakiut dhe gënjeshtra ndaj Shejhul Islamit dhe ndaj sahabëve dhe tabiinëve rreth mos shpalljes kafir të atyre që e tepruan nga kaderitë, ekstremët nga mutezilitë, ekstremët nga murxhitë, ekstremët nga xhehmitë dhe rafiditë. Ajo e cila është shfaqur prej tyre është në çështjet e dukshme e të qarta dhe në çështjet të cilat njihen patjetër nga feja.

Mirëpo, ata të cilët janë nga Ehlu- Sunneti të cilëve u janë futur disa mendime të tyre (të bidatit) dhe janë zhytur në atë që u zhytën ata prej çështjeve të cilat janë të fshehura për disa njerëz, apo ata të cilat janë nga ithtarët e bidatit, mirëpo nuk janë nga ekstremët prej tyre, por janë prej atyre që i pasuan qorrazi dhe kanë pasur mendim të mirë për ta duke mos i shikuar dhe hulumtuar.

Për këta persona janë ndalur selefi dhe u ndalën imamët nga tekfiri i tyre. Ngase, ka mundësi të ketë pengesë siç është injoranca, mosdituria rreth vet tekfirit apo mënyrës së arsyetimit para se t'u ngritet argumenti. Pasi t'u ngritet argumenti, atëherë për këta persona nuk duhet të ndalemi për kufrin e atij i cili e thotë atë."[93]

Shejh Sulejman b Suhman Nexhdij në librin "Minhexh ehlul Hakki ve Tiba" duke treguar dallimin mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta në çështjen e arsyetimit të xhehlit, thotë: me të vërtetë e vendosa këtë hyrje, që të mësosh se shumica e njerëzve fetarë, në këtë kohë nuk e njohin kufrin i cili të nxjerrë nga feja.

Apo, kufrin i cili nuk të nxjerr nga feja. Posaçërisht personat të cilët përkatësohen në dituri dhe njohuri. Ka prej tyre që shkojnë në vende të largëta për të thirrur tek Allahu, ndërsa nuk e dinë atë që e kanë përmendur dijetarët në mënyrë të detajizuar dhe atë që e kanë shpjeguar mbi çështjet e tekfirit, dhe për atë se çfarë të nxjerr nga feja. Po ashtu, çështjet e hixhretit dhe dispozitat e tij.

[93] "Dajau Sharik" (f 168-170)

Nuk e dinë çështjen e hixhretit dhe ajo çka ndërlidhet më të prej interesit apo prej të këqijave. Ata argumentojnë për atë që përmendin me disa fjalë të disa dijetarëve mbi çështjen e tekfirit në çështjet e dukshme të qarta të cilat nuk ka mundësi asnjëri të mos i njeh. Me këto nuk arsyetohet.

Siç është urdhëri për adhurimin e Allahut Një dhe të Pashoq dhe lënien e adhurimit të dikujt tjetër pos Tij. Çështje të cilat njihen patjetër nga feja Islame se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, është dërguar më këtë çështje. Ata argumentojnë për disa çështje të fshehta për të cilat ndonjëherë argumenti është i fshehur nga Libri i Allahut dhe Sunneti te shumë prej njerëzve.

Këtë e bëjnë thjeshtë me anë të supozimeve të tyre, mendimeve të mangëta dhe kuptimeve të gabuara. Këto janë çështje të fshehta, vepruesi i saj apo ai i cili e thotë atë, sipas mendimit më të vërtetë të dijetarëve nuk shpallet kafir derisa t'i ngritet argumenti pejgamberik. Nëse kjo që u përmend të bëhet e qartë, prej tyre do të largohen shumë dyshime të cilat shfaqen në këtë çështje. Për të cilat flet ai i cili nuk ka njohuri mbi dispozitat e Islamit dhe dispozitat e tij".[94]

Fjala e Imam AbdulAziz ibn Muhamed b Suud, prej dijetarëve të thirrjes, gjatë një përgjigjeje të një letre të cilën ia dërgoi Ahmed b Alij Kasimij thotë: "Asnjëri prej neve nuk e kundërshton asnjërin në medhhebin e tij, çdo muxhtehid e ka qëlluar.

Ndërsa Abdulazizi i cili ishte prej dijetarëve vepërmirë dhe nga kryetarët e drejtë, e demantoi me fjalën e tij "Kjo është në çështjet e degëve e jo në çështjet e bazave. Pasi që mushrikët nga jehudët, krishterët dhe të tjerët pretendojnë se janë në të vërtetë". Allahu i Lartësuar thotë **"Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë."** El Araf 30[95]

[94] "Minhexhu Ehlul Hakki vel Itibaa" sulejman b Suhman (f 4)
[95] "Dureru Senije (f 148-150/1)

Fjala e Shejh Sulejman ibn Suhmanit Nexhdij dhe dy hoxhallarët Abdullah b Ibrahim dy djemtë e Shejh Abdul Latif Nexhdij.

Sa i përket fjalës së tij: Neve themi se fjala është kufër, mirëpo për atë që e thotë nuk themi se është kafir, deklarimi i kësaj është xhehël i thjeshtë. Ngase, kjo shprehje nuk mund të thuhet vetëm se për një çështje konkrete, ndërsa çështja e tekfirit në mënyrë konkrete është çështje e njohur nëse ai e thotë një fjalë, thënia e së cilës është kufër.

Dhe thuhet, kush e thotë këtë fjalë ai është kafir, mirëpo personi në mënyrë konkrete nëse e thotë atë nuk gjykohet me kufër derisa t'i ngrihet argumenti, lënësi i të cilit bën kufër, kjo është në çështjet e fshehta, tek të cilat çështje ka mundësi të fshihet argumenti te disa njerëz. Siç janë çështjet e kaderit, e irxhasë dhe të ngjashme si kjo të cilat i kanë thënë ithtarët e bidatit. Ngase, disa nga fjalët e tyre përmbajnë kuptime të kufrit, prej refuzimit të argumenteve nga Kur'ani dhe Sunneti mutevatir.

Prandaj, fjala e cila përmban në vete refuzim të disave nga tekstet është kufër. Ndërsa thënësi i asaj fjale nuk gjykohet me kufër. Ngase, ka mundësi të ketë pengesë siç është xhehli, të mos ketë njohuri mbi vet tekfirin, apo për argumentin nga Sunneti. Ligjet e sheriatit janë obligim vetëm pasi të arrijnë siç e përmend këtë Shejhul Islam Ibn Tejmie, Allahu ia pastroftë shpirtin, në disa nga shumë librat e tij.

Ai përmendi kufrin e shumë prej njerëzve konkret prej atyre që janë të obliguar pasi që pohoi këtë çështje. Ai tha: "Nëse kjo është në çështjet e fshehta mund të thuhet se nuk shpallen kafirë, mirëpo ajo e cila ndodhë prej tyre është në çështje të dukshme dhe të qarta apo të cilat njihen patjetër nga feja, për këto nuk duhet ndalur në të shpallurit kafir thënësit të kësaj fjale."[96]

Shejhul Islami dhe nxënësi i tij Ibn Kajimi njashtu përmendën në më shumë se një vend se: "Mohimi i tekfirit me çështje të cilat të bëjnë kafir prej fjalëve dhe veprave është në çështjet ku argumenti

[96] "Duraru Senije" (f 433/10)

është i fshehtë dhe nuk i është ngritur vepruesit të kësaj vepre. Dhe se me këtë mohim e kanë për qëllim mos shpalljen kafir të vepruesit dhe mos dënimi i tij dhe se mohimi i tekfirit në këtë rast është për çështjet ku ka polemikë mes imamëve.[97]

## FJALËT E DIJETARËVE TË MË VONSHËM RRETH DALLIMIT NË ÇËSHTJET E DUKSHME DHE TË FSHEHTA

Fjalët e Shejh Muhamed b Hamid Fekij, Allahu e mëshiroftë, flet rreth fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmie i cili flet për polemikën e imamëve rreth faljes së namazit pas ithtarëve të bidatit dhe polemika rreth shpalljes kafira të ithtarëve të epshit dhe bidatit.

Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: Kjo hollësi, Allahu është më i dijshëm rreth ithtarëve të bidatit, rreth së cilës nuk ka tekst nga Libri dhe Sunneti se vepruesi i saj është kafir, mirëpo për bidatet rreth të cilave ka tekst ata janë të tillë, shjehul Islam dhe të tjerët nga selefi nuk janë ndalur nga publikimi i tekfirit të tyre. Sikur që janë ata të cilët e publikojnë haptazi shirkun, idhujtarinë, duke i'u lutur të vdekurve, duke kërkuar prej tyre në vështirësi, duke bërë tavaf, duke bërë itikaf rreth idhujve që i kanë vendosur me emra. Janë flijuar pasuritë për të arritur kënaqësinë e tyre e për t'u mbrojtur nga hidhërimi i tyre, ata festojnë festa të shirkut në emrin e tyre. Edhe pse e lexojnë Kur'anin qartë se kjo është shirk, mirëpo këto ajete ata i largojnë. Që të gjitha librat e Shejhul Islamit flasin qartë mbi kufrin e tyre. Ne nuk besojmë se namazi pas tyre është i vërtetë, sado që të pretendojnë ata për veten apo të pretendojnë xhahilat për ta.[98]

Shejh Muhamed Ebi Zehre, Allahu e mëshiroftë, thotë: Shafiju e ndan diturinë në dy lloje.

**Lloji i parë:** dituria mbi çështjet e prera. Atë e quan dituria e Avamit. Pra, diturinë të cilën e njohin të gjithë muslimanët. Duke mos përjashtuar në këtë rast njerëzit e veçantë po ashtu nuk arsyetohet me injorancë avami i tyre.

---

[97] "Duraru Senije' (f 437-438/10)
[98] "Mesail Mardinije" (f 75) Shejh Mohamed Hamid Fekij.

Siç është obligimi i agjërimit, haxhit, zekatit dhe ndalesa e vrasjes, zinasë, vjedhjes dhe alkoolit. Dhe çdo send i cili është në këtë kuptim nga ajo që robërit janë të obliguar ta veprojnë, ta njohin, ta japin nga vetja dhe pasuria e tyre. Të ndalen nga ajo që Allahu i ka ndaluar. Pra, ky lloj i diturisë dhe ajo që është vërtetuar me tekst të Kur'anit, hadith të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, për të cilën janë pajtuar të gjithë muslimanët. Kjo njihet si term: ajo që njihet patjetër nga feja. Ky është rrethi ku personi nuk konsiderohet musliman kur i njeh këto dhe nuk u nënshtrohet...[99]

Për këtë dallim në një vend tjetër rreth rregullës së dijetarëve të usulit ai thotë: Lloji i parë: xhehël për të cilin pronari i saj nuk arsyetohet, për atë nuk ka dyshim. Siç është rideja pas imanit, duke vepruar atë që Kur'ani e ka përmendur me tekst të prerë se është e ndaluar, nëse beson se është hallall, po ashtu ajo që ka ardhur Mutevatir dhe është vërtetuar me Ixhma. Xhehli ndaj kësaj është mëkat. Ndërsa mëkati nuk e arsyeton mëkatin.

**Lloji i dytë:** xhehli me të cilin njeriu arsyetohet, ngase kjo është çështje e cila është e paqartë në aspekt të argumentit. Kjo ndodh në çështjet të cilat ka xhehël dhe ka nevojë për koment dhe sqarim, në mënyrë që të kuptohet. Çështje të cilat kanë më shumë shpjegime, ku haku nuk bëhet i qartë vetëm pas kërkimit dhe meditimit, siç është te'uvili (keqinterpretimi) i dijetarëve rreth cilësive të Allahut të Lartësuar.[100] Pra, xhehli ndaj këtij te'uvili nuk lejon tekfirin dhe xhahili arsyetohet.[101]

Fjalët e Shejh Vahbete Zuhejli, Allahu e ruajt, ku shkroi titullin: "Çka prej xhehlit është arsye dhe çka nuk është, tek Karafij Malikij". Karafiju vuri një rregull për atë që mund të jetë arsye prej xhehlit, që pengon nga përgjegjësia për xhehlin dhe rreth asaj e cila nuk është arsye. Ai tha: rregulli i asaj që falet prej injorancës është injoranca nga e cila në përgjithësi nuk mund të ruhet.

---

[99] "El Xherimetu vel Ikabu Fikhil Islami" (f 53) Shejh Ebu Zehre.
[100] Dobi: dhënia e shembullit në çështjen e cilësive nuk është e vërtetë. Ngase ato nuk kanë teuvil. Ato janë hak prej jashtë.
[101] "Usulul Fikh" Shejh Ebu Zehra (f 277)

Ndërsa një injorancë nga e cila mund të ruhesh dhe nuk është vështirë, kjo nuk falet.[102] Injoranca e cila mund të jetë arsye, pengesë nga mëkati, e cila e lejon lënien e urdhrave të Allahut. Kjo konsiderohet nevojë. Ky lloj i injorancës është tema e hulumtimit tonë. Pastaj, përmendi llojet e xhehlit të cilat Allahu i ka lejuar dhe ato të cilat sipas Karafijut nuk lejohen tek Allahu. Këtë e përmendëm më herët në detaje. Pastaj i përmendi medh'hebet tjera rreth kësaj çështjeje.

Autori i "Menarit" Shejh Muhamed Rashid Rida, Allahu e mëshiroftë, thotë: "Për injorancën e çështjeve të prera të fesë, për të cilat ka ixhma, të cilat njihen patjetër nga feja, si çështja e teuhidit, ringjalljes, shtyllat e Islamit, ndalesa e zinasë, alkoolit, dijetarët e Ummetit janë të pajtimit se kjo nuk është arsye për atë i cili lë anash mësimin e këtyre duke pasur mundësi.

Sa i përket atij i cili nuk anashkalon siç janë: ai i cili është në Islam i ri, ai cili është rritur në kodër ku ndoshta nuk gjen prej kujt të mëson, ky person është i arsyetuar. Ata janë njashtu të pajtuar se avamët të cilët nuk i njohin çështjet e ixhmasë të cilat nuk njihen patjetër nga feja arsyetohen. Nëpër librat e tyre ata japin shembull me bijën e djalit nëse janë me bijën nga palca, ajo trashëgon një të tretën duke e plotësuar dy të tretën. Dhe në fjalën e Allahut të lartësuar: "**nëse ato janë dy, atëherë atyre dyjave u takon dy e treta nga ajo që e ka lënë**"[103]

Dallimi të cilin e bën Shejhu mes atij i cili anashkalon mësimin duke pasur mundësi për mësim dhe mes atij i cili nuk anashkalon, për të cilin merret shembull ai i cili është në Islam i ri, ai i cili jeton në kodrat e larta, kjo është në pajtim me dallimin e dijetarëve të mëdhenj kur bëjnë dallimin mes atij i cili është indiferent, i cili nuk kërkon, dhe nuk ka dëshirë për të mësuar udhëzimin. Këtë e quajnë kufër IARAD (i refuzimit). Dhe ai i cili e kërkon udhëzimin i cili nuk anashkalon, i cili e jep mundin e tij maksimal dhe pas gjithë kësaj nuk mund të arrij te udhëzimi. Këto fjalë t'i transmetuam ty nga

[102] Autori e përkatëson në "Furuk" (f 149/2) dhe më pas.
[103] "Risale fi Hukmi Men Jukefiru Gajrehu minel Muslimin vel Kufr el ledhi Judhiru Sahibehu bil Xhehël". (f 41) cenzurë dhe shënime nga Shejh Rashid Rida.

Shejh Sulejman b Suhman, në librin "Irshadul Talib". Edhe fjalët e Ibn Bazit që do t'i shtjellojmë në detaje, nëse do Allahu.

Fetvaja e Shejh AbdulAziz b Baz, Myfti i Saudisë rreth çështjes së arsyetimit me xhehël dhe rreth çështjeve ku arsyeja pranohet dhe ku nuk pranohet: pyetje: Vëllau Salih b Jusuf nga Tunisi dhe vëllai Muhamed b Abdullah nga Kajro, në pyetjen e tyre thanë: kush janë ata të cilët arsyetohen me xhehël, njeriu a arsyetohet me xhehël në çështjet e fikut apo në çështjet e akides dhe teuhidit vetëm? Dhe çfarë është obligimi i dijetarëve rreth kësaj çështje:

Përgjigje: Pretendimi i xhehlit dhe arsyetimi me të për këtë duhet sqarim të detajuar. Nuk është që çdo njëri të arsyetohet me xhehël. Çështjet në të cilat ka ardhur Islami dhe i Dërguari, sal'Allahu alejhi ue selem, ua ka sqaruar njerëzve, i ka sqaruar Libri i Allahut dhe në mesin e njerëzve janë shpërndarë. Në këto çështje pretendimi i xhehlit nuk pranohet. Posaçërisht çështjet të cilat kanë të bëjnë me akide dhe origjinën e fesë. Ngase, Allahu Azevexhel ka dërguar Pejgamberin e Tij, sal'Allahu alejhi ue selem, që njerëzve t'ua shpjegon fenë e tyre, t'ua bën të qartë atyre. Ai e përcjelli atë në mënyrë të hapur, ummetit ia sqaroi realitetin e fesë dhe i shpjegoi çdo send. Ai e la umetin e tij në rrugë të bardhë, nata e saj është sikur dita. Në Librin e Allahut është udhëzimi dhe drita.

Nëse disa njerëz pretendojnë xhehël për disa çështje të cilat janë të njohura patjetër nga feja, të cilat janë shpërndarë në mesin e muslimanëve. Siç është pretendimi për xhehël dhe shirk, adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut, apo pretendimi se namazi nuk është i obliguar, agjërimi i ramazanit nuk është i obliguar, apo zekati nuk është i obliguar, apo haxhi edhe nëse ke mundësi nuk është i obliguar. E gjithë kjo nuk pranohet, kjo është përhapur në mesin e muslimanëve, prandaj ky pretendim nuk pranohet për këtë.

E njëjta është nëse pretendon se nuk e di atë që e veprojnë mushrikët tek varret, apo tek idhujt, nga lutja e të vdekurve, kërkimi prej tyre ndihmë, therja, zotimi për ata, therja për idhuj, yje, drunj apo gurë, apo kërkim për shërim apo fitore ndaj armiqve duke i lutur të vdekurit, idhujt, xhinët, melekët apo Pejgamberët.

E gjithë kjo është çështje e njohur patjetër nga feja dhe se është shirk i madh. Këtë e ka sqaruar Allahu i Lartësuar në Librin e Tij, po ashtu edhe i Dërguari i Tij. Ai qëndroi trembëdhjetë vite në Mekke duke i qortuar njerëzit nga ky shirk. Po ashtu në Medine dhjetë vite. Ai u sqaronte atyre obligimin për sinqeritet në adhurimin e Allahut Një. Atyre ua lexonte Librin e Allahut: **"Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese)."** El Isra 23, **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ty kërkojmë ndihmë!** El Fatiha 5, " **E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zekatin, se ajo është feja e drejtë.** Bejineh 5, "**Ne ta shpallëm ty librin për hir të së vërtetës, andaj ti adhuroje Allahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij!. "Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut, s'ka dyshim se Allahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që është rrenës, jobesimtar'.** Ez Zumer 2, 3. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!"** El Enam 163. Allahu i Lartmadhëruar duke iu drejtuar të Dërguarit të Tij thotë: **"Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira. Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!"** dhe thotë i Lartëmadhërishmi: **"E kush adhuron me Allahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet, e mohuesit nuk do të shpëtojnë."** El Mu'minun 117, poashtu tallja me fe, fyerja e saj, hajgare dhe sharje, e gjithë kjo është prej kufrit të madh dhe prej veprave ku nuk arsyetohet ai i cili i vepron, ngase këto njihen patjetër nga feja, ngase fyerja e fesë apo fyerja e të Dërguarit është prej kufrit të madh. Ja për këtë, talljen dhe hajgaren i Lartësuari thotë: **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, Librin dhe të Dërguarin e Tij talleni? Mos kërkoni fare ndjesë, ju**

**pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju ia falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë."** Et Teube 65-66. Pra, e kanë obligim dijetarët që ta përhapin këtë në mesin e njerëzve në çdo vend dhe ta shfaqin këtë. Që avamit mos ti mbetet arsye që të përhapet në mesin e tyre kjo çështje e madhe, deri sa ta lënë lidhjen me të vdekurit dhe kërkimin ndihmë prej tyre në çdo vend, në Egjipt, Sham, Irak, apo në Medine tek varri i Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem, apo në Mekke dhe të tjera. Derisa ta kuptojnë haxhilerët dhe njerëzit që ata të mësojnë sheriatin e Allahut dhe fenë e tij.

Ngase, heshtja e dijetarëve është prej shkaqeve të shkatërrimit të njerëzve të thjeshtë dhe të injorancës së tyre. Dijetarët e kanë obligim kudo që të jenë t'ua përcjellin njerëzve fenë e Allahut, t'ua mësojnë teuhidin e Allahut dhe llojet e shirkut ndaj Allahut derisa të shmangen nga shirku me dituri dhe që ta adhurojnë vetëm Allahun me dituri. Ja kjo ndodhë tek varri i Bedeviut, apo Husejnit r.a, tek Varri i Shejh AbdulKader Xhejlanit r.a, tek varri i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem në Medine apo në vende të tjera.

Është obligim të jepet vërejtje për këtë, që njerëzit ta dinë se adhurimi është hak vetëm i Allahut. Asnjëri nga krijesat në të nuk ka të drejtë siç tha Allahu i Lartësuar: **"Ne ta shpallëm ty librin për hir të së vërtetës, andaj ti adhuroje Allahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij!, Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut, s'ka dyshim se Allahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që është rrenës, jobesimtar".** Ez Zumer 2, 3 dhe fjala e Tij: "**Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese)."** El Isra 23, pra, urdhëroi Zoti yt. Pra, obligim e kanë dijetarët në të gjitha vendet Islame dhe tek pakicat Islame dhe çdo vend që njerëzve t'ua mësojnë teuhidin e Allahut.

T'ua tregojnë kuptimin e adhurimit të Allahut, t'i alarmojnë ndaj shirkut të Allahut Azevexhel i cili është mëkati më i madh. Allahu i Lartësuar me të vërtetë i ka krijuar xhinët dhe njerëzit për ta adhuruar. Ai me këtë i urdhëroi me fjalën e tij: **"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë."** Edh Dhariat 56, adhurimi i Tij është me respektimin e Tij dhe të Dërguarit të Tij, sinqeriteti ndaj Tij në adhurim, drejtimi i zemrave kah Ai. Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar)."** El Bekare 21.

Sa i përket çështjeve të cilat janë të panjohura (të fshehta) siç janë çështjet e shitblerjes, disa çështje të namazit dhe të agjërimit, në këto çështje ka mundësi që xhahili të arsyetohet. Si e arsyetoi Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, atë i cili e bëri Ihramin me xhybe dhe ishte lyer me erë.

Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i tha*: "Largoje atë xhybe nga vetja, pastroje këtë erë (parfum). Dhe vepro në umren tënde ashtu siç vepron në haxhxhin tënd".* Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e urdhëroi me kompensim për shkak të xhehlit të tij. Dhe, kështu janë njëjtë disa çështje të cilat ka mundësi të fshihen. Në këto çështje xhahili mësohet dhe i tregohet për ato.

Sa i përket çështjeve bazike, bazave të akides, shtyllat e Islamit, haramet e ndryshme, ato nuk pranohen nga asnjëri që mos të njihen, nëse njëri thotë duke qenë në mesin e muslimanëve; unë nuk di se zinaja është haram, ky person nuk arsyetohet, ky person ekzekutohet me dënimin e zinasë. Apo, nëse thotë: unë nuk e di se mosrespektimi i prindërve është haram, ky nuk arsyetohet, ai mësohet dhe edukohet. Apo, nëse thotë se nuk e kam ditur se homoseksualizmi është haram, ky nuk arsyetohet, ngase këto çështje janë të dukshme dhe të njohura nga muslimanët, do të thotë janë të njohura në Islam.

Mirëpo, nëse është në disa vende të largëta nga vendet Islame, apo në vendet e Afrikës, ku për rreth tyre nuk ka musliman, këtu mund të pranohet pretendimi i injorancës. Nëse ai vdes kështu

çështja e tij është tek Allahu, dhe dispozita e tij është dispozita e banorëve të fetres.

Më e vërtetë është se do të sprovohen Ditën e Gjykimit. Nëse ata përgjigjen dhe respektojnë hynë në xhenet, nëse kundërshtojnë do të hynë në zjarr. Sa i përket atyre të cilët jetojnë në mesin e muslimanëve, i cili vepron llojet e kufrit ndaj Allahut dhe braktis obligimet e njohura, ky person nuk arsyetohet, ngase kjo çështje është e qartë.

Allahun e falënderojmë, muslimanët janë prezent, falen dhe agjërojnë, bëjnë haxhin, e dinë se zinaja është haram, alkooli është haram, mosrespektimi i prindërve është haram. E gjithë kjo është e njohur mes muslimanëve, e përhapur mes tyre. Në këtë rast pretendimi i xhehlit është pretendim i kotë. Nga Allahu ndihmë kërkojmë.[104]

Fjalët e Shejh Muhamed b Ibrahim Ali Shejh, Myfti i Saudisë më parë, Allahu e mëshiroftë duke e vërtetuar dallimin mes çështjeve të dukshme dhe të fshehta thotë për çështjen e tekfirit në mënyrë konkrete, prej njerëzve ka të cilët thonë: "njeriu konkret në mënyrë personale nuk shpallet kafir asnjëherë.

Këta argumentojnë me disa fjalë të Shejhul Islam Ibn Tejmie të cilat i kanë keqkuptuar, mendoj se këta nuk e shpallin kafir vetëm se atë që Kur'ani e ka përmendur me tekst për shpalljen kafir të atij në mënyrë konkrete siç është Faraoni. Mirëpo, tekstet nuk vijnë me shpalljen kafir të çdonjërit.

Pastaj, ata të cilët u ndalën për ta shpallur kafir në mënyrë konkrete në çështje ku argumenti është i fshehur. Ky i cili nuk shpallet kafir derisa t'i ngritet argumenti pejgamberik. Në aspektin e vështirësisë dhe argumentimit, nëse atij i shpjegohet qartë në mënyrë të mjaftuar, ai bën kufër kuptoi ai apo refuzoi ngase kufri i kafirave nuk është i tëri nga inati".

[104] "Fetva ve Teubihat" Bin Baz (f 139-142)

Sa i përket çështjeve të cilat njihen patjetër nga feja me të cilat ka ardhur i Dërguari, sal'Allahu alejhi ue selem, nëse në këto kundërshton ky bën kufër me vet atë vepër. Për këtë nuk ka nevojë të ketë njoftim, qoftë kjo në çështje të bazave apo të degëve nëse nuk është i ri në Islam.[105]

Shejh Ibrahim b Sulejman Xhebehan thotë: sa i përket polemikës në ndonjë esencë prej esencave të Islamit kjo çështje nuk lejohet te të gjithë. Kush kundërshton një esencë prej esencave të Islamit e ka dispozitën e kufrit. Ai i cili kundërshton në një esencë është sikur të kundërshton në të gjitha esencat. Drejtimi i Ehlu-Sunnetit dhe xhematit për atë i cili kundërshton në një esencë prej esencave të Islamit, ata e obligojnë distancimin nga ai, nga fjala, vepra dhe besimi i tij.[106]

Vërtetimi i çështjes së bazës së fesë dhe degëve të tij, tek Shejhul Islam Ibn Tejmie duke e krahasuar atë me imamët tjerë.

Pasi që të përmendëm ty në kaptinën e kaluar e cila kaloi para ty, dolëm në një rezultat të rëndësishëm, e ai është:

Se shumica nga Imamët, dijetarë nga ehlu-Sunneti nuk e bën arsyetimin me injorancë të përgjithshme, të përcaktuar, duke konsideruar për të gjitha çështjet. Atë që pamë nga tekstet e tyre të qarta të cilat kaluan para ty, se ata bëjnë dallim mes çështjeve të tjera ku nuk mund të jetë xhehli arsye. Derisa disa imamë nga Malikijtë, pra Imam Karafij këtë dallim e bëri rregull të vendosur në drejtim të atyre. Ai në librin "Furuk" tha: dallimi i nëntëdhjetë e katër, mes rregullës ku xhehli nuk është arsye dhe rregullës ku xhehli është arsye.[107]

Fjalët e selefit dhe shprehjet e tyre janë të ndryshme kur flasin për këtë çështje. Siç shpjeguam më herët. Mirëpo, kur shikojmë në fjalët e tyre e shohim se ata pajtohen në një çështje të përgjithshme, e

---

105 "Fetva" Shejh M. Bin Ibrahim (f 73-74)

106 "Tebdidu Dhalam ve Tenbihu Nijam" Ibrahim Sulejman Xhebehan ( f 63)

107 "Furuk" Karafij (f 149/2)

ajo është se arsyetimi me xhehël ndryshon sipas ndryshimit të çështjes.

## KUNDËRSHTIM MBI ATË QË U PËRMEND MË HERËT DHE PËRGJIGJE NDAJ SAJ

Disa që shkruan rreth çështjes së injorancës, kundërshtuan. Ata thanë: ky dallim të cilin e transmetuat pak më parë mes çështjeve është mu ai dallim të cilin e bëjnë ithtarët e bidatit prej mu'tezilive dhe mutekeliminëve. Ata për këtë argumentuan me një fjalë të Shejhul Islam Ibn Tejmie, Allahu e mëshiroftë. Këtë e kuptuam nga kjo fjalë.

Para se të futemi në debatin rreth vërtetësisë apo kotësisë së këtij pretendimi, patjetër duhet ta dimë një çështje me rëndësi, ajo është se prej adetit të dijetarëve të parë dhe të tanishëm është se ata nga fjalët e pjesshme të dijetarëve nuk i nxjerrin dispozitat.

Mirëpo, ata i mbledhin fjalët të cilat transmetohen nga ata për një çështje dhe i krahasojnë njëra me tjetrën me qëllim që rezultatet me të cilat dalin ata të jenë të vërteta dhe të mos kundërshtohen. Mu për këtë duhet të mblidhen dhe të bëhet krahasimi mes teksteve, që të mundemi t'i kuptojmë në mënyrë të vërtetë.

## TEKSTI I SHEJHUL ISLAM IBN TEJMIE ME TË CILIN KUNDËRSHTARËT ARGUMENTUAN

Kundërshtarët argumentuan me një tekst të Shejhul Islam Ibn Tejmie në librin "Mesail Mardinije" në të cilin thotë:

Me ndarjen e çështjeve në çështje bazë, me mohimin e të cilave bën kufër dhe çështje të degëve, me mohimin e të cilave bën kufër, ky dallim mes një llojit i cili quhet çështje të bazave dhe llojit tjetër të cilin e quajtën çështje të degëve ky dallim nuk ka bazë, as nga Sahabët as nga Tabiinët, as nga Imamët e Islamit. Kjo është marrë nga mutezilitë dhe të ngjashmit si ata nga ithtarët e bidatit. Ndërsa,

nga e kanë marrë ata të cilët e kanë përmendur nga fukahatë në librat e tyre.[108]

Këta të cilët kundërshtuan, nga ky tekst i Shejhul Islam Ibn Tejmie dolën me dy çështje:

E para: mohim i ndarjes së fesë në baza dhe degë. Tek këta kjo ndarje është ndarje e gabuar, edhe nëse në këtë hyn çështja e arsyetimit me xhehël apo nuk hyn.[109]

E dyta: ai i cili bën dallim në disa çështje prej tjerave në çështjen e arsyetimit me injorancë, vetëm se i ka hyrë një bidat i mu'tezilive. Ngase, ata janë të cilët bëjnë dallim në këtë mënyrë.[110]

Përgjigje për këto dy kuptime të përmendura:

Përgjigje për kuptimin e parë:

Sa i përket asaj që ata refuzojnë se Ehlu-Sunneti e ndanë fenë në baza dhe degë dhe se këtë ndarje nuk e ka thënë asnjëri nga dijetarët prej Ehlu- Sunnetit, kjo në esencë është e kotë, në të dy rastet edhe nëse kjo ka të bëj me çështjen e arsyetimit apo edhe nëse kjo nuk ka të bëj me të. Feja nuk ka baza dhe degë. Këta e tepruan dhe mohuan diç e cila është e njohur për atë i cili ka më së paku njohuri mbi fjalët e Selefit.

Do t'i transmetojmë ty sa për ta demantuar këtë kuptim të pavërtetë, të cilin kuptim e nxjerrën nga Shejhul Islam Ibn Tejmie.

Së pari: Tekstet e Shejhul Islam Ibn Tejmie ku e ndanë fenë në baza dhe degë dhe e pohon këtë. Gjë kjo e cila e demanton atë që e kuptuan këta në kuptimin e parë.

---

108 "Mesail Mardinije" (f 72-73) "Mexhmu Fetava" (f 346/23)
109 Këtë kuptim e kuptoi nga fjalët e Shejhul Islamit, autori i librit "El Udhr Bil Xhehl Akidetu Selef" (f 41-125)
110 Dobi: Shejh Feuzani thotë: Shejhul Islami këtë ndarje e ka bërë në baza dhe degë në aspektin e tekfirit jo në aspektin e realitetit ngase çështjet e fesë nuk janë të barabarta dhe nuk lejohet përkufizimi i tekfirit në çështjet e bazave vetëm. Këtë e tha Shejh Feuzani në shënimet e këtij libri.

Prej teksteve janë:

1. Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: “Dhe me këtë ka ardhur Kur’ani në shpjegimin e bazave të fesë, në çështjen e teuhidit, cilësive, ringjalljes etj.[111]

2. Ai, Allahu e mëshiroftë, duke transmetuar nga Ehlu-Sunneti këtë esencë, me fjalën e Tij thotë: “Ata të cilët e komentojnë medhhebin e tyre( medhhebin e Ehlu-Sunnetit) se ai (imani) ka baza dhe degë, ai përbëhet nga shtylla dhe obligime (të cilat nuk janë shtylla) dhe të pëlqyera.[112]

Këtë e flet gjatë asaj kur shpjegon se Ehlu-Sunneti beson se imani ka baza dhe degë.

3. Ai, Allahu e mëshiroftë, thotë: “Këtë nuk e ka të panjohur, për këtë nuk kundërshton asnjëri i cili së paku kupton. Pra, ndalu tek kjo, ngase është çështje e madhe prej bazave të fesë.[113]

4. Nëse njerëzit nuk do të ishin të nevojshëm në baza të fesë për atë të cilën na ka shpjeguar Allahu dhe i Dërguari i Tij, atëherë Allahu nuk i’a paska plotësuar këtij umeti fenë e as dhuntinë ndaj tyre. Pra, ne e dimë se çdo të vërtetë për të cilën njerëzit kanë nevojë në baza të fesë së tyre, patjetër është prej asaj që ka shpjeguar i Dërguari i Allahut.[114]

5. Ai, Allahu e mëshiroftë duke definuar çështjet e bazave të fesë thotë: “Është e njohur se çështjet më të ndershme të muslimanëve, më të kërkuarat në fe duhet që të jenë të përmendura në Librin e Allahut të Lartësuar. Po ashtu përmendja e emrave të Tij, cilësive të Tij, ajeteve dhe melekëve…po ashtu farzet, përkundër udhëheqësisë (imame)...pra, është e njohur se Kur’ani nuk ka argumentuar për këtë siç argumenton për të gjitha bazat e fesë.[115]

---

[111] “Dur Tearud El Akl Ven NAkl” (f 15/1)
[112] “Mexhmu Fetava’ (f 472/12)
[113] “tearud” (f 381/8)
[114] “Minhaxhu Suneh” (f 139/1)
[115] “MInhaxhu Sunneh” (f 23/1)

Shejhul Islami në këtë tekst dëshiron t'u demanton shijave të cilët konsiderojnë udhëheqësinë (imamen) prej bazave më të rëndësishme të fesë.

6. Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: "Me të vërtetë qëllimi është të sugjerojmë se Kur'ani, Urtësia Pejgamberike në përgjithësi janë baza të fesë prej çështjeve dhe argumenteve, të cilat çështje meritojnë të jenë baza të fesë.[116]

Këto ishin disa tekste të Shejhul Islam Ibn Tejmie ku ai në mënyrë tekstuale dhe të qartë tregon se feja ndahet në baza dhe degë. Kjo shpjegon se ajo që disa kuptuan nga fjalët e tij në "Maridinije" se ai mohon ndarjen e fesë në baza dhe degë, ky kuptim është kuptim i pavërtetë. Kjo ndarje nuk është vetëm në tekstet e Shejhul Islam Ibn Tejmie, por kjo është transmetuar nga një grup i dijetarëve nga Ehlu- Sunneti. Ja pra disa nga tekstet e tyre.

**Tekstet e dijetarëve të mëdhenj rreth kësaj ndarje:**

Imam Begaviju, Allahu e mëshiroftë thotë: "Me të vërtetë, keqkuptimi i asaj e cila vjen nga Allahu dhe i Dërguari i Allahut është esenca e çdo bidati dhe devijimi të cilat kanë dalë në Islam. Kjo është esenca e çdo gabimi në baza dhe degë.[117]

Imam Izudin b. AbduSelam, thotë: "Injoranca është shkatërrim, e ajo është tre lloje: ajo e cila duhet të largohet, siç është injoranca e cila duhet të largohet me mësimin e obliguar të bazave dhe degëve.

Lloji i dytë: ajo që nuk është obligim të largohet siç janë disa dispozita të degëve.

Lloji i tretë: ajo për të cilën ka polemikë rreth obligueshmërisë së largimit të saj.[118]

[116] "Dur Tearud" (f 19/1)
[117] "Sherhu Sunneh" (f 229/1)
[118] "Kauaidul Ahkam" (f 62/1)

Ibu Dakik El Iiidi, Allahu e mëshiroftë, gjatë shpjegimit të hadithit të Muadhit, kur u dërgua në Jemen: fillimi i kërkimit prej tyre me dy dëshmitë, ngase kjo është esenca e fesë, pa të cilën nuk është e vërtetë diç nga degët vetëm se me të qenurit e saj.[119]

Imam Ebi Is'hak Shatibiju, Allahu e mëshiroftë, në librin "Muafakat" thotë: "I gjithë sheriati kthehet në një mendim në degët e saj edhe nëse polemika është e madhe, ajo poashtu në baza të saja është e njëjtë."[120]

Imam Ebi Mudhfir Semanij, muhadith dhe Imam Ibn Kajimi i cili pajtohet me këtë. Hafidh Ibn Kajjimi duke e pranuar atë që e transmeton nga Simanij, thotë: "Ai tha: dhe me këtë shihet qartë dallimi i polemikës në çështjet e degëve për dallim nga polemika në akide dhe baza.[121]

Përgjigje për kuptimin e dytë të fjalëve të Shejhul Islamit.

Sa i përket kuptimit të dytë të tyre ndaj fjalëve të Shejhul Islami Ibn Tejmie, rreth fjalës së tyre se ai i cili bën dallim mes disa çështjeve dhe të tjerave vetëm se ka hyrë në një bidat prej bidateve të mu'tezilive.

**Kësaj i përgjigjemi në disa mënyra**

Mënyra e parë:

Po të bëhen dakord se Shejh Islam Ibn Tejmie me fjalën e tij baza dhe degë e ka për qëllim ajo që është e njohur prej çështjeve të cilat hyjnë nën këto dy fjalë, neve nuk e kemi bërë shkakun e dallimit në çështjen e arsyetimit me xhehël të qenurit e kësaj çështje prej bazave apo degëve. Kjo është shumë e qartë duke u kthyer në atë që

---

119 "Ihkamul Ihkam" (f 183/3)
120 "Muafakat" (f 118/4)
121 "Muhtesaru Sauaik" (f 519)
(Këtë esencë për të cilën shkruajmë, Shejhul Islam e përmend në më shumë se një vend, siç janë: "Dur Tearud" (Vëll. E 1, f. 21, 11, 13, 27, 144) "Minhaxhu Sunneh" (f 22/3), "Fetaval Kubra" (f 248/5), "Kauaid Mekabe" (f 107), "Mexhmu fetava" (f 151/3) …….etj.

përmendëm nga imamët e selefit në kaptinën e dallimeve të çështjeve nga tekstet e tyre.

Ka mundësi që një çështje të bën pjesë nën çështjet baza, siç janë disa cilësi të Allahut të cilat i kanë vërtetuar argumentet e sheriatit, për të cilat xhahili, apo ai i cili e mohon me ndonjë interpretim të gabuar nuk shpallen si kafira derisa t'u ngritet argumenti. Kjo, ngase argumenti është i fshehtë apo teksti i cili vërteton atë, apo mosnjohja e tekstit e cila vërteton këtë cilësi.

Ka çështje të besimit baza të cilat çështje tek Ehlu- Sunneti bëjnë pjesë nën grupin e çështjeve të fshehta. Ai i cili nuk i njeh ato apo i bën te'vil nuk shpallet kafir, siç përmendi këtë Kadij Ijjadi në "Shifa" (f 279/2). Pra, nuk do të thotë se për çdo çështje të besimit xhahili shpallet kafir, ai i cili e mohon atë, por rreth kësaj ka sqarim. Ka çështje ku injoranca është e vërtetuar si arsye dhe çështje ku nuk është. Kthehu në kaptinën e dallimit kur është arsye dhe kur jo nga tekstet e dijetarëve dhe do ta gjesh të qartë.

Poashtu, dijetarët, fjalët e të cilëve i transmetuam, ata injorancën nuk e konsiderojnë si arsye në përgjithësi në çështjet e degëve që të gjitha. Ka prej çështjeve të degëve që njeriu i obliguar nëse i mohon do të bëhet kafir me këtë, nëse ajo çështje është e njohur patjetër, apo është e njohur në mesin e muslimanëve.

Kjo është kështu, nëse mohuesi nuk është i ri në Islam, apo është rritur në largësi nga vendet e diturisë apo në vend të luftës (të kafirave) ku nuk ka dëgjuar për atë. Këtë e kanë shënuar më shumë se një dijetar. Prej tyre është Sujuti r.a ku thotë: "Çdonjëri i cili është injorant ndaj asaj që shumica e njerëzve e njohin, kjo prej tij nuk pranohet, vetëm se nëse është i ri në Islam, apo është rritur në ndonjë vend të largët nga dijetarët. Nëse kjo është e fshehtë siç është ndalesa për zinanë, vjedhjen, vrasjen, alkoolin dhe të folurit në namaz.[122]

Ibn Humami Bezdeviju dhe AbdulAziz Buharij shënojnë se personi i obliguar nëse është në vend Islam dhe vepron diç prej

[122] "Eshbah ve Nedhair" të Sujutit (f 220)

harameve të dukshme, ai nuk është i arsyetuar. Mbi atë realizohet ekzekutimi i merituar dhe meriton mëkatin. Ngase ai ka mundësi të njeh atë që ia ka ndaluar Allahu dhe atë që ia ka obliguar duke i pyetur dijetarët. Ky person edhe nëse është injorant nuk arsyetohet sa i përket disa harameve të dukshme, ngase xhehli është bërë nga mangësimi i tij.

Nga kjo bëhet e qartë se dijetarët nuk shohin se injoranca është arsye në mënyrë të përgjithshme. Po ashtu, nuk kanë thënë se çdonjëri i cili mohon diç nga degët e Islamit, nuk shpallet kafir me mohimin e kësaj.

Me këtë nuk i lejohet asnjërit të argumenton me fjalët e Shejhul Islamit i cili në të thotë për Ehlu- Sunnetin: "ata i kanë ndarë çështjet në çështje të bazave me mohimin e të cilave shpallet kafir dhe çështje të degëve për të cilat nuk shpallet kafir nëse i mohon".

Atë që Shejhul Islami e tha është e vërtetë nëse do të ishin bërë dakord se i ka për qëllim bazat dhe degët të njohura tek Ehlu- Sunneti. Mirëpo, e vërteta është se ka dallim në të dy llojet. Këtë e bën të qartë Ibn Kajjimi, nxënësi i Shejhul Islam Ibn Tejmie, i cili thotë: "Në shumë prej çështjeve të degëve shpallet kafir mohuesi i tyre."[123]

Mënyra e dytë: Shejhul Islam Ibn Tejmie nuk ka pasur për qëllim këto dy terme të njohura tek Ehlu- Sunneti. Ai ka për qëllim ato çështje të cilat i kanë vendosur bidatçitë nga mutekeliminët, në të cilat i kanë pasuar mu'tezilit dhe xhehmit.

Këto çështje i quajtën me emrin USUL (baza). Ata konsiderojnë se imani nuk pranohet pa ato baza, diturinë mbi vërtetësinë e Pejgamberit e bënë pjesë pa të cilën nuk pranohet pohimi i Tij. Pra, çdo njëri i cili gabon në te apo nuk e din, apo e mohon tek ata është kafir. Argumenti i tyre për këtë është se pohimi dhe besimi është i ndërtuar mbi pranimin e këtyre çështjeve të cilat i quajnë me emrin çështje të bazave.

---

[123] "Muhtesar Sauaik Mursele" (f 515/2)

Duke qenë e njohur se këto çështje për të cilat i shpallin kafira të tjerët prej muslimanëve janë të shpikura, sheriati nuk ka ardhur me këto çështje, nuk ua ka dhënë këtë pozitë të madhe që të shpallen kafira ata që kundërshtojnë në këto çështje.

Njashtu këta mutekelimin të cilët ecën rrugës së ithtarëve të bidatit pasuan mu'tezilit në çështjen e vërtetimit të njohjes së Allahut, me këto mënyra nuk ka ardhur sheriati siç janë çështja e xheuherit apo ardit, mos ndodhja e disa ndodhive.

Këta të cilët shkuan rrugës së ithtarëve të bidatit shpallën kafir atë i cili ka te'uil apo ka injorancë ndaj këtyre çështjeve duke pretenduar se këto janë çështje të bazave të fesë. Ky është qëllimi i Shejhul Islamit me të cilën argumentuan kundërshtarët dhe kuptuan nga ai se ai flet për baza të njohura tek Ehlu- Sunneti me të cilat ka ardhur sheriati.

Nëse dikush kundërshton dhe thotë: Pse e barte fjalën e Shejhul Islamit në këtë kuptim se ai i ka për qëllim ata të cilët shpallën për kafira të tjerët nga mutekeliminët dhe pasuesit e tyre me bazat e tyre të shpikura. A ka ndonjë argument nga fjalët e Shejhul Islamit që aludon se ai e ka për qëllim këtë kuptim të cilin e përmende?

Ne themi: "Ky kuptim yni i fjalëve të Shejhul Islamit është marrë nga përcjellja e disa teksteve të tij Allahu e mëshiroftë, ku ai ka shpjeguar çështjet degësore dhe të bazave. Ai shpjegon fjalët e tij të përgjithshme të cilat i transmetuam më parë nga libri "Maridinije". Ty do t'i përmendim disa nga ato, që të shohësh vërtetësinë e kuptimit tonë."[124]

---

[124] Prej fjalëve më të qarta e cila bën të qartë se Shejhul Islami u bën demant atyre që fusin çështje në baza të fesë të cilat nuk janë prej saj, është fjala e tij: këtu e kemi për qëllim të përmendim se në Kur'an dhe në Urtësinë e Pejgamberit në përgjithësi janë përmendur çështjet e bazave të fesë. Mirëpo, ajo që disa njerëz e fusin nën këtë kuptim prej çështjeve të kota, ato nuk janë prej bazave të fesë edhe pse konsideron kush i konsideron. Siç janë çështjet dhe argumentet e kota, p.sh: mohimi i cilësive, kaderit dhe të ngjajshme me këtë prej çështjeve "Muhtesar Fetava Misrije" (f 222)

## TEKSTET E SHEJHUL ISLAM IBN TEJMIE GJATË POLEMIKËS KUNDËR MUTEKELIMINËVE

Shejhul Islam Ibn Tejmie gjatë polemikës me ithtarët e mutekeliminëve të cilët e bëjnë këtë dallim, duke transmetuar qëllimin e tyre për çështjet bazë, thotë: "Ka prej tyre që e bënë ndarjen e tretë dhe thotë: çështjet bazore, të cilat njihen me anë të mendjes. Pra, çdo çështje e diturisë të cilën ka mundësi mendja në mënyrë të pavarur ta kupton, ajo është prej çështjeve të bazave për të cilën shpallet kafir apo fasik kundërshtari dhe çështjet degësore të cilat njihen me sheriat...

Atyre u demantoi Shejhul Islami, pasi që tregoi qëllimin e tyre me fjalën bazë dhe degë, duke thënë: "Si ka mundësi që ai i cili kundërshton atë me të cilën ka ardhur Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem të mos jetë kafir. Ndërsa, ai i cili kundërshton atë që dikush tjetër pretendon se është e njohur nga mendja është kafir?

A bën kufër ndonjëri nëse gabon në matematikë, medicinë apo në çështje të holla të filozofisë? Nëse thuhet: ata nuk e shpallin kafir çdonjërin i cili kundërshton në çështjet e mendjes. Mirëpo, ata e shpallin kafir çdo njërin i cili kundërshton çështjet e mendjes me të cilat njihet Drejtësia e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem. Ngase, dituria për vërtetësinë e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem është ndërtuar mbi disa çështje të caktuara. Nëse ai gabon në këto çështje, ky nuk e njeh vërtetësinë e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem dhe me këtë bëhet kafir.

U thuhet se (mendimi i Ehlu Sunnetit si kundërpërgjigje është): Besimi rreth vërtetësisë së Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem nuk është i ndërtuar mbi disa çështje të caktuara prej çështjeve polemikë. Bile, sa i përket çështjeve të cilat i shpikën ithtarët e kelamit risimtarë si bazë për vërtetësinë e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem, siç është mendimi i mu'tezilive dhe xhehmive se nuk njihet vërtetësia e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem, vetëm nëse e di se bota është e krijuar.

Ndërsa, këtë nuk ka mundësi ta njeh vetëm nëse e di se trupat janë të krijuara. Ndërsa, kjo nuk ka mundësi të njihet vetëm nëse

dihet se kjo nuk mund të ndahet nga krijesat, ose përmes sendeve të cilat nuk mund të ndahen në përgjithësi, ose me ngjyra ose me lëvizje. Nuk ka mundësi ta di krijimin e sendeve derisa ta di se nuk ka mundësi të ketë krijesa pa fillim. Nuk ka mundësi ta kupton se është e vërtetë deri sa ta di se Zoti është i panevojshëm.

Nuk e di panevojshmërinë derisa ta kupton se Ai nuk është trup. Pra, çështje të tilla të ngjashme të cilat i pretendojnë grupacioni i ithtarëve të kelamit, se janë baza për besimin ndaj Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem dhe se vërtetësia e tij nuk mund të njihet pa këtë.

Këto çështje janë të njohura nga patjetërsia e fesë së Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem se besimi i njerëzve nuk është i ndërtuar mbi këtë. Bile as nuk i ka thirrur njerëzit në këto çështje. As nuk përmenden në Kur'an dhe Sunnet, as që ka përmend ndonjë nga Sahabët. Mirëpo, sa i përket bazave me të cilat njihet vërtetësia e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem të cilat përmenden ne Kur'an, ato nuk janë këto siç kemi shpjeguar në një vend tjetër.

Këta të cilët shpikën baza për të cilat pretenduan se nuk mundet të besohet i Dërguari i Allahut vetëm se me këto dhe se njohja e këtyre është kusht në besim, apo është obligim konkret për çdonjërin, këta janë ithtarë të bidatit tek selefi, imamët dhe shumica e dijetarëve. Ata e dinë se bazat e tyre janë bidat në sheriat.

Mirëpo, shumë prej njerëzve mendojnë se këto janë të vërteta sipas mendjes. Sa i përket imamëve të spikatur dhe ata të cilët i kanë pasuar ata, e dinë se këto baza janë të kota sipas mendjes dhe të shpikura në sheriat. Këto janë në kundërshtim me atë që ka ardhur i Dërguari a.s. Atëherë, nëse gabimi është në çështjet e mendjes për të cilat thuhet se janë nga çështjet e bazave të fesë, këta të cilët ecin pas këtyre rrugëve të kota në logjikë të cilat janë të shpikura në sheriat, mu ata janë kafira, jo ata të cilët kundërshtojnë.

Nëse gabimi në atë çështje nuk është kufër, nuk shpallet kafir ai i cili kundërshton në atë çështje. Me këtë u vërtetuam në të dy rastet se nuk është kafir sipas dispozitave të Allahut dhe të Dërguarit.

Mirëpo bidatçitë shpikën mendime të cilat bëjnë obligime në fe. Madje, i llogarisin prej besimit i cili duhet patjetër. I shpallin kafira ata të cilët kundërshtojnë e konsiderojnë të lejuar gjakun e tyre, ashtu siç veprojnë havarixhët, xhehmijet, rafidit, mu'tezilit dhe të tjerët.[125]

Pra, këto fjalë nga Shejhul Islam Ibn Tejmie në këtë mënyrë detale e të gjerë, largon kuptimin e gabuar të cilin e kuptuan disa nga fjalët e tij në "Maridinije". Shih derisa të kuptosh se Shejhul Islami e ka për qëllim gjatë demantit bërë ndaj atyre të cilët bëjnë tekfir me disa çështje baza të ithtarëve të bidatit prej mu'tezilive dhe pasuesve të tyre.

Prej disa dijetarëve të cilët ecën rrugës së filozofëve në këto çështje për të cilët Shejhul Islam në fund të këtij teksti tha: "Ata të cilët shpikën baza për të cilat pretenduan se nuk mund të besohet Pejgamberi vetëm se me ato dhe se njohja e tyre është kusht apo obligim për të besuar, ata janë ithtarët e bidatit". Fjala e tij Allahu e mëshiroftë: "Por ata gabimin e kanë në çështjet e mendjes për të cilat thuhet se janë baza të fesë kufër".

Nëse meditojmë rreth fjalëve të përmendura, ai ka për qëllim bazat e shpikura të mutekeliminëve për të cilat Allahu nuk ka zbritur argument ku ata e shpallin kundërshtarin kafir.

Nëse ndonjëri thotë: A nuk ka ndonjë tekst tjetër i cili e forcon atë që thotë?

Përgjigja është: Po, si jo.

Ja: Shejhul Islami r.a flet për dallimin që mutekeliminët e bëjnë, këtë e përmend në librin "Duru Tearudul Akli Ven Nakl", bën të qartë gabimin e fukahave prej pasuesve të Ebi Muhamed El Xhuejni, autori i librit "Irshad", pasi që atyre u futën këto metoda të shpikura të marra nga mu'tezilit dhe xhehmit.

---

[125] "Minhaxhu Sunne" (f 22-23/3)

Ai, Allahu e mëshiroftë sqaroi se ata ranë në bidatin e njëjtë në të cilin ranë ata më parë pasiqë ata konsideruan prej bazave të fesë, ilmul kelamin, shpallën kafir atë i cili kundërshton në ato çështje.

Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: "Sa i përket fjalëve të cilat nuk kanë bazë në sheriat, për këto fjalë nuk bën të lidhet çështja e lavdërimit, qortimit, pohimit dhe mohimit rreth kuptimit të këtyre fjalëve. Vetëm nëse shpjegohen këto fjalë në pajtim me sheriatin. Fjalët të cilat vijnë në kundërshtim me këto tekste janë nga ky lloj. Siç janë termet: xhism, hijez, xhihe, xheuher, ard. Kush kundërshton këto terme nuk lejohet të shpallet kafir nëse fjala e tij nuk shpjegohet si kufër në sheriat.

Ngase kufri është dispozitë e sheriatit, merret nga Zoti i sheriatit, ndërsa përmes mendjes mund të njihen fjalët e vërteta dhe të gabuara. Nuk është çdo gabim sipas mendjes kufër në sheriat ashtu siç edhe çdo çështje e cila mund të jetë e vërtetë sipas mendjes, në sheriat nuk është obligim të njihet. Është e çuditshme ajo që thuhet prej ithtarëve të kelamit: Bazat e fesë për të cilat shpallet kafir kundërshtari janë ilmul kelami, i cili njihet me vetë mendjen. Ajo e cila nuk njihet përmes mendjes vetëm në mënyrë të thjeshtë ato janë çështje të sheriatit, sipas tyre.

Kjo është metoda e mu'tezilive dhe xhehmijve dhe atyre të cilët ecën rrugës së tyre. Siç janë ithtarët e autorit të "Irshadit" dhe të ngjashëm sikur këta.

Këtyre u thuhet: Këto fjalë në vete ngërthejnë dy sende. E para: ose bazat e fesë njihen me anë të mendjes thjesht, pa sheriat. E dyta: dhe se ai i cili kundërshton këtu është kafir dhe çdonjëra nga këto dyja edhe pse janë të kota, bashkimi i tyre është kundërthënie.[126] Përfundoi transmetimi nga ai.

Ky tekst i fundit i cili u përmend nga Shejhul Islam Ibn Tejmije, në mënyrë të prerë tregon vërtetësinë e asaj të cilën e thamë. Ja ku Shejhul Islam vet transmeton nga mutekeliminët se çështjet e bazave për dallim nga çështjet e degëve sipas tyre janë ILMUL KELAMI, i

[126] "Duru Tearudil Akli Vel Nakl" (f 144/1)

cili njihet thjesht sipas mendjes. Çështjet tjera pos kësaj i konsideruan prej çështjeve të sheriatit. Ata përmendën se kundërshtari në llojin e parë është kafir sipas tyre edhe nëse është gabimtar, apo injorant, apo ka te'vil.

Pra, në këtë mënyrë mund ta kuptojmë kuptimin e vërtetë të fjalëve të Shejhul Islamit në "Maridinie" ku thotë: "Ky dallim të cilin e bëjnë ata nuk kanë bazë nga sahabët, as nga tabiinët e as nga imamët e Islamit. Kjo është marrë nga mu'tezilitë dhe të ngjashëm me ata të cilët e përmendin prej fukahave nëpër librat. Ky dallim i përmendur është i kotë.

Nëse bën krahasimin e të dy teksteve, do ta kuptosh cili është bidati të cilin e kanë marrë fukahatë e kohës së fundit nga mu'tezilit dhe bidatet e ngjashme. Këto janë të përmendura në mënyrë tekstuale nga Shejhul Islam në "Duru Tearud".

Dhe sa i përket mendimit të tyre, se me baza të fesë kundërshtari shpallet kafir, pra në çështjen e ilmul kelamit i cili njihet thjesht vetëm përmes mendjes, këtu të vërtetën e tha Shejhul Islami, ngase ky dallim nuk ka bazë nga sahabët e as tabiinët. Sahabët as që kanë njohur Ilmul Kelamin, as bazat e tij të shpikura, për të cilat ata pretendojnë se nëse në ato gabohet është kufër, dalje nga feja Islame. Shejhul Islam Ibn Tejmie, në "Maridinije" përmend se kjo është dallim me kundërthënie. Njashtu në fund të fjalëve të tij në "Duru Tearud" përmend se kjo është kundërthënie. Kjo neve na bën të qartë se ai është duke folur për një temë të njëjtë.

Vetëm se fjalët e tij në këto dy tekste të fundit të cilat i përmendëm janë më të qarta për qëllimin e tij dhe zbulojnë më mirë përgjithësimin e fjalëve të tij në "Maridinie"

Mënyra e tretë:

Kjo forcon mënyrën e dytë: Kjo është se Shejhul Islami përmendi në më shumë se një vend se mutekeliminët dhe ithtarët e tyre kanë futur në baza të fesë diç e cila nuk është prej tyre. Kanë vendosur

ligje për të cilat Allahu nuk ka zbritur argumente. Çështjen e kufrit e kanë ndërlidhur me këto baza të shpikura në sheriat.

Kjo ka ardhur nga ai në disa tekste. Prej tyre:

Ai, Allahu e mëshiroftë, pasi që flet kundër mu'tezilive duke i demantuar edhe ithtarët e tyre rreth mënyrës së pohimit të Krijuesit përmes logjikës dhe si ata e llogarisin këtë prej bazave të fesë.

Ai thotë: "Ky është argumenti të cilin e kanë marrë mu'tezilit dhe ata që pasuan bazën e fesë së tyre. Kjo hynë në atë që e quajtën ata baza të fesë, ndërsa kjo në realitet nuk është baza e fesë të cilën e ka vendosur Allahu s.v.t për robërit e Tij. Sa i përket fesë për të cilën Allahu i Lartësuar tha: "A kanë ata ortak, të cilët u bënë të ligjshme nga feja atë që Allahu nuk e ka lejuar". Kjo ka baza edhe degë. Pra, nëse kuptohet se termi Usul-din në gjuhët e atyre që e shqiptojnë ka përgjithësim dhe paqartësi…. Sa i përket atyre të cilëve bëjnë të ligjshme atë që Allahu nuk e ka lejuar. Kjo është e njohur se edhe këto baza nuk mund të jenë të transmetuara nga Pejgamberi sal'Allahu alejhi ue selem ngase janë të kota, nga kjo përfundojmë se ajo që rrjedh nga e kota është e kotë.[127]

Rreth këtij kuptimi ai poashtu thotë: "Mosnjohja e që të dy çështjeve e shpie që të supozon se nën Usul-Din bëjnë pjesë çështje dhe mjete të kota."[128]

Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: "Selefi dhe imamët të cilët e qortuan Kelamin dhe i konsideruan si të shpikura fjalët rreth termeve të logjikës, fjalët e tyre kishin për qëllim qortimin e

---

[127] "Duru Tearidul Akli ve Nakl" (f 21, 22/1)
Doktor Othman Xhuma definoi termin Aslu-Din tek Ehli Suneti. Përmendi atë që futën ithtarët e Kelamit nën këtë term prej çështjeve të cilat janë në kundërshtim me Ehli Sunetin, ai transmetoi nga Shejhul Islam tekste të qarta rreth këtij kuptimi. Ai dha shembull rreth mohimit të cilësive të Allahut dhe kaderit…..etj. ai kuptoi se Shejhul Islami kishte për qëllim t'i bën demant asaj që ata futën nën kuptimin e fjalës Usul-din. Pra kthehu atje se është hulumtim i vlefshëm. Kthehu në "Medhhal li Dirasetil Akide" (f 127)
[128] "Duru Tearud" (f 24/1)

kuptimeve të cilat i synonin ata me këto terme të logjikës nën termin e Usuli-Dinit.[129]

Edhe pse një grup nga ithtarët e Kelamit pretendojnë se çështjet e lajmeve të cilat i quajnë çështje të bazave është obligim prerja e këtyre çështjeve në të gjitha dhe se nuk lejohet argumentimi me ndonjë tjetër i cili nuk është në shkallën e bindjes.[130]

Pasiqë, degët e fesë nuk mund të ngritën vetëm se me bazat e tij, atëherë si ka mundësi që Pejgamberi sal'Allahu alejhi ue selem bazat e fesë pa të cilat nuk plotësohet besimi pa to, të mos ua sqaron njerëzve. Nga kjo njihet devijimi i atyre që shpikën rrugë apo besim se imani nuk plotësohet vetëm se duke qenë se është e njohur se Pejgamberi sal'Allahu alejhi ue selem këto nuk i ka përmendur.

Kush mediton rreth kësaj i sheh ithtarët e bidatit prej mohuesve që bazohen në këta të cilët shpikin bidate nga mendjet e tyre për të cilat nuk ka ardhur as Kur'ani as Sunneti, pastaj për këtë e shpallin kafir atë i cili kundërshton në atë që shpikën. Kjo është rasti i njerëzve të cilët shpallën kafira njerëzit për shkak të disa emrave dhe cilësive të cilat i pohuan të cilat i quajtën me terme të logjikës….

Dhe kështu të ngjashme prej mendimeve të cilat i shpikën xhehmit dhe mu'tezilit. Pastaj, atë i cili kundërshton e shpallën si kafir. Havarixhët të cilët i keqinterpretuan ajetet e Kur'anit dhe shpallën kafira kundërshtarët e tyre janë më të mirë se këta. Ngase, këta ndërlidhën çështjen e kufrit me disa mendime për të cilët Allahu nuk ka zbritur argumente.[131]

Përmes këtyre teksteve kuptojmë qëllimin e mutekeliminëve rreth fjalës USUL dhe kanë futur kuptime të kota dhe shpallën kafir kundërshtarin në ato çështje.

---

[129] "Duru Tearud" (f 24/1)
[130] "Duru Tearud" (f 27/1)
[131] "Duru Tearud"

Mënyra e katërt:

Ky dallim në çështjen e arsyetimit me xhehël në çështje ku nuk arsyetohet njeriu që përmendëm në kapitull të veçantë, kjo dallohet krejtësisht nga qëllimi i dallimit të mutekeliminëve rreth bazave dhe degëve.

Prej çështjeve që bën më të qartë dallimin e dy grupeve është se rregullin të cilën e morën mutekeliminët ku bëjnë dallimin mes çështjeve të bazave dhe degëve, është i kotë dhe është në kundërshtim me tekstet e sheriatit. Ky rregull vjen për ballë edhe kjo në fund dërgon deri në mos argumentimin me ato. Mu për këtë, dijetarët refuzuan me të madhe këtë ndarje të tyre të shpikur. Prej rregullave të mutekeliminëve rreth dallimit mes bazave dhe degëve është fjala e tyre:

Në origjinë është ajo që nuk lejohet pohimi me një lajm ndërsa degë është ajo që lejohet pohimi me një lajm. Pra, ky është rregulli me të cilën mutekeliminët bëjnë dallimin mes bazave dhe degëve. Si rezultat i këtij dallimi të kotë refuzuan shumë prej haditheve dhe ethereve të cilat kanë ardhur rreth pohimit të disa cilësive të cilat i mohojnë ata. Siç është cilësia e ngritjes së Allahut s.v.t, zbritjes, ardhjes, se është i pa fillim etj, duke pretenduar ata se këto janë çështje të bazave dhe nuk lejohet pohimi i këtyre cilësive më një lajm. Pra, si rezultat të këtij pretendimi të kotë mohuan tekstet e sheriatit të cilat kanë ardhur duke i pohuar këto cilësi të Allahut s.v.t.

Mu për këtë Shejhul Islam Ibn Tejmie dhe nxënësi i tij Ibn Kajjimi ua demantojnë atyre definicionet e tyre të shpikura. Ata u thanë atyre: “Ato nuk kanë ndonjë dallim të qartë mes asaj që e quajtën çështje të bazave dhe të degëve”.

Për këtë dijetari i madh Ibn Kajjimi gjatë demantit bërë atyre të cilët ndalojnë argumentimin me tekste të cilat pohojnë disa cilësi, duke qenë se mu ata argumentojnë me ato tekste kur flasin për çështje të sheriatit, thotë: “Shqyrtimi i pestë: sa i përket këtyre lajmeve nëse nuk ngërthejnë në vete bindje, mendim të fortë fitojmë

nga ato. Ndërsa pohimi i Emrave dhe Cilësive nuk ka ndonjë pengesë që të bëhet përmes tyre. Mu ashtu siç nuk ka ndonjë pengesë për ta vërtetuar dispozitat e kërkuar nga ne në sheriat atëherë çfarë është dallimi mes kaptinës së obligimeve dhe kaptinës së lajmeve që të mund të argumentohet me njërën kaptinë pas tjetrës. Ky dallim është i kotë sipas ixhmas së ummetit.

Ngase umeti ka argumentuar me këto tekste në vazhdimësi me këto hadithe të lajmeve ashtu siç argumentuan në obligimet e veprave. Kanë vazhduar sahabët, tabiinët dhe ata që i pasuan pas, ithtarët e hadithit dhe sunnetit duke argumentuar me këto lajme në çështjet e cilësive, kaderit, emrave dhe dispozitave.

Nuk është transmetuar nga asnjëri prej tyre asnjëherë se e ka lejuar argumentimin në çështjet e dispozitave ndërsa në lajmet për Allahun, Emrat dhe Cilësitë e Tij jo. Pra, ku janë ata nga selefët të cilët bëjnë dallim mes këtyre dy dallimeve? Po selefët (paraardhësit) e tyre janë disa nga mutekeliminët e fundit. Të cilët nuk kujdeseshin për atë që ka ardhur nga Allahu, i Dërguari dhe sahabët e Tij.

Ata pengojnë zemrat të udhëzohen në këtë kaptinë në Kur’an, Sunnet dhe fjalët e sahabëve. Ata i udhëzojnë njerëzit në mendimet e mutekeliminëve dhe në rregullat e njerëzve të cilët e teprojnë. Nga ata njihet dallimi mes dy çështjeve. Ata e ndjejnë fenë në çështje të diturisë dhe veprore dhe i quajtën baza dhe degë. Ata thanë e vërteta në çështjet e bazave është një, ai i cili kundërshton në atë është kafir apo fasik.

Ndërsa, sa i përket çështjeve të degëve, për këtë Allahu i Lartësuar ndaj atyre nuk ka ndonjë dispozitë të caktuar. Nuk ka mundësi të ketë në ato gabim, çdo muxhtehid është qëllues i dispozitës së Allahut të Lartësuar.

Këtë ndarje të cilën e bënë nëse njeriu kthehet në vet terminologjinë nuk ka mundësi të bën dallim mes asaj që quhet bazë nga ajo që e quajnë degë. E ku më kur ata kanë vendosur dispozita të cilat i kanë vendosur nga mendja e tyre. Prej këtyre dispozitave

është shpallja kafir e atij i cili gabon në çështjet e bazave, pos çështjeve të degëve. Kjo është prej të kotave më të kota.

Prej dispozitave të tyre është: "Vërtetimi i degëve përmes lajmeve të cilat kanë ardhur në mënyrën AMAD ndërsa këtë nuk e bëjnë në çështjen e bazave, etj. Çdo ndarje e cila nuk ka argument nga Kur'ani dhe Sunneti nga bazat e sheriatit me analogji është ndarje e kotë dhe duhet të largohet.[132]

Prej rregullave të kota me të cilën përkufizuan dallimin mes bazave dhe degëve është ajo që transmeton nga ata Ibn Kajjimi: "Sa i përket çështjeve të degëve nuk ka Allahu s.v.t dispozitë të caktuar dhe nuk ka mundësi të përfytyrohet se ka ndonjëri gabimtar. Çdo muxhtehid është qëllues i dispozitës së Allahut dhe kjo është dispozita e Tij".

Ky rregull vjen në kundërshtim me tekstet e sheriatit dhe është në kundërshtim me ixhman; e muslimanëve. Ashtu siç është dhe në kundërshtim me fjalën e Tij sal'Allahu alejhi ue selem: "Kur gjykatësi të bën ixhtihad dhe e godet të vërtetën ai ka dy shpërblime nëse ai bën ixhtihad dhe gabon, ai e ka një shpërblim". Ky dallim i cili u përmend më parë e kundërshton këtë hadith pasi që, ky hadith pohon se ai i cili e godet ka dy shpërblime ndërsa ai i cili e gabon e ka një shpërblim.

Kjo është argument se ky rregull me të cilën bëjnë dallim mes bazave dhe degëve është në kundërshtim me argumentet e sheriatit.

Nga kjo mund të përfundojmë që dispozita e Allahut është në pasim të mendimeve të njerëzve dhe supozimeve të tyre. Rreth kësaj hafidh Ibn Kajjimi thotë: "Kjo ndarje është origjina e devijimit të tyre. Ata kanë ndarjen në baza dhe degë dhe mohuan që Allahu s.v.t të ketë dispozitë të caktuar sa i përket degëve. Dispozita e Allahut në degë është sipas dallimit të mendimeve të muxhtehidëve.

Në çështjet të cilat i quajtën baza, kush gabon në ato është kafir apo fasik dhe pretenduan se ka ixhma rreth kësaj, ndërsa nuk

[132] "Muhtesar Sauaik Mursele" (f 510/2)

mbahet në mend nga ndonjë imam prej imamëve kjo të cilën e bënë ata. Derisa tha: "Është e njohur në mënyrë të prerë nga tekstet, nga ixhmaja e sahabëve dhe tabiinëve, kjo është ajo të cilën e kanë përmendur katër imamët në mënyrë tekstuale se muxhtehidët në çështje të sheriatit nuk janë të barabartë, në mesin e tyre ka të cilët e qëllojnë dhe gabojnë.

Fjalët të cilat i thonë se ndahen në baza dhe degë, ndahen në fjalë të cilat janë në pajtim me të vërtetën dhe në të cilat janë në mospajtueshmëri me të vërtetën. Pra, kjo ndarje se besimi për një dispozitë se është në pajtim apo në mospajtim me të vërtetën është sikur të thuhet se besimi në kaptinën e lajmeve ndahet në pajtim me të vërtetën apo në mospajtim….. ndërsa tha kjo është e kotë në disa aspekte të numërta të cilat i kemi përmendur në librin "Miftah", e prej tyre:

1. Kjo është në kundërshtim me tekstet e Kur'anit, Sunnetit dhe ixhmas së sahabëve dhe imamëve të muslimanëve.

2. Nga kjo është se dispozita e Allahut është në pasim të mendimeve dhe supozimeve të njerëzve.

3. Prej kësaj është se një çështje me nyje qenka e mirë edhe e keqe, të jetë Allahu i kënaqur dhe i hidhëruar nga ajo çështje, e dashur dhe e rrejtur.

4. Nga kjo është se realiteti i çështjeve është në pasim të besimit, ai i cili beson se një dispozitë është e kotë, është e kotë, nëse beson se është e vërtetë, është e vërtetë. Kush beson se lejohet, është e lejuar, kush beson se është haram, është haram. Ky mendim siç thotë një nga dijetarët, fillimi është filozofi ndërsa fundi (zindik). Ngase kjo do të thotë prishje e dispozitës së Allahut para se të ekzistojnë muxhtehidinët.

5. Nga kjo përfundojmë se edhe ai i cili e qëllon edhe ata të cilët gabojnë ngase, tek ata në esencë nuk ka gabimtar, porse çdo muxhtehid e ka qëlluar të vërtetën, e ka qëlluar dispozitën e Allahut të Lartësuar në çështjen e njëjtë.

6. Nga kjo kuptojmë se asnjëri nuk ia qëllon dispozitës së Allahut të Lartësuar, sipas tyre kjo nuk i le ndonjë kuptim fjalës së Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem "Me të vërtetë ke gjykuar sipas gjykimit të Allahut, Sunduesit". As fjalës së tij sal'Allahu alejhi ue selem: "Nëse prej teje kërkojnë që t'i zbresësh nën gjykimin e Allahut, këtë mos e bën, ngase ti nuk e di se a mund ta qëllosh gjykimin e Allahut të Lartësuar ndaj tyre apo jo". As fjala e tij: "Kur të bëjë ixhtihad gjykatësi dhe ia qëllon, ai ka dy shpërblime, nëse bën ixhtihad dhe gabon ka një shpërblim".[133]

Deri në fund të këtyre ndarjeve të cilat janë në kundërshtim me Kur'anin dhe Sunnetin, Ibn Kajjimi i përmend në mënyrë të gjerë, kthehu tek ai. Duke u menduar rreth asaj që sollëm dalim me një rezultat të rëndësishëm, ajo është se rregullat e ithtarëve të kelamit të cilat dallojnë bazat nga degët nuk janë të njëjta me rregullat e Ehlu- Sunnetit.

Nga fjalët e Ibn Kajimit që e përmendëm dalim me një rezultat tjetër e ajo është se ata imam të cilët refuzuan këtë ndarje, mutekeliminët me të vërtetë u refuzuan për shkak të asaj se është nxjerrje nga baza të kundërta me Kur'anin, Sunnetin dhe ixhman. Kjo është në fjalët e Ibn Kajjimit, në fjalët e tij: "Dhe çdo ndarje për të cilën nuk dëshmon Kur'ani dhe Sunneti dhe bazat e sheriatit me analogji kjo është ndarje e kotë që duhet të shmangemi nga ajo.

133 "Sauaik Mursele" (f 510-511/2), kemi shkurtuar pak ngase teksti është shumë i gjatë duke mos mangësuar kuptimin. Duke e parë këtë krahasim e shohim se nuk ka kundërthënie mes imamëve dhe Shejhul Islamit rreth vërtetimit të çështjes së bazave të fesë dhe degëve po ashtu në ndarjen e çështjeve në çështje të fshehta dhe çështje të qarta. Madje, Shejhul Islami këtë ndarje e tregon qartë. Kthehu në "Mexhmu fetava" (f 54, 32, 33/4).

# KAPTINA E TRETË

## Debatimi i konsiderimit të qëllimeve në çështjet e tekfirit

1. Hyrje rreth shpjegimit të llojeve të qëllimeve

2. Argumentet nga Kur'ani Fisnik

3. Argumentet nga Sunneti i pastër

4. Fjalët e dijetarëve rreth mos konsiderimit të qëllimit në kuptim të besimit në çështjet e qarta (të dukshme)

## MOS KONSIDERIMI I KUSHTIT TË QËLLIMIT PËR KUFËR NË KUPTIM TË BESIMIT DHE QËLLIMIT NË ÇËSHTJET E QARTA

Disa të cilët kanë shkruar rreth kësaj çështjeje e futën edhe kushtin e të pasurit qëllim së bashku me kushtin e diturisë. Ai tha: "Është kusht që ai i cili vepron kufër të jetë i dijshëm për kufrin, ta veprojë atë me qëllim dhe duke besuar atë. Ai kushtëzoi qëllimin në përgjithësi.

Ndërsa ne me ndihmën e Allahut do të debatojmë në këtë kaptinë këtë kusht. Këtu në hyrje do të sqarojmë llojet e qëllimeve, kuptimet e tij që të arrijmë deri tek njohja e qëllimit i cili konsiderohet dhe ai i cili nuk konsiderohet në çështjet e kufrit.

Kur thuhet fjala qëllim kemi disa kuptime:

1. Qëllim në kuptimin e vullnetit të prerë, quhet qëllim për të vepruar veprën. Quhet motiv për veprimin e veprës, me vet qëllim për ta bërë atë vepër.

Nëse vepra nuk e ka këtë qëllim me këtë kuptim të tij, atëherë kjo bën pjesë nën kuptimin e gabimeve.

Forma e kësaj është p.sh: një njeri i cili hedh mus'hafin, ndërsa ai nuk e di se ky është mus'haf. Gjatë kësaj forme nuk ekziston vullneti i prerë. Nën këtë kuptim, të mosekzistimit të qëllimit në këtë kuptim hynë shumë forma të ndryshme.[134]

2. Ndonjëherë kur thuhet qëllim, e kanë për synim zgjedhjen e lirë, vullnetin për të bërë veprën e kufrit. Rreth kësaj fukahat thonë: "Kush e vepron kufrin më qëllim, vullnet dhe zgjedhje të lirë".

Ky lloj i qëllimit dhe mospasja e tij konsiderohen tek ligjvënësi. Ka disa forma dhe detaje dhe konsiderime të cilat hynë nën pengesën e dhunës (IKRAHU).[135]

---

[134] Kthehu tek pengesa e gabimit nga libri "Auarid Ehlie" të Xheburit (f 393)
[135] Kthehu tek pengesa e IKRAHUT nga librin "Auarid Ehlije" (f 451)

3. Qëllim, me kuptim të besimit, njihet në kuptimin e asaj se e vepron veprën duke besuar se është kufër dhe duke bërë nijetin për kufër.

Qëllimi në këtë kuptim të tretë është ai i cili na intereson që të debatojmë. Ngase, sa i përket kuptimit të parë dhe të dytë nuk ka kundërshtuar asnjëri siç e dimë rreth kushtëzimit të tij në përgjithësi.

Rreth asaj se qëllimin me kuptim të besimit, një nga hulumtuesit e përkatëson se është mendimi i Ehulu Sunnetit thotë: "Ata konsiderojnë veprën dhe nijetin që të dyja vërtetohen për të dyja me rregulla të sheriatit, kjo është kusht për ta gjykuar në mënyrë konkrete njeriun.[136]

Ajo që ka të bëjë me temën tonë është një rregull për të cilën janë të pajtimit imamët e dijshëm. Ai është rregulli se gjykimi për kufër dhe iman ndërtohet sipas të jashtmes, duke mos shikuar në qëllime dhe nijet. Ky rregull është i pranuar tek dijetarët. Pasi që kjo ka rëndësi, do ti përmendim disa dëshmi nga ata:

## FJALËT E IMAMËVE TË NJOHUR RRETH QËLLIMIT PËR KËTË RREGULL

Shafiu r.a. thotë: "Me të vërtetë robërit e Allahut janë të obliguar të gjykojnë nga jashtë prej fjalëve apo veprave. Allahu s.v.t është Ai i cili kujdeset për të fshehtën, pos krijesave të Tij.[137]

Imam Shafiu r.a. thotë: "Dispozitat e Allahut dhe të Dërguarit argumentojnë se nuk i takon asnjërit që të gjykon për dikë vetëm se nga ajo që duket nga jashtë. Ndërsa, e jashtmja është ajo të cilën e ka pranuar vet apo ka ndonjë fakt që e vërteton atë.[138]

Shatibiu, Allahu e mëshiroftë thotë: "Origjina e gjykimit nga jashtë është çështje e prerë në dispozita, posaçërisht sa i përket

[136] "Dauabitu Tekfir" (f 210)
[137] "Um" e Shafiut (f 260/1)
[138] "Um" (f 260/1)

besimit për dikë në përgjithësi. Ngase, Zotriu i njerëzve sal'Allahu alejhi ue selem edhe pse kishte njohuri nga shpallja çështjet i konsideronte nga e jashtmja sa i përket munafikëve dhe të tjerëve. Edhe pse ai s.a.v.s e dinte gjendjen e brendshme të veprave të tyre megjithatë, kjo nuk e bënte atë që të del jashtë konsiderimit të së jashtmes në mënyrë normale.[139]

Shejhul Islam Ibn Tejmie thotë: "Ka mundësi që në vendet e kufrit të tillët që janë besimtar në brendinë e tyre, e fshehin besimin e tyre. Ndërsa muslimanët nuk ua njohin atyre gjendjen kur t'i luftojnë kafirat dhe e vrasin. Ky person nuk pastrohet, nuk i falet namazi i xhenazes. Varroset së bashku me mushrikët ndërsa ky në botën tjetër është prej besimtarëve. Pra, dispozita e botës tjetër është dispozitë tjetër ndaj kësaj bote.[140]

Hafidh Ibn Haxher Askalani, transmeton ixhma rreth këtij rregulli. Ai thotë: "Dhe që të gjithë u pajtuan se dispozitat e kësaj bote janë nga e jashtmja. Allahu është Ai i cili e di të fshehtën. Pejgamberi sal'Allahu alejhi ue selem i tha Usames "A ia hape zemrën atij?".[141]

Ibn Kajjimi duke transmetuar nga Shafiu dhe duke u pajtuar me mendimin e tij thotë: Kush gjykon për njerëzit në të kundërtën e asaj që duket nga ata duke argumentuar se ajo që ata e shfaqën nga jashtë është e kundërta e asaj që fshehin, nga ajo që ata argumentohen apo pa argumentim, tek unë këta nuk shpëtojnë nga kundërshtimi i Kur'anit dhe Sunneti.[142]

Begaviu në librin "Sherhu Sunneh" gjatë shpjegimit të hadithit "Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit deri sa të thonë LAILAHE IL'LALLAH" thotë: "Çështjet e njerëzve gjatë marrëdhënieve të ndërsjella me njëri-tjetrin me të vërtetë janë nga jashtë prej gjendjes së tyre të jashtme, nuk shikohet e brendshmja, ai i cili shfaq nga

[139] "Muavekat" (f 271/2)
[140] "Duru Tearud" (f 432/8)
[141] "Fet'h" (f 272/12)
[142] "Alamul Muebein" (f 102/3)

jashtë simbolet e fesë mbi të rrjedhin dispozitat (e Islamit) dhe nuk duhet të zbulohet çështja e brendshme e tij. [143]

Neveviu, Allahu e mëshiroftë në shpjegimin e hadithit: "Unë nuk jam urdhëruar që t'i zbuloj zemrat e njerëzve" thotë: "Kuptimi i kësaj unë jam urdhëruar që të gjykoj nga jashtë, Allahu është ai i cili e merr përsipër të fshehtën.

Neveviu, Allahu e mëshiroftë gjatë shpjegimit të hadithit: "Jam urdhëruar që t'i luftoj njerëzit", nga ky hadith kuptojmë se ai i cili e shfaq Islamin dhe e fsheh kufrin pranohet Islami i tij nga jashtë, ky është mendimi i shumicës së dijetarëve.[144]

Ibn Muflih në librin "Furuk" thotë: "Sa i përket polemikës rreth Islamit të kafirit me falje të namazit është vërtetuar, se shenjat kanë konsiderim në vendosjen e origjinës. Ngase, neve nëse e shohim një njeri i cili ka lidhëse në mes apo ndonjë simbol të jehudëve, ai gjykohet me kufër nga jashtë pastaj përmendi fjalët e imam Ahmedit Allahu e mëshiroftë, për atë i cili vritet në vendin e kufrit (luftës) mund të argumentohemi me synetimin, me veshjen. Nga kjo mund të përfundojmë se shenjat konsiderohen në dispozita në këto vende, në kaptinën e gjykimit për Islam apo kufër.[145]

Ali El Karij në librin "Hulasa" thotë: "Kush thotë se unë jam ateist, po ashtu në "Muhit" dhe "Havij": nëse thotë: nuk e di se është kufër, me këtë nuk arsyetohet (pra në dispozitën e gjykimit nga jashtë) Allahu është më i dijshëm për të fshehtën.[146]

Ibn Haxher Hajthemij duke transmetuar nga Kadij Ijad dhe duke u pajtuar me atë: atë që përmendi është sipas rregullave të medhhebit tonë: çështja e gjykimit me kufër bazohet me të jashtmen, nuk shikohet qëllimi dhe nijeti.[147]

---

143 "Sherhu Sunneh" (f 7/1)
144 "Sherhu Nevevi ala Muslim" (f 184/1)
145 'Furu" (f 168/6)
146 "Sherhu Shifa" (f 429/2)
147 "El Ielam" (f 15)

Kishmiriu thotë: “Kjo argumenton se nëse këto vepra janë tek një njeri, atëherë gjykohet me kufër dhe nuk shikohet në pohimin e tij në zemër.[148]

Tahaviu Allahu e mëshiroftë thotë: “Dhe nuk dëshmoj më për asnjërin prej tyre me kufër dhe shirk, as me nifak derisa nuk shfaqet prej tyre diç nga kjo, ndërsa të fshehtën e lëmë tek Allahu i Lartësuar.

Shpjeguesi i “Tahavies” (Alij bin ebi Izz el Hanefij) thotë: “Ngase ne jemi urdhëruar që të gjykojmë nga jashtë, jemi ndaluar që të kemi supozime, dhe të pasojmë diç për të cilën nuk kemi dituri.[149]

Neveviu Allahu e mëshiroftë, gjatë shpjegimit të hadithit të Usame b. Zejd në të cilin përmendet fjala: “A ia hape zemrën e tij” thotë: “Me të vërtetë jam obliguar me të jashtmen dhe me atë që shqipton gjuha. Sa i përket zemrës nuk ka ndonjë mënyrë që të njihet. Prandaj, e qortoi për atë që nuk veproi me atë që doli nga gjuha e tij nga jashtë dhe i tha: A ia hape zemrën atij?.[150]

Neveviu poashtu rreth shpjegimit të kaluar thotë: “Në këtë hadith ka argument për rregullin e njohur në Fikh dhe Usul se në gjykime veprohet nga jashtë, Allahu është ai i cili i di të fshehtat.[151]

Shejh Muhammed b AbdulVehab r.a. thotë: “Kush nga ithtarët e xhahilijetit ka vepruar me Islamin dhe është shmangur nga shirku, ai është musliman. Sa i përket atyre që adhuruan idhuj vdiqën në këtë para se të shfaqet kjo fe, ky person nga jashtë është në kufër edhe nëse ka mundësi që të mos i është ngritur argumenti i Pejgamberisë dhe nuk ka pasur kush t'ia tërheq vëmendjen, ngase ne gjykojmë nga jashtë, sa i përket dispozitës së brendshme kjo i takon Allahut.[152]

---

148 “Feidul Bari” (f 50/1)
149 “Sherhu Tahavije” (f 371)
150 “Muslim Bi Sherhi Nevevij” (f 8/2)
151 “Muslim Bi Sherhi Nevevij” (f 91/2)
152 “Dureru Senije” (f 333/1)

Përmes këtyre fjalëve të imamëve të dijshëm, të bëhet i qartë gabimi i atyre që thanë: “Islami i njeriut konkret mjafton që të vërtetohet përmes pohimit nga jashtë, pastaj ai përkatësohet në Islam në dispozita. Sa i përket kufrit nuk gjykohet vetëm nga jashtë, por gjykohet nga brenda dhe jashtë”.

Poashtu fjala e tij: “Nuk është i vërtetë gjykimi ynë për kufër në mënyrë konkrete duke pasur parasysh se ka mundësi të mos jetë kafir në realitet”[153]

Këto fjalë këtij autori nuk i pranohen për shkak të disa çështjeve:

1. Dallimi në gjykimin për Islam dhe konsiderimi i të jashtmes për te, ndërsa e kundërta sipas tij në çështjen e kufrit, ku duhet të gjykohet sipas të jashtmes dhe të brendshmes së bashku. Kjo është në kundërshtim më atë që transmetuam nga imamët dijetarë, se gjykimi në Islam apo kufër bëhet nga jashtë.

2. Kushtëzimi i tij për njohjen e kufrit në realitet (në brendinë e tij), ndërsa këtë nuk mundemi ta dimë, ngase kjo është në zemër, ndërsa dituria për zemrat kthehet vetëm tek Allahu i Lartësuar. Ne jemi të urdhëruar që të gjykojmë nga jashtë. Allahu është ai i cili mbikëqyr të brendshmen.

3. Atë që përmendi prej dallimit mes kufrit dhe Islamit dhe për të gjykuar për kufër duhet konsideruar të jashtmen dhe të brendshmen, për këtë nuk përmendi asnjë argument as që përmendi ndonjë tekst për këtë nga dijetarët.

Këtu është e vendit të përmendim se qëllimi në kuptim të nijetit, besimit dhe bërjes së kufrit me qëllim nuk konsiderohet në fjalët dhe veprat e kufrit ku nuk ka paqartësi në ato kur ata janë prej çështjeve të dukshme. Ndërsa, e kundërta është në fjalët dhe veprat të cilat ka mundësi të jenë kufër, por ka mundësi që të mos jenë. Ky person është ai i cili pyetet për qëllimin e tij.

---

[153] “Dauabit Tekfir” (f 205)

Rreth mosnjohjes kusht të qëllimit në kuptim të besimit dhe nijetit, Shejhul Islam Ibn Tejmie r.a thotë: "Pra, në përgjithësi kush thotë apo vepron diç e cila është kufër ai me këtë bën kufër, edhe nëse nuk e ka për qëllim që të bëhet kafir, ngase kufrin nuk e ka për qëllim asnjëri përpos kë do Allahu.[154]

Sa i përket fjalëve të paqarta të cilat nuk kanë domethënie të qartë për kufër, për këto fjalë pronari i këtyre nuk shpallet kafir vetëm se pasi të kuptojmë qëllimin dhe synimin e tij. Shejhul Islam Ibn Tejmie përmendi disa forma rreth këtij lloji.[155]

Është e dobishme që këtë hyrje ta përfundojmë me një sqarim se ajo që ndodhë nga njeriu prej gjuhës në mënyrë të gabuar duke i ikur gjuha nga gëzimi i madh, habia, frika ky person nuk bën kufër ngase nuk ka pasur qëllim të bëj kufër, kjo është e pajtimit tek shumica e dijetarëve.

## ARGUMENTE NGA KUR'ANI

### Së pari: argumente nga Kur'ani për moskonsiderimin e kushtit të qëllimit me kuptim të nijetit dhe besimit në fjalë dhe vepra të kufrit në çështjet e dukshme dhe të qarta

**Argumenti i parë**:

Allahu i Lartësuar thotë: **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni? Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë."** Et Teube 65-66. Mënyra e argumentimit nga ky ajet, siç shihet edhe nga shkaku i zbritjes së ajetit është se ata të cilët u tallën me Pejgamberin sal'Allahu alejhi ue selem dhe shokët e tij, nuk kishin menduar se kanë bërë kufër. Ata menduan se kjo nuk është kufër. Ata u arsyetuan me këtë mendim, mirëpo ky arsyetim i tyre nuk iu pranua duke përmendur se ata nuk e kishin këtë qëllim. Ai s.v.t u tha atyre:

---

[154] "Sarimul Meslul" (f 178)
[155] Kthehu në "Sarim" (f 562-563)

**“Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar”.** Ndoshta transmetimi e bënë këtë më të qartë që do ta sjellim si argument të veçantë.

Ja pra, fjalët e dijetarëve të besueshëm rreth komentimit të këtij ajeti:

Shejhul Islam Ibn Tejmie kur flet për këtë ajet thotë: ”Nëse ti i pyet ata, me të vërtetë do të thonë: “ne në të vërtetë ishim duke u tallur dhe dëfryer” pra, e pranuan dhe u arsyetuan, mu për këtë u tha “mos u arsyetoni ngase keni bërë kufër pas besimit tuaj. Nëse një grup prej juve ia falim, grupin tjetër e dënojmë ngase ishin kriminel”. Kjo argumentoi se ata në vete nuk menduan se kanë kufër, por menduan se kjo nuk është kufër.

Pra, sqaroi se tallja me Allahun, ajetet dhe të Dërguarin e tij është kufër me të cilën shpallet kafir pronari i saj pas besimit të tij. Ky është argument se te ata kishte iman të dobët dhe e bënë këtë haram të cilin e njihnin si haram, mirëpo nuk ua morri mendja se është kufër. Ndërsa, është kufër me të cilin kanë dalë nga feja. Ata nuk besuan se kjo lejohet.

Këtë e ka thënë më shumë se një nga selefi rreth cilësive të munafikave për të cilët është sjellë shembull në suren El Bekare. Ata në fillim shikuan pastaj u verbuan dhe njohën, pastaj kanë mohuar kështu ka thënë Katade dhe Muxhahidi: “Ky shembull është sjellë për shkak të shkuarjes te besimtarët dhe dëgjimit për atë që Pejgamberi sal’Allahu alejhi ue selem ka ardhur dhe humbjes së dritës së tyre. Ku tha: **“Shembulli i tyre (në hipokrizi) është si shembulli i atij që ndezë një zjarr dhe, posa ta ndriçojë ai vendin për rreth tij, Allahu ua shuan dritën e tyre dhe i lë në errësira që nuk shohin, (Mbesin në errësirë) Të shurdhër, memecë dhe të verbër, andaj ata nuk kthehen (nga ajo rrugë e tyre e keqe).”** El Bekare 17-18. Deri në fund të asaj në të cilën ishin ata.”[156]

Dëshmi nga fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie se ata nuk e kishin për qëllim vet kufrin as nuk e besonin, por menduan se kjo tallje

[156] “El Iman” të Shejhul Islam Ibn Tejmie (f 208-209)

është mëkat që nuk i nxjerr nga rrethi i imanit. Megjithëkëtë, Libri i Allahut s.v.t shqiptoi kufrin e tyre dhe daljen nga feja Islame duke qenë se ata nuk e kishin për qëllim kufrin.

Fjalë tjetër e Shejhul Islam Ibn Tejmie rreth këtij argumenti, gjatë fjalëve kur e demanton mendimin e atyre të cilët thonë nuk shpallet kafir vetëm se ai i cili fyen duke e lejuar atë, ai Allahu e mëshiroftë thotë:

Aspekti i katërt: "Nëse shkaku i kufrit të tij është besimi i tij se kjo lejohet, atëherë gjatë fyerjes së tij nuk mund të themi se kjo është argument se ky e lejon këtë, atëherë nuk duhet të shpallet kafir. Posaçërisht nëse thotë: "Unë besoj se kjo është haram, por këtë e them nga mllefi, mendjelehtësia, duke luajtur kot, siç thonë munafikët "Me të vërtetë ishim duke u tallur dhe bërë hajgare". Ose nëse thotë: e akuzova këtë, gënjeva për këtë duke u tallur kot.

Nëse thonë se ata nuk janë kafira, kjo është në kundërshtim me tekstin Kur'anor. Nëse thonë se janë kafira, kjo është tekfir pa shkakun e duhur nëse nuk e merr vet shkakun e veprës si shkak të kufrit. Fjalët e atij i cili thotë: "Unë nuk i besoj kësaj, nuk është e drejtë", ngase tekfiri nuk mund të bëhet me një çështje të dyshimtë. Nëse ai thotë: "Unë besoj se kjo është mëkat dhe e keqe, mirëpo unë e veproj", atëherë si ka mundësi të shpallet kafir nëse kjo nuk është kufër? Mu për këtë i Lartmadhëruari tha; **"Mos u arsyetoni se vërtetë keni bërë kufër pas besimit tuaj**". Ndërsa, nuk tha keni përgënjeshtruar me fjalën tuaj "me të vërtetë talleshim dhe dëfreheshim" pra, nuk i përgënjeshtroi për këtë arsye siç i përgënjeshtroi në të gjitha arsyet të cilat i shfaqën për tu distancuar nga kufri edhe nëse ishin të drejtë. Bile sqaroi se ata kanë bërë kufër pas besimit të tyre me këtë tallje dhe dëfrim.[157]

Kasimij Allahu e mëshiroftë, në komentin e këtij ajeti "nëse ti i pyet ata", pra për veprimin e atyre të këqijave të cilat përmbajnë në vete tallje, ai përmendi "me të vërtetë thonë" duke u arsyetuar kjo nuk ishte nga zemra që të ishte nifak apo kufër. "Mirëpo me të vërtetë talleshim dhe dëfreheshim", pra këto fjalë i thamë për tu

[157] "Sarimul Meslul" (f 516-517)

relaksuar.[158] Ai njashtu në "Iklil" tha se Kejhare Sanij Taberij Shafij thotë: "Në këtë ka argument se ai i cili luan apo është serioz në shfaqjen e fjalës së kufrit është i barabartë dhe se tallja me ajetet e Allahut është kufër. Razij thotë: "Ngase tallja aludon me mospërfillje, ndërsa shtylla më e madhe e besimit është madhërimi i Allahut më së shumti aq sa ka mundësi. Ndërsa bashkimi ndërmjet këtyre dyjave nuk ka mundësi.[159]

Fjalët e Kadij Ebu Bekr Ibnul Arabij të cilën e transmeton Imam Kurtubij. Gjatë komentimit të këtij ajeti Kadij Ebu Bekr Ibn Arabij thotë: "Kjo të cilën e thanë ose e thanë në mënyrë serioze ose duke u tallur. Kjo në çfarëdo mënyre të jetë është kufër. Ngase, tallja duke bërë kufër është kufër. Për këtë nuk ka polemikë mes umetit. Ngase, të jesh serioz është vëlla i diturisë dhe hakut ndërsa tallja është vëlla i të kotës dhe injorancës. Dijetarët tanë thonë: "Shih tek fjala e të Lartësuarit **"(Përkujtoni) Edhe kur Musai popullit të vet i tha: "Allahu ju urdhëron ta thereni një lopë! Ata thanë: "A bën tallje me ne"? Ai tha: "Allahut i mbështetem të më ruaj e të mos bëhem nga injorantët"!** El Bekare 67

Ebu Bekr Xhesasi gjatë fjalëve të tij rreth këtij ajeti thotë: "Në këtë ka argument se tallësi dhe seriozi janë të barabartë në shfaqjen e fjalës së kufrit duke mos pasur IKRAH (dhunë). Ngase, ata munafikë përmendën se atë që thanë, e thanë duke u tallur, ndërsa Allahu lajmëroi për kufrin e tyre nga tallja që e bënë.

Transmetohet nga Haseni dhe Katade se ata munafikët në luftën e Tebukut thanë: "A shpreson ky njeri se do t'i çliron pallatet e Shamit? Kjo është shumë larg, shumë larg. Allahu i Lartësuar këtë ia zbuloi të Dërguarit të Tij dhe tregoi se kjo fjalë është kufër prej tyre në cilën do mënyrë që e thanë, serioze apo tallje. Kjo ishte argument se dispozita e seriozit dhe tallësit janë të barabarta në shfaqjen e fjalës së kufrit. Kjo është argument se tallja me ajetet e Allahut dhe

[158] "Mehasim Teuvil" (f 253/8)
[159] "Mehasim Teuvil" (f 254/8)

me diç prej ligjeve të fesë së Tij është kufër kurse vepruesi i kësaj kafir.[160]

Shejh Muhamed b AbdulVehab rreth këtij ajeti thotë: “Dhe poashtu u thuhet: për ata të cilët Allahu i Lartësuar tha: “Ata betohen në Allahun se për atë që thanë, me të vërtetë e thanë fjalën e kufrit dhe bënë kufër pas Islamit të tyre. **“Ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë (asgjë të keqe), e në të vërtetë kanë thënë fjalë që nuk përkojnë me besimin, dhe pasi patën shprehur besimin ata e mohuan dhe u përpoqën për atë (mbytjen e Pejgamberit) që nuk e arritën. Ata nuk urrejnë për tjetër pos pse Allahu nga mirësitë e Tij dhe i dërguari i Tij i begatoi ata. Nëse ata pendohen do të jetë më mirë për ta, e nëse refuzojnë, Allahu i dënon me një dënim të dhembshëm si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. E në këtë rruzull të tokës nuk ka për ta as mbrojtës, e as ndihmës.”** Et Teube 74.

A nuk e dëgjove se Allahu i shpalli kafira për një fjalë duke qenë ata në kohën e Pejgamberit sal’Allahu alejhi ue selem duke bërë xhihad me të, faleshin me të, jepnin zekatin, bënin haxhxhin dhe ishin muvehidin (njësues). Poashtu, ata për të cilët Allahu tha: ”Thuaj: a me Allahun dhe ajetet e tij…” këta janë ata për të cilët Allahu tregoi qartë se kanë bërë kufër pas besimit të tyre duke qenë ata me të, në luftën e Tebukut, ata e thanë një fjalë për të cilën përmendën se e thanë në formë talljeje.[161]

Ai para kësaj tha: “Çfarë është kuptimi i kaptinës të cilën e përmendin dijetarët nga çdo medhheb” kaptinën mbi dispozitën e murtedit” që është muslimani i cili bën kufër pas Islamit të tij”?

Pastaj përmendën lloje të shumta, çdo lloj e bën njeriun kafir dhe ia lejon gjakun dhe pasurinë. Saqë ata përmendën sende të vogla të cilat i veprojnë, siç është përmendja e fjalëve me gjuhë duke

[160] “Ahkamu Kur’an” Xhesas (f 248/2)
[161] “Mexhmuatu teuhid” (f 94)

mos e pasur për qëllim me zemër. Apo ndonjë fjalë të cilën e përmend në formë tallje dhe dëfrimi.[162]

**Argumenti i dytë nga Kur'ani**

Allahu i Lartësuar thotë: **"O ju që keni besuar, mos ngrini zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju."** El Huxhurat 2

Kuptimi i këtij ajeti është i qartë, pra njeriu ka mundësi të bie në kufër apo shirk duke mos e vërejtur dhe duke mos e pasur për qëllim. Pra, mosqëllimi i tij nuk e largon mëkatin në sheriat. Kjo është e qartë në mënyrë tekstuale dhe kuptimore nga ajeti. Ja pra çka tha Shejhul Islam Ibn Tejmie në komentin e këtij ajeti:

Mënyra e argumentimit nga kjo është se Allahu i Lartësuar i ndaloi që mos t'i ngrinin zërat mbi zërin e Tij. Dhe të mos e thërrasin atë siç e thërrasin njëri- tjetrin. Ngase, kjo ngritje e zërit dhe thirrje mund të shpie deri në asgjësimin e veprave ndërsa ai nuk mund ta vëren këtë.

Ai tregoi se shkaku i ndalesës nga thirrja e Tij me zë të lartë është që mos tu asgjësohen veprat. Ai sqaroi se është e keqja e shkatërrimit të veprave. Ajo që shpie deri tek asgjësimi i veprave është obligim të lihet. Ndërsa veprat asgjësohen me kufër. I Lartmadhërishmi thotë: "…**E kush zmbrapset prej jush nga feja e tij dhe vdes si pabesimtar, ata i kanë zhdukur veprat e veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Të tillët janë banorë të zjarrit dhe në te do të qëndrojnë përjetshëm.**" El Bekare 217. I Lartësuari tha: **"E kush e mohon besimin vetëmse i janë asgjësuar veprat e tij"** El Maide 5. Ai tha: **"Po të bënin shirk do tu asgjësoheshin ato që ata vepruan"** El

[162] "Mexhmuatu Teuhid" (f 93/94). Shejh Sulejman b Abdilah Nexhdij gjatë komentimit të këtij ajeti thotë: njeriu ka mundësi të bën kufër me një fjalë të kufrit edhe nëse në vete mendon se nuk ka bërë kufër siç ndodhi me munafikat në luftën e Tebukut. Allahu I Lartësuar thotë: "mos u arsyetoni ngase keni bërë kufër pas besimit tuaj"Et Teube 66. Ata menduan se kjo nuk është kufër, mirëpo ajeti është argument se kur njeriu të bën kufër dhe këtë nuk e din apo nuk e beson se është kafir ky nuk arsyetohet me këtë por shpallet kafir me këtë vepër të tij foljore apo veprore."Tejsirul Azizil Hamid" (f 454, 455)

En'am 88 dhe tha: "**Nëse Ti më përshkruan ortak Mua, me të vërtetë do të asgjësohen veprat Tua"** Ez Zummer 65, dhe tha: **"Kjo ngase ata urrejnë atë që Allahu zbriti, për këtë i asgjësuan veprat e tyre".** Muhammed 28. Pra, njashtu siç edhe nëse gjatë gjendjes së kufrit veprohet ndonjë vepër nuk pranohet, për shkak fjalës së Allahut të Lartësuar: **"ata të cilët kanë bërë kufër dhe pengojnë nga rruga e Allahut veprat u janë asgjësuar"** Muhammed 1. Dhe fjala e tij: **"ata nuk i pengoi që tu pranohen shpenzimet vetëm nga ajo që ata bënë kufër ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij"** Et Teube 54. Pra, kjo është e qartë e dukshme se veprat nuk i asgjëson vetëm se kufri. Ngase, ai i cili vdes në iman patjetër hyn në xhennet dhe do të del nga zjarri nëse hyn në të.

Nëse atij i asgjësohen të gjitha veprat ai nuk mund të hyn në xhennet asnjëherë. Veprat nuk i asgjëson vetëm se diç e cila është në kundërshtim të plotë me ato. Ndërsa, nuk është në kundërshtim të plotë vetëm se kufri. Kjo është e njohur nga bazat e Ehlu Sunnetit, po ka mundësi që disa vepra të prishen nëse ka diç e cila i prish. Siç thotë Allahu i Lartësuar: **"mos i prishni lëmoshat e juaja me të përmendur dhe të keq"** El Bekare 264. Mu për këtë në Librin e Tij veprat nuk asgjësohen vetëm se më kufër.

Siç u vërtetuam se ngritja e zërit mbi zërin e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem, thirrja e tij me zë të lartë, frikohemi për këtë person se mund t'i asgjësohen veprat duke mos e vërejtur. Kjo është shkak i kësaj. Kjo është kështu, ngase është e njohur se ai duhet të madhërohet, nderohet dhe respektohet.

Ngase ngritja e zërit ngërthen në vete mundim të tij, mospërfillje dhe mospasje nevojë për të. Duke qenë se ky person nuk e ka për qëllim ngritjen e zërit, nëse mundimi dhe mospërfillja e cila ndodhë nga mosedukata pa qëllim është kufër, atëherë mundimi dhe mospërfillja me qëllim është kufër edhe më shpejtë.[163]

Pra, argument nga fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie është se ngritja e zërit shpie në kufër dhe dalje nga Islami duke qenë se ky nuk e vëren këtë dhe duke mos pasur për qëllim daljen nga feja. Në

---

163 "Sarimul Meslul"

këtë ka argument se njeriu ka mundësi të bën kufër dhe të del nga feja duke mos vërejtur dhe pasur qëllim. Kjo nuk është e veçantë për çështjen e ngritjes së zërit, por dijetarët nxorën dispozitë të përgjithshme.

Ja çka thotë Imam Fahrudin Razij Shafij, autori i "Tefsirul Kebir". Ai Allahu e mëshiroftë, thotë: fjala e Tij: "që mos tu asgjësohen veprat" nëse juve i ngritni zërat dhe dilni para tij këto vepra të ndotura u okupojnë dhe u nënçmojnë. Kjo shpie deri në veçim dhe ridde që ia asgjëson veprat. Fjala e Tij: "dhe duke qenë se ju nuk e vëreni" kjo është shenjë se ka mundësi të bën ridde pa e vërejtur.[164]

Shih Allahu të mëshiroftë se si ky imam nxori dispozitë të përgjithshme nga ajeti. Ajo është fjala e Tij"se bëri me shenjë, se riddeja mund të bëhët duke mos vërejtur". Në këtë rast mosvërejtja do të thotë edhe mosdituria se ka bërë ridde. Fjala e Tij "duke mos e vërejtur' pra duke mos ditur. Për këtë Buhariu në kaptinën e tefsirit nga Sahihu i tij rreth kuptimit të fjalës TESHURUN thotë: Në këtë kaptinë fjala e Tij: mos i ngritni zërat e juaj mbi zërin e Pejgamberit…"

TESHURUN=TEALEMUN, Vërejtur= Diturur.

Nga kjo është fjala SHAIR.[165]

E transmeton Hafidh b. Haxheri nga Ebi Ubejde në "Sherh".[166]

**Argumenti i tretë**

Allahu i Lartësuar thotë: **"Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë".** El A'raf 30

---

164 "Tefsirul Kebir" (f 114/28)
165 "Buharij" (f 454/8)
166 "Fet'hul Barij" (f 455/8)

Mënyra e argumentimit nga ajeti është se Allahu i Lartësuar lajmëroi se njerëzit janë dy grupe. Grupi i udhëzimit dhe grupi i devijimit. Allahu i Lartësuar nuk bëri dallim mes këtij grupi dhe grupit që devijoi duke pasur dituri, por dispozita e devijimit përfshin që të dy grupet. Koka e devijimit është dalja nga feja e Allahut të Lartësuar. Kjo është mu ajo që dijetarët e përmendën rreth tefsirit të ajetit.

Imam Ibn Xherir Taberiu shpjegon se ky ajet është demant më i qartë se ata të cilët thonë se Allahu nuk i dënon ata që besojnë devijimin apo e veprojnë vetëm se pas diturisë dhe qëllimit, Ibn Xheriri sqaron se po të ishte çështja kështu, grupi i devijimit i cili mendon se është i udhëzuar me grupin e udhëzimit do të ishin të barabartë duke ua ngritur dënimin të dy grupeve. Ndërsa, kjo është e kotë. Ngase, Allahu i Lartësuar bëri dallim mes emrave dhe dispozitave në këtë ajet.

Imam Ebu Xhafer Muhamed b Xherir në tefsirin e këtij ajeti thotë: "Kjo është argument më i qartë së është gabim mendimi se Allahu nuk dënon asnjërin për ndonjë mëkat të cilin e vepron apo devijimi të cilin e beson vetëm Zotit të tij. Nëse kjo është kështu, atëherë nuk ka dallim mes grupit të devijimit i cili mendon se është udhëzuar dhe grupit të udhëzimit. Ndërsa Allahu ka bërë dallim mes emrave dhe dispozitave në këtë ajet.[167]

Kasimiju thotë: "Rezymeja e kësaj është siç thotë Kadij: "Ajeti është argument se kafiri gabimtar dhe inatçorë është i barabartë në meditimin e qortimit. Kadij tha: "Ai i cili bën dallim mes këtyre përmend "ata morën" e bartë vetëm në kuptimin e atij kafiri i cili mangëson në hulumtim. Ndërsa ata të cilët ishin të zellshëm dhanë mundin për të kuptuar, ata arsyetohen, siç është mendimi i disave. Kështu thuhet në "Inaje".

[167] "Tefsir Taberij" (f 388/12)

Imam Begaviju thotë: "Në këtë ajet ka argument se kafiri i cili mendon se është në hak në fenë e tij, mohuesi dhe inatçori janë të barabartë.[168]

**Argumenti katërt**

Allahu i lartësuar thotë: "**Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?"** El Kehf 103

Imam Kurtubiju thotë: fjala e tij: "Thuaj, a tu lajmëroj për më të dëshpëruarit…"" El Kehf 103

Këtu janë dy çështje:

E para: fjala e Tij: **"A tu lajmëroj për më të dëshpëruarit në veprat e tyre".** Këtu ka argument se ka prej njerëzve që e vepron një vepër duke menduar se është bamirës ndërsa i është asgjësuar vepra. Ajo që i asgjëson veprat është ose prishja e besimit ose syfaqësia ndërsa këtu e ka për qëllim kufrin.[169]

Imam Ibn Kethiri në komentin e këtij ajeti thotë: Buhariu thotë: nga Musabi e kam pyetur babain tim Sad B. Ebi Vekasin për fjalën e Allahut **"Thuaj, a t'ju lajmëroj për njerëzit më të dëshpëruar në veprat e tyre"** a janë këta Harurijet? Ai tha, JO. Ai tha: "Janë jehudët dhe të krishterët. Sa i përket jehudëve ata përgënjeshtrojnë Muhamedin sal'Allahu alejhi ue selem ndërsa të krishterët mohuan Xhennetin dhe thanë që në te nuk ka ushqim as pije.

Harurijet janë ata të cilët thyejnë besën e Allahut pasi e kanë dhënë atë. S'adi ata i quante FASIKIN.

Alij b Ebi Talibi, Dahaku dhe të tjerë kanë thënë: ata janë HARURIJET. Kuptimi i kësaj nga Aliu r.a është se ky ajet fisnik i përfshinë HARURIT ashtu siç i përfshin jehudët dhe të krishterët etj. Ky ajet nuk ka zbritur në mënyrë të veçantë vetëm për këta, por është më i përgjithshëm. Ngase, ky ajet është i Mekkës para se tu

[168] "Tefsir Begavij" (f 156/2)
[169] "Kurtubi" (f 104/5)

drejtohet jehudëve dhe krishterëve dhe para ekzistimit të havarixhëve në esencë. Ky ajet është i përgjithshëm për çdo njërin i cili e adhuron Allahun në mënyrën që Ai nuk është i kënaqur. Duke menduar ai se e ka rrugën e vërtetë dhe duke menduar se vepra i është pranuar. Siç tha i Lartësuari: **"Atë ditë sheh fytyra të përulura, të lodhura e të rraskapitura (nga mundimi). Ato hyjnë në zjarrin të ndezur fort, "** El Gashijeh 2-4. Ai i Lartësuari thotë: **"E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur"**. El Furkan 23. Allahu i Lartësuar thotë**: "E veprat e atyre që nuk besuan janë si valët (nga rrezet e diellit) në një rrafshinë ku i etshmi mendon se është ujë derisa kur t'i afrohet atij nuk gjen asgjë, por aty e gjen Allahun dhe Ai do t'ia japë llogarinë e tij. Allahu është i shpejtë në llogaritje"**. En Nur 39.

Në ajetin fisnik tha: **"Thuaj: a t'ju tregoj për ata të cilët janë më të mjeruar në vepra"** pastaj e komentoi duke thënë "ata të cilët vepra u shkoi huq në këtë botë, pra vepruan vepra të kota pa ndonjë sheriat të ligjshëm, të kënaqur, të pranuar, ndërsa ata mendojnë se janë duke bërë vepra të mira". Pra, besojnë se janë në diç dhe se u pranohen veprat dhe janë të dashur.[170]

**Argumenti i pestë**

Allahu i Lartësuar thotë**: "Ata me të vërtetë i pengojnë nga rruga dhe mendojnë se janë të udhëzuar"** Ez Zuhruf 37.

Allahu i Lartësuar lajmëroi se ai i cili kthen shpinën nga Kur'ani dhe udhëzimi, Ai i dënon si rezultat i shmangies nga udhëzimi duke ia vërsul një shejtan i cili e fut në devijim i cili është koka e kufrit. Ai mendon për veten se është në të vërtetë dhe udhëzim. Supozimi i tij se është në udhëzim tek Allahu nuk konsiderohet arsye pasi ai në realitet është shmangur nga e vërteta.

Imam Ibn Kajjimi thotë: "Allahu i Lartësuar lajmëroi se atë të cilin e sprovon me Karinin prej shejtanëve me të vërtetë është për shkak të kthimit të shpinës dhe largimit nga përkujtimi i Tij të cilin ia zbriti të Dërguarit të tij. Prandaj, dënimi për këtë shmangie ishte

[170] "Tefsir Ibn Kethir" (f 107/3)

vërsulja e këtij shejtani i cili e pengon nga rruga e Zotit të tij dhe rruga e shpëtimit duke menduar ai se është i udhëzuar, derisa, kur të merr llogarinë nga Zoti i tij Ditën e Gjykimit së bashku me shejtanin e tij, kur ta sheh shkatërrimin dhe humbjen do të thotë: **"E kur të vijë ai (jobesimtari) para Nesh, do të thotë: "Ah, të kishim qenë larg mes vete sa Lindja me Perëndimin; sa shok i keq je ti!"** Ez Zuhruf 37. Pra, çdonjëri i cili shmanget nga udhëzimi në shpallje i cili është DHIKRI i Allahut, patjetër të thotë këtë në Ditën e Gjykimit. Nëse thuhet: ky a ka arsye në devijimin e tij pasi që mendon se është në udhëzim siç tha Allahu i Lartësuar: "dhe ata mendojnë se janë të udhëzuar".

Thuhet: ky nuk ka arsye dhe të ngjashmit si ky në devijim, devijimi i të cilëve rrjedh nga kthimi i shpinës nga shpallja me të cilën ka ardhur i Dërguari edhe nëse mendon se është i udhëzuar, ngase, ky është që mangëson me shmangien nga udhëzimi, pra kur të devijon, devijon nga mangësimi dhe shmangia e tij. Ndërsa e kundërta është nëse devijimi është nga mosarritja e diturisë dhe pamundësimi i arritjes deri tek ajo.

Kjo ka dispozita tjera. Sa i përket kërcënimit në Kur'an, ai e përfshin llojin e parë. Sa i përket llojit të dytë, Allahu nuk e dënon asnjërin vetëm pas ngritjes së argumentit. Siç thotë Allahu i Lartësuar: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin".** El Isra 15. Allahu i Lartësuar thotë: **"Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë"**. En Nisa 165, i Lartësuari tha: **"Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata vetë kanë qenë horra."** Ez Zuhruf 76.[171]

[171] "Miftah Daru Seade" (f 47, 48/1)

Imam Ibn Kajjimi bën dallim mes dy llojeve:

I pari: Ai i cili ka mundësi të mëson udhëzimin, mirëpo mangëson duke u shmangur nga thirrësi i udhëzimit nga Kur'ani. Pra zanafilla e devijimit të tij është nga mangësimi dhe kthimi i shpinës. Ky person nuk ka arsye edhe nëse mendon se është në udhëzim.

I dyti: Ai i cili nuk ka mundësi të arrin deri tek udhëzimi për shkak të asaj se nuk i ka arritur dituria e Pejgamberisë, nga pamundësia për të arritur deri tek ajo. Kjo ka dispozitë tjetër. Kërcënimi i Kur'anit përfshinë llojin e parë, të cilit i është ngritur argumenti me Pejgamberin dhe Kur'anin. Në mënyrë më detale këto lloje dhe dispozitat e tyre janë në librin "Tarikul Hixhretejn" nën titullin "Shtresat e njerëzve të obliguar".

Imam Taberiu gjatë komentimit të ajetit të kaluar thotë: "Shejtanët i pengojnë ata të cilët shmangen nga përmendja e Allahut nga rruga e Allahut, nga rruga e të vërtetës. Ata ua zbukurojnë devijimin ua bëjnë të rrejtur besimin në Allahun dhe veprimin me respektin e Tij. "Dhe ata mendojnë se janë të udhëzuar". Ai thotë: "Ata të cilët i bëjnë ortak Allahut me anë të zbukurimit të shejtanëve mendojnë se janë në të vërtetë.[172]

Është mirë të përmendet këtu se me këto argumente kanë argumentuar dijetarët e thirrjes së Nexhdit rreth çështjes së mos konsiderimit të qëllimit për kufër në formë të nijetit dhe besimit.[173]

Me këto argumente dhe të ngjashme argumentuan për mos arsyetimin me injorancë të ithtarëve të shirkut (nga adhuruesit e varreve). Prandaj nuk pranohet mendimi i atyre të cilët mendojnë se këto argumente janë të veçanta vetëm për jobesimtarët me origjinë. Ngase mësimi nxirret nga fjala në përgjithësi e jo nga shkaku në

172 "Tefsir Taberij" (f 63/25)
173 "Mexhmu Resail Nexhdije (f 637, 640/4, 53, 544)

veçanti. Njashtu me këto ajete argumentoi hoxha AbdulAziz Bin Baz Allahu e mëshiroftë.[174]

## ARGUMENTET NGA SUNNETI RRETH MOSKONSIDERIMIT TË QËLLIMIT ME KUPTIM TË NIJETIT DHE BESIMIT NË ÇËSHTJET E QARTA

Argumenti i parë: nga Isa B Talha ibn Ubejdilah Tejmi nga Ebi Hurejre r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, duke thënë: *"Me të vërtetë një rob flet një fjalë të cilën nuk e shqyrton mirë me të cilën rrëshqet në zjarr më larg se lindja".* (Transmeton Buhariu në Sahih (314/11))"Fet'h" (f 6477)".

Nga Ebu Salih nga Ebu Hurejre, ky nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, se ka thënë: "robi flet një fjalë prej kënaqësisë së Allahut për të cilën nuk mendon mirëpo Allahu i Lartësuar e ngritë me atë disa shkallë. Njashtu robi flet një fjalë nga hidhërimi i Allahut për të cilën nuk mendon shumë, për të cilën fjalë hudhet në xhehenem. (transmeton Buhariu (314-315/11) "El Feth 6478, ky hadith është edhe tek Muslimi në Sahih nga rruga e parë (117/18) Nevevij.

### Mënyra e argumentimit:

Mënyra e argumentimit nga ky hadith është në fjalën "nuk e shqyrton ate" ndërsa në transmetimin tjetër "nuk mendon". Imam Ibn Haxher Askalani e shpjegon me fjalën e tij: "nuk mediton me mendjen e tij, nuk mendon për të ardhmen, as nuk mendon se kjo mund të ndikon diç. Kjo është sikur fjala e Allahut të Lartësuar: **"…juve mendoni se është e lehtë, ndërsa tek Allahu është e madhe"** Nur 15. Në hadithin e Bilal b Harith të cilin e nxjerr Maliku, autorët e suneneve të cilin e konsiderojnë të vërtetë Tirmidhiu, Ibn Hibbani dhe Hakimi me tekstin: ndonjëri prej juve ndoshta flet një fjalë nga kënaqësia e Allahut nuk mendon se mund të arrin shumë, për atë

[174] "Fetava" Bin Baz

fjalë Allahu shkruan kënaqësinë e tij deri në Ditën e Gjykimit. Po të njëjtën tha për hidhërimin."[175]

Sipas këtij hadithi u vërtetuam se njeriu mund të flet një fjalë nga mëkati apo kufri duke mos pasur për qëllim të bën mëkat apo kufër. Të mos i falet për atë se nuk ka pasur për qëllim apo nuk e ka besuar atë fjalë të cilën e ka thënë. Kjo është kuptimi i këtij hadithi nga teksti. Këtë të cilën e përmendëm është ajo të cilën e thanë dijetarët e mëdhenj në shpjegimin e këtij hadithi.

Kadij Ijadi gjatë shpjegimit të këtij hadithi thotë: "Kjo fjalë të cilën e thotë njeriu ka mundësi të jetë fjalë të cilën e thotë njeriu ka mundësi të jetë fjalë e ndotur dhe epsharake, apo për të futur muslimanin në mëkat të madh, në kurvëri apo mospërfillje të hakut të Pejgamberisë apo sheriatit, po edhe nëse nuk e beson këtë... siç e transmetoi këtë nga ai Ibn Haxher Askalani.[176]

Dëshmi nga fjala e Kadi Ijadit është fjala e tij: apo mospërfillje të hakut të Pejgamberisë dhe sheriatit."kjo nuk ka dyshim aspak se është kufër sipas ixhmasë. Kadi pas kësaj tha: edhe nëse nuk e beson". Pra ai, Allahu e mëshiroftë nuk e konsideron mospasjen për qëllim si gjë e cila ngrit mëkatin nga ai.

Dijetarët duke folur për çështjen mospërfilljes së qëllimit gjatë veprimit të kufrit, argumentohen me këtë hadith i cili u përmend. Ibn Tejmie kur flet për mospasjen për qëllim në çështjen e fyerjes (Së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, ), ai argumenton me këtë hadith. Ai thotë: "Të gjithë fjalët e dijetarëve nga çdo grupacion janë të pajtimit se fyerja e Tij është kufër dhe ia bën gjakun të lejuar. Ndërsa për kërkimin pendim nga ai kanë polemikë.

Në këtë rast nuk ka dallim mes asaj se a ka për qëllim vet mangësimin e Tij apo thotë se e ka për qëllim diç tjetër, fyerja ka ndodhur si pasojë e asaj, apo nuk ka pasur për qëllim diç nga kjo. Por është tallur, ka luajtur apo diç tjetër. Që të gjitha këto bëjnë pjesë në këtë dispozitë nëse vet ajo fjalë e cila është thënë është fyerje.

---

175 "Fet'hul Bari" sherh Sahihul Buhari (318/11)

176"Fet'hul Bari"

Ngase njeriu mund të flet një fjalë nga hidhërimi i Allahut, nuk mendon se mund të arrin ku ka arritur, nga kjo fjalë mund të futet në zjarr më larg se dallimi mes lindjes dhe përëndimit.

Pra kush flet diç e cila është fyerje në mëngësimin e Tij, ky dënohet për fjalët me të cilat i mundon njerëzit, për fjalët të cilat janë vetvetiu mundim edhe nëse nuk e ka pasur për qëllim ti mundon ata. A nuk dëgjon ata të cilët thanë; "me të vërtetë ishim duke u tallur dhe dëfryer" Allahu i Lartësuar u tha: "a me Allahun, ajetet e Tij dhe të Dërguarin e Tij ishit duke u tallur, mos u arsyetoni, me të vërtetë keni mohuar pasi keni besuar".[177]

Ibn Kethiri kur flet mbi komentimin e fjalës së Allahut **"O ju që keni besuar, mos ngreni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju."** El Huxhurat 2. Pra: u ndaloi nga ngritja e zërit para Tij nga frika që mos të hidhërohet nga kjo e të hidhërohet Allahu për shkak hidhërimit të Tij.

E me këtë tu asgjësohen veprat duke mos e ditur. Siç ka ardhur në sahih: "Njeriu flet një fjalë nga kënaqësia e Allahut të cilës nuk ia vëndon mendjen, me atë fjalë i caktohet Xhenneti, dhe njeriu flet një fjalë nga hidhërimi i Allahut nuk ia vendos mendjen hidhet në zjarr në distancë më larg se qielli nga toka.[178]

Ky argumentim nga këta dy imam nuk është i veçantë vetëm për çështjen e fyerjes apo ngritjes së zërit me të cilën ndodh mundimi dhe mospërfillja, kjo është e përgjithshme për çdo fjalë apo vepër e cila të nxjerr nga feja duke mos pasur qëllim.

Autori i librit "Mualat Muadet" gjatë shpjegimit të këtij hadithi thotë: "Me këtë hadith: njeriu flet një fjalë nga kënaqësia e Allahut nuk mendon se mund të arrij ku arrin, me atë fjalë shkruan Allahu kënaqësinë e Tij deri në ditën kur takohet me të.

---

177 "Sarimul Meslul" (f 527, 528)

178 "Tefsir" Ibn Kethir (209/4)

Njeriu flet një fjalë nga hidhërimi deri në ditën kur do të takohet me atë", konsiderojmë se njeriu mund të bën kufër me një fjalë të kufrit apo vepër të kufrit edhe nëse me vehte mendon se nuk ka vepruar kufër. Siç ka ndodhur me munafikat në luftën e Tebukut. Allahu i Lartësuar tha: **"Mos u arsyetoni keni mohuar pasi keni besuar".** Ata menduan se kjo nuk është kufër.

Mirëpo ajeti është argument se nëse njeriu vepron kufër edhe nëse nuk e din apo beson se është kufër me këtë nuk arsyetohet. Ai bën kufër me veprën e tij të gjymtyrëve apo të folurit. Mu për këtë, ai i cili fyen Islamin, simbolet e Tij është kafir edhe nëse nuk beson se është kafir.[179]

**Argumenti i dytë:**

Nga Alij b Ebi Talib r.a. se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: "Do të dalin disa njerëz në kohën e fundit, të ri në moshë, me ëndrra mendjelehtë, do të thonë fjalët më të mira, besimi i tyre nuk do të kalojë përtej fytit, do të dalin nga feja siç del shigjeta nga harku, ku do që t'i takoni vritni ata ngase në vrasjen e tyre ka shpërblim për atë i cili i vret ditën e gjykimit" (transmeton Buhariu në Sahih 295/12, nr 6930, tek Muslimi në Sahih f. 169/7.

**Mënyra e argumentimit:** Në këtë hadith nxirret nga fjala e Tij, sal'Allahu alejhi ue selem: "dalin nga Islami, dhe nuk lidhen me atë diçka". Kjo është argument se njeriu mund të del nga Islami duke mos u lidhur me diç prej Islamit duke mos pasur qëllim të del nga Islami. Këtë e kanë thënë dijetarët gjatë shpjegimit të këtij hadithi.

Imam Ibn Haxher Askalani kur flet për polemikën e dijetarëve rreth tekfirit të havarixhëve sjell fjalët e imam Teberiut në Tehdhib: Prej atyre që anojnë ka kjo është Taberiu në "Tehdhib".

Ai pasi solli hadithet e kësaj kaptine tha: në këtë ka demant për mendimin e atyre të cilët thonë; asnjëri nuk del nga Islami nga ithtarët e kilbles vetëm nëse e ka qëllimin të dalë nga feja duke e

[179] "Mualat Muadat" Mahmas Xhelud (339/1)

ditur këtë. Kjo është e kotë për shkak të hadithit: të vërtetën e thonë, e lexojnë Kur'anin, dalin nga Islami nuk e lidh me diç prej Tij.

Ku dihet se ata nuk ua bënë hallall gjakun muslimanëve as pasurinë e vetëm se duke u bazuar në gabim të interpretimit të ajeteve të Kur'anit duke u shmangur nga kuptimi i vërtetë.[180]

Ibn Haxheri po ashtu thotë: "Nga ky hadith nxjerrim se ka prej muslimanëve që dalin nga feja duke mospasur për qëllim daljen nga ajo dhe duke mos zgjedhur ndonjë fe tjetër pos Islamit[181]

Argument nga ajo që u përmend nga komentuesit e haditheve është fjala e Imam Taberiut: në këtë hadith ka demant për ata të cilët thonë se asnjëri nuk mund të dal nga Islami vetëm nëse e ka për qëllim të dalë nga ai.

Poashtu, prej fjalëve të Hafidh Ibn Haxherit; ai mund të del nga Islami edhe nëse nuk e ka për qëllim daljen nga feja.

Pra, këto tekste janë dëshmi për atë që sqaruam më herët se nuk është kështu nijeti gjatë thënies së kufrit apo veprimit të tij.

Mënyra e argumentimit të çështjes së tekfirit të havarixhëve nxirret nga përgjithësia e hadithit të cilin e komentuan dijetarët, kjo është se personi mund të del nga Islami duke mos pasur për qëllim daljen apo duke mos besuar se del nga ai. Pra kjo është mënyra e përgjithshme e argumentimit. Këtë mënyrë të përgjithshme e përmendën dijetarët: Ibn Hubejre, Taberiu, Hafidh Ibn Haxher Askalani. Pra ky ishte teksti me të cilin argumentuan nga ky hadith, që le të vëren këtë lexuesi.

**Argumenti i tretë:**

Nga Ibn Umeri r.a. se një njeri në Luftën e Tebukut ka thënë: "Nuk kemi parë si këta lexues të Kur'anit llaskuç, rrenacak më të mëdhenj dhe frikacak më të mëdhenj në luftë." Kishin për qëllim të

---

180 "Fet'hul Bari" (f 313/120) Sheukani (f 168/7)
181 "Fet'hul Barij" (f 315/12)

Dërguarin dhe shokët e Tij lexues të Kur'anit. Auf B Maliku i tha: Gënjen, ti je munafik, do të lajmëroj të Dërguarin e Allahut. Aufi shkoi te i Dërguari i Allahut, sal'Allahu alejhi ue selem, për ta lajmëruar. Mirëpo, Kur'ani ia kishte parakaluar. Ai njeriu erdhi tek Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i cili ishte mbi deve duke ecur. Ai i tha: O i Dërguari i Allahut, me të vërtetë ishim duke luajtur dhe dëfryer, ishim duke folur për të larguar lodhjen nga rruga. Ai tha: "sikur unë të shoh se si është kapur për litarin e deves së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, ndërsa gurët të hidhen në këmbë ai duke thënë; me të vërtetë ishim duke luajtur dhe dëfryer. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i thoshte: "A me Allahun, ajetet e tij dhe të Dërguarin ishit duke u tallur". Ai nuk kthehej nga ai as nuk shtonte diç jashtë këtyre dy fjalëve".[182]

Shejh Sulejman ibn Abdilah gjatë shpjegimit të "Kitabu Teuhid"thotë: "Allahu i Lartësuar duke iu drejtuar të dërguarit thotë: "Nëse ti i pyet ata" pra i pyet munafikët të cilët thanë fjalën e kufrit duke u tallur "ata do të thonë: me të vërtetë ishim duke luajtur dhe dëfryer" pra arsyetohen se nuk kanë pasur për qëllim tallje dhe përgënjeshtrim, pra kanë pasur për qëllim të bëjnë muhabet dhe të luajnë: "thuaju a me Allahun, ajetet e tij dhe të Dërguarin e tij ishit duke u tallur".

Pra, nuk i dha rëndësi aspak arsyetimit të tyre. Ose për shkak të asaj se ishin gënjeshtar, ose për atë se tallja në mënyrë duke bërë muhabet dhe lojë nuk arsyetohet. Pra në të dy rastet arsyeja është e kotë, ngase ata e gabuan vendin e talljes. A mund të bashkohen besimi në Allahun, Librin e Tij, në të Dërguarin e tij së bashku me talljen me këto në një zemër!?. Mu kjo është kufri prandaj përgjigja ishte: "mos u arsyetoni, keni bërë kufër pas besimit tuaj".

---

[182] "Tejsirul Azizul Hamid" (f 619, 620), ky hadith është MERFU –SAHIH. E transmeton Ibn Mundhiri, Ibn Ebi Hatimi. Kjo ngjarje është transmetuar në disa rrugë tek Ibn Ebi Shejbe. Ibn Mundhiri nga Muxhahidi dhe Katade në transmetimin e Xhabir b Abdullah nga Ibn Mardvejh. Hadithin e konsiderojnë Shejh Mukbil Vedai në librin "Sahih Musned" (f 71). Ai thotë: transmetuesit e hadithit janë të sahihut përpos ndonjë Hisham B Sad. Këtij Muslimi nuk i ka nxjerrë ndonjë hadith përpos si dëshmi, siç ka ardhur në librin "Mizan". Taberiu e transmeton nga rruga e tij (f 172/10) ky hadith ka dëshmi me zinxhir të mirë nga Ibn Ebi Hatimi nga hadithi Kabit. Kjo ngjarje është e vërtetuar. Shih Ibn Kethir (367/2), Tejsirul Aziz Hamid (f 619-621), Ibn Hisham në "Sire" (f 1402/4), "Fet'hul Mexhid" (f 445), "samirul Meslul" (f 517, 524, 528).

Pastaj transmeton nga Ibn Tejmie fjalën e tij: "Fjala e atij i cili thotë ata kanë mohuar pasi kanë besuar me gjuhët e tyre duke pasur kufër më herët në zemrat e tyre kjo nuk është e vërtetë. Ngase besimi me gjuhë duke pasur kufër në zemër vetëm se ka kufër. Prandaj nuk mund të thuhet keni bërë kufër pas besimit ngase ata kanë vazhduar të jenë kafira në të njëjtën kohë. Nëse thuhet: ju e shfaqët kufrin pas shfaqjes së besimit, ata këtë nuk e kanë bërë vetëm se para shokëve të tyre.

Shejh Sulejmani më pas tha: në këtë ajet ka argumente se njeriu nëse vepron kufër ndërsa e di se është kufër ky ka bërë kufër dhe nuk arsyetohet me këtë. Njashtu edhe ai i cili fyen është në mënyrë më primare kafir. Këtë e ka përmendur Shejhul Islami.[183]

Shejh Sulejmani në fund të shpjegimit të këtij hathithi thotë: në këtë hadith ka dobi, ajo është se njeriu mund të bën kufër me një fjalë të cilën e thotë apo vepër të cilën e vepron. Ndërsa më e keqe është kthimi i zemrës, kjo është sikur një deti pa bregdet.[184]

## FJALËT E DIJETARËVE PËR MOSKONSIDERIMIN E KUSHTIT TË QËLLIMIT PËR KUFËR APO BESIMIN E TIJ NË ÇËSHTJEN E QARTË, TË DUKSHME

### Së pari: fjalët e imamëve nga Hanefit:

Fjalët e Mullah Alij el Karij Hanefij, Allahu e mëshiroftë, gjatë shpjegimit të fjalëve të Kadij Ijad: "nëse nuk e ka pasur për qëllim fyerjen e Tij, ngase nuk arsyetohet asnjëri për kufër me injorancë."

Duke i shpjeguar këto fjalë thotë: njohja e qenies së Allahut, cilësitë e Tij, ajo që ka të bëjë me Pejgamberët e Tij është obligim në përgjithësi në çështjet e përgjithshme dhe në mënyrë detale në çështjet detale.

Nëse ai flet një fjalë duke e ditur çfarë flet mirëpo nuk e beson atë nëse kjo rrjedh nga ai duke mos pasur dhunë e thotë me vetë-

[183] "Tejsirul Azizul Hamid" (f 619, 620)
[184] "Tejsirul Azizul Hamid" (f 623)

dëshirë, ky person gjykohet me kufër sipas mendimit të zgjedhur tek disa se besimi[185] është besim dhe pohim, pra shprehja e kufrit zëvendëson pohimin me mohim.[186]

Këtu për argument e kemi fjalën e tij: “dhe ai nuk beson kuptimin e asaj fjale” dhe fjala e tij: “ajo gjykohet me kufër sipas mendimit të zgjedhur”.

Fjalët e Sadrudin Kaneuij Hanefij i cili thotë: nëse flet fjalën e kufrit me vet dëshirë duke mos e besuar bën kufër. Ngase, është i kënaqur me veprimin e kësaj edhe nëse nuk është i kënaqur me dispozitën e tij siç është rasti me atë i cili tallet ky bën kufër edhe nëse nuk është në pajtim me dispozitën e tij.

Ky nuk arsyetohet me injorancë sipas shumicës së dijetarëve të cilët janë në kundërshtim me të tjerët.[187]

Këtu argument është fjala e tij: “duke mos besuar këtë” dhe fjala e tij: “dhe nuk arsyetohet me injorancë” nga kjo nënkuptojmë se nuk pranohet arsyetimi me injorancë, apo nëse nuk e ka për qëllim kufrin apo nuk e beson atë.

Po ashtu fjala e tij: “sipas shumicës së dijetarëve” kjo aludon në atë që përmendëm se shumica e dijetarëve të hanefive nuk arsyetojnë me injorancë në kufër. Kjo në çështjet e qarta të dukshme. Poashtu nuk arsyetojnë nëse njeriu nuk e ka për qëllim veprimin e kufrit, pra nëse nuk e beson në çështjet e qarta.

Imam Shemsudin Serhesij Hanefij, fjalët e të cilit i transmeton Mulla Alij Karij. Serhesiju thotë: njashtu nëse falet në drejtim tjetër pos kibles me qëllim, apo i pa pastruar me qëllim, bën kufër edhe

---

[185] Ky mendim nuk është mendim i selefit në çështjen e besimit. Mendimi I selefit është se besimi është fjalë dhe vepër, shtohet dhe pakësohet është fjalë me gjuhë, besim me zemër, vepër me gjymtyrë. Shih “Sherhul Muslim” vëll 1, “Sherh Hadith Xhibril”, El Imam Naim Jasin, “Risaletu Irgja” Sefer Mauli, “Iman” Ibn Tejmie.
[186] “Sherhul Shifa” (f 429/2)
[187] transmetoi Alij Karij në “Sherhul Fikh Ekber” (f 421)

nëse pastaj falet kah kibleja apo nëse pastrohet. Poashtu nëse thotë fjalën e kufrit nga mospërfillja duke mos e besuar atë.[188]

Argument është fjala e tij: “nëse thotë fjalën e kufrit nga mos përfillja duke mos e besuar atë”. Ngase ai i cili e thotë nga mos përfillja, ai nuk e beson atë.

Fjalët e Alij Mulla Miskin Hanefij: nga ai transmeton Ibn Humani autori i librit “Fet’hul Kadir” në drejtimin hanefij. Ai në “Fet’h” thotë: “kush tallet me fjalën e kufrit del nga feja edhe nëse nuk e beson atë, duke e thënë nga mos përfillja. Kjo është sikur kufri i inatit.”[189]

Fjalët e Ibn Humam Hanefij të cilat i transmeton Imam Kishmiri Hanefij autor i librit “Fejdul Bari”:

“E vërteta është siç ka thënë Imami i Hanefijve Ibn Humami: disa vepra janë në rangun e mohimit. Siç janë disa të veçanta të kufrit. Për të besuar duhet që të distancohemi nga të ngjashmet njashtu. Mu ashtu siç distancohemi edhe nga vet kufri. Prandaj Allahu i Lartësuar tha: “mos u arsyetoni ngase keni bërë kufër pas besimit”, kjo ishte si përgjigje e fjalës së tyre “Ishim duke u tallur e dëfryer”. Ai nuk u tha se gënjeni në fjalët tuaja, por i lajmëroi se me këtë tallje dhe dëfrim tuajin të cilët janë shenja më të veçanta të kufrit nxorën litarin e Islamit nga qafat e tyre. Ata dolën nga mburoja e Tij në kufër. Kjo është argument se veprat e tilla nëse gjenden tek një person gjykohet me kufër. Nuk duhet të shikohet në pohimin e tij nga zemra. Poashtu nuk duhet të shikojmë atë se është thënë duke u tallur dhe dëfryer, apo se e ka pasur nga besimi.[190]

---

188 Shih “Fikhul Ekber” (f 228)
189 “Fet’hul Muin” Mulla (Alij Miskin (f 458/2)
190 “Fejdul Bari” Kishmiri (f 50/1)

**Së dyti fjalët e Malikive dhe Shafiive**

Fjalët e Kadij Ijad Malikij të cilat i transmeton Ibn Haxher Hetemij Shafij.

Ai tha: kush flet duke fyer, duke mos pasur këtë për qëllim dhe duke mos besuar këtë ndaj Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, nëse flet fjalën e kufrit duke mallkuar, fyer, përgënjeshtruar, apo duke akuzuar me diç e cila nuk i takon atij apo mohon ndonjë hak të tij me të cilin e mangëson atë, siç është nëse përkatëson atë në ndonjë mëkat të madh apo thotë se ka bërë ujdi në përcjelljen e mesazhit, apo nuk ka qenë i drejtë në gjykim mes njerëzve, apo ul pozitën e tij, apo prejardhjen e tij të ndershme, apo nuk ka qenë i plotë në dituri apo zuhd, apo nëse përgënjeshtron lajmet e tij dhe kjo bëhet e njohur nga ky person se i kthen lajmet e Pejgamberit s.a.v.s, apo nëse thotë ndonjë fjalë të ndytë ndaj Pejgamberit s.a.v.s, edhe nëse ky nga jashtë duket se nuk e ka me qëllim fyerjen e tij, edhe nëse thotë nga injoranca për fjalët që thotë, apo monotonia, apo dehja e cila e patjetërson, apo thotë nga mos kontrollimi i gjuhës, ky e ka dispozitën e vrasjes pa mëdyshje.

Ngase, asnjëri nuk arsyetohet në kufër me injorancë, as me pretendimin se i ka rrëshqitur nga gjuha kjo dhe as me diç nga ajo që përmendëm. Pasi që mendja e tij ka qenë e shëndoshë, përpos atij i cili detyrohet me dhunë ndërsa zemra e tij është e qetë me besim. Dijetarët e Endelusit kanë dhënë fetva kështu edhe për atë i cili mohon zuhdin nga ai s.a.v.s.[191]

Shiko fjalët e këtij imami nga Malikit, dhe ajo që dhanë fetva shumica e dijetarëve të Endelusit. Nga kjo nënkuptojmë qartë se injoranca nuk është arsye për kufrin. Kjo është fjala e tij: ngase nuk arsyetohet me injorancë për kufër asnjëri. Kjo është e përgjithshme në çështjen e fyerjes dhe të tjerat.

Njashtu edhe mospërfillja e qëllimit në çështjen e dhënies dispozitë me kufër. Për këtë aludon fjala e tij: "ky nuk e ka për qëllim fyerjen e tij ose nga injoranca nga e cila e thotë." Ai po ashtu

[191] "Sherhu Shifa" Mulla Alij KArij (438/2)

nuk e konsideron për arsye rrëshqitjen e gjuhës në fjalët e kufrit. Ndërsa është e njohur se gjuha bie në gabim pa dëshirë në këtë rast përndryshe kjo nuk do të quhej rrëshqitje.[192]

Poashtu fjalët e Ibn Haxher Hejtemi i cili pohon fjalët e përmendura të Kadij Ijadit më lartë.

Ai thotë: "Atë që e tha është në pajtim me medhhebin tonë (shafij) ngase gjykimi me kufër është nga jashtë, nuk shikohet qëllimi dhe nijeti. Fjalët e tij tjera do t'i sjellim në detaje.[193]

Fjalët e dijetarit Dirdir Maliki në "Sherhu Sagir": nuk arsyetohet me injorancë, apo dehje, folje pa kontroll, urrejtje apo me fjalën e tij se kisha për qëllim këtë.

Gjatë shpjegimit tha: (nuk arsyetohet) ai që fyen (me injorancë) ngase nuk arsyetohet me injorancë asnjëri në çështjen e kufrit. TEHEUR është folja pa kontroll. Nuk pranohet arsyetimi për rrëshqitje të gjuhës (apo urrejtje) ky nuk arsyetohet nëse fyen kur është i hidhëruar por vritet. (apo me fjalën e tij se kisha për qëllim këtë) pra kur ti thuhet atij: "Për shkak të hakut të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, nëse e mallkon pastaj thotë: e pata për qëllim akrepin i cili kafshon. Ky arsyetim nuk pranohet dhe vritet."[194]

Këto fjalë të dijetarit Dirdir Malikij janë në pajtim me atë që transmetuam nga Kadij Ijad. Po ashtu edhe më atë që transmetoi nga dijetarët e Endelusit se injoranca nuk konsiderohet në çështjen e kufrit.

Argument është fjala e tij: "ngase nuk arsyetohet me injorancë asnjëri në çështjet e kufrit". Po ashtu fjalët e tij janë të qarta se qëllimi nuk konsiderohet kusht për ta përkatësuar në kufër. Njashtu fjala e tij: "se kam pasur për qëllim këtë" pra nuk arsyetohet nëse

---

192 "Ialam bi Kauatil Islam" (f 65)

193 "Ialam bi Kauatil Islam" (f 65)e vërteta është se nuk gjykohet për kufër për shkak të rrëshqitjes së gjuhës. Siç është hadithi I njeriut I cili gaboi për shkak gëzimit të madh kur tha: o Zoti im ti je robi im, unë Zoti yt. Shih këtë në f. 107 nga ky libër.

194 "Sherhu Sagir" (f 347)

thotë se ka pasur për qëllim ndonjë kuptim jashtë asaj të dukshmes nga jashtë të cilën e ka thënë me gjuhë.

### Fjalët e Hanbelive

Fjalët e Ibn Tejmie Hanbelij Hasani, Allahu e mëshiroftë: "Dhe në përgjithësi kush thotë apo vepron atë që është kufër ai me këtë bën kufër edhe nëse nuk e ka për qëllim të bën kufër përpos një pakice kë do Allahu."[195]

Ai po ashtu thotë: kjo është p.sh: nëse ai hidhërohet dhe i përmendet një hadith nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, apo një gjykim prej gjykimeve të tij, ai nëse thirret në Sunnetin e tij ndërsa ai e mallkon dhe e fyen e të ngjashme me këtë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht".** En Nisa 65. I Lartësuari u betua në Veten e Tij se ata nuk besojnë derisa ta marrin për gjykatës, pastaj të mos gjejnë ndonjë mospajtim në gjykimin e tij.

Kush është në mospajtim me dikë rreth ndonjë gjykimi pastaj përmend Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe fol në mënyrë të ndytë ky është kafir sipas këtij teksti të Kur'anit. Këtu nuk arsyetohet nëse thotë se ka pasur për qëllim t'i bëjë demant kundërshtarit. Ngase njeriu nuk ka besuar" derisa Allahu dhe i Dërguari të jenë tek ai më të dashur se çdo gjë tjetër. Derisa të jetë i Dërguari tek ai më i dashur se fëmija, prindi dhe të gjithë njerëzit tjerë.[196]

Këtu imami solli shembull një njeri i cili thirret në gjykim të Allahut, pastaj mallkon, flet në mënyrë të ndytë. Ai tregoi se ky njeri është kafir nuk arsyetohet me atë se nuk e ka pasur për qëllim kufrin, edhe nëse e ka për qëllim ti bëj demant kundërshtarit në polemikë.

---

[195] "Sarimul Melsul" (f 177, 178)

[196] "Sarimul Meslul" (f 528)

Kjo që ajo përmendi është vetëm një shembull, nuk është e përkufizuar vetëm në këtë formë, ngase ai përmendi rregulla të përgjithshme ku tha: "dhe në përgjithësi kush thotë apo vepron kufrin, ai me këtë bën kufër edhe nëse nuk e ka për qëllim të bëj kufër".

Fjalët e dijetarit Ibn Kudameh El Makdesij. Ai Allahu e mëshiroftë thotë: "Kush fyen Allahun s.v.t bën kufër, qoftë ai duke u tallur apo në mënyrë serioze. Po ashtu ai i cili tallet me Allahun e Lartësuar, apo ajetet apo të Dërguarit apo Librat e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: "**E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?"** Et Teube 65[197]

Shejh Sulejman b Abdilah Ale Shejh, Allahu e mëshiroftë, gjatë shpjegimit të kaptinës: kush tallet me diç prej përmendjes së Allahut, apo Kur'anit, apo të Dërguarit thotë: fjala "diç" pra ai me këtë bën kufër për shkak të mospërfilljes së Allahut si Zot dhe Pejgamberisë. Kjo është në kundërshtim me Teuhidin. Mu për këtë dijetarët janë pajtuar që të gjithë rreth kufrit të atij i cili vepron diç nga kjo. Pra kush tallet me Allahun, Librin e Tij, të Dërguarin e Tij apo fenë e Tij ai bën kufër edhe nëse këtë e bën duke luajtur pa qëllim të talljes në realitet.[198]

Shejh Nasirudin Muhamed b. Abdilah Samirij, kur flet për fjalët e riddes thotë: "Kush tallet me fjalën e kufrit gjykohet me kufër"[199]

197 "El Mugnij" (f 150/8)
198 "Tejsirul Azizil Hamid" (f 617)
199 "Mustehab" (f 233/3)

## Fjalët e imamëve muxhtehida:

Fjalët e imamit muxhtehid Muhamed b Alij Sheukani, Allahu e mëshiroftë i cili thotë: "Shumica e banorëve tani nuk agjërojnë, nëse agjërojnë këtë e bëjnë rrallë. Ndoshta muajin e Ramazanit nuk e agjërojnë të plotë. Nuk ka dyshim se lënësi i agjërimit në këtë mënyrë është kafir. E sa obligime tjera ka mundësi të numërohen edhe sa ndalesa të cilat i veprojnë. Shpesh herë ata thonë fjalë të kufrit. Thonë: unë jam jehudi nëse nuk e bëj këtë dhe këtë. Ndonjëherë bëhet murted ndërsa ai nuk e ndjen këtë.[200]

Fjalët e Imam Muhamed b Ismail El Emir San'ani autor i librit "Subul Selam" i cili duke transmetuar fjalët e fukahave thotë: "unë them: dijetarët në librat e fikut në kaptinën e Riddes kanë përmend se ai i cili flet fjalë të kufrit bën kufër edhe nëse nuk e ka për qëllim kuptimin.[201]

Në librin "Mensua Fekhije" transmetohet nga të gjithë dijetarët. Hameviju thotë: kush e thotë fjalën e kufrit nga bindja nuk ka dyshim se ka bërë kufër. Edhe nëse nuk ka bindje se kjo është fjalë e kufrit. Nëse ai e thotë këtë me zgjedhje të lirë ky bën kufër sipas shumicës së dijetarëve dhe nuk arsyetohet me injorancë.[202]

Këtu argument është fjala: "edhe nëse nuk ka bindje se kjo është fjalë e kufrit".

Shejh Muhamed b Ibrahim duke sqaruar se nuk është kusht qëllimi dhe nijeti i kufrit.

Pyetje: disa thonë nëse qëllimi i tij është ky, ai i është kafir?

Ai tha: qëllimi i tyre është se nuk shpallet kafir vetëm se inatçori. Kjo është gabim i madh, ngase llojet e murtedëve janë të njohur. Ka prej tyre që e ka ridden nga inati, ndërsa disa nuk e kanë. Allahu i Lartësuar në Kur'an thotë "ndërsa ata mendojnë se janë të

---

200 "Resail Selefije" (f 29)
201 "Tethirul Itikad" (f 36, 37)
202 "Meusua Fehije" (f 206, 207/16)

udhëzuar". Ndërsa mendimi i tyre se ata janë në diç nuk ju bën dobi. Disa të tjerë thonë nëse e kanë për qëllim këtë. Ky është dyshim sikur dyshimi i mos shpalljes kafir të njeriut i cili përkatësohet në Islam. Ndërsa kjo është dyshim i mos shpalljes kafir të njeriut në mënyrë konkrete. Mirëpo këtë e demanton Kur'ani dhe Sunneti i qartë.[203]

Shejh Muhamed b Atik duke transmetuar nga fukahatë në librat e tyre: ata thanë murted është ai i cili ka bërë kufër pas Islamit. Ose duke shqiptuar atë ose duke vepruar ose duke besuar atë. Ata thanë: kush e thotë kufrin bën kufër edhe nëse nuk ka bindje edhe nëse nuk vepron nëse nuk ka dhunë. Poashtu edhe nëse vepron kufrin bën kufër edhe nëse nuk ka bindje dhe nuk e shqipton atë.[204]

Shejh Sulejman b Abdilah Nexhdij gjatë shpjegimit të fjalës së Allahut: "Mos u arsyetoni, keni bërë kufër pas besimit tuaj" thotë: ky ajet është argument nëse njeriu vepron kufër edhe nëse nuk e di apo nuk e ka bindje, ky është kafir nuk arsyetohet. Ky bën kufër me veprën e tij në të folur apo edhe në mënyrë veprore.[205]

---

[203] Fetva Shejh Mohamed b Ibrahim (f 191/12)

[204] Risaletu

[205] "Tejsirul Azizil Hamid" (f 554). Shih"Tevesul vel Itikad" të Alenij Sekaf"

# KAPTINA E KATËRT

## Mënyra e ngritjes së argumentit në çështjet e qarta dhe të fshehta

1. Hyrja e kaptinës
2. Fjala e dijetarëve mbi çështjen e ngritjes së argumentit
3. Tekste të dijetarëve rreth shpjegimit të ngritjes së argumentit
4. Rezymeja e kaptinës

### HYRJA E KAPTINËS

Shumë prej hulumtuesve u është e paqartë fjala "ngritja e argumentit". Kjo fjalë është shpjeguar në mënyrë të gabuar, në kundërshtim me qëllimin e dijetarëve. Në fjalë ata rreth mënyrës së ngritjes së argumentit thanë: "Patjetër atë duhet t'ia ngritë një dijetar i cili ua asgjëson dyshimet kundërshtarit, një nga një. Ata kushtëzuan për atë i cili bën ngritjen e argumentit kushte të cilat nuk plotësohen ndoshta edhe tek muxhtehidët prej dijetarëve të ummetit, e ku më tek thirrësit e Islamit sot. Këtë kuptim e zbatuan edhe në çështjet e shirkut të madh të qartë edhe në çështjet e fshehta në mënyrë paralele.

Këta i shpien në këtë gabim thëniet e disa prej dijetarëve rreth ngritjes së argumentit kur ata flasin për pengesën e injorancës. Prandaj këta supozuan se kuptimi i realizimit të ngritjes së argumentit ka kushte. Këtu ata nuk bën dallim mes çështjeve precize ku ka dallim mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit. Dhe se ka dallim mes formës së ngritjes në çështjet e qarta dhe në çështjet e fshehta.

Do të sjellim sqarimin e këtyre dallimeve, prandaj themi: prej Allahut kërkojmë mbështetje dhe udhëzim:

Forma e ngritjes së argumentit në çështjet e qarta dhe të dukshme[206]është arritja e argumentit nga Kur'ani dhe Sunneti. Nëse argumenti i arrin apo dëgjon për atë, atij argumenti i është ngritë. Në këtë rast nuk është kusht që ti bëhet sqarimi nga ndonjë dijetar apo dikush tjetër. Pra argumenti me të cilin bëhet ngritja e injorancës dhe njeriu nuk arsyetohet në çështjet e qarta është Libri i Allahut, dhe Sunneti i të Dërguarit. Këtu konsiderohet arritja e argumentit dhe dëgjimi për atë, nuk konsiderohet kuptimi i argumentit.

Sa i përket çështjeve ku rrugët e argumenteve janë të fshehta ku mund të ndodhë që të ketë keq interpretim, ku njeriu mund ta ketë vështirë kuptimin e tyre vet. Në këtë rast forma e ngritjes së argumentit është: arritja e argumentit dhe shpjegimi i tij, sqarimi i kuptimit të tij. Demantimi i dyshimeve të cilat kanë të bëjnë me atë nga ana e dijetarëve të cilët mund ta kryejnë këtë.[207]

Shembuj nga fjalët e dijetarëve rreth çështjes së ngritjes së argumentit:

Shejh Sulejman b Suhman në librin "Dajau Sharik" gjatë përgjigjes bërë Irakijut thotë: "Kjo është njashtu gënjeshtër ndaj Vehabive, ngase ata nuk i shpallin kafira muslimanët. Ata e shpallin kafir atë që Allahu, i Dërguari i Tij dhe dijetarët e shpallin si të tillë. Siç janë ata që e teprojnë prej adhuruesve të varreve, ekstremët e xhehmijve, kaderijve, muxhebirët, ata që e teprojnë prej rafidive dhe

[206] Është mirë të përmendet se fjala "ngritje e argumentit" është përmendur në fjalët e dijetarëve për çështjet e qarta dhe të dukshme dhe ato të fshehta. Mirëpo, forma e ngritjes së argumentit në çështjet e qarta është e ndryshme nga ato të fshehta. Mënyra e ngritjes së argumentit në çështjet e qarta është arritja e argumentit dhe dëgjimi i tij. Ndërsa ngritja e tij në çështjet e fshehta është arritja e argumentit, shpjegimi dhe largimi i interpretimit të gabuar nga ai. Nëse ti kupton këtë dallim, të largohen shumë paqartësi të cilat vijnë në gjuhët e dijetarëve kur ata përmendin fjalën "ngritje e argumentit"
[207] Shih titullin e dytë nga kjo kaptinë që të mund të kuptosh se çka bën pjesë nën çështje të qarta dhe çka nën çështjet e fshehta.

mu'tezilive dhe të tjerë të cilët Selefi i shpallin kafira pas ngritjes së argumentit.[208]

Ai njashtu thotë: "Sa i përket ndërmjetësimit sipas mënyrës së adhuruesve të varreve, sipas termit të tyre të ri, ata ndalojnë nga kjo e shpallin kafir atë i cili i lutet të vdekurit, kërkon ndihmë në vështirësi prej tyre, u drejtohet atyre, këtë e bëjnë pas ngritjes së argumentit.[209]

Ai njashtu gjatë përgjigjes bërë Irakijut thotë: po ata e shpallin kafir atë i cili zotohet në dikë tjetër pos Allahut, ther për te. Ngase zotimi dhe therja janë prej veçorive të cilat bëhen vetëm për Allahun. Kush i përshkruan Allahut ortak dikë prej krijesave në ndonjë veçori prej veçorive të Krijuesit nuk ka pengesë që të mos shpallet kafir pas ngritjes së argumentit ndaj tij. Do të flasim për këtë në të ardhmen nëse do Allahu.[210]

Ai i cili lexon fjalët e këtij imami, ndoshta ka mundësi t'i keqkupton ato dhe ta kupton çështjen e ngritjes së argumentit në mënyrë të gabuar. Posaçërisht kur imami flet për çështjen e adhurimit të varreve. Ndërsa kjo është prej çështjeve të qarta. Mirëpo nëse kthehemi në tekstet e tij të cilat sqarojnë kuptimin e ngritjes së argumentit të cilin e ka për qëllim ai, atëherë largohet ky kuptim i gabuar. Ja, një nga fjalët e tij për të treguar kuptimin e ngritjes së argumentit tek ai. Ai thotë: "një person konkret nëse nga ai del diç e cila është kufër, prej çështjeve të cilat janë të njohura patjetër në Islam. Siç janë adhurimi i dikujt tjetër përpos Allahut të Lartësuar".

Allahu i Lartësuar ua ngriti argumentin përmes zbritjes së librave dhe dërgimit të Pejgamberëve që njerëzit të mos kenë arsye pas ardhjes së Pejgambereve. Kjo është prej çështjeve ku nuk kanë ndonjë paqartësi. Sa i përket fjalës së Irakijut: "nuk i kanë arritur tekstet e duhura për ta njohur të vërtetën…" unë them: përpos çështjeve të njohura patjetër nga feja Islame, ne nuk e shpallim kafir

[208] "Dajau Sharik" (f 93)
[209] "Dajau Sharik" (f 93)
[210] "Dajau Sharik (f 93, 94)

atë i cili flet një fjalë për të cilën argumenti nuk i ka arritur, i cili argument tregon se ai i cili vepron atë shpallet kafir. Ngase sheriati nuk është i obliguar vetëm pas arritjes po ashtu edhe ai tek i cili teksti (argumenti) nuk është i vërtetë apo ka tek ai kundërshtime nga tekstet tjera, apo ka ndonjë dyshim me të cilin Allahu e arsyeton. Për këtë nuk ka ndonjë paqartësi tek dijetarët.[211]

Nëse meditojmë rreth fjalëve të Shejhut do të dalim me disa përfundime:

1. Njeriu shpallet kafir në mënyrë konkrete nëse prej tij del ndonjë kufër prej çështjeve të njohura patjetër (pra çështje e qartë).

2. Ngritja e argumentit në këtë çështje bëhet me dërgimin e Pejgamberëve, zbritjen e librave. Autori e përmendi me fjalët e tij: ''Allahu i Lartësuar ia ngriti argumentin…" pra konsiderohet arritja e argumentit dhe dëgjimi i tij.

3. Mënyra e ngritjes së argumentit në çështjet e fshehura, të cilat nuk njihen patjetër në fenë Islame bëhet duke u bërë të qartë se teksti është i vërtetë, duke i larguar kundërshtimet e mundshme rreth tekstit, duke i larguar dyshimet. Këto ishin shprehjet e këtij imami.

4. Shpallja kafir i njeriut në mënyrë konkrete e personit i cili vepron kufër në çështjet e fshehta të cilat nuk janë të njohura patjetër në fe bëhet pas ngritjes së argumentit në mënyrën e cila u përmend më lart, dijetarët kanë shpjeguar fjalën "ngritje të argumentit" dhe rregullat e tij gjatë shpjegimit të teksteve të Shejhul Islam Ibn Tejmie duke u demantuar pretendimet e atyre që thonë se Shejhul Islam nuk e shpall kafir vepruesin e shirkut vetëm pas ngritjes së argumentit nga imami apo zëvendësi i tij dhe vetëm pas sqarimit të argumentit në mënyrë që mos ti përzihet.

Ata janë imamët e dijshëm të cilët i njohin më së miri tekstet e imamit dhe i kuptojnë më mirë. Ata janë Shejhul Muhamed b AbdulVehab, Shejh Sulejman b Suhman, Shejh Ishaku, Shejh ebu

[211] "Dajan Sharik" (f 290, 291)

Betin, Shejh Abdullatif, Ali Shejh. Tekstet e tyre do t'i sjellim të plota në këtë nëntitull i cili vijon.

## TEKSTET E DIJETARËVE RRETH SHPJEGIMIT TË FJALËS "NGRITJE E ARGUMENTIT"

Shejhul Islam Ibn Tejmije thotë: "Bazat e fesë janë çështje të cilat duhet të besohen, duhet të përmenden si fjalë, apo të veprohen si vepra. Siç janë çështjet e Teuhidit dhe cilësive të Kaderit, Pejgamberisë, Ahiretit dhe argumentet e këtyre çështjeve, pra çdo gjë që njerëzit kanë nevojë ta njohin dhe besojnë prej këtyre çështjeve vetëm se e ka sqaruar Allahu dhe i Dërguari i tij në mënyrë të plotë. Nuk i mbetet asnjërit arsye ngase këto janë çështjet të cilat i Dërguari s.a.v.s ua ka transmetuar në mënyrat më të qarta njerëzve. Allahu bëri ngritjen e argumentit tek robërit e tij më së shumti me Pejgamber, ata u sqaruan dhe u përcollën atyre.[212]

Imami, ripërtrirësi Muhamed B AbdulVehab duke sqaruar ato se shumë njerëz në kohën e tij kanë keqkuptuar fjalën e Shejhul Islam Ibn Tejmies thotë: "Ata që ju përmendët nga fjalët e Shejhut (Ibn Tejmije) se çdo njeri i cili mohon këtë dhe këtë, dhe se juve jeni duke pyetur për ata taguta dhe pasuesit e tyre se a u është ngritë argumenti atyre apo jo? Kjo është prej çudirave më të çuditshme!!

Si mund të dyshoni për këtë kur ua kam sqaruar disa herë juve se argumenti nuk i është ngritur atij i cili është i ri në Islam apo ai i cili është rritur larg vendit të diturisë, apo është në çështjet e fshehta siç është SARFI dhe ATFI ( sihr për ta dashur gruan apo për ta urryer).

Në këto raste nuk shpallet kafir derisa t'i tregohet mirëpo bazat e fesë të cilat Allahu i ka sqaruar në Librin e Tij, argumenti i Allahut për këtë është Kur'ani. Atij të cilit i arrin Kur'ani atij vetëm se i është ngritur argumenti. Mirëpo esenca e problemit është se ju nuk bëni dallime mes ngritjes dhe kuptimit të argumentit. Shumica e kafirave dhe munafikave nuk e kanë kuptuar argumentin e Allahut edhe pse u është ngritur.

---

[212] "Duru Tearud" (f 27/1)

Siç përmend Allahu i Lartësuar: **"A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta".** El Furkan 44[213]

Nga fjalët e imamit na bëhen të qarta disa çështje:

Sqarimi i kuptimit të vërtetë të fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmie në çështjen e ngritjes së argumentit.

Bërja dallim mes formës së ngritjes së argumentit në çështjet e fshehta dhe çështjet e qarta.

Ngritja e argumentit në çështjet e qarta bëhet me arritjen e Kur'anit.

Dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit dhe se nuk është kusht kuptimi i argumentit.

Shejh Muhamed b. AbdulVehab duke sqaruar se argument në çështjen e bazave të fesë të cilat Allahu i ka sqaruar dhe prerë në Librin e Tij, thotë: në këto çështje argument i Allahut është Kur'ani, atij të cilit Kur'ani i ka arritur vetëm se i ka arritur argumenti.[214]

Shejhul Islam, duke sqaruar se argumenti ngrihet me arritjen e tij thotë: është e njohur se argumenti ngrihet me anë të Kur'anit i cili arrin tek ai person. Atij që i arrin një pjesë e Kur'anit, atij i është ngritë argumenti në atë pjesë që i ka arritur pas asaj që nuk i ka arritur.[215]

Shejh Is'hak b AbduRrahman transmeton fjalët e tij (Ibn AbdulVehabit); pastaj Shejhu në atë broshurë, pasi përmendi atë se sa shumë kanë dalë nga Islami pas Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, siç janë ata në kohën e Ebu Bekrit r.a. ata i gjykuan me ridde

[213] "Mexhmu Muelefat" Shekjh Muhamed b Abdul Vehab. (f 159/7). Lexo tekstet e Shejh Muhamed Abdulvehabit rreth dallimit mes çështjeve të qarta dhe të fshehta në çështjen e ngritjes së argumentit në kuptimin e dytë nga kjo libër. Shih "Dareru Senije" (f 93/10), ku ka fjalë të çmueshme nga Shejhu.
[214] "Mexhmu Muelefat (f 244/8)
[215] "Xheuabu Sahih" (f 301/1)

ngase ndalën dhënien e zekatit. Njashtu edhe ithtarët e Aliut r.a dhe xhemati i xhamisë në Kufe që të gjithë këta u gjykuan me dalje nga feja në mënyrë konkrete.

Pastaj Shejh Muhamedi tha: “Sa i përket shprehjes së Shejhul Islam Ibn Tejmie të cilën ta kanë mbështjellur. Ajo është më e vështirë nga gjithë kjo. Po të vepronim sipas asaj do ti shpallnim kafira shumë të njohur në mënyrë konkrete. Ai në këtë fjalë përmendi se njeriu konkret shpallet kafir nëse i ngrihet argumenti. Është e njohur se ngritja e argumentit nuk do të thotë se duhet ta kupton fjalën e Allahut dhe të Dërguarit sikur e ka kuptuar Ebu Bekr Siddiku. Por nëse i arrin fjala e Allahut dhe të Dërguarit dhe nuk ka diç me të cilën mund të arsyetohet ky është kafir. Kafirave u është ngrit argumenti që të gjithëve me Kur’an, me gjithë fjalën e Tij **“Ai (i dijshmi) tha: “A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua?”** El Kehf 75 dhe fjalën e Tij: **“Krijesat (gjallesat) më të dëmshme te Allahu janë ata të shurdhëtit (që nuk dëgjojnë të vërtetën) memecët (që nuk e thonë të drejtën) të cilët nuk logjikojnë.”** El Enfal 22. Pra fjalët e Shejhut nuk janë për shirkun dhe ridden, por për çështjet degëzore. Pastaj tha: “Këtë e bën të qartë ajo se munafikat kur e shfaqim nifakun e tyre bëhen murteda. Atëherë si mund ta përkatësosh tek ai mendimin se ai nuk e shpall kafir asnjërin në mënyrë konkrete![216]

**Fjala e Shejh Is’hak b AbduRrahman Ale Shejh:**

Ai thotë: është e njohur patjetër nga feja Islame se në çështjet bazë duhet të kthehemi në Librin e Allahut, Sunnet dhe në ixhmanë e ummetit e cila është e pranuar, ajo në të cilin ishin Sahabet. Kush bindet në këtë esencë duke mos pasur dyshim, hyn në brendi të zemrës së tij i lehtësohet kuptimi i disa fjalëve të paqarta në disa libra të imamëve.

Ngase nuk ka të mbrojtur vetëm se Pejgamberi, sal’Allahu alejhi ue selem. Ndërsa çështja e jonë në këtë rast ka të bëj me adhurimin e

[216] Broshura “Hukmu Tekfiril Muajen” (f 11, 12) Shejh Is’hak. Shih arsyetimin e mushrikve se nuk kuptojnë dhe si u demantoi Allahu atyre në librin “Mesail Xhahilij” çështja e pesëmbëdhjetë.

Allahut një i cili nuk ka ortak dhe distancohemi nga adhurimi i të tjerëve pos tij. Dhe se ai i cili adhuron dikë tjetër së bashku me Allahun vetëm se ka bërë shirk të madh i cili të nxjerrë nga feja. Kjo është baza kryesore prej bazave.

Me këtë Allahu i dërgoi të Dërguarit, i zbriti Librat. Njerëzve u është ngritë argumenti përmes të Dërguarve dhe Kur'anit. Kështu e gjen përgjigjen në çështjen e bazave të fesë në çështjen e shpalljes kafir atij i cili i bën shirk Allahut. Nga ky person kërkohet pendim, nëse pendohet përndryshe vritet. Ata nuk e përmendin çështjen e njoftimit vetëm se në çështjet e fshehta të cilat janë të fshehta tek disa musliman. Siç janë çështjet ku polemizojnë ithtarët e bidatit siç janë Murxhit apo çështjet e fshehta sikur SARFI dhe ATFI, si ka mundësi ti njoftojnë adhuruesit e varreve për shirkun kur ata janë musliman.[217]

Pra mendo rreth fjalëve të Shejhut, do të bëhen të qarta disa çështje:

Në çështjet e bazave të fesë ngritja e argumentit bëhet me anë të Kur'anit dhe të Dërguarit. Ndërsa e kundërta është në çështjet polemike nga ithtarët e bidatit apo në çështjet e fshehta. Në këto çështje ka nevojë për shpjegim.

Argumentet në çështjet e bazave të fesë janë Kur'ani, Sunneti dhe Ixhmaja e këtij ummeti. Nuk ka argument në fjalët e paqarta të disa dijetarëve të cilët kanë folur rreth kësaj çështje.

Adhuruesit e varreve nuk arsyetohen me injorancë, nuk ka nevojë t'u sqarohet që të përkatësohen në dispozita të kufrit. Këto ishin shprehje të Shejh Is'hakut.

Ai njashtu duke demantuar atë që i'u mvesh Shejhul Islam Ibn Tejmiut dhe Ibn Kajjimit nga ana e armiqve të thirrjes selefije në kohën e tij kinse ata dy nuk shpallin kafir vepruesin e shirkut derisa ti ngrihet argumenti nga imami apo zëvendësi i muslimanëve, ai thotë:

---

[217] "Mexhmua Resail Mahmudije"

Sa i përket fjalës tënde kinse Shejh Tekijudini dhe Ibn Kajjimi thonë: "Atij i cili vepron këto çështje, nuk i thuhet kafir mushrik derisa ti ngrihet argumenti nga ana e imamit apo zëvendësit të muslimanëve ndërsa ai të vazhdon në atë vepër.

Thuhet kjo vepër është kufër mirëpo vepruesi i asaj ndoshta arsyetohet për shkak të ixhtihadit apo taklidit etj. Këto fjalë të cilat u thanë për ata nuk ka bazë nga fjalët e tyre. Unë mendoj se je bazuar në letrat të cilat i shkroi Daudi, në të cilën letër ai transmetoi këtë shprehje nga "Iktida Siratil Mustekim" të Shejh Tekijudinit. Kur ai erdhi në Unejze, ua bënte njerëzve të paqartë çështjen. Ai thoshte: nëse dorëzohemi dhe pranojmë se këto çështje të cilat i veprojnë popullata tek varret janë shirk siç pretendon ky grup, ja këto janë fjalët e imamit të tyre Ibn Tejmie i cili është shëmbëlltyrë tek ata i cili thotë: muxhtehidi mukalid dhe injoranti janë arsyetuar, u është falur ajo që vepruan.

Kur kjo më arriti mua, e thirra dhe prezantoi tek unë, ia sqarova gabimin ngase ai sjellë fjalët e gabuara në vendin jo të duhur dha ia bëra të qartë se Shejhu ka folur për çështjet e bidatit të cilat nuk janë shirk. Siç është kujdesia për ta lutur Allahun tek varri i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe disa adhurime tjera të shpikura.

Ai rreth këtyre bidateve tha: "Ka mundësi që njeriu ta vepron një vepër për të cilën mendon se është e mirë, ndërsa nuk e din se ajo është e ndaluar. Në këtë rast ai shpërblehet për nijetin e mirë dhe i falet atij për shkak mos diturisë.

Pastaj Shejh Is'haku tha: "Fjalët e tij janë për çështjet të cilat nuk janë shirk". Sa i përket shirkut ai, Allahu e mëshiroftë tha: "shirku nuk falet qoftë edhe nëse është i vogël. Nga ai e transmeton nxënësi i tij, autori i librit "Furu"[218]. Kjo është për shkak përgjithësisë së fjalës së Tij: "me të vërtetë Allahu nuk falë që ti bëhet shirk" me gjithë këtë Shejhu nuk tha në mënyrë të prerë por tha; "ka mundësi".

---

[218] Ky është Ibn Muflih, autor I disa librave të dobishme. Siç janë "Furu", "Mubdi", "Abad Sherije" etj.

Ai, Allahu e mëshiroftë në shpjegimin e librit “Umdeh” kur flet për kufrin e lënësit të namazit thotë: në origjinë çdo kthim i lajmit të Allahut apo urdhrit të Tij është kufër, e vogël apo e madhe qoftë kjo. Mirëpo ka mundësi ti falet nëse rrugët e mësimit të asaj çështje janë të fshehura, apo është çështje e vogël prej degëve. Ndërsa e kundërta në çështjet e mëdha nëse është prej shtyllave të fesë, prej lajmeve apo urdhërave. Pra në këtë rast nuk mund të themi se atij ndoshta i falet.[219]

Mendo rreth fjalëve të Shejhut gjatë demantit bërë Daudit[220] i cili është prej armiqve të thirrjes Selefite kur ai kuptoi se Shejhul Islam Ibn Tejmie e arsyeton mukalidin dhe xhahilin në çështjet e shirkut të madh derisa ti ngrihet argumenti sipas kuptimit të tij. Fjalët e Shejhut demantojnë qartë dhe e pastrojnë Shejhul Islam Ibn Tejmiun nga kjo fjalë e cila përkatësohet tek ai.

Ai poashtu thotë: “Kjo çështje, adhurimi i Allahut një pa ortak dhe distancimi nga adhurimi i tjerëve pos tij. Dhe se kush adhuron dikë tjetër pos Tij vetëm se ka bërë shirk të madh i cili të nxjerrë nga feja Islame kjo është baza e bazave. Për këtë Allahu i ka dërguar të Dërguarit dhe i zbriti Librat. Argumenti njerëzve u është ngritur përmes Pejgamberit dhe Kur’anit.

Kështu e gjen përgjigjen nga të gjithë imamët e fesë për këtë bazë gjatë tekfirit të atij i cili i bën shirk Allahut. Nga ky person kërkohet të bën teube, nëse bën teube, përndryshe vritet. Ata nuk përmendin njoftimin në çështjet e bazave, ata përmendin njoftimin në çështjet e fshehta të cilat mund të jenë të panjohura tek disa nga muslimanët.

Siç janë çështjet ku disa nga ithtarët e bidatit polemizuan, siç janë Kaderijtë dhe Murxhitë dhe në çështjet e fshehta siç janë SARFI dhe ATFI. Si duhet tu shpjegohet adhuruesve të varreve kur ata nuk janë musliman. As nuk bëjnë pjesë nën emrin e Islamit! A mbetet pas shirkut ndonjë vepër? Allahu i Lartësuar **“Nuk ka dyshim se ata**

---

[219] “Mexhmu Resail Mahmudije” (f 21, 23)

[220] Daud b Sulejman b Xherxhis Bagdadi Nakshebendij. U lind në 1231h. shkroi libra demante kundër dijetarëve të Nexhdit.

**që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në xhennet deri të përbirojë deveja nëpër vrimën e gjilpërës. Ja, kështu i shpërblejmë kriminelët."** El A'raf 40 dhe thotë **"Duke qenë të sinqertë në besimin ndaj Allahut, dhe duke mos i përshkruar Atij shok, e kush i përshkruan shok Allahut, ai është sikur të bie nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur".** El Haxhxh 31 gjithashtu thotë **"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh".** En Nisa 48 dhe të tjera prej ajeteve. Mirëpo nga ky besim rrjedh një besim i keq, ajo është se argumenti nuk është ngritë në këtë ummet përmes Pejgamberit dhe Kur'anit!

Kërkojmë mbrojtje nga Allahu nga besimi i gabuar i cili ua sjelli harresën e Kur'anit dhe të Dërguarit. Bile njerëzit të cilët kanë jetuar në kohëra të fitres të cilëve nuk u ka arritur Pejgamberët dhe Kur'ani, ata kanë vdekur në xhahilijet. Këta sipas pajtimit të gjithëve, nuk quhen musliman. Për ata nuk kërkohet falje. Dijetarët kanë polemikë rreth dënimit të tyre në ahiret.[221]

Pra këta janë fjalët e Shejhut të qarta se ngritja e argumentit në çështjet bazë të qarta bëhet përmes Kur'anit dhe Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Argument është fjala e tij: "njerëzve u është ngritur argumenti përmes Kur'anit dhe të Dërguarit.

Ai njashtu thotë: këtu kemi për qëllim të shpjegojmë se argumenti është ngritur me Pejgamber dhe Kur'an, çdonjëri i cili ka dëgjuar për Pejgamberin dhe i ka arritur Kur'ani vetëm se i është ngritur argumenti. Kjo është e qartë në fjalët e Shejhul Islam Ibn AbdulVehabit ku ai thotë: "është e njohur se ngritja e argumentit nuk do të thotë ta kupton fjalën e Allahut dhe të Dërguarit sikur që e ka kuptuar Ebu Bekr Siddikut.

Mirëpo nëse i arrin fjala e Allahut dhe të Dërguarit pastaj nuk ka diç me të cilën arsyetohet ky person është kafir. Ashtu siç u është

[221] "Mexhmu Resail Mahmudije" (f 25, 26)

ngritë argumenti kafirave përmes Kur'anit. Nëse merret parasysh edhe fjala e Allahut svt **"Kush është më zullumqar se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthen shpinën atyre dhe harron atë që vetë e punoi? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë në mënyrë që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin), kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj edhe nëse i thërret ti ata në rrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë".** El Kehf 57." Pra mendo rreth fjalëve të tij dhe kërko prej Allahut udhëzim.

Këto janë tre vende ku përmendet se argumenti i është ngritë përmes Kur'anit çdonjërit që i ka arritur apo e ka dëgjuar edhe nëse nuk e ka kuptuar.

Kësaj, Allahun e falënderon dhe i beson çdo musliman i cili ka dëgjuar Kur'anin. Mirëpo shejtanët i kanë larguar shumicën e njerëzve nga natyrshmëria e cila Allahu i krijoi njerëzit në të. Mendo rreth fjalëve të Shejhul Islamit se si gjykoi ndaj tyre me kufër. A tha ai se nuk shpallen kafira derisa tu shpjegohet? Apo se nuk quhen mushrik? Mirëpo vepra e tyre është shirk siç përmendi ai të cilin e cekëm më herët.[222]

Shiko fjalët e dy hoxhallarëve, të Shejh AbdulVehabit dhe Shejh Is'hakut se sa të qarta janë se ngritja e argumentit bëhet përmes Kur'anit dhe të Dërguarit. Shiko se si gjykuan ndaj atij i cili vepron shirk të madh me shirk dhe dalje nga feja Islame. Ata nuk thanë se nuk shpallen kafira derisa tu shpjegohet.

Ai nuk tha se nuk quhen mushrik dhe se vetëm vepra e tyre është shirk. Siç thonë disa bashkëkohorë të cilët bëjnë dallim mes veprës dhe vepruesit në çështjen e shirkut ku ata thanë se ka vepra të cilat quhen shirk ndërsa vepruesi i sajë nuk quhet mushrik derisa ti shpjegohet dhe ti bëhet ngritja e argumentit sipas formës së paraparë të saj tek ata.

Shejh Is'haku duke folur rreth fjalëve të Shejh Muhamed b AbdulVehabit, të cilat fjalë i sollëm më herët, ai thotë: "medito rreth fjalëve të Shejhut (ka për qëllim M. AbdulVehabin) kërkoj nga

---

[222] "Risale Hukmu Tekfiril Majen" (f 13)

Allahu të jep kuptim të vërtetë dhe që të ruan prej fanatizmit. Ai thotë: çdonjërit që Kur'ani i arrin, këtij vetëm se i është ngritur argumenti edhe nëse këtë nuk e kupton. Shkaku i përmendur më lart është shkaku i cili gabuan në kuptimin e tij.

Ngase Shejhu e konsideron shpjegimin në çështjet e fshehta ndërsa ai që treguan par te (Irakiju) e konsideron shpjegimin në bazë të fesë! Pra, a ka pas Kur'anit dhe Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, shpjegim tjetër? Pastaj thotë: (Shejh AbdulLatifi i cili i bëri demant Irakijut) ky është besimi ynë dhe i hoxhallarëve tonë! Kërkojmë mbrojtje prej Allahut nga kthimi prej hakut. Kjo çështje është e shumtë në librat e Shejh Muhamedit...[223]

Shiko Allahu të mëshiroftë fjalët e Shejh Is'hakut i cili sqaroi qëllimin e Shejh Muhamed b AbdulVehabit se vet arritja e Kur'anit dhe dërgimi i Pejgamberit largon arsyetimin në çështjet e qarta. Siç janë çështjet e shirkut të madh i cili të nxjerrë nga feja Islame. Shiko shprehjen e tij se ky mendim është besimi i tij për këtë çështje, njashtu edhe besimi i hoxhallarëve të tij prej pasuesve të thirrjes së Shejh Muhamed b AbdulVehabit.

Me këtë bëhet e qartë vërtetësia e kuptimit të saktë të disa prej teksteve të Shejh Muhamed b AbdulVehabit. Ndërsa disa bashkëkohor u munduan të bëjnë shtrembërimin e kuptimit të tij. Pasi që ky tekst është argument kundër tij në pretendimin se Shejh Muhamed b AbdulVehabi nuk i shpall kafira adhuruesit e varreve vetëm pas ngritjes së argumentit nga ana e ndonjë dijetari apo të ngjashëm. Pra fjalët e Shejh Is'hakut gjatë shpjegimit të fjalës së Shejh Muhamedit demantojnë këtë kuptim në rrënjë.

**Tekstet e Shejh Imam Abdullah b AbduRrahman Ebi Betin Hanefij rreth kësaj:**

Ai thotë: Allahu i Lartësuar qorton pasuesit qartazi me fjalën e Tij: **"Jo, por ata thanë: "Ne i kemi gjetur të parët tanë në këtë fé dhe vazhdojmë gjurmëve të tyre".** Ez Zuhruf 22 me gjithë këtë Allahu i Lartësuar i shpalli kafira. Dijetarët sipas këtij ajeti dhe të tjerave

[223] "Risale Hukmu Tekfiril Majen" (f 15)

argumentuan se nuk lejohet pasimi qartazi në njohjen e Allahut dhe Pejgamberit dhe se argumenti u ngrihet njerëzve me dërgimin e Pejgambereve edhe nëse ata nuk i kuptojnë argumentet e Allahut dhe faktet e tij.[224]

Ai, duke u bërë demant atyre që kushtëzojnë që imami apo zëvendësi i tij duhet bërë ngritjen e argumentit në të gjitha çështjet të qarta dhe të fshehta, thotë: fjala jote "derisa t'ia ngrit argumentin imami apo zëvendësi i tij, do të thotë se ngritja e argumentit nuk bëhet vetëm prej imamit apo zëvendësit të tij.

Ndërsa kjo është gabim i madh të cilën fjalë nuk e ka thënë asnjë nga dijetarët. Është obligim pranimi i të vërtetës nga çdonjëri. Nga kjo që u tha në qoftë se njeriu vepron një haram, qoftë kjo shirk apo më e vogël nga injoranca dhe pastaj i bëhet sqarimi se kjo vepër është haram sipas Kur'anit dhe Sunnetit konkludohet se nuk duhet ta pranon ai sqarimin vetëm se nga imami apo zëvendësi i tij. Unë mendoj se këtë e ke marrë nga disa njerëz të kotë dhe i ke pasuar qorrazi. Nuk ke mundur ta vëresh gabimin e tyre.

Me të vërtetë detyra e imamit apo e të autorizuarit nga ai është zbatimi i ekzekutimeve dhe kërkimi pendim nga murtedi i cili gjendet në tokat Islame. Unë mendoj se shprehja është marrë nga disa fukaha rreth çështjes së lënësit të namazit. Ngase ky nuk vritet derisa imami apo i autorizuari nga ai ta thërret në faljen e namazit. Mirëpo thirrja e njërit për të zbatuar një vepër është diç tjetër në krahasim me sqarimin e argumentit se a është i vërtetë apo i gabuar apo i vërtetë apo i kotë sipas argumenteve të sheriatit.

P.sh. Dijetari bën ngritjen e argumenteve të sheriatit për obligueshmërinë e vrasjes së lënësit të namazit. Pastaj imami apo i autorizuari nga ai bën thirrjen e tij për ta vepruar atë ose përndryshe vritet.[225]

Ai Allahu e mëshiroftë duke e pastruar Shejhul Islam Ibn Tejmie nga ajo që e përkatësojnë se ai konsideron si kusht ngritjen e

---

224 "Intisar Li Hizbilahil Muehidin" (f 44)
225 "Risaletu Bejanu Shirk" Shejh Ebu Betin (f 40-41)

argumentit në çështjet e shirkut të madh i cili të nxjerrë nga feja Islame sqaron se fjalët e Shejhut kanë për qëllim fjalët e kufrit të fshehta dhe të panjohura, kjo nuk është për çështjet e qarta të shirkut ndaj Allahut: ai thotë: fjala yte se Shejhul Islam Ibn Tejmie thotë ai i cili vepron diçka prej këtyre veprave të shirkut, këtij nuk i thuhet se është kafir mushrik derisa ti ngrihet argumenti Islam.

Ai nuk e tha këtë për shirkun e madh për adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut dhe të ngjashme si kjo prej kufrit. Ai këtë e tha për çështjet e fshehta, të pa njohura prej fjalëve, siç u përmend në fjalët e tij: kjo është kështu nëse është në fjalët e pa njohura të fshehta në këtë rast mund të themi: këtij argumenti nuk i është ngritë, pas të cilës shpallet kafir. Këtu nuk tha në mënyrë të prerë se nuk shpallet kafir, por tha: mund të themi.[226]

Kur flet për atë se sa mjafton prej ngritjes së argumentit ndaj njeriut të obliguar që mos të ketë arsye thotë: "mjafton për ngritjen e argumentit ndaj atyre që ta njohin emrin Islam dhe se Allahu nuk pranon prej njeriut pos Islamit fe tjetër. Pastaj atyre u mbetët që të njoftohen me këtë fe. Ti njohin veçoritë dhe cilësitë e kësaj feje. Pasi që prej obligimeve personale të njeriut është pyetja për gabimin dhe të vërtetën. Ashtu siç vepron në çështjet e jetës së tij.

Prandaj sipas kësaj vepruesi i kufrit edhe nëse e bën me te'vil kufrin, apo ixhtihad, apo gabim duke pasuar qorrazi dikë apo nga injoranca nuk arsyetohet. Ngase dispozita e kufrit nuk është e veçantë vetëm për atë i cili e vepron nga inati duke e ditur dhe njohur atë. Neve nuk mund ta njohim inatçorin derisa thotë: unë e di se kjo është e vërtetë, mirëpo nuk kapem për te, apo nuk e them këtë. Ndërsa ky lloj i njerëzve është vështirë të gjinden.[227] Tekstet e Hoxhës Sulejman b Suhman Hambelij i cili pajtohet me atë që u përmend.

Ai Allahu e mëshiroftë, duke i demantuar Irakijut i cili pretendon se Shejhul Islam nuk e shpall kafir vepruesin e shirkut të madh derisa ti ngrihet argumenti dhe ti sqarohet në mënyrë që mos

[226] "Risale Bejanu Shirk" (f 33)
[227] "Dureru Senije" (f 241/9)

ti mbet ndonjë paqartësi. Duke pastruar Shejhul Islamin nga ajo që e përkatësuan thotë: "kur personi konkret të bën kufër në çështjet të cilat janë të njohura patjetër në Islam, siç është adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut teala ky person bën kufër ngase Allahu i Lartësuar ka ngritur argumentin me zbritjen e librave të Tij, me dërgimin e Pejgambereve që njerëzit mos të kenë arsye pas ardhjes së të dërguarve.

Pra rreth kësaj çështje nuk ka ndonjë paqartësi. Sa i përket fjalës së tij (Irakijut): njëri mund të thotë se nuk i kanë arritur argumentet e duhura për njohjen e hakut etj. Unë them: sa i përket çështjeve të cilat nuk njihen patjetër në Islam, neve nuk e shpallim kafir atë i cili thotë një fjalë për të cilën nuk i ka arritur teksti për tekfirin e vepruesit të saj.

Ngase ligjet Islame nuk obligohen vetëm se pasi të arrijnë. Po ashtu edhe personi tek i cili ai tekst nuk është i vërtetë apo ka ndonjë kundërshtim me ndonjë tekst tjetër, apo ka ndonjë dyshim me të cilin Allahu e arsyeton për këtë nuk ka ndonjë paqartësi në fjalët e dijetarëve. Mirëpo sa i përket fjalës së këtij injoranti të dyfishtë (Irakijut) i cili thotë apo nuk ka mundur ti njeh apo kuptojë ato tekste"kjo është për shkak mos njohjes së dallimit mes ngritjes dhe kuptimit të argumentit.

Atij që i arrin thirrja e Pejgamberit vetëm se i është ngritë argumenti nëse ka mundësi ta mëson. Që argumenti të ngrihet nuk është kusht ai ta kupton atë siç kuptojnë ithtarët e besimit prej fjalëve të Allahut dhe të Dërguarit të cilët i pranojnë dhe u nënshtrohen argumenteve të cilat kanë ardhur nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem.

Kuptimi i argumentit është lloj tjetër nuk është sikur ngritja. Allahu i Lartësuar thotë: **"A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta."** El Furkan 44. I lartësuari thotë: **"Allahu ua mbylli atyre zemrat, veshët e tyre dhe në të pamurit e tyre ka një perde, e ata kanë një dënim të madh."** El Bekare 7, po ashtu thotë: **"Ka prej tyre që ty të dëgjon (kur lexon**

**Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm."** El En'am 25, i Lartësuari tha: **"Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?", Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë.** El Kehf 103, 104.

Gjatë demantit bërë (Irakijut) i cili përkatëson mendimin se vepruesi i shirkut të madh arsyetohet me injorancë, gabim apo taklid tek Shejhul Islam Ibn Tejmie dhe Ibn Kajimi, thotë: "sa i përket asaj që ai transmetoi për Shejhul Islamin dhe Ibn Kajimin se ata arsyetojnë injorantin, vepruesin gabimisht... etj."

I përgjigjemi duke thënë: fjalët e dy hoxhallarëve janë për çështjet e ixhtihadit ku argumenti mund të mos njihet. Sa i përket ithtarëve të varreve ata tek selefi njihen si GALIJE (ekstrem). Ngase veprimtaria e tyre kjo është e tepruar, sikur teprmi i të krishterëve në Pejgamber dhe njerëz të mirë duke i adhuruar ata.

Po ashtu në këtë transmetim të tij thuhet se atij të cilit argumenti i ngrihet shpallet kafir, qoftë kjo edhe në çështjet e panjohura të fshehta. Kështu shkatërrohet dyshimi i Irakijut. Rreth çështjes së njësimit të Allahut dhe se adhurimi i takon vetëm atij, rreth obligueshmërisë së kësaj nuk ka polemikë tek ithtarët e Islamit as tek ithtarët e bidatit, as tek të tjerët. Kjo është e njohur patjetër nga Feja Islame. Çdo njërit të cilit i arrin Pejgamberia dhe mund ta mëson atë ashtu siç është ai kupton se gjithë ajo sillet rreth kësaj që u përmend.

Pastaj sjelli fjalët e Shejhul Islamit i cili u bën demant mutekeliminëve. Ta sollëm ty të plotë ku tha: "nëse ti kupton këtë, atëherë ai të cilit i arrin Pejgamberia e Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe i arrin Kur'ani, këtij i është ngritur argumenti.

Ky person nuk arsyetohet nëse nuk beson Allahun, melekët, të Dërguarit, Ditën e Fundit, ky pas kësaj nuk arsyetohet me injorancë.

Allahu na ka lajmëruar për injorancën e shumë prej kafirave duke deklaruar qartë për kufrin e tyre.

Për jehudët dhe krishterët të cilët jetojnë sot themi në mënyrë të prerë se janë injorant dhe pasues qartazi dhe besojmë se janë në kufër dhe besojmë se edhe ai i cili nuk i shpall kafira ata është kafir. Kur'ani argumenton se ai i cili dyshon në baza të fesë bën kufër. Dyshimi është mëdyshja mes dy sendeve. Siç është ai i cili nuk thotë për Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, se është i vërtetë, por as i pa vërtetë.

Nuk thotë se ringjallja do të ndodhë por as nuk e mohon, etj. Siç është ai i cili nuk thotë se nuk beson se namazi është obligim por as nuk thotë se nuk është obligim falja e tij. Nuk beson se zinaja është haram e as se lejohet.

Kjo është kufër sipas ixhmasë. Ai i cili e ka këtë gjendje nuk arsyetohet nëse nuk kupton argumentet dhe sqarimet e Allahut, ngase ky nuk ka arsye pas arritjes së tyre edhe nëse nuk i kupton ato. Allahu i Lartësuar ka treguar për kafirat se nuk kanë kuptuar: **"Ka prej tyre që ty të dëgjojnë (kur lexon Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm."** El En'am 25, ajetet në këtë kuptim janë të shumta.[228]

Disa prej bashkëkohorëve u kapën për disa tekste të Shejhul Islam Ibn Tejmie ashtu siç u kap për këto fjalë Irakiju. Me fjalët e Ibn Tejmies: këto fjalë me të cilat ai i cili i thotë bën kufër, ka mundësi që njeriut të mos i arrijnë tekstet e duhura për ta njohur hakun, ka mundësi që ti kenë arritur por të mos jenë të vërteta tek ai.

Apo nuk ka mundësi ti kupton, apo ka mundësi të ketë dyshime me të cilat Allahu e arsyeton.[229] Këtë tekst e përdori edhe autori i librit "EL DHURU BIL XHEHL AKIDETU SELEF" Shejh Sulejman

[228] "Dajau Sharik" (f 164, 165)
[229] "Fetava" (f 354/23)

b. Suhman i bën demant Irakijut më herët, ndoshta këta të cilët u lidhën për këtë dyshim të Irakijut e kuptojnë demantin e tij. Ai, pasiqë i argumentoi Irakijut me këtë tekst tha: fjala e tij (Irakijut): po t'i pranojmë disa prej fjalëve që vehabijt i përkatësojnë tek muslimanët se janë kufër, neve themi: ai i cili e thotë këtë bën kufër ngase ai e shpall kafir të gjithë ummetin apo e shpall kafir ndonjë person në mënyrë konkrete, ngase ai e thotë këtë fjalë ( ka mundësi që ai i cili flet kufrin të mos i arrijnë tekstet e duhura për njohjen e hakut, apo nuk janë të vërteta tek ai apo nuk ka pasur mundësi ti njeh apo kupton ato. Apo ka mundësi të ketë dyshime për të cilat Allahu e arsyeton).

Unë them (Sulejman Suhmani): vehabijt nuk e shpallin kafir vetëmse atë që Allahu dhe i dërguari e shpallin kafir të cilit argumenti i është ngritë pas të cilit lënësi i sajë shpallet kafir, nëse e shpallim kafir personin i cili cilësohet me kufër kjo nuk do të thotë se i shpallim kafira të gjithë muslimanët. Kjo është prej konkluzave të kota dhe fjalëve të kota.

Sa i përket shpalljes së njeriut kafir në mënyrë konkrete, për këtë çështje nuk ka ndonjë pengesë nëse ai vepron diç për të cilën shpallet kafir. Ngase adhurimi i Allahut Një është prej çështjeve të patjetërsuara që njihen në fenë Islame. Atij që i arrin thirrja e Pejgamberit, i arrin Kur'ani, vetëm se i është ngritur argumenti. Sa i përket çështjeve ku vepruesi i saj nuk shpallet kafir derisa ti ngrihet argumenti, kjo është në çështjet teorike të ixhtihadit ku argumenti është i panjohur dhe i fshehur.[230]

Njashtu themi se fjalët e Shejhul Islamit i kanë për qëllim çështjet ku argumenti është i fshehtë i panjohur, ku nuk është prej çështjeve të njohura patjetër në fe. Nuk janë prej çështjeve të dukshme, fjalët e tij janë për çështjet teorike të ixhtihadit.[231]

Prej fjalëve me të cilat u argumentua Irakiju më herët dhe disa prej bashkëkohorëve [232] është fjala e Shejhul Islam Ibn Tejmie: "në

[230] "Dajau Sharik" (f 290)
[231] "Dajau Sharik" (f 166)
[232] Autori I librit "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef"

realitet fjala mund të jetë kufër dhe themi se ai i cili e thotë këtë ka bërë kufër.

Mund të themi kush e thotë këtë ai është kafir. Mirëpo, personi konkret i cili e tha këtë nuk gjykohet me kufër derisa ti ngrihet argumenti, pas të cilës nëse ai e lë atë shpallet kafir" [Mexhmu Fetava (f 345/23)]. Ai i cili argumentoi me këtë fjalë prej bashkëkohanikëve pretendon se kjo fjalë e tij është për çështjet veprore dhe veprat e shirkut. Ai, ata të cilët thonë se ky tekst është për çështjet e fshehta, i quajti si supozues të thjeshtë. Ky autor nuk e diti se ky kuptim është kuptimi i dijetarëve të mëdhenj.

Më prioritare do të kishte qenë të përkatëson mendimin e tij në supozim. Shih çfarë thotë një dijetar i madh gjatë shpjegimit të fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmie. Ndoshta pas kësaj autori i këtij libri do ti kthehet vetes dhe nuk do ta akuzon dikë tjetër me supozim!

Shejku Ibn Suhmani duke shpjeguar këtë fjalë të cilën Irakiju e bëri të pa qartë dhe argumentuan disa bashkëkohanik tanë, thotë: "I përgjigjemi duke thënë: kjo është gënjeshtër ndaj Selefit, Allahu qoftë i kënaqur me ata, ngase ata i shpallën kafira ekstremët prej rafidive. Siq ishin ata të cilët Aliju r.a. i djegi në zjarr.

Po ashtu ata i shpallën kafira ata që e tepruan prej kaderive, murxhive, mu'etezilive dhe xhehmive, të cilët njashtu e tepruan në bidatin e tyre. Shejhul Islami tregon për shpalljen kafir të atyre që bën kufër prej ithtarëve të bidatit. Ai tha: njerëzit rreth kësaj janë të pa definuar. Disa nga Maliku transmetojnë dy mendime, poashtu edhe nga Shafiu, nga Ahmedi dy transmetime edhe nga Ebul Hasen Eshariu dhe ithtarët e tij kanë dy mendime.

Ai (Ibn Tejmiu) tha: në realitet fjala mund të jetë kufër, për atë i cili e thotë atë themi se ka bërë kufër në përgjithësi, themi kush e thotë atë është kafir. Mirëpo personi konkret i cili e thotë këtë nuk shpallet kafir. Pasi që gjendja e havarixhëve ishte e këtillë, njerëzit kanë polemikë rreth tekfirit të tyre, mirëpo sa i përket atyre që e tepruan në bidatin e tyre, rreth tyre nuk ka polemikë. Njashtu ata

nuk kanë polemikë për atë i cili i bën sexhde dikujt tjetër pos Allahut, ther për dikë tjetër, e lutë nga frika apo shpresa.

Për të tillët Selefi dhe të fundit janë të gjithë të pajtimit për kufrin e tyre. Këtë e përmendin ithtarët e katër medhhebeve. Asnjëri nuk mundet të sjellë prej tyre ndonjë mendim tjetër. Me këtë nënkuptojmë se polemika e përmendur dhe fjala e Shejhul Islamit dhe të ngjashme si kjo prej fjalëve që thuhen janë jashtë adhuruesve të varreve dhe mushrikve. Ata i kanë për qëllim ithtarët e bidatit të cilët kundërshtojnë Ehlu- Sunnetin. Kjo është e njohur nga fjalët e Shejhut. Nëse ti e kupton se fjalët e Shejhut janë për ithtarët e bidatit siç janë: kaderijt, havarixhët, murxhit dhe të ngjashëm si këta përpos atyre që teprojnë prej tyre të bëhet e qartë se adhuruesit e varreve dhe xhehmit janë jashtë këtij lloji.

Sa i përket fjalëve të tij rreth mos shpalljes kafir të personit konkret, ai ka për qëllim çështjet të veçanta ku argumenti është i pa njohur, i fshehur për disa prej njerëzve. Siç janë çështjet e kaderit dhe irxhaut dhe të ngjashme me këto prej fjalëve të ithtarëve të bidatit. Ngase disa prej fjalëve të tyre përmbajnë çështje të kufrit. Siç është kthimi i Librit të Allahut dhe i Sunnetit mutevatir. Prandaj, fjala e thënë përmban kufër ngase refuzon disa tekste.

Mirëpo ai i cili e thotë atë nuk shpallet kafir ngase ka mundësi të ketë pengesë të xhehlit. Mund të mos e njeh atë tekst, apo domethënien e tij pasi që ligjet e Allahut nuk janë të obliguara vetëm pasi të njihen. Mu për këtë, ai përmendi këtë kur flet për ithtarët e bidatit.

Pas kësaj Shejh Sulejmani solli fjalët e Ibn Tejmies ku u bën demant mutekeliminëve. Pastaj tha: “pra me këtë u bë i qartë gabimi i Irakijut.[233]

Unë them: me këtë u bë i qartë gabimi i atij prej bashkë-kohanikëve tanë, i cili e përkatësoi Shejhul Islamin siç e përkatësoi Irakiju më herët. Autori i librit “Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef” në f. 125 i cili tha: me këto tekste të Shejhul Islamit të cilat kanë dritë të

[233] “Dajau Sharik” (f 168-169)

hakut, o vëlla musliman nënkupton se selefi prej Sahabëve, tabiinëve dhe ithtarët tjerë nga Islami besojnë se Allahu ia falë atij i cili gabon, apo refuzon nga injoranca, apo vepron, thotë kufër të cilin nuk e beson se është kufër. Ata besojnë se Allahu ua falë qoftë kjo në çështjet teorike apo veprore. Qoftë në baza apo në degë "ky më herët në fusnotën e tij tha (f 124): "ngase çështja është e njëjtë qoftë kjo në vepra apo në shirk, kërcënimi nga Allahu nuk realizohet derisa ti ngrihet argumenti i Pejgamberisë."

Shejh Sulejman b. Suhman thotë: me këtë na bëhet i qartë gabimi i Irakijut dhe gënjeshtra e tij ndaj Shejhul Islamit, ndaj Sahabeve dhe tabiinëve kinse ata nuk i shpallin kafira ata që e tepruan prej kaderijve, mu'etezilive, murxhive, xhehmijve dhe rafidive të tepruar. Ngase ajo që këta vepruan ishte në çështjet e qarta të dukshme të cilat njihen patjetër në fe.

Sa i përket asaj që disa nga Ehlu- Sunneti hynë në disa çështje të tyre, në çështje ku argumenti është i fshehtë për disa njerëz apo disa të cilët janë prej ithtarëve të bidatit mirëpo nuk janë që e teprojnë është prej atyre që i pason qorrazi dhe ka mendimin e mirë për ata duke mos hulumtuar dhe mediuar më shumë rreth fjalëve të tyre. Rreth këtyre ka polemikë tek Selefi apo u ndalën ata në çështjen e tekfirit të tyre.

Ngase ka mundësi të ketë injorancë, mos njohuri për vet tekstin, apo për kuptimin e tij. Ata u ndalën para se të ngrihet argumenti. Mirëpo nëse argumenti u ngrihet për këtë nuk ka të ndalur në tekfirin e tij.[234]

Autori i librit "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" argumentoi me fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie kinse fjalët e tij përfshijnë bazat dhe degët. Këtë e tha duke u bazuar në supozimin e tij të dobët kinse fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie janë rreth ithtarëve të bidatit tek të cilët i futi edhe ithtarët e shirkut! Në realitet adhuruesit e varreve nuk bëjnë pjesë tek ithtarët e Islamit. Këta nuk janë të njëjtë me ithtarët e bidatit.

[234] "Dajau Sharik" (f 169-170)

Ibn Suhmani rreth kësaj thotë: nëse ti kupton se fjalët e Shejhul Islamit, Ibn Tejmie janë për ithtarët e bidatit, siç janë: kaderijt, havarixhët, murxhit dhe të ngjashëm me këta përpos atyre që e teprojnë prej tyre me këtë të bëhet e qartë se adhuruesit e varreve dhe xhemit janë jashtë këtyre llojeve[235]. Ai para këtyre fjalëve thotë: nga kjo kuptojmë se polemika e cila përmendet në fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie dhe të tjerë prej dijetarëve është jashtë adhuruesve të varreve dhe mushrikve.[236]

Me këtë u prish ky argumentim i këtij i cili i futi adhuruesit e varreve dhe mushrikët në grupin e ithtarëve të bidatit për të cilët ka polemikë rreth tekfirit të tyre.

Njashtu kjo ka ardhur nga Shejh Is'haku i cili i përjashton adhuruesit e varreve prej grupit të ithtarëve të bidatit për të cilët ka polemikë rreth tekfirit të tyre. Ai thotë: "dijetarët e përmendin shpjegimin në çështjet e fshehta, për të cilat çështje argumenti është i panjohur tek disa musliman." Siç janë disa çështje ku ithtarët e bidatit polemizuan, siç janë murxhit, apo siç janë disa çështje të fshehta: Sarfi dhe atfi. Si ka mundësi që t'u shpjegohet adhuruesve të varreve kur nuk janë musliman.[237]

**Shejh Husejn dhe Shejh Abdullahu, dy bijtë e Shejh Muhamed b Abdulvehabit**

Pyetje: çështja e trembëdhjetë, rreth atyre që vdiqën para kësaj thirrje dhe nuk kanë arritur Islamin, duke i vepruar këto vepra të cilat njerëzit i veprojnë sot.?

Përgjigje: Kush ka vdekur prej ithtarëve të shirkut para arritjes së kësaj thirrje, ky person nëse ka qenë veprues i shirkut dhe e ka pasur atë fe nëse ka vdekur në këtë mënyrë, ky person nga jashtë gjykojmë se ka vdekur në kufër. Nuk lutemi për te, nuk i theret kurban, nuk jepet sadaka për te. Mirëpo realiteti i çështjes së tij është tek Allahu i Lartësuar. Personi të cilit argumenti i është ngritur gjatë

[235] "Dajau Sharik" (f 169)
[236] "Dajau Sharik" (f 169)
[237] "Resail Mahmudije" (f 16)

jetës së tij pastaj ka qenë inatçor, ky është kafir nga jashtë dhe brenda. Ndërsa nëse argumenti nuk i është ngritur çështja e tij është tek Allahu i Lartësuar.[238]

Shejh Ebu Betin Nexhdi thotë: nuk ka arsye asnjëri për mos diturinë ndaj këtyre çështjeve dhe të ngjashme si këto pas dërgimit të tij dhe argumenteve të Allahut dhe Shpjegimeve të Tij. Edhe nëse këtë nuk e kupton, ngase argumenti i Allahut njerëzve u ngrihet me arritjen e tij jo me kuptimin tij. Ngase arritja e argumentit është diç ndërsa kuptimi diç tjetër.[239]

Shejh Bin Bazi, Myftiu Saudit për atë se nuk ka arsye me injorancë në çështjet e besimit dhe bazës së fesë, duke shpjeguar se argumenti në këto çështje është Libri i Allahut dhe Sunneti i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, thotë: "pretendimi i injorancës dhe arsyetimet duhet të sqarohen më detajisht ngase nuk arsyetohet çdonjëri me injorancë.

Në çështjet me të cilat erdhi Islami, erdhi i Dërguari dhe ua shpjegoi njerëzve, të cilat i sqaroi Libri i Allahut dhe që janë shpërndarë në mesin e muslimanëve, në këto çështje pretendimi me xhehël nuk pranohet, posaçërisht çështjet të cilat kanë të bëjnë me akide dhe baza të fesë. Allahu teala ua ka dërguar Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, njerëzve që tua sqaron fenë. Ndërsa Ai ua përcolli atë në mënyrë të qartë. Ia shpjegoi ummetit të Tij realitetin e fesë. U sqaroi çdo gjë, Ai i la ata në një rrugë të qartë. Po ashtu edhe në Librin e Allahut është udhëzimi dhe drita.[240]

Fjala e Velid b AbduRrahman Ferjan, recensuesi i librit "Intisar" të Shejh Ebu Betin, kur flet në hyrjen e librit për tematikën e librit thotë: Ai tregoi se prej kurtheve të shejtanit ndaj bidatçive është largimi i emrave të adhurimit dhe shirkut prej zemrave të tyre derisa tu përzihen atyre kuptimet. Në këtë ndihmuan disa njerëz, pastaj ai përmendi një kaptinë ku i përmend disa dyshime që kanë të bëjnë me këtë. Ai shpjegoi se vepruesi i shirkut të madh nuk

---

[238] "Dureru Senije" (f 142/10)
[239] "Dureru Senije" (10/360)
[240] "Fetava ve Tevbihat (f 239-240)

arsyetohet me injorancë. Përndryshe do të nënkuptonte se Allahu nuk i ka ngritë argument asnjërit pos inatçiut. Ai vërtetoi gjatë kësaj kaptine të madhe se argumenti i Allahut u ngrihet njerëzve përmes të Dërguarve. Edhe nëse ata nuk i kuptojnë argumentet dhe sqarimet e Allahut. Ngase ka dallim mes kuptimit të argumentit dhe ngritjes së tij...[241]

Ibn Kajjimi, Allahu e mëshiroftë shpjegon se ngritja e argumentit bëhet përmes zbritjes së Librave dhe dërgimit të Pejgamberëve. Ai thotë: Allahu s.v.t krijesave të tij ua ngriti argumentin me Librin e Tij dhe të Dërguarit, Allahu i Lartësuar thotë"**Ai, që ia shpalli Furkanin (Kur'anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të vet (Muhammedit) që të bëhet Pejgamber i botës (këshillues), është i madhëruar."** Dhe thotë: dhe më është shpallur mua ky Kur'an që me tu qortoj dhe atyre të cilëve u arrin ky Kur'an vetëm se janë qortuar prej tij dhe u është ngritur argumenti.[242]

Ebu Betini, Allahu e mëshiroftë thotë: "çdonjëri të cilit i arrin mesazhi i Muhamedit sal'Allahu alejhi ue selem, dhe i arrin Kur'ani, vetëm se i është ngritur argumenti. Prandaj nuk arsyetohet në mosbesimin e tij në Allahun, melekët, librat, të Dërguarit dhe Ditën e Gjykimit.[243]

Hamed b Mamer prej dijetarëve të Nexhdit thotë: çdonjëri të cilit i ka arritur Kur'ani, nuk është i arsyetuar, ngase bazat e mëdha janë bazat e Islamit, ato i ka sqaruar Allahu në Librin e Tij dhe ua ka ngritur argumentin përmes këtij robi të Vet.[244]

---

[241] HYRJA E LIBRIT "Intisar" (f 8) Velid b A. Ferejan

[242] "Muhtesar Savaik Mursele" (f 725/2).

[243] "Resail vel Mesail" ( f510/5)

[244] "Nubdhetu Sherife" (f 116) shih "Nevaklid El Iman" (f 71) dhe Fetava M. B. Ibrahim Ale Shejh (f 74/7)

**REZYME E KAPTINËS**

1. Njeriu shpallet kafir nëse ai vepron kufër në çështjet patjetër të njohura (në çështje të qarta).

2. Ngritja e argumentit në këtë lloj të çështjeve bëhet përmes dërgimit të Pejgamberëve dhe zbritjes së Librave, prandaj çdonjëri të cilit i ka arritur Pejgamberia dhe i ka arritur Kur'ani argumenti i është ngritur pas të cilës nuk arsyetohet.

3. Forma e ngritjes së argumentit në çështjet e fshehta të panjohura, të cilat nuk njihen në mënyrë të patjetërsueshme në fe, ku duhet të vërtetohet teksti se a është i vërtetë, bëhet në atë mënyrë që duhet të largohen dyshimet rreth tekstit. Këto janë shprehjet e Imamëve për këtë çështje.

4. Gjatë çështjeve të dukshme, të qarta ngritja e argumentit nuk është kusht të bëhet nga imami apo ndonjë i autorizuar. Mirëpo mjafton që t'i arrin argumenti, në këtë rast nuk duhet t'i bëhet sqarimi sikur në çështjet e fshehta.

5. Shpallet kafir njeriu në mënyrë konkrete nëse bën kufër në çështjet e fshehura të ixhtihadit vetëm pasi t'i ngritet argumenti në atë formë siç u përmend në pikën e tretë.

6. Pastrimi i Shejhul Islam Ibn Tejmiut nga ajo që u përkatësua prej Irakijut, Daudit Abdullah Ranij të cilët ishin prej kundërshtarëve të thirrjes së Shejh Muhamed b Abdul Vehabit dhe nga ajo që disa prej bashkëkohorëve thanë se ai e konsideron kusht shpjegimin dhe ngritjen e argumentit. Po ashtu demanti ndaj dyshimit se çështja është e njëjtë sikur në shirk ashtu edhe në vepra tjera. Nga ky mendim e pastruan pesë prej dijetarëve të mëdhenj. Ato janë: ripërtrirësi Shejh b Abdul Vehabi, Ebu Betini Nexhdij, Sulejman b Suhman Nexhdij, Is'hab b AbduRrahman Hanbelij dhe Shejh AbdulLatif b AbduRrahman Ale Shejh.

Përmendëm fjalët e atyre të cilët fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie i konsiderojnë si të veçanta vetëm në çështjet e fshehta dhe çështjet ku ka polemikë tek Selefi për ato çështje.[245]

7. Dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të tij dhe se nuk është kusht kuptimi i argumentit.

8. Dispozita e riddes dhe kufrit nuk është e veçantë vetëm për atë i cili bën inat duke e njohur të vërtetën dhe argumentin. Neve nuk mund të njohim inatçorin derisa të thotë: unë e di se kjo është e vërtetë mirëpo nuk e pranoj, nuk e them atë. Ngase ky lloj i njerëzve është vështirë të gjendet, këtë e tha Shejh Ebu Betini.

9. Adhuruesit e varreve prej safive dhe mushrikve janë jashtë ithtarëve të bidatit për të cilët ka polemikë rreth tekfirit të tyre. Këtyre nuk ka nevojë tu ngrihet argumenti siç duhet atyre në çështjet e fshehta, ngase këta nuk arsyetohen me xhehël që të ketë nevojë për tu njoftuar. Këtë e përmendi Shejh Is'hak b AbduRrahmani, Shejh Sulejman b Suhmani, Shejh Sulejman b Abdilah Ale Shejh dhe San'anij.

10. Demant atyre që thanë më herët dhe bashkëkohonikëve të tyre se veprës i thuhet kufër, mirëpo vepruesit nuk i thuhet emri i kufrit derisa ti ngrihet argumenti sipas formës së paraparë tek ata. Qoftë kjo në çështje të qarta apo të panjohura, të fshehta. Kjo rregull është e veçantë vetëm për çështjet e fshehta. Këtë e përmendën Sulejman B Suhman Is'hak b AbduRrahman, Muhamed b AbdulVehab, Abdullah b AbdulLatif Ale Shejh, Ibrahim b AbdulLatif Ale Shejh.

Shejh Sulejman b Suhman dhe Shejh Ibrahim i biri i Shejh AbdulLatif Ale Shejh, të dy prej dijetarëve të Nexhdit duke e veçuar këtë rregull thonë: "sa i përket fjalës së tij: themi se fjala është kufër, mirëpo atë i cili e flet atë fjalë, nuk e gjykojmë me kufër kjo është xhehël i qartë, ngase kjo shprehje nuk mund të thuhet vetëm se për dikë në mënyrë konkrete. Kjo është për çështjet e fshehta ku

[245] Shih "Dureru Senije" (f 437/10) dhe tekstet e dijetarëve në këtë kaptinë.

argumenti është i panjohur për disa njerëz, siç janë çështjet e kaderit dhe irxhasë etj."[246]

Ata po ashtu thonë: "kjo rregull është e veçantë për çështjet e fshehta". Shejhul Islam Ibn Tejmie dhe nxënësi i tij në më shumë se një vend kanë përmendur se tekfiri me fjalë dhe vepra të kufrit mohohet në çështjet ku argumenti është i njohur dhe argumenti nuk është ngritur. Dhe se me këtë mohim ata e kanë për qëllim mohimin e tekfirit të vepruesit dhe dënimin e tij para ngritjes së argumentit. Dhe se mohimi i tekfirit në këtë rast është në çështjet ku dijetarët kanë polemikë.[247]

Prej atyre që përmendëm se kjo rregull dhe fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmie janë të veçanta vetëm për ithtarët e bidatit, është Shejh Muhamed Hamid Fekij, Allahu e mëshiroftë.[248]

Prej atyre që e veçuan këtë rregull është Shejh Muhamed b AbdulVehabi i cili thotë: "fjalët e Shejhut nuk janë për shirkun dhe ridden por për çështjet degëzore qofshin ato në usul apo në degë."[249]

11. Shpjeguam disa tekste të Shejhul Islam Ibn Tejmie ku ai përmendi fjalën ngritje të argumentit. Gjë kjo e cila iu bë e paqartë disa hulumtuesve. Këtë sqarim e bëmë përmes fjalëve të dijetarëve të besueshëm, të cilët i kuptojnë më së miri fjalët e imamit.

[246] "Dureru Senije" (f 432/10)
[247] "Dureru Senije" (f 437/10)
[248] Shih fusnotat e tij në "Mardinije" (f 75)
[249] "Dureru Senije" (f 70/10)

# KAPTINA E PESTË

## Rregulli i mundësisë për të mësuar

Përbëhet nga:

1. Emrat e dijetarëve të cilët e përmendën këtë rregull.
2. Tekstet e imamëve dijetar rreth sqarimit të kësaj rregulle.

### RREGULLI PËR MUNDËSINË E MËSIMIT

Ky rregull është i rëndësishëm, këtë e kanë thënë dijetarët për të bërë dallim mes atij i cili ka mundësi për të mësuar, ky i cili ka mundësi ta bën ngritjen e injorancës prej vetes. Ata dhanë shembull atë i cili është rritur në shtet Islam apo afër tij. Apo ai i cili jeton në kohën e diturisë dhe përhapjes së saj. Po ashtu edhe ai i cili ka mundësi ti pyet dijetarët, ky person nuk është i arsyetuar.

Dhe tjetri i cili nuk ka mundësi për të mësuar përmendën p.sh.

1. Ai i cili jeton në kohë të fitres dhe në kohë kur shenjat e diturisë së Pejgamberisë humben.

2. Ai i cili rritet në shtet të luftës (DAR ulHARB) ngase ky vend nuk është vend ku njihen dispozitat.

3. Ai i cili jeton në vend të largët nga vendet muslimane.

Me këtë rregull pajtohen një numër i madh i dijetarëve të vjetër dhe bashkëkohorë. Do ti përmendim dhe pastaj do ti përmendim edhe tekstet e tyre.

1. Shejhul Islam Ibn Tejmie në “Fetava” (f 16/22)
2. Imam Ibn Kajjim në “Tarikul Hixhretejn” (f 412)

3. Muhamed b Ahmed Semerkandij Hanefij në “Mizan Usul” (f 171/1)

4. Imam Bejdavi, komentator i Kur’anit, në tefsirin e tij (f 47/1)

5. Ibn Leham Hambelij në librin “Kauaid vel Fevaid Usulije” (f 58)

6. Muhamed b Ahmed Kureshij Tilmisani, Malikij i njohur si Mukrij “kauaid” (f 412/2)

7. Shejhul Islam Muhamed b AbdulVehab në “Dureru Senije” (f 16/8)

8. Sulejman b Suhman Nexhdij në “Irashadi Talib” (f 11)

9. Karafij, Malikij në “Faruk” (f 150/2)

10. Ibn Rexheb Hanbelij në “Kauaid” (f 343)

11. Muhamed Reshid Bida, në fusnotën e “Mexhmu Resail Nexhdije” (f 520)

12. Shejh AbdulAziz Bin Baz në “Fetava” (f 528/2)

13. Shejh Salih b Humejde në librin “Reful Harexh” (f 220)

14. Shejh Abdul Kader Auda në “Teshriul Xhani” (f 43/1)

## TEKSTET E DIJETARËVE RRETH SHPJEGIMIT TË KËSAJ RREGULLE DHE FORMAVE TË SAJA

Shejhul Islam Ibn Tejmie thotë: ka shumë prej njerëzve që rriten në kohëra ku shumë prej diturisë së Pejgamberisë është zhdukur, saqë nuk mbet kush ta përcjellë atë me të cilën Allahu i dërgoi Pejgamberët prej Librit dhe Urtësisë së Tij. Shumë prej gjërave me të cilat Allahu i dërgoi Pejgamberët në këto kohëra nuk njihen. As që ka kush të përcjellë këtë dituri tek ata. Ky lloj i njerëzve nuk shpallet kafir.

Mu për këtë u pajtuan dijetarët se ai i cili është rritur në vende të largëta nga dijetarët dhe ithtarët e besimit nëse mohon diç nga këto dispozita të njohura në mënyrë mutevatir nuk gjykohet me kufër derisa t'i shpjegohet ajo me të cilën ka ardhur Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem.[250]

Ibn Kajjimi, Allahu e mëshiroftë thotë: në këtë rast patjetër duhet të shpjegohet në mënyrë detale që të largohet paqartësia. Duhet bërë dallim mes mukalidit i cili ka mundësi të mëson mirëpo largohet dhe shmanget nga mësimi dhe mukalidit i cili nuk mund të arrin tek dituria në asnjë mënyrë. Që të dy rastet në realitet ndodhin, prandaj ai i cili ka mundësi të mëson ka mangësuar, ka lënë të obliguarën, ky nuk ka arsye.[251]

Ibn Kajjimi thotë: "Ky person dhe të ngjashmit si ky janë devijim të cilët devijimin e kanë për shkak të largimit nga shpallja me të cilën ka ardhur Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, edhe nëse mendon ky se është i udhëzuar, ngase ky ka mangësuar në pasimin e thirrësit të së vërtetës. Prandaj kur ka devijuar ka devijuar nga mangësimi i tij dhe shmangia. Ndërsa rasti i atij i cili ka devijuar si rezultat i mos arritjes së Pejgamberisë, nga pamundësia të arrin deri tek ajo ky person ka dispozita tjera.[252]

---

250 "Fetava" (f 407/11)
251 "Tarikul Hixhretejn" (f 412)
252 "tefsirul Kajim" (f 359-360)

Shejh Alaudin Samerkandij Hanefij thotë: “mundësimi i diturisë si shkak i ngritjes së diturisë tek personi i udhëzuar është kusht për vërtetësinë e obligimit. Pra në realitet njohja e vet diturisë nuk është kusht mirëpo mundësia e mësimit të diturisë si shkak mjafton.[253]

Bejdavi, komentator i Kur’anit gjatë komentimit të fjalës së Allahut teala **“dhe mos i përshkruani Atij shokë, duke qenë se ju këtë e dini”** El Bekare 23, sipas kësaj që u tha qëllimi i kësaj është qortimi dhe tërheqja e vëmendjes. Këtu nuk ka për qëllim përcaktimin dhe veçimin e dispozitës ngase i dijshmi dhe injoranti ka mundësi janë të barabartë në obligim.[254]

Ebul Hasen, Ibn Laham Balij Hambelij thotë: “nëse këtë rregull e kuptuam atëherë këtu kemi të bëjmë me disa çështje të panjohura ndaj dispozitave. Ky person a arsyetohet apo jo? Nëse themi se arsyetohet, sipas kësaj rregulle, arsyetohet nëse nuk është shmangur në mësimin e dispozitës. Mirëpo nëse mangëson ky nuk arsyetohet në mënyrë decide.[255]

Mukrij el Malikij thotë: “Allahu teala i ka urdhëruar dijetarët të shpjegojnë. Ndërsa ai i cili nuk din duhet të pyet prandaj nuk ka arsye me xhehël përderisa ka mundësi për të mësuar.”[256]

Ibn Rexheb, Hambelij duke sqaruar disa forma të mundësisë për të mësuar thotë: “ai i cili është rritur në shtetin Islam nëse bën zina pastaj pretendon se nuk e din ndalesën e zinasë, fjala e tij nuk pranohet. Ngase nga jashtë kjo e përgënjeshtron realiteti. Edhe pse ai këtë nuk e din në realitet.”

Shejh XhihaduDin Bin Abdurrahman Makdesij kur flet në kaptinën e riddes dhe dallimit mes atij i cili ka mundësi dhe atij që nuk ka mundësi për ta larguar padituriné thotë: “përjashtohet rasti nëse njeriu është prej atyre që nuk i njeh obligimet dhe ndalesat. Ky person informohet për këto, pastaj nëse nuk e pranon këtë bën

---

[253] “Mizanul Usul” (f 171)
[254] “Tefsirul Bejdavi” (f 47/7)
[255] “Kauaid vel Fevaid Usulije” (f 53)
[256] “Kauaid” (f 402/2)

kufër. Personi i cili nuk i njeh këto është ai i cili rritet në vende të largëta nga Islami. Ky person duhet të informohet. Nëse kthehet nga mendimi i tij mirë, nëse jo atëherë vritet. Sa i përket atij i cili është rritur në mesin e muslimanëve, ky është kafir kërkohet prej tij pendimi, nëse nuk pranon atëherë vritet."[257]

Shejh Muhamed B Abdul Vehab thotë: çfarë arsye ka ai i cili pretendon pasimin e Pejgambereve, të cilit i ka arritur porosia pejgamberike dhe ka kush e mëson këtë megjithatë, ai shmanget nga mësimi.[258]

Shejh Sulejman b Suhman Nexhdij thotë: çështja e tretë është pyetja e pyetësit: "cila shmangie është negacion prej negacioneve të Islamit dhe çfarë dispozita ka ai? A i thuhet kjo çdo njërit i cili shmanget apo jo"?

Përgjigje: kjo çështje është e njohur si çështja e xhahilit i cili shmanget nga dituria. Dijetarët kanë përmendur se shmangia është dy lloje: "njëri lloj të nxjerr nga feja, ndërsa tjetri nuk të nxjerrë. Sa i përket llojit i cili të nxjerrë nga feja është largimi nga feja e Allahut duke mos e njohur dhe mos e mësuar atë. Ndërsa ai i cili nuk të nxjerrë nga feja është lloji i atij të cilit i është pamundësuar për të pyetur, i cili mëson atë që mundet duke e dashur udhëzimin dhe duke i dhënë përparësi atij. Mirëpo nuk ka mundësi ta arrin atë nuk ka mundësi ta kërkon ngase nuk ka kush t'ia tregon.[259]

Imam Karafi në librin e tij "Furuk" injorancën e ndan në dy lloje. Lloji i injorancës ku ai ka mundësi ta largon nga vetja. Ky lloj nuk falet, dhe injorancë të cilën njeriu i obliguar nuk mundet ta largon prej tij. Kjo injorancë i falet personit, pastaj përmendi forma për të dy llojet e injorancës. Neve sollëm më herët fjalët e tij, pra nuk i përsërisim këtu që mos ta zgjasim shumë.

Reshid Rida kur flet për injorancën e cila nuk arsyetohet dhe ajo që arsyetohet thotë: ata nga kjo rregull e përgjithshme (mos

---

[257] "Ude Sherh Unde" (f 317/2)
[258] "Dureru Senije" (f 16/8)
[259] "Irshadu Talib" (f 11, 12, 13)

arsyetimi me xhehël) përjashtuan atë i cili është i ri në Islam, ai i cili është rritur larg vendeve muslimane prej ku mund të mëson.[260]

Fetvaja e Shejh Bin Bazit i cili bën dallim mes atij i cili mundet të largon xhehlin dhe ai i cili nuk mundet. Është pyetur: muslimani kur vepron diç prej shirkut, siç është therja zotimi për dikë tjetër pos Allahut, a arsyetohet në këtë rast nëse është xhahil?

Ai u përgjigj: "Çështjet janë dy lloje, çështje ku xhehli është arsye dhe ku nuk është arsye. Nëse këtë e vepron ai i cili është në mesin e muslimanëve, nëse vepron shirk ndaj Allahut, adhuron dikë tjetër pos Allahut, ky person nuk arsyetohet, ngase ky ka mangësuar, nuk ka pyetur, nuk e ka mësuar fenë, prandaj ky nuk arsyetohet në adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut prej të vdekurve, gurëve, drunjve apo idhujve, ngase është larguar nga feja e tij me injorancë. Allahu teala thotë: " **Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe atë që ekziston ndërmjet tyre, përpos me qëllim dhe për një afat të caktuar, kurse ata që nuk besuan, nuk i vunë veshin asaj me çka u tërhiqet vërejtja"**. El-Ahkaf 3. Kur Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kërkoi nga Allahu i Lartësuar që të kërkojë falje për nënën e tij, ai u ndalua nga kjo gjë, ngase nëna e tij kishte vdekur në xhahilije (injorancë), ngase ajo vdiq në fenë e popullit të saj, në fenë e adhuruesve të idhujve.

Poashtu kur një njeri e pyeti atë, sal'Allahu alejhi ue selem, për babanë e tij, ai tha se është në zjarr. Pastaj kur ai e pa atë në fytyrën e tij tha: me të vërtetë babi im dhe babi yt janë në zjarr, ngase ai vdiq në shirk ndaj Allahut dhe në adhurim të dikujt tjetër pos tij. Prandaj si është puna e atij i cili jeton në mesin e muslimanëve duke e adhuruar Bedevijun apo Husejnin apo Shejh AbdulKadër Xhejlanin? Apo e adhuron të Dërguarin sal'Allahu alejhi ue selem, apo adhuron Aliun r.a apo dikë tjetër?

Pra këta dhe të ngjashmit me këta nuk arsyetohen edhe më parë. Ngase këta veprojnë shirkun e madh duke jetuar në mesin e muslimanëve, duke e pasur Kur'anin në mesin e tyre. Po ashtu e

---

[260] "Furuk" (f 150/2)

kanë edhe Sunnetin e Pejgamberit sal'Allahu alejhi ue selem, para tyre mirëpo ata nga e gjithë kjo shmangen dhe largohen.

Lloji i dytë: ata të cilët arsyetohen me injorancë siç është ai i cili rritet në vende të largëta nga Islami në fund të botës, apo për shkaqe të tjera siç janë njerëzit të cilët jetojnë në fitre dhe të ngjashëm si këta të cilëve nuk u ka arritur mesazhi, këta janë të arsyetuar me injorancë.[261]

Komisioni i përgjithshëm i fetave dhe hulumtimeve në Saudi dha një fetva ku sqaron format e atyre të cilët kanë mundësi të mësojnë dhe ata të cilët nuk kanë mundësi. Ja teksti i pyetjes dhe përgjigjes: Xhematet në R. A. të Egjiptit kanë polemikë të madhe në çështjet e besimit. Është çështje e dispozitës së injorantit i cili vjen në kundërshtim me akiden Islame. Po ashtu çfarë është dispozita e atij që len një pjesë të sheriatit, saqë arriti kjo çështje tek vëllezërit të armiqësohen në mes vete. U shtuan debatet dhe hulumtimet në mes dy grupeve.

Përgjigje: "Nuk arsyetohet njeriu i obliguar nëse e adhuron dikë tjetër pos Allahut, nëse afrohet me kurban te dikush tjetër pos Allahut, zotohet në dikë tjetër pos Allahut e kështu me radhë prej adhurimeve të cilat janë prej veçorive të Allahut, vetëm nëse jeton në vende joislame dhe nuk i arrin thirrja.

Në këtë rast arsyetohet për shkak të mosarritjes së argumentit, jo për shkak të injorancës. Ngase Muslimi transmeton se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: "Pasha atë i cili e ka shpirtin e Muhamedit në dorën e Tij nuk dëgjon për mua ndonjë nga ky umet jehudi apo krishter, pastaj nuk i beson asaj me të cilën kam ardhur vetëm se është prej banorëve të zjarrit.

Pra Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk arsyetoi atë i cili dëgjon për atë. Ai i cili jeton në tokat Islame ka dëgjuar për Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, prandaj nuk arsyetohet në baza të imanit me injorancë. Sa i përket atyre të cilët kërkuan nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, që t'u bën një dru për t'i

---

261 "Fetava" Shejh Bin Baz (f 529/20

varur shpatat këta ishin që ishin afër me periudhën e kufrit, këta vetëm kërkuan mirëpo nuk vepruan. Kjo që ndodhi me ata ishte në kundërshtim me sheriatin, dhe se ata po të vepronin atë që kërkuan do të bënin kufër.[262]

Shejh Rashid Rida thotë: "Dijetarët e këtij ummeti janë të pajtimit se injoranca në çështjet e prera e fesë të cilat njihen patjetër në fe siç është teuhidi, ringjallja, shtyllat e Islamit, ndalesa e zinasë, alkoolit, bixhozi, në këto çështje nuk arsyetohet ai i cili mangëson. Sa i përket atij i cili nuk mangëson siç është i riu në Islam, ai i cili është rritur në ndonjë ngushticë në kodër ku nuk gjen kush e mëson, ky person arsyetohet.[263]

Shejh Salih B. Abdilah B. Humejd, prej dijetarëve të Saudisë thotë: "Urtësia nga ajo se mjafton që njeriu të ketë mundësinë të mëson është e qartë, ngase po të ishte kusht vetëm mësimi ndërsa ai është i mençur, në moshën madhore atëherë çështja e obligimeve nuk do të realizohej. Shumica do të strehoheshin në xhehël ndaj dispozitave duke u shmangur nga mësimi. Në këtë është mohimi i dispozitave të sheriatit.[264]

Ai njashtu thotë: "Njeriu i obliguar konsiderohet i dijshëm ose me diturinë që e posedon ose përmes asaj se ka mundësi të mëson, ose ka mundësi ti pyet dijetarët. Të jetuarit e muslimanit në shtetin Islam është argument për atë se ky konsiderohet i dijshëm ndaj dispozitës.[265]

Shejh AbdulKader Auda, autor i librit "Teshriul Xhanij" thotë: "Mjafton që të gjykohet si i ditur për ndalesën nëse ka mundësi për të mësuar. Pra njeriu i cili është i mençur i cili e ka lehtë për të mësuar atë që Allahu e ka ndalur duke u kthyer në tekstet ku tregohet ndalesa, ose duke i pyetur dijetarët ky konsiderohet i dijshëm ndaj veprave të ndaluara.

[262] "Fetava Lexhne Daine" (f 528/1)
[263] Nga shënimi në broshurën "Kufrul'ledhi Judharu Sahibu" (f 15)
[264] "Reful Harexh fi Sheria" (f 230)
[265] "Reful Harexh" (f 229)

Ky person nuk mund të arsyetohet me xhehël apo të argumentohet me mos dituri ndaj dispozitave. Njeriu i ngarkuar me obligime konsiderohet i ditur ndaj dispozitave me vet atë se ka mundësi të mëson, nuk duhet të din në realitet. Mu për këtë një tekst i cili tregon ndalesë konsiderohet si i njohur tek të gjithë edhe nëse shumica nuk e kanë lexuar, apo nuk e njohin atë. Përderisa kanë mundësi ta mësojnë, ngase sheriati nuk e kushtëzon vet diturinë por mundësinë.[266]

Sheukani, Allahu e mëshiroftë thotë: "Ai i cili e le namazin prej banorëve është kafir. Po ashtu këtë dispozitë e ka edhe ai i cili falet, mirëpo nuk di prej lutjeve dhe shtyllave, pa të cilat namazi nuk plotësohet. Ngase këta nuk mangësojnë një prej farzeve kryesore, një obligim kryesor. Këta njerëz nuk njohin diç pa të cilën namazi nuk është i vërtetë duke pasur mundësi të mësojnë tek ata të cilët i mësojnë për namazin.[267]

Argument nga fjala e tij është "duke pasur mundësi të mësojnë tek ata të cilët i mësojnë për namazin".

Nga ajo që u përmend prej dijetarëve na bëhet i qartë dallimi mes atij i cili bën shirk nga injoranca duke pasur mundësi që të bën ngritjen e injorancës nga vetja duke i pyetur dijetarët, apo duke i lexuar tekstet të cilat e ndalojnë shirkun, apo ka kush e mëson mirëpo ai largohet nga mësimi apo është rritur në mesin e muslimanëve mirëpo bën shirk në një çështje e cila është e njohur për muslimanët. Ky lloj i njerëzve nuk arsyetohet me injorancë. Rasti është i kundërt me atë i cili nuk ka mundësi të mëson, nëse është rritur në vend të largët nga muslimanët, në ndonjë ngushticë malore, në vendet e pashkelura të Afrikës. Ky person arsyetohet mirëpo nuk arsyetohet thjeshtë vetëm për shkak të injorancës por për shkak mos mundësisë për të mësuar. Me të cilën largon injorancën prej vetes.

Nga kjo bëhet i qartë gabimi i autorit të librit "Udhrul Bil Xhehl Akidetu Selef" i cili tha: njeriu arsyetohet me injorancën e tij në

[266] "Teshriul Xhani" (f 430/1)
[267] "Resail Selefije" (f 59)

çështjet bazë dhe degë në besime dhe ibadete gjatë kohës së diturisë edhe gjatë kohërave të tjera, edhe në shtetin Islam edhe gjatë tij.[268]

Në fjalët e tij ka teprim të qartë, përgjithësim të gabuar, fjalë këto për të cilat nuk ka argument prej teksteve të imamëve të dijshëm prej selefit dhe ata të cilët i pasuan prej më të mëvonshmëve në këtë. Ai i cili shikon tek ata të cilët bëjnë shirk në kohën tonë e sheh se ka prej tyre që kanë rënë në shirk duke pasur mundësi të mëson duke i pyetur dijetarët, duke lexuar librat e dijetarëve.

Falënderimi i takon Allahut thirrja e teuhidit ka thirrësit e saj të cilët thërrasin në të. Të cilët e mbrojnë atë në shumë prej vendeve Islame. Ata shpërndajnë libra të akides së vërtetë, u bëjnë demante ithtarëve të shirkut në bestytnitë e tyre.

Prandaj ai i cili është në këtë gjendje nuk arsyetohet me injorancë ai i cili bie në shirk duke mos pasur mundësi të mëson siç është rasti i atij i cili është në vendet e kufrit, apo është në shoqëri ku nuk ka thirrës të teuhidit, ku nuk munden të bëjnë ngritjen e xhehlit. Ky është i arsyetuar sipas mendimit më të vërtetë të dijetarëve. Allahu e di më së miri.

268 "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" (f 59)

# KAPTINA E GJASHTË

## Argumentet nga Kur'ani Fisnik se injoranca dhe taklidi nuk konsiderohen arsye në çështjet e teuhidit për atë të cilit i ka arritur Kur'ani Fisnik.

### HYRJE

Më herët treguam në një kaptinë të veçantë qëllimin për ngritjen e argumentit në çështjet e qarta, siç është teuhidi, çështjet e njohura patjetër në fe siç janë: obligimi i faljes së namazit, zekatit po ashtu edhe ndalesat e qarta: zinaja, kamata, alkooli. Në këto çështje përmendëm se ngritja e argumentit është arritja e Kur'anit dhe Sunnetit. Atij që i arrin se Allahu e ka ndaluar shirkun, se e ka obliguar teuhidin, namazin, se e ka ndaluar amoralitetin, këtij i është ngritur argumenti. Poashtu edhe nëse di ndonjë rrugë për të arritur deri tek dijetarët, pastaj nuk pyet, mangëson në këtë duke pasur mundësi të mëson. Ky person nuk arsyetohet me injorancën e tij në çështjet e qarta.[269]

### ARGUMENTI I PARË

Allahu i Lartësuar thotë: **"Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë".** En Nisa 165.

Ky ajet është argumenti më i qartë se Allahu nuk pranon arsyetimin me xhehël pas dërgimit të Pejgamberëve dhe zbritjes së librave. Ai ua ngriti argumentin me këtë Kur'an, në të cilin solli argumentet se ai është i vetmi meritor për adhurim, i cili është një pa ortak. Atij që i arrinë Pejgamberia, i arrinë ky Kur'an, këtij argumenti i është ngritur, ky pas kësaj arsye nuk ka. Siç thotë Allahu teala "që njerëzit mos të kenë arsye pas dërgimit të

[269] Shih kaptinën e katërt dhe pestë.

Pejgamberëve" pra me çfarë arsyesh arsyetohen pas dërgimit të Pejgambereve dhe zbritjes së Librave.

Rreth këtij kuptimi, Shejh Sulejman b Suhman thotë: personi konkret nëse vepron kufër në çështjet e patjetërsuara në Islam siç është adhurimi i Allahut svt, në këto çështje Allahu e ngriti argumentin me zbritjen e Librave, dërgimin e Pejgamberëve që njerëzit mos të kenë arsye pas ardhjes së Pejgamberëve. Kjo është çështje për të cilën nuk ka ndonjë paqartësi.[270]

Në një vend tjetër, ai përmendi se argumenti në çështjet e qarta ngrihet me dërgimin e Pejgamberëve dhe arritjen e Kur'anit. Ai thotë: "Sa i përket shpalljes kafir të njeriut konkret, nuk ka pengesë të mos shpallet kafir nëse ai vepron diçka që është kufër. Ngase adhurimi i Allahut të lartësuar është prej çështjeve të njohura në fenë Islame. Prandaj atij të cilit i ka arritur thirrja e Pejgamberëve, i është përcjellur Kur'ani, vetëm se i është ngritur argumenti."[271]

Hafidh Ibn Kethiri gjatë komentimit të këtij ajeti thotë: "Sa i përket fjalës së Allahut "të dërguar si përgëzues dhe qortues" do të thotë: ai që respekton Allahun dhe pason kënaqësinë e Tij, atij i tregojmë për të mirat që e presin, ndërsa ai që kundërshton urdhrin e tij përgënjeshtron Pejgamberët, atë e qortojmë dhe i premtojmë dënim dhe ndëshkim.

Sa i përket fjalës, që njerëzit pas ardhjes së Pejgamberëve mos të kenë ndonjë arsye, ndërsa Allahu është Ngadhënjyes dhe i Urtë, pra ai, Allahu i zbriti Librat e Tij dhe dërgoi të Dërguarit që ai i cili arsyetohet të mos i mbetet vend për arsyetim. Siç thotë ajeti **"Dhe sikur t'i ndëshkonim ata me ndonjë dënim para tij (para se ta shpallim Kur'anin), ata do të thonin: "Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar që t'iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim".** Ta Ha 134, dhe fjala e Tij **"Dhe të mos thonë, kur t'i godasë ndonjë e keqe e papritur, të cilën e kanë merituar vetë: "Zoti ynë, përse nuk na ke dërguar ndonjë Pejgamber që të pasonim argumentet Tua e të bëheshim besimtarë!"** El Kasas

[270] "Dajau Sharik" (f 290-291)
[271] "Dajau Sharik" (f 290)

47. Në dy sahihet nga Ibn Mesudi ka ardhur se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: "nuk ka ndonjë më xheloz se Allahu, mu për këtë ka ndaluar amoralitetin e dukshëm dhe të fshehtë, nuk ka ndonjë që e do lavdërimin më shumë se Allahu, mu për këtë e ka lavdëruar veten, nuk ka ndonjë që e do arsyen më shumë se Allahu mu për këtë i ka dërguar Pejgamberët si përgëzues dhe qortues". Në një tekst tjetër "mu për këtë i dërgoi të Dërguarit e Tij dhe i zbriti librat e Tij".[272]

Kurtubiu thotë: fjala e tij: "që njerëzit mos të kenë ndonjë arsye pas ardhjes së Pejgamberëve" pra që të mos thonë: ti nuk na ke dërguar neve Pejgamber dhe nuk ke zbritur libër.[273]

Elusi, komentuesi i Kur'anit kur flet për "që njerëzit mos të kenë ndonjë arsye pas ardhjes së Pejgamberëve" thotë: pra ndonjë arsye me të cilën do të arsyetohen duke thënë "po të na kishe dërguar neve Pejgamber" që të na kishin shpjeguar sheriatin të na kishin mësuar atë që nuk e dimë prej dispozitave Tua.

Ngase njerëzit nuk mund të përceptojnë të mirat e tyre pjesëzore dhe se shumica e njerëzve nuk munden ti njohin të mirat e tyre të përgjithshme, prandaj ajeti është i qartë, patjetër u duhet sheriati dhe dërgimi i Pejgamberëve, dhe se mendja vetvetiu nuk mjafton. Ndërsa Mu'etezilët pretendojnë se mendja mjafton dhe se dërgimi i Pejgamberëve është për tua tërheqë vërejtjen që mos të goditet njeriu nga kotja dhe gafleti.[274]

Kasimij e komentoi ajetin në mënyrën e njëjtë dhe e përkatësoi tek Ebi Suudi.[275]

Kasimij poashtu thotë: "Është quajtur "HUXHXHEH" ngase është e pamundur që dikush të ketë ndonjë argument mbi të në ndonjë vepër prej veprave të tij. Atij i takon të vepron ashtu siç do Ai. Sa për të përkujtuar se arsyetimi tek Ai nëse pranohet është prej

[272] Ibn Kethir (f 588/1)
[273] "Tefsir" Kurtubiu (f 2014/3)
[274] "Ruhul Meani" (f 217/2)
[275] "Mehasinu Teuvil" (f 664/5)

fisnikërisë dhe mëshirës ndaj robërve të tij. Kjo është sikur argument i prerë, i cili nuk mund të kthehet mbrapa. Mu për këtë Allahu i Lartësuar tha **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** El Isra 15. Këtë e tha Ebu Suudi.

Kasimiju poashtu thotë: "në këtë ka argument se Allahu i Lartësuar nuk e dënon asnjërin prej krijesave para dërgimit të Pejgamberëve. Siç tha: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** El Isra 15. Dhe në këtë ka argument për Ehlu- Sunnetin se njohja e Allahut nuk mundet të arrihet vetëm nga ana e dëgjimit (sheriatit).[276]

**ARGUMENTI I DYTË**

Allahu i Lartësuar thotë: **"Kështu shumicës së idhujtarëve, idhujt ua hijeshuan atyre mbytjen e fëmijëve të vet, për t'i shkatërruar (me mashtrime) dhe për t'ua ngatërruar fenë (që e kishin pasur të Ismailit). Po sikur të donte Allahu, ata nuk do ta bënin atë, andaj hiqu tyre dhe asaj që shpifin".** El En'nam 137.

Mënyra e argumentimit nga ky ajet është se flet për atë se si kafirat dhe mushrikët i japin fëmijët e tyre për zotime dhe kurbane ndaj idhujve dhe skulpturave të cilat adhurohen pos Allahut teala. Kjo nuk ka dyshim aspak se është prej shirkut të madh i cili është mëkati më i madh. Pastaj Allahu i Lartësuar na lajmëron në kontekst me këto ajete se ky shirk ka mbetur si rezultat i ortakëve të cilët ia përshkruajnë atij, prej shejtanëve të cilët ua zbukurojnë dhe ua shfaqin atë të mirë dhe ua bëjnë të paqartë njerëzve.

Pra ua përziejnë të vërtetën me të kotën, duke ua zbukuruar dhe stolisur shirkun. Mirëpo me gjithë këtë stolisje, paqartësim dhe

[276] "Mehasinu Teuvil" (f 666/5)

zbukurim të së kotës nga ana e atyre ortakëve ndaj pasuesve të tyre, Allahu s.v.t këtë nuk e konsideroi arsye për këta të cilët nga injoranca i pasuan duke mosnjohur realitetin e këtij zbukurimi dhe paqartësimi, me gjithë këtë, ai i quajti respektuesit e ortakëve të tij mushrik.

Nga kjo nënkuptojmë gabimin e disa prej bashkëkohorëve të cilët thonë se ai i cili vepron shirkun në kohën tonë e ka të pa qartë shirkun prej anës së dijetarëve të këqij të cilët e kanë përzier hakun me të kotën. Ne i themi këtyre të cilët e thonë këtë: "Allahu teala këtë paqartësi prej tyre a e konsideroi si arsye për ithtarët e shirkut më herët, që të konsiderohet si arsye për mushrikët e kohës sonë? Ja çfarë thonë komentuesit e Kur'anit rreth këtij ajeti.

Kasimiju gjatë komentit të: **"Kështu shumicës së idhujtarëve, idhujt ua hijeshuan atyre mbytjen e fëmijëve të vet, për t'i shkatërruar (me mashtrime) dhe për t'ua ngatërruar fenë (që e kishin pasur të Ismailit). Po sikur të donte Allahu, ata nuk do ta bënin atë, andaj hiqu tyre dhe asaj që shpifin".** El En'nam 137, thotë: pra ky zbukurim i shirkut në ligjin e përmendur më herët flet për kurthën e shejtanëve të cilët ua zbukuruan atë që është më e keqe në aspektin e afrimit, ajo është vrasja e fëmijëve të tyre nga frika prej varfërisë, varrosja e vajzave nga frika e turpit.

Me këtë rast shejtanët u quajtën (SHUREKA) ortakë ngase ata i respektuan në atë që i urdhëruan prej vrasjes së fëmijëve. Kështu që i morën ortak së bashku me Allahun në obligueshmërinë e respektimit, fjala "LI JURDUHUM" pra që t'i shkatërrojnë me shirk, vrasjet e fëmijëve, kjo fjalë rrjedh prej fjalës "IRDA" që do të thotë shkatërrim.

Fjala e tij: "që tua bëjnë të paqartë atyre fenë" pra t'ua përziejnë atyre fenë e Ibrahimit a.s. ku ai deshti të therrë Ismailin a.s. Ngase ata duheshin që këtë ta marrin si fe. Ngase ata ishin në fenë e Ismailit a.s. Prandaj këta të cilët erdhën me këtë gjendje të keqe deshën që t'i largojnë nga feja e vërtetë.[277]

---

[277] "Mehasim Teuvil" (f 731)

Shiko në fjalën e Tij "që tua përziejnë atyre fenë e Ibrahimit a.s" gjatë komentimit të fjalës "LI JULBISU" pra nuk ka dyshim se pasimi i këtij gabimi dhe paqartësie është si rezultat i xhehlit për atë se ata ortakë ua kanë përzier hakun me të kotën. Me gjithë këët Allahu i Lartësuar nuk e konsideroi këtë përzierje dhe pështjellje të së vërtetës si arsye për atë që vepruan prej shirkut.

Në këtë kuptim Kurtubiu thotë fjala "që tua bëjnë të paqartë atyre fenë" për të cilën fe është kënaqur Ai. Pra i urdhërojnë me të kotë dhe i shpijnë në dyshim në fenë e tyre. Ata ishin në fenë e Ismailit a.s, në të cilën nuk praktikohej mbytja e fëmijëve kështu që atyre e vërteta u ishte fshehur më këtë paqartësi.[278]

Kadij Ebu Bekër Ibnul Arabij Malikij duke përmendur atë që thamë se kjo përzierje dhe paqartësi do të vazhdon deri në ditën e gjykimit dhe se injoranca dhe mos dituria në realitet ka dërguar deri te kjo, thotë: transmetohet nga Seid B Xhubejri nga Ibn Abasi se ka thënë: kush don të din injorancën e arabëve le të lexon ajetet mbi ajetin 130 nga sureja El En'am deri tek fjala e Tij: **"S'ka dyshim se kanë dështuar keq ata që mbytën fëmijët e tyre nga mendjelehtësia e pa kurrfarë dije dhe ata që duke i shpifur Zotit, shpallën të ndaluar atë që Zoti u kishte dhuruar. Ata kanë humbur rrugën e drejtë dhe prej fillimit nuk ishin në udhëzim".** El En'am 140. Ibn el Arabiu tha: "këtë që tha ai është e vërtetë, ngase ata arabët me mendjet e tyre ndryshuan hallallin dhe haramin, pa dituri dhe drejtësi. Ajo që ata u sollën më keq është marrja për zota të tjerë me injorancë, kjo ishte krimi më i madh, ngase padrejtësia ndaj Allahut është më e madhe se padrejtësia ndaj krijesave".

Argumentet se Allahu është një në qenien e Tij, një në cilësitë e Tij dhe një tek krijesat e Tij, janë më të qarta se argumentet për hallallin dhe haramin.

Transmetohet se një njeri i tha Amër b Asit: "si ju me këto mendje të plota keni adhuruar gurët? Ato janë mëndje të cilat i krijoi Krijuesi. Allahu s.v.t tregon për mendjelehtësinë e arabëve dhe

[278] "Tefsir" Kurtubij (f 2530/3)

injorancën e tyre mirëpo kjo është çështje të cilën Islami e largoi me dërgimin e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem.

Prandaj neve na takon ta zhdukim, ta harrojmë mirëpo Allahu teala e përmendi me tekst dhe e shpjegoi ashtu siç përmendi kufrin e kafirave. Ndërsa urtësia në këtë është se caktimi i Tij ishte kështu dhe dëshira e Tij u realizua dhe se kufri dhe përzierja nuk do të ndalen deri në ditën e gjykimit.[279]

## ARGUMENTI I TRETË

Allahu i Lartësuar thotë: **"E nëse ndokush prej idhujtarëve të kërkon strehim, ti strehoje në mënyrë që t'i dëgjojë fjalët e Allahut (Kur'anin), e mandej përcille deri në vendin e tij të sigurt. Këtë, ngase ata janë popull që nuk e di (të vërtetën e fesë Islame)".** Et Teube 6.

Nga ky ajet argumentojmë se kur një njeri të kërkon strehim nga Pjegamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, prej mushrikëve Allahu e urdhëron Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, ta strehon atë që të dëgjon prej fjalëve të Allahut që me këtë të ngrihet argumenti dhe pas dëgjimit të tij të mos mbetet ndonjë arsye për këtë. Kjo është në pajtim me atë që e thanë dijetarët se argumenti në teuhid ngrihet me arritjen e Kur'anit dhe dëgjimin e tij.

Rreth kësaj Kasimij në tefsirin e ajetit të gjashtë të sures Et Teube thotë: **"Pra nëse ndonjëri prej mushrikëve ndaj të cilëve je urdhëruar të luftosh, kërkon strehim prej teje pas mbarimit të muajve të marrëveshjes, përgjigju atij nëse ai kërkon që të dëgjon fjalët e Allahut"**, pra Kur'anin i cili i lexohet, të mediton rreth atij, le ti tregohet çështja e vërtetë, dhe ti ngrihet argumenti i Allahut. Nëse ai bëhet musliman ajo që është për muslimanët bëhet edhe për të, nëse ai refuzon atëherë kthehet i sigurt prapa në shtëpinë e tij. Pastaj pas kësaj luftoje nëse do.

Ndërsa fjala e Tij "DHALIKE" (kjo ngase) që ai të përcillet deri në vendin e tij ngase janë njerëz që nuk dinë, pra janë injorantë,

---

[279] ""Tefsir" Kurtubij (f 2526/3)

prandaj patjetër tu jepet siguri që të dëgjojnë dhe kuptojnë të vërtetën që atyre të mos u mbetet arsyetim.[280]

Ibn Kethiri thotë: "Allahu teala i thotë Pejgamberit të Tij "nëse ndonjëri prej mushrikëve" të cilët të urdhërova t'i luftosh dhe t'i lejova shpirtrat dhe pasuritë e tyre, pra përgjigju kërkesës së tij derisa të dëgjon fjalët e Allahut, t'i lexosh Kur'an përmendësh diç prej çështjes së fesë që t'ia ngritësh argumentin e Allahut."[281]

Ky ajet është i qartë se argumenti ngrihet me dëgjimin e Kur'anit. Ithtarëve të shirkut në kohën tonë u lexohen ajetet e Kur'anit gjatë natës dhe ditës. Në të cilin është urdhri për teuhid dhe ndalesa nga shirku. Mirëpo shumica nuk dinë, nuk kuptojnë dhe nuk mendojnë.

## ARGUMENTI I KATËRT

Allahu i Lartësuar thotë: **"Por ja, ata përgënjeshtruan atë (Kur'anin) pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij. Po kështu, gënjenin edhe ata që ishin më përpara. Shiko si ishte përfundimi i zullumqarëve".** Junus 39

Mënyra e argumentimit nga kjo nxirret në atë se përgënjeshtrimi i cili është kufër mund të bëhet edhe nga injoranca.. Dhe se kjo injorancë nuk konsiderohet arsye për injorantin. Kjo e merr emrin e kufrit, të xhehlit dhe përgënjeshtrimit. Siç tha autori i "Mearixh el Kabul". Nga kjo nënkuptojmë se ai i cili përgënjeshtron diçka prej hakut të qartë nga injoranca, ndërsa më i madhi është teuhidi, ky person merr emrin e kafirit xhahil.

Autori i "Mearixh el Kabul" thotë: kufri i xhehlit dhe përgënjeshtrimit, kufri i mohimit, kufri i inatit dhe mendjë-madhësisë dhe kufri i nifakut, çdo njëra prej këtyre të nxjerr prej fesë. Derisa ai, Allahu e mëshiroftë tha: "nëse largohet besimi i zemrës duke mos njohur të vërtetën kjo është kufër i xhehlit dhe përgënjeshtrimit. Allahu i Lartësuar thotë: "**Por ja, ata**

[280] Kasimij (f 138/8)
[281] Ibn Kethir (f 322/2)

**përgënjeshtruan atë (Kur'anin) pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij. Po kështu, gënjenin edhe ata që ishin më përpara. Shiko si ishte përfundimi i zullumqarëve".** Junus 39 dhe i Lartësuari tha: **"Derisa të arrijnë (në vendin e llogarisë), Ai u thotë: "A ju i mohuat argumentet e Mia duke mos i menduar dhe formuar dije për to? E çka vepronit ju ashtu (në Dunja)?".** En Neml 84.[282]

Kasimij gjatë tefsirit thotë: sekreti i kësaj shprehje "**duke mos i menduar dhe formuar dije për to**" tregon përsosmërinë e xhehlit të tyre dhe se përgënjeshtrimi i tyre është për shkak të mos diturisë së tyre. Kështu ka ardhë në "Keshaf" dhe Ebi Suud.[283]

Imam Sheukani duke treguar për këtë kuptim thotë fjala e Tij: "ata përgënjeshtruan atë që nuk e kapluan me dituri" ai la temën e parë dhe kaloi të shpjegon atë se ata shpejtuan në përgënjeshtrim të Kur'anit para se të mendojnë dhe kuptojnë kuptimet e tij, kështu bën ai i cili zhytet në taklid dhe nuk interesohet më shumë për hakun i cili ka ardhur.

E refuzon atë vetëm se nuk është në pajtim me epshin e tij. Ai e refuzon këtë para se të di kuptimin ashtu siç mund të shihet me sy. Pra ai i cili përgënjeshtron argumentin e qartë para se ta kaplon atë me dituri, ai nuk është kapur për diç në këtë përgënjeshtrim, ai thjeshtë është kapur për injorancën e tij. Ai me këtë injorancë, ngritë zërin lartë duke treguar injorancën e tij.

Ai regjistron për vete mos logjikimin e argumenteve dhe atij të cilit i ka ardhur me argument nuk i bën dëm aspak përgënjeshtrimi i tij....... deri sa tha: "ata përgënjeshtruan duke mos kuptuar atë që e përgënjeshtruan, as mendja nuk ua kaploi atë". Pra përgënjeshtrimi ndodhi prej atyre para se ta njohin atë, para se ta njohin vërtetësinë e fjalëve të Pejgamberëve.[284]

---

282 "Mearixh el Kabul" (f 21/2)
283 "Tefsirul Kasimij" (f 36/9)
284 "Fethul Kadir" Sheukani (f 446/2)

## ARGUMENTI I PESTË

Allahu i Lartësuar thotë: **"A përvetësuan ata zota të tjerë pos Tij? Thuaj: "Silleni argumentin tuaj!" Ky (Kur'ani) është argument për këta që tani janë me mua dhe për ata që ishin para meje, por shumica e tyre nuk e dinë të vërtetën, andaj edhe nuk vështrojnë".** El Enbija 24.

Nga ky ajet kuptojmë se Allahu lajmëron për shumicën e mushrikëve se nuk dijnë të vërtetën. Ndërsa e vërteta më e madhe është teuhidi. Ata për shkak mosnjohjes dhe xhehlit ndaj të vërtetës janë shmangur nga e vërteta. Nuk kërkojnë ta mësojnë atë, ndërsa shmangia nga mësimi i të vërtetës dhe xhehli ndaj asaj nuk është arsye. Dijetarët e konsiderojnë këtë prej xhehlit i cili është si pasojë e shmangies, kjo është kufër i cili të nxjerrë nga feja Islame dhe e quajtën këtë kufër të shmangies.

Shejh Muhamed b AbdulVehabi r.a për kufrin e shmangies thotë: e dhjeta: shmangia nga feja e Allahut, nuk e mëson atë as nuk vepron me te. Argument është fjala e Tij: **"E kush është më zullumqar se ai që këshillohet me ajetet e Zotit të vet, e pastaj u kthen shpinën atyre? Ne me siguri do të hakmerremi kundër kriminelëve."** Es Sexhdeh 22.[285]

Imam Sulejman B Suhman kur flet për formën e shmangies, sqaron kur ajo të nxjerr prej fesë dhe kur jo. Kur ai u pyet për këtë tha: sa i përket çështjes së tretë, pyetjes: cila shmangie është prishëse e Islamit? Çfarë është dispozita e tij, a mund ti thuhet çdo njërit i cili shmanget kështu?

Përgjigje: kjo çështje është çështja e injorantit i cili shmanget. Dijetarët kanë përmendur se shmangia është dy lloje: lloji i cili të nxjerrë prej fesë dhe lloji i cili nuk të nxjerrë prej fesë.

Lloji i cili të nxjerrë prej fesë është shmangia nga feja e atij i cili nuk din dhe nuk mëson. Siç është përmend në dhjetë negacionet e Islamit. Ky person nuk ka vullnet për ta mësuar fenë. Ai nuk i flet

[285] Shih "Tibjan Sherhu Neukadil Islam" (f 75)

vetës për diç tjetër jashtë asaj në të cilën është. Ai është i kënaqur me kufrin dhe shirkun ndaj Allahut në të cilin është, ai nuk jep përparësi në diç tjetër. Sa i përket llojit i cili nuk të nxjerrë prej fesë, ai është personi i cili është shmangur por i pamundësuar të pyes për dituri, mirëpo ky e do udhëzimin, ka vullnet për të dhe i jep përparësi atij. Mirëpo nuk ka mundësi ta gjej, ngase nuk ka kush e udhëzon deri tek ai.

Ibn Kajimi në librin e tij "Kafije Shafije" dhe kaptinën për shtresat e njerëzve të obliguar nga libri "Tarikul Hixhretejn" ka përmendur se lloji i dytë i njerëzve të pamundësuar të pyesin dhe ta njohin udhëzimin janë poashtu dy lloje. Lloji i parë: i cili e do udhëzimin, i jep përparësi atij mirëpo nuk mundet ta kërkon atë ngase nuk ka kush e udhëzon. Ky person e ka dispozitën e njerëzve të fetares dhe njerëzve të cilëve thirrja nuk u ka arritur. Lloji i dytë: njeriu i cili është shmangur, nuk ka vullnet për udhëzim, nuk i flet vetes vetëm se atë në të cilën është ai.

I pari prej tyre thotë: "O zot po të dija ndonjë fe më të mirë nga kjo, do ta kisha pranuar do ta linja këtë. Ky është mundi im maksimal këtu përfundon njohja ime. Ndërsa i dyti është i kënaqur me atë që ai është, nuk i jep përparësi asgjëje para saj. Shpirti i tij nuk kupton diç tjetër.

Ky person nuk ka dallim mes gjendjes kur ka mundësi të mëson dhe kur nuk ka mundësi. Që të dy llojet e këtyre janë të pa aftë mirëpo ky i dyti nuk duhet t'i bashkëngjitet të parit ngase kanë dallim në mes veti.

I pari është sikur ai i cili kërkon fenë në kohë të fetres mirëpo nuk e gjen atë, pra largohet nga ajo pasi dha mundin maksimal duke kërkuar, mirëpo i pamundësuar me injorancë. Ndërsa i dyti nuk ka kërkuar aspak diç në shirkun e tij. Edhe pse po ta kërkonte nuk do ta gjente nga pamundësia. Prandaj ka dallim mes pamundësisë së kërkuesit dhe pamundësisë së atij i cili shmanget. Kjo ishte shkurtimisht ajo që përmendi Ibnul Kajimi.[286]

[286] "Irshadu Talib" Ibn Suhman (f 11, 13)

Sheukani gjatë tefsirit të këtij ajeti thotë: pastaj pasi u drejtua argumenti kundër tyre ai i garantoi për injorancën ndaj të vërtetës. Ai u tha "mirëpo shumica nuk e dinë të vërtetën". Këtu ai kalon prej temës ku kërkon prej tyre argument në atë se argumenti nuk ndikon tek ata aspak.

Ngase ata janë injorantë ndaj të vërtetës. Ata nuk dinë të bëjnë dallim mes të vërtetës dhe të kotës. Fjala e Tij "ata shmangen" këtu tregon shkakun për atë që u përmend se shumica nuk dinë. Pra për shkak të kësaj injorance e cila ekziston tek ata, shumica shmangen nga pranimi i të vërtetës. Ata vazhdojnë të shmangen nga njësimi i Allahut dhe pasimi i Pejgamberëve.

Ata nuk meditojnë rreth argumentit derisa tha: "Ai mbaroi këtë ajet me urdhrin e tij për adhurim, ku tha"dhe Mua më adhuroni" pra juve ua shpjegon argumentet e mendjes dhe Kur'anit dhe u është ngritë argumenti.[287]

Shejh AbdulLatif Ale Shejh kur flet për IERAD (shmangien) thotë: çështja e katërt, gjendjet e njerëzve kanë dallim mes vete. Ata dallohen sipas imanit që posedojnë. Edhe pse ka mundësi që origjina e imanit të ekziston, mirëpo lënia mund të jetë në obligime dhe të pëlqyera. Mirëpo ngase origjina e imanit humbet, me të cilën njeriu hyn në Islam dhe nëse shmanget nga imani në tërësi kjo është kufër i shmangies...[288]

Shejh AbdulLatif, pas kësaj thotë: njeriu nuk bën kufër me shmangie nga mësimi i esencës me të cilën njeriu hyn në Islam. Ndërsa me lënien e obligimeve dhe të pëlqyerave nuk del nga feja...[289]

---

[287] "Fet'hul Kadir" Sheukani (f 403/3)
[288] "Minhaxh Ehlul Haki vel Itiba" Ibu Suman (f 64)
[289] "Minhaxh Ehlu Haki vel Itiba" (f 64)

**ARGUMENTI I GJASHTË**

Allahu i Lartësuar thotë: **"E veprat e atyre që nuk besuan janë si valët (nga rrezet e diellit) në një rrafshinë ku i etshmi mendon se është ujë derisa kur t'i afrohet atij nuk gjen asgjë, por aty e gjen Allahun dhe Ai do t'ia japë llogarinë e tij. Allahu është i shpejtë në llogaritje. Ose (veprat e tyre) janë si errësirat në det të thellë të cilin e mbulojnë valët mbi valë dhe mbi ato retë e dendura, pra, errësira njëra mbi tjetrën sa që nuk mund ta shohë ai as dorën e vet. Atij të cilit Allahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë".** En Nur 39, 40

Ky ajet fisnik na tregon për injorancën e pasuesve të kufrit dhe shirkut. Ai tregon se ata veprojnë shirk dhe kufër, adhurojnë dikë tjetër pos Allahut duke menduar se këto u sjellin dobi tek Allahu. Këtë e bëjnë nga mosdituria për të ardhmen e veprave të tyre. Allahu i Lartësuar nuk na përmendi neve Librin e Tij Fisnik se injoranca dhe mendimi i tyre se janë në të drejtë është arsye për ata. Allahu i Lartësuar i gjykoi ata me kufër. Duke qenë ata në këtë gjendje të cilën e sqaroi në Librin e Tij.

Rreth kësaj Hafidh Ibn Kethiri gjatë komentit të këtij ajeti thotë: "Këto janë shembuj të cilat i solli Allahu s.v.t për dy lloje të kafirave. Ashtu siç përmendi dy shembuj në fillim të suretul Bekare për munafikat. Përmendi shembullin me ujin dhe zjarrin. Poashtu përmendi dy shembuj të asaj që hyn në zemër prej udhëzimit dhe diturisë në suretu Rr'ad shembullin me ujin dhe zjarrin.

Në të dy vendet kemi folur për ato, gjë që nuk ka nevojë të përsërisim këtu. Allahut i takon falënderimi për dhuntit. Sa i përket shembullit të parë ai është për kafirat të cilët janë thirrës në kufrin e tyre. Ata të cilët mendojnë se janë në diç të vërtetë prej veprave dhe besimeve të tyre ndërsa ata nuk janë të kapur për të vërtetën, prandaj shembulli i tyre në këtë rast është sikur shembulli i fotamorganës e cila shihet në shkretinë prej së largu sikur një deti i madh.

Derisa tha: kur erdhi tek fjala e Tij: “ai nuk gjen aty asgjë” kështu është rasti i kafirit, ai mendon se ka vepruar një vepër, ka fituar diç mirëpo kur ta merr llogarinë tek Allahu Ditën e Gjykimit, do të merret në pyetje për veprat e tij, ai do të sheh se asgjë nuk i është pranuar prej veprave, ose për shkak mos sinqeritetit ose për shkak mos ndjekjes së rrugës së sheriatit. Siç tha i Lartësuari: **“E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur”.** El Furkan 23, ndërsa këtu tha: aty e gjenë Allahun i cili ia jep llogarinë, Allahu është që llogarit shpejtë”.

Kështu transmetohet nga Ubej b K’ab, Ibn Abbasi, Muxhahidi dhe Katade etj. Në dy sahihe transmetohet se Jehudve do tu thuhet Ditën e Gjykimit: çfarë adhuronit juve? Ata do të thonë: adhuruam Uzejrin Birin e Allahut. Atyre do tu thuhet: gënjeni, Allahu nuk ka marrë fëmijë, çfarë doni? Ata do të thonë: o zot jemi etur, na jep të pimë. Atyre u thuhet: a nuk po shihni? Atëherë u përfytyrohet zjarri si uj. Ata nisen ka ajo dhe zhyten në te. Ky shembull është shembull për ata të cilët kanë injorancë të dyfishtë.

Sa i përket ithtarëve të injorancës së thjeshtë, ata janë pasuesit qorrazi të imamëve të kufrit, janë shurdhë dhe memecë të cilët nuk mendojnë. Shembulli i tyre është siç thotë Allahu i Lartësuar: “**Ose (veprat e tyre) janë si errësirat në det të thellë të cilin e mbulojnë valët mbi valë dhe mbi ato retë e dendura, pra, errësira njëra mbi tjetrën sa që nuk mund ta shohë ai as dorën e vet. Atij të cilit Allahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë”.** En Nur 40. Pra nuk mund të sheh prej errësirës së fortë. Ky është shembull i zemrës së kafirit injorant e të thjeshtë mukalid i cili nuk e din gjendjen e atij i cili e udhëheq dhe nuk e din se ku shkon.

Siç thuhet në shembullin për xhahilin: ku po shkon? Ai thotë: me ata. I thuhet: ata ku shkojnë? Ai thotë: nuk e di. Aufi nga Ibn Abbasi për fjalën: “e godet një valë” e ka për qëllim mbulesën e cila është mbi zemrën, dëgjim dhe shikim. Kjo është fjala e Allahut: **“Allahu ua mbylli atyre zemrat, veshët e tyre dhe në të pamurit e tyre ka një perde, e ata kanë një dënim të madh”.** El Bekare 7. **Dhe fjala e tij: “Dhe për ju nënshtroi gjithë ç’ka në qiell dhe ç’ka në tokë,**

**njëmend për njerëzit që mendojnë thellë, në to ekzistojnë argumente."** El Xhathije 13.

Ubej b K'abi për fjalën e Allahut: "errësira njëra mbi tjetrën" thotë: ai sillet në pesë errësira. Fjalët e tij janë errësirë, dituria errësirë, hyrja errësirë, dalja errësirë dhe përfundimi i tij Ditën e Gjykimit në errësira të zjarrit.

Sudij dhe Rebi b Enesi e kanë thënë njashtu të ngjashmen. Fjala e Tij: "atij që Allahu nuk i ka bë dritë ai nuk ka dritë", pra atë që Allahu nuk e udhëzon ai është i shkatërruar, injorant, i humbur, i hutuar dhe kafir. Siç është fjala e Tij: "kë e devijon Allahu nuk ka kush e udhëzon atë" kjo është e kundërta e asaj që tha për besimtarët: "Allahu udhëzon në dritën e Tij kë të do Ai" prandaj kërkojmë nga Allahu i madh të vendon në zemrat tona dritë. Nga e djathta ynë dritë, nga e majta dritë dhe të zmadhon dritën tonë.[290]

Ibn Kajjimi në "Tefsirul Kajjim" thotë: shiko se si këto ajete i përfshinë rrugët e bijve të Ademit në mënyrë më të mirë, i përfshinë në mënyrë më të mirë. Njerëzit janë dy lloje: ithtarët e udhëzimit dhe diturisë, të cilët njohën se e vërteta është në atë që erdhi Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nga Allahu i Lartësuar, ndërsa lloji i dytë janë ithtarët e injorancës dhe zullumit të cilët bashkuan mes injorancës ndaj asaj me të cilën erdhi i Dërguari i Allahut dhe zullumit ndaj vetes duke i pasuar epshet e tyre.

Një grup prej tyre mendojnë se janë në dituri dhe udhëzim, këta janë ithtarë të injorancës dhe devijimit. Këta janë pasues të injorancës së dyfishtë të cilët nuk e njohin të vërtetën, i armiqësojnë ithtarët e saj ndihmojnë të kotën, e përkrahin atë dhe ithtarët e saj. "ata mendojnë se janë diç. Ata me të vërtetë janë gënjeshtarë". Pastaj Ibn Kajjimi shpjegon se pasuesit e devijimit dhe të kotës kanë vepra për të cilat mendojnë se u bëjnë dobi. Ata kanë dituri me të cilën krenohen, kjo dituri nuk u bën dobi.

Këto vepra të cilat i bëjnë për dikë tjetër pos Allahut, Ai i bën një të nxehur Ditën e Gjykimit të cilin e pijnë. Ibn Kajjimi thotë: kështu

[290] "Ibn Kethir" (f 286/3)

pra janë dituritë e pasuesve të së kotës dhe veprat e tyre kur të ringjallen njerëzit. Kur të eten, do tu duken si fotomorganë, do të mendojnë se është ujë. Kur të arrin atje do ta gjejnë Allahun.

Do ti marrin zebanitë e dënimit dhe do ti transferojnë në xhehenem. Allahu i Lartësuar thotë: "ata do të pinë prej valës e cila u këput zorrët". Ky ujë të cilin e pinë është ajo dituri e cila nuk bën dobi. Veprat të cilat ishin për dikë tjetër pos Allahut, Allahu i bëri ujë të nxehtë. Ashtu siç edhe ushqimi i tyre është prej **"Ata nuk kanë ushqim tjetër pos një barishte me ferra helmuese. Që as nuk jep fuqi, as nuk largon uri".** El Gashijeh 6, 7. Kjo është ajo dituri dhe vepër e kotë në këtë botë. Të cilat nuk të ngopin dhe nuk bëjnë dobi gjatë urisë. Ata janë mu ata për të cilët Allahu i Lartësuar tha: **"Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre? Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë".** El Kehf 103, 104. Ata janë për synim në fjalën e Tij: **"E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur".** El Furkan 23. Për ata flet në fjalën e tij: **"E Ata, të cilët u patën shkuar pas do të thonë: "Ah, sikur të na lejohej një kthim (në Dunja) e të largohemi prej tyre (prijësve) siç u larguan ata tash prej nesh"! Kështu Allahu do t'ju paraqesë veprat që janë dëshpërim për ta, e ata nuk kanë të dalë prej zjarrit".** El Bekare 167.

Pastaj Ibn Kajjimi sqaron se ka grup të dytë të pasuesve të injorancës së zhytur në këtë injorancë. Ai për këto gjykon se janë në pozitë të kafshëve, shtazëve. Ata i definon më atë se veprojnë pa dituri, duke i pasuar prindërit e tyre.

Ai thotë: lloji i dytë nga ky grup janë ithtarët e zullumit dhe errësirës. Të zhytur në injorancë, injoranca i ka kapluar ata në çdo anë, prandaj ata janë në pozitën e shtazëve. Ata janë më të humburit, veprat e tyre të cilat i veprojnë pa dituri, i kanë nga pasimi qorrazi thjesht, duke i pasuar prindërit pa ndonjë dritë nga Allahu.

Pastaj Ibn Kajjimi, sqaron se kjo i përshtatet dy llojeve të njerëzve, lloji i parë: ithtarët e bidatit dhe devijimit, lloji i dytë:

ithtarët e shirkut të cilët e adhurojnë Allahun në të kundërtën e urdhrit të tij. Pra që mos të argumenton ndonjëri se ky ajet është për kafirin në origjinë ai thotë: "e sa përngjasim i mirë dhe i përshtatshëm për gjendjen e ithtarëve të bidatit dhe devijimit dhe gjendjen e atyre që adhurojnë Allahun në mënyrën e kundërt nga ajo me të cilën erdhën të Dërguarit dhe Librat e Tij, ky përngjasim është për veprat e tyre të kota në mënyrë të plotë dhe të qartë ndaj diturisë dhe besimeve të tyre të prishura.

Pastaj komenton fjalën e Tij: "e gjen Allahun aty, i cili i jep llogarinë". Ai thotë: ky është shembulli i të devijuarit i cili mendon se është i udhëzuar. Ibn Kajjimi poashtu thotë: këtu mund të këtë për synim të tregon llojllojshmërinë e gjendjes së kafirave. Ithtarët e shembullit të parë janë ata të cilët vepruan pa dituri, vepruan me injorancë dhe mendim të mirë për paraardhësit e tyre. Prandaj menduan se janë duke vepruar mirë. Ndërsa ithtarët e shembullit të dytë janë ata të cilët duan devijimin më shumë se udhëzimin. I dhanë përparësi të kotës para të vërtetës, u verbuan para të vërtetës pasi e panë atë dhe e mohuan atë pasi e njohën.

Kjo është gjendja e atyre që u hidhërua Allahu ndaj tyre, pastaj ai sqaroi duke thënë: shembulli i parë prej dy shembujve është për vepruesit e veprave të kota. Ndërsa shembulli i dytë është për ata që posedojnë dituri e cila nuk bën dobi dhe kanë besime të kota. Ndërsa që të dyja janë në kundërshtim me udhëzimin dhe fenë e vërtetë.

Pra, sa të qarta janë fjalët e Ibn Kajjimit i cili shpjegoi se Allahu i ka ndarë kafirat në dy grupe. Grupi i atyre që bënë kufër nga injoranca dhe mendimi i mirë për paraardhësit. Me gjithë këtë ato i gjejnë veprat e tyre pluhur. Grupi i dytë: ata që bënë kufër duke pasur dituri, duke i dhënë përparësi të kotës pasi e njeh të vërtetën.

Këto fjalë i përfundojmë me fjalët e Imamit: "së pari njeriu i mençur le të mendon për gjendjen e dy grupeve. Le ti krahason ato

dy shembuj, le të kupton madhërinë e Kur'anit dhe se është i zbritur prej të Urtit dhe Falënderuesit"[291]

## ARGUMENTI I SHTATË

Allahu i Lartësuar tregon për fjalët e ithtarëve të kufrit: **"Jo, por ata thanë: "Ne i kemi gjetur të parët tanë në këtë fé dhe vazhdojmë gjurmëve të tyre".** Ez Zuhruf 22

Nga ky ajet argumentojmë me atë se mushrikët u argumentuan kundër Pejgamberëve me pretendime të kota, me pasimin qorrazi të prindërve dhe stërgjyshërve në veprimin e shirkut. Ata e morën këtë si arsye të mos njohjes së thirrjes së teuhidit. Allahu i Lartësuar këtë arsyetim me taklid dhe injorancë, siç përmendi Allahu teala në më shumë se në një vend në Kur'an: **"Dhe kur atyre u thuhet: "Pasoni atë që e shpall Allahu" ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë që gjetëm tek prindërit tanë!" E edhe sikur djalli t'i kishte thirrur ata në dënimin e zjarrtë"!** Lukman 21. Ai njashtu tha: **"E kur u thuhet atyre (idhujtarëve): "Pranoni atë që Allahu e shpalli"! Ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë rrugë në të cilën i gjetëm prindërit tanë"! Edhe sikur prindërit e tyre të mos kenë kuptuar dhe të mos jenë udhëzuar në rrugën e drejtë (ata do t'i pasonin)?** El Bekare 170. Ai thotë: **"E kur u thuhet atyre: "Ejani te ajo që e zbriti Allahu dhe te (çka thotë) i dërguari, ata thonë: "Na mjafton ajo që i gjetëm prindërit tanë", (a mjafton) edhe nëse prindërit e tyre ishin që nuk dinin asgjë dhe nuk ishin në rrugë të drejtë".** El Maideh 104.

Komentuesit e Kur'anit argumentuan se taklidi dhe xhehli nuk janë arsye në taklid, kjo është e përgjithshme për çdonjërin i cili nuk e njeh teuhidin prej kafirave dhe mushrikëve. Kjo nuk është e veçantë vetëm për ata, për të cilët zbritën këto ajete, ngase mësimi merret në përgjithësi nga teksti, nuk është i veqantë vetëm për shkakun.

Do ti përmendim fjalët e dijetarëve të cilët aludojnë për këtë.

[291] "Tefsirul Kajjim" (f 388)

Kurtubiju kur flet për taklidin në fjalën e tij: “a do të na dënosh për atë që njerëzit e kotë vepruan, pra ti nuk e bën këtë dhe se nuk ka arsye për mukalidin në teuhid.

Ebu Betin Nexhdij duke sjellë fjalët e dijetarëve rreth argumentimit në këtë ajet, se nuk ka arsye me taklid dhe injorancë në teuhid thotë: dijetarët argumentuan me këtë ajet se nuk lejohet taklidi në çështjen e njohjes së Allahut dhe Pejgamberisë. Argumenti i njerëzve u është ngritë në dërgimin e Pejgamberëve edhe nëse nuk i kuptojnë argumentet e Allahut.[292]

Imam Bejdavi në tefsirin e ajetit: edhe ne do të ecim pas shenjave të tyre thotë: “kjo është relaksim për Pejgamberin, sal’Allahu alejhi ue selem, dhe se taklidi është tek të devijuarit e vjetër dhe se të parët e tyre po ashtu nuk kanë ndonjë mbështetje të qartë.”[293]

Bejdavi, në një vend tjetër rreth fjalës së Tij: “ata thanë do ti pasojmë prindërit tanë në atë që i gjetëm”, thotë: kjo është ndalesë e qartë për taklidin në baza.[294]

## ARGUMENTI I TETË

Allahu i Lartësuar thotë: **“Ai, i cili për ju bëri tokën shtrat (vendbanim) e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani Allahut shokë, duke qenë se ju e dini (që Ai nuk ka shokë)”** El Bekareh 22.

Imam Bejdavi në tefsirin e tij thotë: kjo është qortim nuk është përkufizim i kësaj dispozite. Ngase i dijshmi, injoranti dhe ai i cili ka mundësi të mëson janë të barabartë në obligueshmëri. Dije se kuptimi i ajeteve është urdhër për adhurimin e Allahut dhe ndalimin nga shirku. Këtu sqaron shkakun e urdhrit për urdhrin se

292 “Intisar li Hizbilahi Muvehidin” (f 44)
293 “Tefsir Bejdavi” (f 406/2)
294 “Tefsir Bejdavi” (f 255/2)

është cilësia e tij në RUBUBIJE, duke treguar se kjo është shkaku i obligimit.[295]

## FJALË TË DIJETARËVE GJATË KOMENTIMIT TË ARGUMENTEVE TË NDRYSHME

Ibn Kethiri gjatë komentimit të fjalës së Allahut në suretu Jusuf në ajetin 40 thotë: **"Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që i pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. Allahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, vendimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos Allahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë"**, prandaj shumica prej tyre janë mushrik.[296]

Ibn Kethiri në fjalët që ia solli Kasimiju në komentin e tij të fjalës së Allahut: **"E ditën kur të bëhet kijameti (ditën e gjykimit), kriminelët betohen se nuk qëndruan (në Dunja) gjatë, por vetëm një çast të shkurtër. Kështu kanë qenë ata që i bishtëruan të së vërtetës"**. Err Rrum 55, Ai thotë: Allahu teala lajmëron për xhehlin e kafirave në këtë botë dhe ahiret. Ata në kët botë vepruan adhurimin e idhujve, po ashtu në ahiret kanë xhehël të madh, prej kësaj është betimi i tyre në Allahun se në këtë botë kanë qëndruar një orë.

E kanë për qëllim se nuk është ngritur argumenti dhe se ata nuk kanë shikuar aq sa duhet që mos të kanë arsye. Shihabi për fjalën e Tij: "kështu ata kanë shpifur" thotë: këtu përngjason gjendjen e tyre me gënjeshtër dhe se nuk kthehen në dituri ngase ata sillen rreth injorancës dhe të kotës.[297]

Kasimij njashtu gjatë komentimit të fjalës së Tij: "mirëpo juve ishit që nuk dinit" pra: "juve meritoni këtë ngase keni mangësuar në kërkimin e të vërtetës dhe pasimin e saj". Fjala e Tij "atë ditë nuk u bën dobi atyre që bënë zullum, do të thotë: atë që vepruan shirkun, mohimin e rububijes apo Pejgamberisë apo diç e cila duhet të bazohet. "Arsyetimi i tyre" se kanë mohuar nga injoranca. Ngase kjo

295 "Tefsirul Bejdavi" (f 47/1)
296 "Ibn Kethir" (f 569/2)
297 "Kasimij" (f 190/13)

ishte nga mos kërkimi i tyre që ta largojnë injorancën prej vetes apo nga inati.[298]

Kasimij këtë kuptim e përsërit edhe gjatë komentit të ajetit "kështu pra Allahu ua vulos zemrat e atyre që nuk dinë". Ai thotë: ata nuk e kërkojnë diturinë nuk kujdesen për të vërtetën, ata ecin pas disa anekdotave të cilave i besojnë, të cilat i shpikën vet. Ngase injoranca e dyfisht pengon nga njohja e të vërtetës. Ajo sjellë përgënjeshtrimin e të vërtetit. Këtë e tha Ebu Suudi.[299]

Kasimij gjatë komentimit të fjalës së Allahut teala në suretu Jusuf: **"Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që i pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. Allahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, vendimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos Allahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë".** Jusuf 40 thotë: fjala e Tij "gjykimi nuk i takon vetëm se Allahut" pra në çështjen e adhurimit dhe fesë "vetëm se Allahut ngase Ai është Poseduesi". Ai ka gjykuar që të adhurohet vetëm se Ai ngase adhurimi është kulminacioni i nënshtrimit.

Prandaj këtë nuk e meriton vetëm se Ai i cili ka madhëri në kulminacion. Fjala e Tij (DHALIKE), e ka për qëllim teuhidin i cili tregon plotësimin e madhërisë së Tij. Kur asnjëri nuk mund të jetë ortak i Tij. Fjala (DINUL KAJIM) është feja e drejtë e qëndrueshme. Fjala e Tij: "mirëpo shumica e njerëzve nuk e dinë" Jusuf 40, kjo është prej injorancës mu për këtë shumica janë mushrik.[300]

Kasimij gjatë komentit të fjalës së Tij: **"Allahu nuk e humb një popull pasi që ta ketë udhëzuar atë, para se t'ju sqarojë atyre se prej çka duhet ruajtur. Allahu është i gjithëdijshëm për secilin send".** Et Tevbe 115 thotë: kjo është plotësim i fjalëve të mëhershme ku u përmend largimi nga mushrikët, distancimi prej tyre dhe lënia e kërkimit falje për ata.

---

[298] "Kasimij" (f 190/13)
[299] "Kasimij" (f 191/3)
[300] "Kasimij" (f 226/9)

Ngase fjala është plotësuar kundër tyre, pasi Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ua ngriti argumentin me të cilin mund ta mësojnë prej çka të frikësohen. Ai lajmëroi për rrugën e drejtë, mirëpo ata devijuan, prandaj edhe Allahu i devijoi dhe merituan dënimin e tij.[301]

Me këtë ajet argumentoi autori i librit "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" se arsyetimi me xhehël është edhe në vepra dhe në besime. Ai thotë: "mos të mendon asnjëri se kjo është vetëm në çështje veprore ndërsa në besime nuk arsyetohet askush.

Ngase neve sollëm tekste të cilat tregojnë se arsyetimi me xhehël është bazë e pranuar e sheriatit. Allahu teala e lavdëroi veten se nuk e dënon asnjërin derisa tia ngrit argumentin dhe ta refuzon ai nga inati.

Autori i këtij libri harroi disa çështje, e para është kuptimi i tij i gabuar i formës së ngritje së argumentit, e cila erdhi në fjalët e Ibn Kethirit, Elusit, Ibn Haxherit, ai mendoi se ngritja e argumentit duhet të behet prej një personi i cili ia zbulon dyshimet, derisa ai refuzon nga inati. Kjo nuk është kështu ngase argumenti në çështjen e qartë ngritet me dërgimin e Pejgamberëve, zbritjen e librave. Pra, çdonjërit që i arrin mesazhi i Pejgamberisë i arrin Kur'ani pastaj mangëson në mësimin e tij, bie në shirk nga injoranca për shkak të përtacisë dhe shmangies së tij, ky person nuk arsyetohet me xhehël.

Çështja e dytë është fjala e tij: ( kjo është e përgjithshme për veprat, ligjet dhe besimet) këtu ai nuk përmendi ndonjë argument të pranuar prej fjalëve të dijetarëve të besueshëm. Këtë e përmendëm në kaptinën e dallimit mes çështjeve të qarta dhe të fshehta. Përmend fjalët e dijetarëve nga çdo medhheb se ka dallim mes çështjeve të qarta dhe të fshehta.

Sa i përket fjalës së tij: (derisa ta refuzon nga inati) kjo është një dyshim i ri i Irakijut. Dijetarët më herët iu përgjigjën me demante Irakijut ngase përkufizimi i kufrit vetëm në personin i cili e refuzon nga inati dhe përjashtimin e xhahilit nga kjo është medhhebi i keq

[301] "Tefsir Kasimij" (f 343/8)

dhe i kotë. Ngase kjo mund të konsiderohet se nuk shpallen kafira injorantët prej jehudëve dhe të krishterëve.

Ebu Betini duke e demantuar këtë mendim thotë: "dispozita e kafirit dhe riddes nuk është e përkufizuar vetëm për atë i cili kundërshton nga inati duke pasur njohuri dhe dituri. Neve nuk mund ta vërejmë inatçorin derisa ai vet të thotë: unë e di se kjo është e vërtetë mirëpo nuk e pranoj dhe nuk e them atë. Mirëpo, ky lloj i njerëzve gati se nuk mund të ekzistojë."[302]

Çështja e tretë; argumentimi i tij me këtë ajet nuk është i përshtatshëm për atë që argumentoi prej injorancës. Ngase ajeti ka zbritur për disa njerëz të cilëve Kur'ani akoma nuk u ka zbritur me ndales për kërkimin e fjalës ndaj mushrikëve. Ata nuk kishin kundërshtar ndonjë tekst nga Libri i Allahut nga injoranca, në mënyrë të gabuar apo me tevil. Ata vepruan një çështje për të cilën nuk është folur. Kjo është fjala e Ibn Xheririt me të cilën argumentoi. Ai tha: "sa i përket atij i cili nuk është urdhëruar as nuk është ndaluar, ky nuk është kundërshtues për atë që nuk është urdhëruar as nuk është ndaluar. Pra shirku për të cilin erdhi Libri i Allahut prej fillimit deri në fund duke alarmuar dhe ndaluar nga ai përmes gjuhës së Pejgamberëve ku tha: **"E ti pra, pyeti ata të dërguarit që i dërguam para teje, a kemi lejuar që në vend të Allahut të adhurohen zota të tjerë?"** Ez Zuhruf 45 është i barabartë me një çështje për të cilën Allahu ka heshtur, për të cilën nuk ka zbritur lejesë apo ndalesë?

Allahu u ka shpjeguar njerëzve çështjet që duhet të largohen nga ato. Atyre u është ngritur argumenti me përcjelljen e Pejgamberëve duke i lajmëruar për ndalesat. Ata merituan këtë ngase u larguan nga urdhërat e Pejgamberëve. Kur ata u shmangen nga kjo dhe devijuan, i devijoi edhe Allahu dhe merituan dënimin e Tij.

Pra ky ajet nuk përshtatet për tu argumentuar për çështjen e arsyetimit me xhehël, në çështjen e besimit dhe veprave. Ky ajet mund të përdoret në kaptinën e arsyetimit të vepruesit të një vepre

---

302 "Dureru Senije" (f 241/9)

për të cilën Allahu ka heshtur para se të vijë teksti për ndalesën e saj."[303]

Muhamed Emin Shenkiti kur flet për atë se njeriu nuk dënohet derisa të vije teksti i sheriatit i cili është argument i parë, ai thotë: "prej ajeteve më të qarta për këtë është fjala e Allahut: "Allahu nuk e devijon një popull pasi e ka udhëzuar derisa tu shpjegon atë nga e cila duhet të ruhen".

Ata kur kërkuan falje për të vdekurit e tyre prej mushrikëve zbriti fjala e tij "nuk i takon Pejgamberit dhe atyre që besuan të kërkojnë falje për mushrikët" atëherë ata u penduan për kërkimin falje për mushrikët. Atëherë Allahu i Lartësuar zbriti ajet për të sqaruar se kërkimi i faljes për mushrikët e ka dispozitën sipas origjinës para zbritjes së ndalesës. Ngase ata nuk dënohen derisa tu sqarohet ndalesa. Këto janë fjalët e tij në "Mudhekire Usulul Fikh" (f 19)

Ka mundësi të kundërshton dhe të thotë këto ajete janë për kafirat në origjinë. U themi, mësimi nxirret nga përgjithësia e kuptimit të fjalës, jo prej shkakut të tekstit. Siç është përmendur kjo në fjalët e dijetarëve. Dijetarët e thirrjes së nexhdit kanë argumentuar me këto ajete dhe të ngjashme si këto për atë se injoranti nuk arsyetohet nëse vepron shirk. Duke i futur këtu edhe adhuruesit e varreve dhe të tjerët. Po ashtu me këto ka argumentuar Shejh Abdul Aziz Bin Baz r.a. në fetfatë e tij.[304]

---

[303] Shih kaptinën për dallimin e çështjeve dhe dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit.
[304] Shih argumentimin e dijetarëve me këto ajete në "Dureru Senije" vol 10, kaptina e murtedit. Dhe në vendet 125-336, 367, 392. "Mexhmu Resail Nexhdije" pjesa 4 f 523, "Fetava" Bin Baz pjesa 2 (f 585-592) etj.

# KAPTINA E SHTATË

## Fjalët e dijetarëve imam, rreth mos arsyetimit me injorancë në çështjet e qarta

Përbëhet nga:

1. Tekstet e Dijetarëve Hanefij
2. Tekstet e dijetarëve Malikij
3. Tekstet e dijetarëve Shafij
4. Tekstet e dijetarëve Hambelij
5. Fjalët e dijetarëve të thirrjes së Nexhdit
6. Tekstet e dijetarëve muxhtehida
7. Fjalët e dijetarëve të kohës më të vonshme
8. Vërejtje me rëndësi

Më herët, në kaptinën e dytë sqaruam çfarë bën pjesë nën çështjet e fshehta të panjohura. Sollëm fjalët e dijetarëve rreth dallimit mes çështjeve të qarta dhe çështjeve të fshehta në çështjen e arsyetimit me injorancë. Pastaj në kaptinën e katërt shpjeguam formën e ngritjes së argumentit në çështjet e qarta dhe formën e ngritjes në çështjet e fshehta të pa njohura. Sqaruam dallimin mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të tij. Për gjithë këtë sollëm fjalët e dijetarëve.

Në këtë kaptinë do të përmendim fjalët e imamëve, dijetarë prej çdo medhhebi në mënyrë të veçantë rreth mohimit të arsyetimit me injorancë në çështjet e qarta. Këto fjalë të cilat do ti përmendim prej

tyre kanë lidhje me rregullat të cilat i përmendëm në fillim të librit. Bile ato rregulla e përmbajnë edhe këtë.

### SË PARI: FJALËT E DIJETARËVE HANEFIJ

Imam Ebu Hanife thotë: asnjëri nuk ka arsye në mosnjohjen e Krijuesit të vet ngase të gjithë krijesat e kanë obligim njohjen e Zotit të Lartësuar dhe njësimin e Tij. Kjo sepse njeriu sheh krijimin e qiejve dhe tokës, krijimin e vetes dhe gjithë krijesat tjera që i krijoi Allahu teala. Ndërsa ai i cili nuk i njeh obligimet (farzet), të cilat nuk i kanë arritur këtij nuk i është ngritur argumenti.[305]

Më herët treguam se Imam Ebu Hanife këtu nuk ka për qëllim mos arsyetimin me injorancë vetëm në teuhidu RUBUBIJE. Prej jasht nga fjalët e tij shihet se ai ka për qëllim të gjitha llojet e teuhidit, edhe teuhidu RUBUBIE edhe teuhidul ULUHIJE.

Siç do të bëhet më qartë kur do të sjellim fjalët e pasuesve të medhhebit të Ebu Hanifes, ata thanë të njëjtën të cilën e tha Imami se nuk ka arsyetim me injorancë në çështjet e qarta të njohura patjetër nga feja Islame.

Imam Sadredin Kanevi, nxënës i Hafidh Ibn Kethirit thotë: nëse njeriu shpreh fjalën e kufrit me vetëdëshirë duke mos e besuar atë, bën kufër. Ngase, ai është kënaqur me këtë thënie edhe pse nuk është në pajtim me dispozitën e asaj fjale. Siç është rasti me atë i cili tallet me kufrin, ai bën kufër. Edhe nëse nuk është në pajtim me dispozitën e saj. Ky nuk arsyetohet me injorancë, kjo është sipas të gjithë dijetarëve edhe pse disa e kundërshtojnë këtë.[306]

Fjalët e autorit "Minhaxhul Musalin" prej imamëve të medhhebit Hanefij, fjalët e tij i transmetoi Mula Alij El Karij Hanefij dhe u pajtua me atë. Mula Alij El Karij tha: "Pastaj në librin "Minhaxhu Musalin" pashë disa çështje, prej tyre ishte: injoranti nëse flet fjalën e kufrit, nëse nuk e di se është kufër disa prej tyre thanë se kjo nuk është kufër dhe arsyetohet me injorancë, ndërsa

---

[305] "Bedaiu Senai" (f 4378/9), "Fikhul Ekber" (f 7)
[306] "Sherhul Fikhul Ekber" (f 241)

disa të tjerë thanë se bëhet kafir. Prej çështjeve të cilat i lexova është: ai i cili thotë fjalën e kufrit, derisa ai nuk e din se është kufër, këtë e thotë nga vullneti me vet dëshirë, ky person bën kufër sipas të gjithë dijetarëve përpos disave. Ky nuk arsyetohet me injorancë."[307]

Fjalët e autorit të "Muhit" dhe autorit të "Haui" prej dijetarëve të medhhebit të Ebu Hanifes.

Imam Alij El Karij duke transmetuar nga këta dy thotë: në librat "Muhit, "Haui" dhe "Hulasa" thuhet: "kush thotë unë jam atesit bën kufër. Ndërsa në librin "Muhit" dhe "Haui" thuhet: nëse ai thotë: unë nuk e kamë ditur se kjo është kufër me të cilin nuk arsyetohet në gjykimin e tij nga jashtë."

Allahu është më i dijshmi për të fshehtën.[308]

Fjalët e autorit të librit "Mexhmua Fetava" prej dijetarëve të medhhebit të Ebu Hanifes.

Në "Mexhmua Fetava" thuhet: nëse flet ndonjë fjalë të kufrit, ai bën kufër. Nëse një popull e pranon këtë nga ai, ata bëjnë kufër dhe nuk arsyetohen me xhehël.[309]

Imam Alij El Karij duke treguar se xhehli nuk është arsye tek Hanefit nëse kjo është në çështjet e qarta, të njohura patjetër nga feja, ai pasi përmend disa që arsyetojnë me xhehël, thotë: "pastaj dije se nëse flet fjalë të kufrit duke e njohur domethënien e saj, duke mos e besuar atë, mirëpo e thotë duke mos pasur dhunë, e thotë nga vet dëshira, ky person nuk gjykohet me kufër".

Duke u bazuar në mendimin se imani është besimi dhe pajtimi me të, me këtë rast thënia e kufrit zëvendëson pajtimin me refuzim.

---

307 "Fikhul Ekber" (f 292). Shejh Omer b Muhamed b Iued Senami prej dijetarëve të Hanefijve në shekullin e tetë, thotë: "ai I cili thotë fjalën e kufrit duke e ditur se kjo është fjalë kufri e thotë nga bindja, edhe nëse nuk e ka bindje apo nuk e din se është fjalë kufri mirëpo e thotë me vet dëshirë, ky ka bërë kufër sipas shumicës së dijetarëve dhe nuk arsyetohet me injorancë". "Nisabul Ihtisab" Senani (f 193)

308 "Sherhu Shifa" (F 429/2)

309 "Serhu Shifa" (f 453/2)

Nëse e flet një fjalë për të cilën nuk e di se është fjalë e kufrit. Për këtë formë në "Fetava Kadihan" transmetohet mospajtimi duke mos anuar nga ndonjë mendim. Pra, thuhet se nuk bën kufër për shkak të injorancës dhe mendimi tjetër se bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël. Unë them (Alij El Karij): "mendimi më i vërtetë është i pari, përpos nëse ka të bëjë me çështjet të cilat njihen patjetër nga feja, në këtë rast shpallet kafir dhe nuk arsyetohet."[310]

Fjalët e autorit të librit "Durul Bihar" prej dijetarëve të Hanefijve i cili thotë: edhe nëse nuk e beson atë fjalë, apo nuk e din se është fjalë e kufrit, mirëpo e thotë me vetëdëshirë, ky person bën kufër sipas shumicës së dijetarëve dhe nuk arsyetohet me xhehël.[311]

Shejh Ibn Haxher Hejtemi duke transmetuar nga dijetarët e Hanefijve fjalët e tyre thotë: kush e thotë fjalën e kufrit bën kufër edhe nëse nuk beson se është kufër. Ky nuk arsyetohet me xhehël. Po ashtu edhe ai i cili qeshet me të pëlqen apo kënaqet me këtë, ky bën kufër po ashtu.[312] Ibn haxheri përcakton fjalët e hanefijve, do të përmendim në vendin e duhur.

Imam Mula Alij El Karij kur sqaron fjalët e Kadij Ijadit: pasi që asnjëri nuk arsyetohet nëse bën kufër nga injoranca. Alij El Karij thotë: "pasi që njohja e qenies së Allahut, cilësive të Tij dhe njohja e Pejgamberëve të Tij është farz ajn në vendet e përgjithësuara dhe në mënyrë detale në vendet e duhura.

Nëse kufri rrjedh nga ana e tij pa dhunë me vet dëshirë ky person gjykohet me kufër. Sipas mendimit të zgjedhur tek disa se imani është pajtim dhe besim." Ngase pajtimi këtu zëvendësohet me refuzim... pastaj sjellë mospajtimin nga "Fetava Kadihan", ku më në fund thotë: unë them se me të vërtetë është mendimi i parë, vetëm nëse është prej llojit të çështjeve të njohura patjetër nga feja. Në këtë rast bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël.[313]

---

310 "Sherhu Fikhul Ekber" (f 244, 245)
311 "Mexhural Enher" (f 697), nga kaptina e RIDDES.
312 "Ialam Bi Kauatil Islam" (f 40)
313 "Sherhu Shifa" (f 429/2)

Fjalët e Shejh Abdullah b Hasen Ale Shejh, kryetar i gjykatave në rajonin e Hixhazit, duke i transmetuar fjalët e imamëve hanefij rreth mos arsyetimit me xhehël në çështjet e qarta, duke argumentuar me fjalët e tyre thotë: dispozita e shirkut e përmendur në fjalën e Tij: "Allahu nuk fal që ti bëhet shirk Atij...". kjo është e qartë se në këtë është shkatërrimi i amshueshëm.

Ndërsa shkak kryesor është xhehli dhe shmangia nga meditimi i Kur'anit dhe kuptimeve të tij. Kush pajtohet për veten që të shkatërrohet në këtë mënyrë, le të mbetet në injorancën e tij dhe shmangien e tij, nga kuptimi i ajeteve të Zotit të tij ai do ti kafshon duart e tij për mangësimin në fenë e Allahut. Allahu i Lartësuar thotë: **"Atë ditë zullumqari do t'i kafshojë duart e veta dhe do të thotë: "I mjeri unë, ta kisha marrë rrugën e Pejgamberit!", O shkatërrimi im, ah të mos e kisha bërë filanin mik!** El Furkan 27-28. Nga ky ajet fisnik kuptojmë se injoranca ndaj Kur'anit nuk mund të jetë arsye tek Allahu.

Qëllimi i devijimit nga Kur'ani është shmangia nga kuptimi i Kur'anit. Ndërsa është e njohur se ai i cili shmanget është injorant, Allahu i Lartësuar gjykoi për atë se është i padrejtë. Ai do të bëhet pishman për shkak të largimit të tij nga kuptimi i Ku'ranit dhe veprimi me të. Rreth dënimit të injorantit kanë ardhur shumë ajete. Prej tyre është **"E kur të vijnë ty ata që i besojnë ajetet tona, thuaju: "Selamun alejkum, Zoti juaj ia ngjeshi vetes mëshirën. Kush bën prej jush ndonjë të keqe pa dije, e mandej pas asaj (të keqe) pendohet dhe përmirësohet, s'ka dyshim se Allahu është që falë shumë dhe është Mëshirues".** El En'am 54 Ibn Xheriri në komentin e këtij ajeti thotë: "kush prej juve vepron mëkat duke qenë injorant, pastaj pendohet dhe përmirësohet, Ai është falësi dhe mëshiruesi, nëse ai pendohet dhe kthehet.

Nëse duke e respektuar Allahun ai len atë që vepron, duke i ardhur keq për mëkatin e tij, Ai është mëshirues ndaj atij që pendohet duke mos e dënuar për mëkatin pas pendimit sipas këtij ajeti kuptohet se injoranti dënohet për veprën e keqe.

Ndërsa e keqja më e madhe është largimi nga mësimi i çështjeve të obliguara në fe. Mu për këtë Allahu i Lartësuar gjykoi se janë më të devijuar se shtazët, në fjalën e Tij: **“A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta”.** El Furkan 44. Injoranca po të ishte arsye Ai nuk do ti gjykonte ashtu, Allahu i lartësuar e përjashtoi injorantin nga grupi i robërve të Tij. Ai i cilësoi me fjalën e Tij: **“E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: “Paqe!”** El Furkan 63”. Në librin e tij “Teshilul Vusul” faqe 315 thotë:

**E para:** injorancë e kotë e cila nuk është arsye në botën tjetër, siç është injoranca e kafirave.

**E dyta:** injoranca e cila nuk është arsye, mirëpo është më e vogël se e para. Siç është injoranca e MU’ETEZILIVE, të cilët mohojnë cilësitë e Allahut Teala dhe shikimin e Tij dhe ndërmjetësimin ndaj mëkatarëve të mëkateve të mëdha.

**E treta:** injoranca e cila është arsye. Siç është injoranca në çështjet e ixhtihadit të vërtetë i cili nuk është në kundërshtim me Kur’anin Sunnetin dhe ixhmanë.

**E katërta:** injoranca në DARUL HARB (shtetin e kufrit ku lejohet lufta) nga ana e muslimanit i cili nuk ka emigruar tek ne. Injoranca e tij ndaj ligjeve është arsye, ndërsa e kundërta është me atë i cili bëhet musliman në shtetin Islam. Ky e ka obligim t’i plotëson namazet e lëna edhe nëse nuk e di obligueshmërinë e tij. Ngase ky ka mundësi të pyes, mos pyetja e tij është mangësim prej tij, prandaj kjo nuk është arsye.

Hadimij në librin “Menafi Dekaik” faqe 292 thotë: injoranca ose nuk është arsye në ahiret, siç është injoranca e kafirit i cili mohon njësimin e Allahut teala, cilësitë e Tij të plota, Pejgamberinë e Muhamedit, sal’Allahu alejhi ue selem, ose është injorancë e cila nuk arsyetohet mirëpo kjo është më e vogël se lloji i parë i injorancës. Kjo injorancë rrjedh nga interpretimi i gabuar. P.sh injoranca e ithtarëve

të bidatit siç janë filozofët, mu'etezilit në çështjet e cilësive të Allahut siç janë ata që refuzojnë ringjalljen e trupave.

Ibn haxheri në librin e tij "Ialam" transmeton prej disa hanefijve: ai i cili flet fjalën e kufrit bën kufër, edhe nëse nuk beson se kjo është kufër, përsëri nuk arsyetohet me injorancë.

Shejh Abdullahu sqaron se këto transmetime janë të autorëve të pranuar në fikun e Ebu Hanifes. Këto libra janë bazë në medhheb. Ai thotë: kjo është në librat bazë të medhhebit Hanefij.[314]

Shih librin "Talikul Mugni Ala Sunen Derakutni" poashtu "Nafij el Kebir" të Ebil Hasenat Zaknevij. Që të kuptosh se këto libra të cilat i përmendën mendimet e Hanefijve janë libra bazë në medhhebin e Ebu Hanifes ra.

## FJALËT E DISAVE NGA MEDHHEBET TJERA TË CILAT JANË NË PAJTIM ME HANEFIJTË NË ÇËSHTJET E MOS ARSYETIMIT NË ÇËSHTJET E QARTA

Fjalët e Ibn Haxher Hajtemit Shafij i cili është në pajtim me fjalët e hanefijve për çështjen nëse flet fjalë të kufrit nga injoranca. Ai thotë: "prej çështjeve të kaptinës së parë kufër është shprehja e fjalës së kufrit...Pastaj sjell atë që përmendëm nga hanefijt. Ai pas kësaj tha: fjala e tij se është kufër është nëse nuk ka injorancë ndërsa mos arsyetimi i tij është larg. Tek ne nëse jeton larg vendit të muslimanëve, nëse nuk mangëson për të ardhur dhe mangësuar apo nëse është në Islam i ri ky arsyetohet me injorancë. Ky person njoftohet me të vërtetën. Nëse pas kësaj kthehet në atë që ishte, bën kufër, poashtu kjo mund të thuhet edhe për atë i cili pajtohet apo e pëlqen këtë."[315]

Ai poashtu thotë: "fjalët e këtij hanefiju dhe ajo që transmeton nga medhhebi ynë janë të vërteta dhe në pajtim me medhhebin tonë përpos asaj që tha për mos arsyetim me injorancë, ngase tek ne

---

[314] "Akide Selefije" Shejh Abdullah Bin Hasen Ale Shejhn (f 7-9)
[315] "Iadam" (f 83)

arsyetohet nëse është i ri në Islam apo është rritur larg prej dijetarëve.[316]

Fjalët e Ibn Haxherit rreth pajtimit të tij me hanefijtë të cilët thonë se injoranti nuk arsyetohet nëse flet fjalë të kufrit nga injoranca. Ai thotë se kjo fjalë është në pajtim me medhhebin e tij. Ai bën përjashtim nga kjo atë i cili është larg vendit Islam, i cili nuk ka dëgjuar, ai i cili është në Islam i ri. Pra fjalët e tij nuk janë në kundërshtim me hanefijt për mos arsyetim me injorancë. Ai kundërshtoi përgjithësimin e mos arsyetimit me injorancë në të gjitha rastet siç është rasti i cili jeton larg banorëve të Islamit, apo është musliman i ri. Ai u pajtua me mos arsyetimin me injorancë, mirëpo nuk u pajtua me atë të bëhet rregull i përgjithshëm në të gjitha rastet, kjo është e qartë.

Kadij Ijad, për pajtimin e tij me medhhebin e tij rreth mos arsyetimit me injorancë. Me këtë pajtohet Imam Alij El Karij. Ai thotë: "Nuk arsyetohet asnjëri në kufër me injorancë.[317] Imam Alij El Karij përmend pajtimin e tij në "Sherhu Shifa" faqe 429-430/2".

## FJALËT E DIJETARËVE MALIKIJ PËR MOS ARSYETIMIN ME INJORANCË

Imam Karafij El Malikij thotë: "lloji i dytë i injorancës është injoranca të cilën sheriati nuk e lejon, vepruesi i saj nuk falet. Rregulli i saj është çdo gjë e cila nuk është e pamundur të ruhemi, e cila nuk është e vështirë për njeriun kjo nuk falet. Obligueshmëria nuk ngritet nga ai, ky lloj përfshin bazat e fesë apo besimet, bazat e fikut dhe disa dispozita degë të fikut.

Sa i përket bazave të fesë, këtu injoranca nuk pranohet ngase mësimi i akides është obligim, kjo mund të bëhet përmes pyetjes dhe përgjigjes, mësimit. Kush kapet për akide me injorancë ai vetëm se ka bërë një mëkat të qartë. Ngase ligjvënësi ka vështirësuar në çështjen e besimit të bazave të fesë saqë njeriu nëse jep mundin e tij që të njihet me akiden e vërtetë, mirëpo mundi i tij nuk e dërgon

[316] "Iadam" (f 83)
[317] "Shifa" Bi Sherh Alij Karij (f 429/2)

deri te e vërteta, ai është kafir mëkatar sipas mendimit më të njohur nga mendimi ynë.

Në këtë rast nuk arsyetohet me gabimin e tij në ixhtihad ngase nga njeriu kërkohet që ta godet të vërtetën në akide, t'a njeh njësimin e Allahut, bazat e fesë në mënyrë precize. Ndërsa në çështjet degë është e kundërta. Sheriati në këto çështje, nëse njeriu gabon ia falë nëse ka ixhtihad dhe hulumtim nga njeriu. Kjo është për shkak të fjalës së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, "kur gjykatësi të bën ixhtihad dhe e qëllon të vërtetën ai ka dy shpërblime, ndërsa nëse gabon ai e ka një shpërblim".[318]

Ai njashtu thotë: mu për këtë Allahu teala nuk arsyetoi injorantin në baza të fesë, sipas ixhmasë së dijetarëve.[319]

Në fjalët të cilat ia transmeton Ibn Haxher Hejtemi i cili pajtohet me të rreth fjalëve të cilat thuhen në lutjet e safive me përmbajtje të shirkut dhe kufrit të cilat nxjerrin nga feja Islame, ai tha: "dije se injoranca ndaj këtyre lutjeve nuk është arsye tek Allahu teala. Ngase rregulli i sheriatit është çdo injorancë të cilën njeriu i obliguar me sheriat mund ta largon prej vetes kjo nuk mund të jetë arsye për injorantin. Pastaj thotë: po, injorancën të cilën ai nuk mund ta largon nga vetja kjo është arsye. Siç është rasti nëse marton motrën e tij duke menduar se është e huaj... ".

Esenca për këtë prishje në këto lutje është injoranca pra ke kujdes nga ajo. Kujdesu për diturinë, ajo është shpëtim, ke kujdes injorancën ajo është devijim.[320]

Fjalët e Imam Kadij Ijad Malikij. Ai thotë: asnjëri nuk arsyetohet me injorancë në kufër. Nuk arsyetohet nëse pretendon se i ka rrëshqitur gjuha. As me diç nga ajo që përmendëm. Nëse mendja e

[318] "Furuk" (f 149/2) ne më herët përmendëm se më e vërtetë është se nëse njeriu jep mundin maksimal këtu mund të arsyetohet. Siç përmendën dijetarët çështjen e atij i cili ka mundësi të mëson dhe atij i cili nuk ka mundësi.
[319] "sherhu Tekihul Fusul" (f 439). Dobi: Malikit janë veçuar nga dijetarët tjerë, saqë ata nuk arsyetojnë me injorancë edhe në shumë prej çështjeve të fikhut. Siç janë nikahi, shufa, ekzekutimet, mallkimet, dëmshpërblimet, shkurorëzimi, etj.
[320] "Ialam"

tij është e shëndoshë, përjashtohet vetëm rasti kur kemi dhunë ndërsa zemra e tij duhet të jetë e qetë me iman. Kështu kanë dhënë fetva dijetarët e Endelusit për atë i cili mohon zuhdin nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem.[321]

Ibn Haxher Hejtemi Shafij i cili pajtohet me fjalët e Kadij Ijadit, në librin e tij "Ialam" pasi solli fjalët e Kadij Ijadit rreth mos arsyetimit me injorancë thotë: "kjo që përmendi është e qartë dhe në pajtim me rregullat e medhhebit tonë.

Ngase çështja e gjykimit të njerëzve me kufër është nga jashtë, nuk shikohen qëllimet dhe synimet, nuk shikohet gjendja e tij, arsyetohet pretenduesi i injorancës nëse arsyetohet, nëse është në Islam i ri, apo ka qenë shumë larg dijetarëve. Siç përmendëm më herët nga libri "Reuda". Po ashtu arsyetohet ai i cili gabon në gjuhë duke pretenduar këtë që të largon vrasjen nga vetja. Mirëpo sa i përket realizimit të shkurorëzimit, lirimit të robit nuk arsyetohet me këtë, ngase e para është hak i Allahut i cili është ndërtuar në baza të faljes ndërsa këto të dyja nuk janë kështu.[322]

Shiko si pajtohet me fjalët e Kadij Ijadit dhe se kjo është në pajtim me rregullat e medhhebit tonë. Ai u pajtua me fjalët e tij: "pasi që nuk arsyetohet asnjëri me injorancë në çështjen e kufrit. Ai përjashtoi rastet e veçanta nga kjo rregull, ato ishin personi i ri në Islam, ai i cili është rritur në vende të largëta nga muslimanët, larg dijetarëve, ky person nuk arsyetohet me injorancë, po ashtu personi i cili thotë gabimisht diç, shpallja kafir e këtij personi është çështje polemikë tek dijetarët". Kadij Ijadi dhe dijetarët e Endelusit e gjykojnë me kufër këtë. Ndërsa Hejtemiu në "Ialam" nuk gjykon me kufër ndaj këtij. Kjo është e vërteta siç përmendëm në më shumë se një vend nga ky libër.

Imam Shemsudin Bin Arfe Malikij, i njohur si Desukij në fusnotën e librit "Sherhhul Kebir" kur flet për RIDDEN dhe se nuk arsyetohet injoranca në të, ai thotë: "fjala e tij: nëse dyshon për këtë, pra është e njëjtë a supozohet se e din apo jo, ngase e vërteta është se

321 "Sherhu Sagir" (f 347)
322 "Ialam" (f 65)

në çështjet e kufrit nuk ka arsye me injorancë”. Siç tregoi qartë Ebu Hasen Malikij në shpjegimin e “Risale” të Muhamed Bin Ebi Zejd Kajvarani.[323]

Imam Salih Bin Abdu Semi Ubej Malikij në librin “Xheuherul Iklil” thotë: apo nga injoranca, dehja, shpejtimi, teprimi në të folur, mos kontrollim, mos precizitet, për këto nuk arsyetohet me injorancë as me pretendim të gabimit në gjuhë.[324]

Karafili kur flet për pengesën e injorancës thotë; sa i përket çështjeve degësore të sheriatit Ligjvënësi i fali ato. Ai i cili jep mundin maksimal në çështjet degë pastaj gabon ai e ka një shpërblim, ndërsa ai i cili ia qëllon i ka dy shpërblime, siç erdhi në hadith.

Dijetarët thanë: bazave të fesë i bashkëngjiten edhe bazat e fikut. Ebul Husejni në librin “Mutemed” thotë: “bazat e fikut u dalluan nga fiku me tre veçori”. Ai i cili e qëllon të vërtetën është vetëm një, ai i cili gabon në të është mëkatar dhe se nuk lejohet pasimi qorrazi në të. Këto tre të cilat i përmendi janë në baza të fesë në mënyrë direkte. Kështu të bëhet e qartë ty, dallimi mes rregullit kur injoranca është arsye dhe rregullit kur injoranca nuk është arsye.[325]

Ai duke treguar dallimin kur njeriu i obliguar arsyetohet me injorancë dhe kur nuk arsyetohet, thotë: “ai i cili e vret një musliman në radhët e kafirave duke menduar se është njeri i cili lejohet të luftohet, ky person nuk ka mëkat ngase nuk dinte dhe nuk kishte mundësi ta largon injorancën në këtë gjendje, nëse e kishte vrarë në rast kur mundej të shqyrtonte gjendjen e tij, do të ishte mëkatar. E pesta: një gjykatës i cili gjykon përmes dëshmitarëve gënjeshtarë, mirëpo nuk ua di gjendjen, ky nuk ka mëkat për këtë, ngase nuk mund të ruhet nga kjo. Kështu me radhë krahaso rastet tjera si këto. Rastet tjera të cilat nuk janë të këtilla njeriu është i obliguar.

---

323 “Hashijetu Desuki” (f 302/4)
324 “Xheuher Iklil” (f 281/2)
325 “Furuk” të Karafit (f 150/2)

Ai i cili vepron duke pasur injorancë është mëkatar. Posaçërisht në çështjen e besimeve, ngase ligjvënësi ka vështirësuar në baza të fesë. Saqë nëse njeriu jep mundin e tij maksimal në ngritjen e injorancës nga ai për një cilësi të Allahut të Lartësuar, apo diç tjetër të cilën duhet besuar në baza të fesë, pastaj nëse nuk e largon këtë injorancë nga ai, ai është mëkatar, kafir, nëse len atë besim, i cili është pjesë e besimit, ky person hyn në zjarr përgjithmonë. Sipas mendimit më të vërtetë të medhhebit tonë.[326]

Në librin "Bulgatu Salih' të Ahmed b. Muhamedi Malikij, kur flet për RIDDEN thotë: ai i cili fyen nuk arsyetohet me injorancë. Ngase në çështjen e kufrit asnjëri nuk arsyetohet me injorancë.[327]

Nga kjo nënkuptojmë se tek dijetarët Malikij ka rregull të përgjithshme e cila përfshin atë i cili fyen (Allahun, fenë etj.) dhe të tjerët. Ajo ishte, se nuk arsyetohet asnjëri në kufër me injorancë. Siç ishte kjo shprehje e përmendur në "Bulgatu Salih", "Sherhu Sagir", Xheuher Iklil" nëse shikon në fjalët e Imam Shemsudin Bin Arfe se: e vërteta është se në fjalët e kufrit nuk ka arsye me injorancë. I cili këtë fjalë e transmeton nga Imam Ebil Hasen. Në këtë mënyrë të bëhet i qartë gabimi i atij i cili thotë se dijetarët e kanë përjashtuar atë i cili fyen apo tallet, këta nuk i arsyetojnë me injorancë. E vërteta është se kjo është e përgjithshme dhe këtë e demanton ajo që përmendëm.

Dijetari i madh Shejh Abdul Aziz Muhamed Ale Mubarek nga Ahsaja thotë: "ai i cili fyen nuk arsyetohet me injorancë ngase nuk arsyetohet injoranca në kufër, as nuk arsyetohet shpejtimi duke folur pa kontroll, nuk arsyetohet nëse thotë nga mllefi, nga ai nuk pranohet pretendimi për harresë".

Unë them: kjo është kështu derisa nuk ka ndonjë argument tjetër, nëse ka atëherë arsyetohet.[328]

---

[326] "Furuk" Karafij (f 150/2)
[327] "Bulgatu Salih" (f 453/3)
[328] "Tebjinul Mesalih" (f 484/4)

## FJALËT E SHAFIJVE

Përmendëm më herët fjalët e Ibn Haxher Hejtemit dhe pajtimin e tij me Kadij Ijadin dhe dijetarët Hanefij ku tha; ajo që përmendi është në pajtim me rregullat e medhhebit tonë. Ngase gjykimi në çështjet e kufrit është nga jashtë. Nuk shikohet në qëllime dhe synime....

Përmendëm rastet të cilat i përjashtoi Ibn Haxheri nga kjo rregull.

Shafiu r.a thotë: po të arsyetohej injoranti për shkak injorancës së tij atëherë injoranca do të ishte më e mirë se dituria ngase ajo largon nga njeriu barrën e obligueshmërisë, rehaton zemrën e tij nga vështirësitë. Prandaj robi nuk ka arsye në mosnjohjen e dispozitave pasi të arrin dhe të ketë mundësi të njoh "që njerëzit mos të kenë arsye para Allahut pas dërgimit të Pejgamberëve".[329]

Fjalët e dijetarit Taberij Shafij, fjalët e tij i solli Ibn Haxher Askalani në "Fet'hul Bari" duke i bërë demant atyre që thonë se nuk shpallet kafir vetëm se ai i cili e din se është kufër. I cili ka për qëllim daljen nga feja Islame. Ai thotë: në këtë ka demant për fjalën që e thonë: nuk del prej fesë Islame asnjëri nga pasuesit e kibles vetëm pas meditimit të dispozitës duke pasur për qëllim daljen nga feja duke qenë i ditur për te. Ky i cili thotë kështu është në kundërshtim me hadithin: "ata (havarixhët) e thonë të vërtetën, e lexojnë Kur'anin, dalin nga Islami dhe nuk kapën diç prej Tij".[330]

Imam Sujuti duke transmetuar nga Imam Zerkeshiju, i cili flet për fjalët që, nuk arsyetohet asnjëri me injorancë, fjalët të cilat nuk janë të paqarta për asnjërin në kuptim. Ai dha shembull me teuhidin, faljen e namazit dhe dhënien e zekatit.

Ai thotë: "sa i përket asaj që asnjëri nuk arsyetohet me mos diturinë, ato janë tekstet të cilat ngërthejnë kuptimin e dispozitave të sheriatit dhe argumentet e teuhidit. Çdo fjalë e cila ka kuptim të

---

[329] 'Menthur Fi Kauaid Fekhije" Zerkeshij (f 15/2)
[330] "Fet'hul Bari" (f 313/12)

qartë e cila njihet se është kuptimi i Allahut nuk mund të keq interpretohet. Ngase çdo njëri kupton domethënien e teuhidit nga fjala e Allahut teala: **"Atëherë, dije se nuk ka zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, Allahu e di për lëvizjet tuaja (për veprat) dhe për vendin tuaj".** Muhammed 19. Kuptohet se nuk ka ortak në Uluhije dhe se nuk e din se fjala "LA" në aspektin gjuhësor është mohim ndërsa "IL" "LA" është për të pohuar dhe se kuptimi i kësaj fjale është për të veçuar. Çdonjëri e kupton se fjala EKIMU SALATE VE ATU ZEKATE (faleni namazin dhe jepeni zukatin) është obligim. Pra, çdo fjalë e cila është nga ky lloj, nuk arsyetohet asnjëri nëse nuk njeh kuptimin e tyre, ngase janë të njohur patjetër në fe.[331]

Fjalët e Bekrij nga medhhebi shafij, të cilat i transmeton Bukai Shafij. Ai kur flet për kufrin e atij i cili keqinterpreton çështjet e qarta të fesë ku nuk pranohet injoranca si arsye, kur flet për kufrin e Ibn Arabijut, Ibn Sebiin dhe të tjerët prej ithtarëve të shirkut prej sufijve thotë: "sa i përket literaturës ku janë këto fjalë (të itihadive), e kanë për qëllim atë që duket nga jashtë". Autori i këtyre fjalëve është më i mallkuar, më i keq së të arsyetohet. Ai është gënjeshtar, pa moral dhe kafir në fjalët e tij nga jashtë dhe brenda. Nëse ai i cili thotë këtë nuk e ka për qëllim të jashtmen ai është kafir me këtë fjalë, i devijuar me injorancën e tij, në interpretimin e tij nuk arsyetohet. Vetëm nëse është injorant i plotë ndaj dispozitave. Ai nuk arsyetohet me injorancën e tij ndaj mëkateve.[332]

Këtë e solli Burhanedin Bukai për të argumentuar për kufrin e sektit të Ibn Arabijut.

Hafidh Ebu Abdilah Hulejmi në librin e tij "Minhaxh" thotë: njeriu i mençur, i cili mund të zgjedh kur të dëgjon cilën do thirrje për tek Allahu, nëse shmanget nga arsyetimi me mendjen e tij, nëse ai është prej të zotëve të argumentit, ky person është që largohet nga thirrja, prandaj bën kufër.[333]

---

331 "Itkan Fi Ulumil Kur'an" (f 232/2)
332 "Tenbihul Gabij Ila Tekfir Ibn Arabij". Bukai (f 158-159)
333 E përmend Elusi në "Ruhul Meani" (f 37-40/15)

## FJALËT E DIJETARËVE TË HANBELIJVE

1. Imam Shemsudin Ibn Kajjim Hanbelij thotë: "Islami është njësimi i Allahut dhe adhurimi i Tij. Besimi në Allahun dhe të Dërguarit e tij dhe të pasohet në atë që erdhi. Nëse robi nuk e bën këtë ai nuk është musliman. Ai nëse nuk është kafir inatçor, është kafir injorant. Më së shumti çka mund të themi për këtë shtresë të njerëzve është se ata janë kafira injorantë të pa inatosur. Mirëpo mos inati i tyre nuk i përjashton nga ajo të jenë kafira. Ngase kafir është ai i cili mohon njësimin e Allahut, përgënjeshtron të Dërguarin ose nga inati ose nga injoranca, apo pasimi qorrazi i ithtarëve të inatit....[334]

Ibn Kajimi, Allahu e mëshiroftë në fjalën e tij nuk veçon ndonjë lloj të veçantë të kafirave siç pretendoi njëri i cili shkroi për këtë çështje. Kur ai vërejti se fjalët e Ibn Kajjimit janë kundër tij u mundua që këto fjalë ti veçon për një shtresë të veçantë të kafirave. Ata janë kafirat në origjinë, ndërsa realiteti është se ai është duke folur në mënyrë të papërcaktuar dhe në përgjithësi. Pasi që definon Islamin, të cilën fe e pranon Allahu dhe nuk pranon ndonjë fe tjetër, ai pas kësaj flet dhe definon kafirin me definicion të përgjithshëm duke mos e veçuar në ndonjë lloj të veçantë.

Ai thotë: "kafir është ai i cili mohon njësimin e Allahut, përgënjeshtron të Dërguarin ose nga inati apo injoranca...". këto janë fjalë të përgjithshme, këtu nuk flet për ndonjë kafir të veçantë. Kjo është adeti i tij, ai kur flet për atë të cilit Kur'ani i ka arritur apo Pejgamberia, ai sqaron qartë se asnjëri nuk ka arsye nëse vepron kufër apo shirk pas dërgimit të Pejgamberëve dhe zbritjes së Librave.

Gjatë fjalëve kur flet për shmangien thotë: çdonjëri i cili shmanget nga shpallja e cila është përkujtimi i Allahut, ai patjetër do ta thotë këtë Ditën e Gjykimit. Nëse thuhet: ky person ka arsye për devijimin e tij nëse ai ka menduar se është i udhëzuar, siç tha i Lartësuari: "ata mendojnë se janë të udhëzuar", themi: ky nuk ka arsye, as të ngjashmit si ky, devijimi i të cilëve është si rezultat i

[334] "Tarikul Hixhretejn" (f 382)

shmangies nga shpallja me të cilën erdhi i Dërguari i Allahut, sal'Allahu alejhi ue selem.

Kjo është kështu edhe nëse mendon se është i udhëzuar, ngase ky ka mangësuar në pasimin e udhëzuesit, prandaj kur ka devijuar ka devijuar për shkak mangësimit të tij dhe shmangies. Rasti i kundërt është me atë i cili devijon për shkak mos arritjes së Pejgamberisë, apo mos mundësisë për të arritur deri të dituria. Ky person ka dispozitë tjetër. Kërcënimi i Kur'anit përfshinë vetëm të parin.[335]

Pra shiko në fjalët e këtij imami ku qartë, nuk konsideron si arsye shmangien nga e cila rrjedhë devijimi dhe injoranca. Edhe nëse ai i cili largohet nga udhëzimi mendon se është i udhëzuar. Ndërsa e kundërta ishte me atë të cilit nuk i ka arritur Pejgamberia dhe nuk mundet të arrijë deri tek dituria.

Ibn Kajjimi kur flet për argumentin dhe ngritjen e tij thotë: "e dyta: t'ia ngritë argumentin robit mirëpo ai largohet. Ai dënon për mëkatin e tij. Po ashtu pranimi i robit se argumenti i është ngritur është prej besimit, respektoj ai apo kundërshtoj. Ngase argumenti i Allahut është ngritur tek njerëzit përmes të Dërguarve dhe zbritjes së Librave.

Nëse i ka arritur apo është mundësuar të mëson, pastaj mësoi ai apo jo, çdonjëri i cili ka mundësi ta njoh atë që Allahu urdhëroi dhe ndaloi pastaj mangëson dhe nuk e njeh atë, këtij vetëm se i është ngritur argumenti. Allahu i Lartësuar nuk dënon asnjërin vetëm pas ngritjes së argumentit. Nëse e dënon, e dënon me argumentin e tij për zullumin e bërë. Allahu i Lartësuar thotë: **"...e ne nuk kemi dënuar asnjërin derisa t'i dërgojmë të Dërguarin"** El Isra 15, dhe tha **"Nga zemërimi, ai gati copëtohet. Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: "A nuk ju pat ardhur juve ndonjë Pejgamber (qortues)?" Ata thonë: "Po, na erdhi Pejgamberi, por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: "Allahu nuk shpalli asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëm se në një humbje të madhe!".** El Mulk 8 dhe 9.

[335] "Tefsirul Kajjim" (f 359-360)

Ai tha: "zoti yt nuk e shkatërron një qytet nga zullumi nëse banorët e tij janë përmirësues".[336]

Shiko se si sqaroi ky imam se argumenti u ngrihet njerëzve me dërgimin e Pejgamberëve dhe zbritjen e Librave. Nëse libri i arrin, nëse ka mundësi të mëson atij i ngrihet argumenti. E njohi të vërtetën apo nuk e njohi.

Ibn Kajim kur flet për hadithet të cilat flasin për përgëzimin e kafirit me zjarr, thotë: "fjala e tij, sal'Allahu alejhi ue selem, kur të kalosh nga varri i kafirit thuaj: "më ka dërguar te ti Muhamedi, sal'Allahu alejhi ue selem", ky dërgim është dërgimi i qortimit nuk është dërgim i urdhrit dhe ndalesës". Në këtë ka argument se njerëzit e varrosur i dëgjojnë të gjallët.

Këtu ka argument se ai i cili vdes mushrik ai është në zjarr edhe nëse vdes para dërgimit të Pejgamberit. Ngase mushrikët ndërruan fenë Hanefije të Ibrahimit a.s. Ata zëvendësuan atë me shirkun të cilin vepruan ndërsa për atë nuk kishin ndonjë argument prej Allahut. E keqja e shirkut vazhdoi të njihet në fenë e Pejgambereve që të gjithë, prej të parit deri te i fundit, lajmet për dënimet e Allahut ndaj umeteve janë të njohura shekull pas shekulli, prandaj Allahu ua ngriti mushrikëve argumentin në çdo kohë.

Po të kishte qenë vetëm natyrshmëria e tyre në të cilën i krijoi robërit e tij duke e njësuar në rububie gjë kjo e cila është e pandarë nga teuhidi uluhije. Sipas mendjes dhe natyrshmërisë është e pamundur të ketë zot tjetër. Edhe pse Allahu i Lartësuar nuk dënon vetëm në bazë të kësaj natyre. Thirrja e Pejgamberëve ka vazhduar në tokë për të njësuar Atë, prandaj mushriku e meriton dënimin ngase ka kundërshtuar thirrjen e Pejgamberëve.[337]

Nëse imami, Allahu e mëshiroftë konsideron mbetjen e disa shenjave nga feja e Ibrahimit a.s si të mjaftueshme për ngritjen e argumentit ndaj mushrikëve, si ka mundësi që Libri i Allahut dhe Sunneti i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, të mos jenë

---

336 "Medarixhu Salihin" (f 166)

337 "Zadul Mead" (f 59/3) shih fetvan e Shejh Bin Bazit në 'Mexhmu Fetava" (f 528/2)

argumente të mjaftuara dhe të prera të cilat largojnë paqartësitë, kështu e konsideron këtë AbdulAziz Bin Bazi në "Fetava"[338]

Imam Ibn Kajimi duke transmetuar nga Ebul Vefa Ibn Akil thotë: "kam parë një kaptinë të mirë nga Ebul Vefa Ibn Akili prandaj përmenda në mënyrë tekstuale, ai tha: pasi që obligimet u bënë të vështira para injorantëve dhe tiranëve, ata u larguan nga mësimet e sheriatit në mësime të cilat i shpikën për vete.

Prandaj këto i morën të lehta, pasi që nuk hynë nën udhëheqjen e dikujt tjetër. Ata sipas meje janë kafira me këto mësime të reja, siç janë shenjtërimi i varreve, nderimi i tyre, ndërtimi, folja me të vdekurit duke kërkuar prej tyre kryerjen e nevojave, duke shkruar në letra: o kujdestar i im, bëje këtë dhe këtë për mua, marrja e dheut për bereqet. Shpërndajnë erëra të mira nëpër varreza, marrin rrugë deri te ato, po ashtu gjuajnë tesha mbi to duke u përgjasuar me ata që vepronin kështu para LATIT dhe UZASË..". Kjo është fjala e Ibn Akilit të cilën e solli Ibn Kajjimi, duke e pëlqyer, po ashtu Sheukani në "Duru Nedid" Shejh Sulejman Bin Abdilah në "Sherhu Kitab Teuhid", Ibn Xhevzij, Ibn Muflij, Ebu Betin.

Këtu në mënyrë të prerë tregon për kufrin e disa njerëzve të cilët i cilësoi me injorancë dhe mos dituri në atë që e vepruan prej teprimit në çështjen e varreve. Ata ua drejtuan adhurimin varreve, kjo do të thotë se ai i shpallë kafira ata të cilët i bënë ortak Allahut, edhe nëse është injorant. Këtë kuptim të njëjtë e kuptuan edhe dijetarët e mëdhenj të cilët transmetuan fjalën e Ibn Akilit.

Ja, imam Abdullah b Abdurrahman Ebu Betin përmend atë që thamë, pasi përmendi fjalët e Ibn Akilit, ai thotë: "shiko si i shpallë kafira ata Ibn Akili duke treguar për injorancën e tyre.[339] Ai me këtë argumentoi edhe në një vend tjetër kur u përgjigjet atyre të cilët nuk

---

[338] E transmeton Ibn Kajimi në "Igathetu Lehfan" (f 221), Ebu Betin në "Bejanul Edhur" (f 98), Sulejman Ale Shejh thotë: e transmetoi Ebul Ferexh Ibn Xhevzij, Ibn Muflib dhe Sheukani.
[339] "Intisar" (f 74-75)

e shpallin kafir atë i cili vepron shirk të madh i cili të nxjerrë nga feja Islame.[340]

Imam Ibn Tejmie, Allahu e mëshiroftë kur flet për tevesulin këto fjalë të cilat i përmendëm, këto do ti përmendim shkurtimisht. Ai thotë: "mirëpo ndërmjetësimi duke besuar në Te dhe duke e respektuar është origjina e fesë. Kjo është e njohur nga feja Islame patjetër nga njerëzit në përgjithësi dhe në veçanti, prandaj ai i cili mohon këtë kuptim, kufri i tij është i qartë për të gjithë".

Sa i përket lutjes së Tij, shefatit dhe përfitimit të muslimanëve nga kjo, ai i cili mohon këtë po ashtu është kafir mirëpo kjo është më e paqartë se e para. Prandaj ai i cili e mohon nga injoranca duhet të njoftohet me këtë, nëse ai vazhdon me mohimin e tij ai është murted.[341]

Pra Shejhul Islam Ibn Tejmie në fjalët e tij të para bën dallim mes atij i cili mohon ndërmjetësimin e llojit të parë, gjë kjo e cila është prej çështjeve të njohura patjetër në fe. Ai e konsideron kafir prej në fillim. Në këtë rast nuk e konsideron për kusht njoftimin që të shpallet murted. Ndërsa e kundërta është nëse mohohet ndërmjetësimi me kuptimin e dytë, në këtë rast nuk shpallet kafir derisa ti ngrihet argumenti, të njoftohet me të vërtetën. Ai e bën këtë dallim ngase rasti i dytë është më i panjohur se i pari. Ndërsa në rastin e parë nuk e arsyetoi ngase është prej çështjeve të qarta.

Shejhul Islam Ibn Tejmie thotë: "murted është ai i cili i bën shirk Allahut të Lartësuar, urren Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, apo atë me të cilën erdhi ai, apo len refuzimin e të keqes me zemër, apo pretendon se ndonjëri nga sahabët apo tabiinët ka luftuar së bashku me kafirat, apo ka lejuar këtë apo nëse mohon një ixhma të prerë, apo mes atij dhe Allahut merr ndërmjetës të cilët i lutë dhe kërkon prej tyre.

Po ashtu ai i cili dyshon në një cilësi prej cilësive të Allahut çifti i të cilit nuk mund të mos e njoh atë, ky është murted, ndërsa nëse

[340] "Bejanul Edhher" (f 9)
[341] "Mexhmu Fetava" (f 153/1)

çifti i tij ka mundësi të mos e njoh, nuk është murted. Prandaj Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e shpalli kafir atë person i cili dyshoi në forcën e Allahut dhe në ringjallje, ngase kjo nuk është vetëm pas Pejgamberisë. Prej kësaj është fjala e Aishes ra: sado që njerëzit e fshehin Allahu e di? Ai tha: po...."[342]

Mendo rreth fjalëve të Shejhul Islam Ibn Tejmie i cili flet për murtedin, të bëhet e qartë se në çështjet e shirkut të madh, po ashtu edhe në çështjet e qarta të kufrit, ai nuk arsyeton me injorancë. Ndërsa në çështjet e cilësive të Allahut, ai arsyeton me injorancë. Prandaj Shej Abdullah b AbduRrahman Ebu Betini për fjalët të cilat i përmendëm tha: "mendimi i zgjedhur i Tekijudinit në çështjet e cilësive është se injoranti arsyetohet ndërsa shirku dhe të ngjashme si ai nuk arsyetohen. Siç do të shohësh disa fjalë të tij. Përmendëm disa fjalë të tij rreth ITIHADIE dhe të tjerëve dhe shpalljes kafir të atij i cili dyshon në kufrin e tij.[343]

Shejhul Islam Ibn Tejmie kur flet për lutjet e shirkut thotë: etapat e kësaj kaptine janë tre. Të lusin dikë tjetër pos Allahut, të vdekurin, apo atë i cili nuk është prezent. Prej Pejgamberëve, njerëzve të mirë etj duke thënë: "o zotëri filani më ndihmo, apo unë kërkoj strehim tek ti, apo kërkojë ndihmë me ty, apo më ndihmo kundër armikut tim dhe kështu të ngjashme. Kjo është shirk ndaj Allahut.... derisa tha: ndërsa më e madhe se kjo është të thotë: më fal mua, pranoma pendimin siç veprojnë disa nga injorantët mushrik.[344]

---

342 "Ihtijarat Ilmije" (f 535/5) nga "Fetaval Kubra"
343 "Intisar li Hizbilahil Muvehidin" (f 47)
344 "Mexhmu Fetava" (f 350-351/1)

## FJALËT E DIJETARËVE TË THIRRJES SË NEXHDIT

Tekstet e fjalëve të Imam Muhamed Bin Abdul Vehab. Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: nëse ti e kupton atë që thash nga zemra dhe kupton shirkun ndaj Allahut i cili tha: "Allahu nuk fal t'i bëhet shirk atij, ndërsa pas kësaj falë çka të don". Nëse kupton edhe atë që shumica e njerëzve janë në injorancë. Kjo të sjell dy dobi:

E para: gëzimin me dhuntinë e Allahut. Allahu i Lartësuar thotë: **"Këto që po t'i lexojmë ty (o i dërguar) janë nga ajetet, janë nga Kur'ani i pa të meta (i rezistueshëm)."** Ali Imran 58. Kjo po ashtu të bën dobi të frikësohesh shumë. Ngase njeriu mund të bën kufër me një fjalë e cila del nga gjuha e tij. Ai mund ta thotë atë duke qenë injorant. Ndërsa nuk arsyetohet me injorancë, ai ka mundësi ta thotë duke menduar se kjo e afron tek Allahu.[345]

Këtu kemi për qëllim fjalën e tij ku thotë: "ndërsa nuk arsyetohet me injorancë".[346]

Shejh Muhamed Bin AbdulVehab u pyet për atë i cili ka vdekur para kësaj thirrje dhe nuk ka arritur Islamin. Ai u përgjigj: ai i cili vdes para arritjes së kësaj thirrje, ai person nëse ka qenë i njohur duke vepruar me shirk, nëse e ka pasur këtë fe dhe ka vdekur nga jashtë gjykohet me kufër. Për te nuk lutemi, nuk therim kurban as nuk jepet lëmoshë. "Dureru Senije" (f 142/1)

Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi thotë: "personi nga banorët e xhahilijetit nëse ka vepruar sipas Islamit, është larguar nga shirku, ai është musliman. Nëse ka adhuruar idhuj dhe ka vdekur duke vepruar këtë para se të shpallet feja, ky person nga jashtë është në

---

[345] "Mexhmuatu Muelefat" (f 156/7)

[346] - dobi me rëndësi: përgjigje nga një prej dijetarëve të Nexhdit kundër atyre që argumentojnë se Shejhu nuk i shpall kafira ata që adhurojnë Keuazin apo AbdulKadrin nga injoranca. Is'hak Bin AbduRrahman thotë: përgjigja është se ai nuk ka përjashtuar as injorantin, as ndonjë tjetër rreth akuzuesve të Kubes së Keuazit. Kjo është metoda e Kur'anit, të shpallet kafir në përgjithësi ai i cili bën shirk. Ndërsa ndalja e tij në disa raste është për ndonjë çështje. Pra, sa çudi, si ka mundësi të lihen fjalët e Shejhut në çdo vend, me argument nga Kur'ani dhe Sunneti dhe Fjalë të Ibn Tejmie dhe Ibn Kajjimit, siç është fjala e tij: kujt i arrin Kur'ani atij i është ngritur argumenti, ndërsa në një vend të vetëm ku flet në përgjithësi në mënyrë të paqartë e pranon. "Fetava Eime Nexhdije" (f 133/3)

kufër. Edhe pse ka mundësi që atij nuk i është ngritur argumenti, për shkak të injorancës së tij. Ngase nuk ka pasur kush t'ia tërheq vërejtjen. Prandaj neve gjykojmë nga jashtë. Sa i përket gjykimit për të brendshmen kjo i takon Allahut. "Dureru Senije" (333/10)

Ai, Allahu e mëshiroftë, thotë: mundohu ta njohësh fenë Islame dhe atë me të cilën Allahu dërgoi të Dërguarin e Tij. Hulumto për atë çka thonë dijetarët rreth fjalës së Tij: "e kush mohon TAGUTIN dhe i beson Allahut, vetëm se është kapur për litarin më të fortë". Mundohu, mëso atë që Allahu ia mësoi të Dërguarit dhe atë që i Dërguari i mësoi ummetit të tij prej teuhidit. Ai i cili largohet nga kjo, atij Allahu ia ka vulosur zemrën. Ai i dha përparësi kësaj bote para fesë dhe se Allahu nuk e arsyeton me injorancë.[347]

Ai, Allahu e mëshiroftë pas thënieve për Teuhidin thotë: "ti kuptove se kjo është ajo që është më e obliguar se namazi dhe agjërimi. Ai i cili vjen me te Ditën e Gjykimit, Allahu ia falë. Ndërsa ai i cili ka qenë injorant atij nuk ia falë, edhe nëse ai bën ibadet. Me këtë e kuptove se kjo është shirku në Allahun e të cilin Allahu nuk e falë. Ai tek Allahu është më i madh se zinaja apo vrasja.

Edhe pse pronari i shirkut ka për qëllim të afrohet tek Allahu. Pastaj, ai përmend dijetarët e kohës së tij, nga ata përmend fjalën e tyre: ata thanë: neve jemi njësues ndaj Allahut. E dimë se vetëm Allahu sjell dobi dhe dëm dhe se njerëzit e mirë nuk sjellin dobi dhe dëm. Pas kësaj u përgjigjet duke thënë: "ti kupton në këtë rast se ata nuk dinë vetëm se teuhidin e jobesimtarve, teuhidin rububije. Nga kjo kupton mirësinë e madhe të Allahut. Posaçërisht nëse vërtetohesh se ai i cili i drejtohet Allahut ndërsa teuhidin nuk e njeh apo njeh atë mirëpo, nuk vepron sipas tij e kupton se ky është përgjithmonë në zjarr. Edhe nëse është prej adhuruesve më të mëdhenj tek njerëzit. Allahu i Lartësuar thotë me të vërtetë ai i cili i bën shirk Allahut, Allahu ia ka ndaluar Xhenetin atij, vendbanimi i tij është zjarri.[348]

[347] "Mexhmul Fetava ve Resail vel Exhuibe" (f 136)
[348] "Mexhmul Fetava ve Resail" (f 84-85)

Ai, Allahu e mëshiroftë kur i përgjigjet disave të cilët akuzuan dijetarët e thirrjes se ata i shpallin kafira njerëzit të cilët i kryejnë farzet e Islamit, sqaron se njeriu mund të përkatësohet në Islam pastaj të del nga ai. Ai tha: atëherë çfarë është kuptimi i kaptinës të cilën dijetarët nga çdo medhheb e përmendin. Ajo është kaptina "dispozita e murtedit", i cili definohet si: muslimani i cili bën kufër pas Islamit të tij.

Ata përmendin lloje të shumta, çdonjëra prej tyre e shpall njeriun kafir, ia bën hallall gjakun dhe pasurinë saqë ata përmendën sende shumë të vogla. Siç është psh.: fjala e cila thuhet me gjuhë duke mos pasur për qëllim me zemër. Apo fjalë të cilën e thotë duke u tallur dhe luajtur. Për të cilët Allahu i Lartësuar tha: "ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë, ata me të vërtetë thanë fjalën e kufrit". A dëgjove se Allahu i shpalli kafira për një fjalë.

Duke qenë ata në kohën e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, luftuan së bashku me te, falnin namazin, jepnin zekatin, agjëronin dhe shkonin në Haxhxh dhe e njësonin Allahun e Lartësuar? Po ashtu edhe ata për të cilët Allahu tha: "thuaj a me Allahun, ajetet e tij dhe të Dërguarin e Tij ishit duke u tallur, mos u arsyetoni keni bërë kufër pas besimit tuaj". Ata thonë fjalë në formë tallje dhe loje. Allahu teala na tregoi se ata bën kufër pas besimit të tyre duke qenë ata së bashku me Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, në Tebuk.[349]

Shejh Reshid Rida duke sqaruar qëllimin e Shejhut: thotë: pra me këtë ajet vërtetohemi se ai i cili falet, agjëron dhe bën xhihad gjykohet me kufër nëse flet fjalën e talljes me fe dhe me Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem.[350]

Tekstet e Imam Sulejman bin Abdilah bin Muhammed bin AbdulVehab. Ai, Allahu e mëshiroftë rreth kuptimit të fjalës LA ILAHE IL-LALLAH thotë: "ajetet për këtë kuptim janë të shumta, të cilat sqarojnë kuptimin e LA ILAHE IL-LALLAH. Kjo do të thotë distancim nga adhurimi i tjerëve pos Allahut prej ndërmjetësuesve,

---

349 "Mexhmu Fetava vel Exhuibe" (f 44)
350 "Tejsirul Azizul Hamid" (f 140)

zotave të cilët i duan më shumë se Allahu. Njësimi i Allahut është udhëzimi dhe feja e vërtetë, me të cilën Allahu i dërgoi Pejgamberët dhe për të cilën zbriti Librat. Sa i përket fjalës së njeriut i cili thotë LA ILAHE IL-LALLAH duke mos e njohur kuptimin duke mos vepruar me te nëse pretendon se është prej ithtarëve të teuhidit ndërsa ai nuk e din teuhidin bile ai drejton diç nga adhurimi prej lutjes, frikës, therjes, zotimit, pendimit dhe kthimit dhe të tjera prej ibadeteve kjo nuk mjafton në teuhid, ky person nuk është tjetër vetëm se mushrik, siç është gjendja e adhuruesve të varreve.[351]

Mendo rreth fjalëve të Shejhut, ai tha për atë i cili thotë La ILAHE IL-LALLAH i cili nuk e njeh teuhidin, vepron shirkun. Hoxha tha për te se është mushrik, ai nuk arsyetohet me mosnjohjen e teuhidit, argument është fjala e tij: "ky nuk mund të jetë vetëm se mushrik".

Ai, Allahu e mëshiroftë pasi shpjegoi gjendjen e adhuruesve të varreve, thotë: "nuk ka dyshim se nëse e thotë ndonjëri nga mushrikët, nëse shpreh dëshminë Muhammedun Resulullah, ndërsa nuk e di kuptimin e fjalës ILAH, as kuptimin e fjalës RESUL, nëse falet, agjëron dhe shkon në haxhxh, nëse këtë e bën vetëm se i sheh njerëzit duke e bërë atë dhe i pason, nëse nuk bën aspak shirk asnjëri nuk dyshon në mos Islamin e tij.

Kështu dhanë fetva dijetarët e Magribit kur u pyetën për një njeri të tillë. Të gjithë fukahat dhanë këtë fetva në fillim të shekullit të dymbëdhjetë. Siç përmend këtë autori i librit "Duru Themin" prej Malikive. Pastaj shpjeguesi i këtij libri tha: "kjo që ata dhanë fetva është e qartë. Rreth kësaj nuk mund të polemizojnë dy persona.

Nuk ka dyshim se adhuruesit e varreve janë më të këqinj se ky sepse këta besojnë në zota të ndryshëm.[352] Sa e qartë është kjo rreth tekfirit të atij i cili nuk e njeh kuptimin e fjalës LA ILAHE IL-LALLAH duke qenë ai injorant, pason qorrazi. Ky person nuk arsyetohet me injorancën e tij. Edhe nëse agjëron dhe fal namaz. Sa të qarta janë fjalët e malikive në Magrib gjatë shekullit të

---

[351] "Tejsirul Azizul Hamid" (f 140)
[352] "Tejsirul Azizil Hamid" (f 80-81)

dymbëdhjetë rreth tekfirit të njeriut në mënyrë konkrete gjendja e të cilit ishte e këtillë.

Ai, Allahu e mëshiroftë, duke i përngjasuar adhuruesit e varreve të cilët thonë LA ILAHE IL-LALLAH me jehudët thotë: "adhuruesit e varreve e shqiptojnë atë duke mos e njohur kuptimin e saj". Ata refuzuan ta sjellin kuptimin e saj, kështuqë u bënë sikur jehudët të cilët thonë mirëpo nuk e njohin kuptimin dhe nuk veprojnë sipas saj.[353]

Ai, Allahu e mëshiroftë kur flet për një fjalë të Ibn Tejmies të cilën e sollëm më herët nga "Sarimul Meslul" duke folur për ajetin e atyre që u tallën thotë: në këtë ajet ka argument se njeriu nëse vepron kufër dhe nuk e di se është kufër, ai nuk arsyetohet me këtë. Ai shpallet kafir, dhe se ai i cili fyen është kafir para këtij, këtë e tha Shejhul Islam.[354]

Ai, Allahu e mëshiroftë pas definimit të RIDDES thotë: shirku është i njohur se është i keq, asnjë sheriat nuk ka ardhur me të, zbritja e Librave, ardhja e Pejgamberëve është për shkak të shpjegimit të së keqes së tij dhe t'i alarmojnë njerëzit nga ai. Ai ka gjykuar për te me nënçmim dhe poshtërim dhe do të mbetet vepruesi i shirkut përgjithmonë në zjarr. Derisa fukahat duke shpjeguar disa vepra të RIDDES thanë: "nëse i bën shirk Allahut, nëse merr ndërmjetësues mes tij dhe Allahut të cilat janë krijesa të cilat i lutë dhe shpreson prej tyre dhe u mbështetet, kjo për shkak fjalës së Allahut: "Allahu nuk falë ti bëhet shirk Atij, ndërsa pos kësaj fal kë të do, për këtë janë të pajtimit imamët e muslimanëve. Kemi për qëllim ixhmanë të cilën e përmend Imam Gazali, pajtimin e ummetit të Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, në një çështje prej çështjeve të fesë. Pas qortimit dhe alarmimit të Kur'anit dhe Sunnetit nuk ka më arsye për injorancë.[355]

Të sqaruam në një kapitull të veçantë se argumenti ngrihet përmes Kur'anit dhe arritjes së tij dhe Pejgamberit. Konsiderohet

---

353 "Tejsirul Azizil Hamid" (f 79)
354 "Tejsirul Azizil Hamid" (f 619)
355 "Teuhidul Ahlak" (f 42-43)

arritja, jo kuptimi i argumentit, ky është mendimi i dijetarëve të mëdhenj.

Fjalët e Shejh Hamed Bin Nasir Bin Othman Bin Ma’mer Hanbelij. Myfti në vendin e Nexhdit. Dijetar i grupit selefij, gjatë demantit bërë kundër adhuruesve të varreve thotë: “sa i përket fjalës së tij: nëse pajtohemi me këtë mendim, argumenti është i qartë se injoranti arsyetohet ngase ai nuk e din shirkun dhe kufrin. Ai i cili vdes para shpjegimit nuk është kafir. Ai e ka dispozitën e muslimanëve në këtë botë dhe në botën tjetër, ngase për këtë është argument rasti i Dhatu Envatit dhe rasti i Benu Israilëve kur e kaluan detin...”.

Përgjigje: i themi Allahu i Lartësuar i dërgoi Pejgamberët si përgëzues dhe qortues, që njerëzit mos të kenë para Allahut arsye. Prandaj, çdo njëri të cilit Kur’ani i ka arritur apo thirrja e Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem, vetëm se i është ngritur argumenti. Allahu teala tha: “që t’u qortoj me këtë, edhe atyre të cilëve u arrin ai”. Allahu i Lartësuar tha: “nuk kemi dënuar derisa tu kemi dërguar Pejgamber”.

Dijetarët janë të pajtimit që të gjithë se atij që Kur’ani i ka arritur vetëm se i është ngritur argumenti. Është e njohur patjetër nga feja se Allahu e ka dërguar Muhamedin s.a.v.s dhe ia zbriti librin që të adhurohet vetëm Ai një, që mos të lutet vetëm se ai, mos të theret vetëm se për të, mos të zotohet vetëm se në emër të tij, mos të mbështesin veten vetëm se tek Ai, që mos të frikohen në frikën e fshehtë vetëm se prej Tij, Kur’ani është përplot me këtë, Allahu i Lartësuar thotë: **“Dhe (mua më shpallet) se vërtet xhamitë janë veçantë për ta adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askënd tjetër me Allahun!”** El Xhinn 18. Pastaj ai përmendi shumë ajete në këtë kuptim derisa tha: “ajetet rreth këtij kuptimi janë të shumta, Allahu Teala nuk dënon krijesat e Tij vetëm pas krijimit të arsyes. Prandaj, dërgoi të dërguarit dhe zbriti librat që të mos thotë: **“Dhe sikur t’i ndëshkonim ata me ndonjë dënim para tij (para se ta shpallim Kur’anin), ata do të thonin: “Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar që t’iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim”.** Ta Ha 134. Pra çdo njëri të cilit

Kur'ani i arrin nuk është i arsyetuar. Ngase, bazat e mëdha të fesë Islame Allahu i ka sqaruar në librin e Tij.

Ai ua ngriti argumentin njerëzve. Këtu nuk është qëllimi që ta kupton në mënyrë siç e kupton ai të cilin Allahu e udhëzon i cili i është nënshtruar urdhrave të tij. Ngase treguam se në zemrën e tij ka pengesë për tu kuptuar fjalët e tij, Ai tha: **"Ka prej tyre që ty të dëgjojnë (kur lexon Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm."** El En'am 25 dhe tha: **"Sa e sa gjenerata i kemi shkatërruar pas Nuhut. Mjaft është Zoti yt vëzhgues e shikues i mëkateve të robërve të Tij."** El Isra 17, dhe "**Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë."** El A'raf 30, Allahu Teala tha: **"Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?", Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë."** El Kehf 103-104. Ajetet rreth këtij kuptimi janë të shumta, Allahu Teala lajmëron se ata nuk e kanë kuptuar Kur'anin. Ai i dënoi me vendosjen e pengesave në zemër dhe dëgjim. Ai ua vulosi zemrat, shikimin dhe dëgjimin.

Megjithëkëtë, Ai nuk i arsyetoi. Ai gjykoi me kufër ndaj tyre dhe urdhëroi që të vriten, Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i luftoi dhe gjykoi me kufër ndaj tyre. Prandaj kjo është e qartë se ngritja e argumentit është një lloj ndërsa kuptimi i tij është tjetër. Hoxha im ( Shejh M.B. AbdulVehabi) është pyetur për këtë çështje, ai është përgjigjur me fjalët e tij: kjo është prej çudirave më të mëdha si po dyshoni për këtë?

U kam treguar disa herë se ai të cilit argumenti nuk i është ngritur është ai i cili është i ri në Islam, ai i cili jeton në vende të largëta, apo injoranca është në çështje të panjohur siç është SARFI dhe ATFI. Në këto çështje nuk shpallet kafir derisa t'i shpjegohet. Sa i përket bazave të fesë të cilat Allahu i ka sqaruar në Librin e Tij, për

këto çështje argumenti i Allahut është Kur'ani. Atij që Kur'ani i arrin vetëm se i ka arritur argumenti, mirëpo esenca e problemit tek ju është se nuk keni dallim mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të tij. Shumica e kafirave dhe munafikave argumentet nuk i kuptuan mirëpo ato u janë ngritur. Siç tha i Lartësuari: **"A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta."** El Furkan 44 ngritja e argumentit dhe arritja janë një lloj ndërsa kuptimi lloj tjetër. Allahu i Lartësuar me vet arritjen e tij i shpalli kafira edhe pse nuk e kuptuan. Nëse kjo u duket e paqartë shikoni fjalën e tij për havarixhët: *"ku ti takoni vritni ata"*, duke qenë ata në kohën e sahabeve.

Vepra e sahabeve ndaj tyre ishte e vogël, mirëpo njerëzit u pajtuan në të kundërtën e tyre. Ajo që i nxjerri ata prej fesë ishte teprimi dhe vështirësimi në fe duke qenë të zellshëm në të. Ata mendonin se e respektojnë Allahun Teala. Argumenti u kishte arritur, mirëpo nuk e kuptuan.

Kështu Aliju r.a vrau ata të cilët besuan se ai është Zot, ai i dogji ata me zjarr, duke qenë ata nxënës të sahabeve, ishin njerëz të mirë dhe bënin ibadet. Ata njashtu menduan se janë në hak. Po ashtu edhe ixhmaja e selefit rreth tekfirit të disa njerëzve të cilët e tepruan prej kaderijve dhe të tjerë. Duke qenë se ata kishin shumë dituri dhe bënin ibadet shumë. Ata mendonin se janë duke vepruar mirë, asnjëri prej selefit nuk u ndal rreth tekfirit të tyre për shkak asaj se ata nuk kuptuan, ngase ata që të gjithë nuk kuptuan.[356] Këtu mbaroi fjala e Hamed b. Nasir Hanbelij.

Fjalët e Imam Shejh Ebu Betin Nexhdi Hambelij. Gjatë përgjigjes dhënë pyetjes rreth temës së tekfirit thotë: "sa i përket asaj që pyete a lejohet të përjashtohet në kufër njeriu në mënyrë konkrete nëse ai vepron diç prej veprave të kufrit? Libri i Allahut, sunneti dhe ixhmaja e dijetarëve aludojnë se ai i cili vepron kufër prej shirkut ndaj Allahut duke adhururar dikë tjetër pos Allahut, i cili vepron diç nga kjo, apo pajtohet me këtë nuk ka dyshim në kufrin e tij. Nuk ka të keqe të thuhet: filani bëri kufër me këtë vepër, kjo sqarohet me

[356] "Mexhmu Resail vel Mesail Nexhdije" (f 637-640)

këtë se fukahatë në kaptinën e MURTEDIT përmendin shumë gjëra me të cilat muslimani bëhet murted kafir. Ata këtë kaptinë e hapin me fjalët e tyre: "kush i bën shirk Allahut ka bërë kufër".

Dispozita e tij është, të kërkohet nga ai të pendohet, nëse nuk pendohet vritet, siç e dimë se kërkimi i pendimit ka të bëjë me njeriun konkret. Kur njëri nga ithtarët e bidatit para Shafijut tha se Kur'ani është i krijuar, ai tha: "ti bëre kufër ndaj Allahut të Madhëruar". Fjalët e dijetarëve rreth tekfirit në mënyrë konkrete janë të shumta. Lloji më i madh i kufrit është shirku ndaj Allahut teala duke adhuruar dikë tjetër pos Allahut. Kjo është kufër sipas ixhmas së muslimanëve. Ai i cili cilësohet me këtë nuk ka pengesë që mos të shpallet kafir me këtë. Siç është rasti tek zinaja. Ai i cili bën zina për të thuhet: filani zinaqar. Allahu është më i dijshëm.[357]

Shejh Abdullah Ebu Betin, Allahu e mëshiroftë duke shpjeguar se në çështjet e qarta nuk arsyetohet injoranca. Pasiqë, Allahu ua ka ngritur argumentin njerëzve me dërgimin e Pejgamberëve dhe zbritjen e librave. Ai thotë: ai të cilit i ka arritur Pejgamberia e Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, i ka arritur Kur'ani, ky person nuk arsyetohet me injorancë nëse nuk beson Allahun, melekët, librat, të Dërguarit dhe Ditën e Gjykimit.

Ky person pas kësaj nuk arsyetohet me injorancë. Allahu i Lartësuar ka treguar për injorancën e shumë prej kafirave ndërsa në mënyrë të qartë i përkatëson në kufër. Ai krishterët i cilësoi me injorancë gjë e cila nuk dyshon asnjë musliman në kufrin e tyre, po edhe në kufrin e atyre që dyshojnë në kufrin e tyre. Neve themi në mënyrë të prerë se shumica e jahudive dhe krishterëve sot janë injorant dhe pasues qorrazi të të tjerëve. Mirëpo besojmë se janë kafira poashtu besojmë se ai i cili dyshon në kufrin e tyre është kafir edhe ai. Kur'ani aludon për atë se dyshimi në baza të fesë është kufër.

Dyshimi është mëdyshja në mes dy sendeve. Siç është rasti i atij i cili nuk beson në mënyrë të prerë vërtetësinë e Pejgamberit mirëpo as nuk e përgënjeshtron. Nuk beson në ringjalljen se do të ndodhë

[357] "Mexhmu Resail Nexhdije" (f 523/4)

por nuk beson edhe në mos ndodhjen e tij. Kështu të ngjashme siç është ai i cili nuk beson se namazi është obligim, mirëpo as nuk është obligim.

Ai i cili nuk e beson ndalesën për zina. E gjithë kjo është kufër sipas ixhmasë. Ky i cili është i tillë, i cili nuk i kupton argumentet e Allahut nuk arsyetohet. Ky person nuk arsyetohet pasi ti arrijnë argumentet edhe nëse nuk i kupton ato. Allahu Teala na lajmëroi për ata se janë kafira edhe nëse nuk kuptojnë. Ai tha: **"Ka prej tyre që ty të dëgjojnë (kur lexon Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm."** El En'am 25, njashtu tha: **"Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë."** El A'raf 30. I Lartësuari sqaroi se nuk kuptuan, ai nuk arsyetoi me këtë. Kur'ani tregoi qartë për kufrin e këtij lloji të kafirave. Siç erdhi në fjalën e Tij: **"Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?", Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë."** El Kehf 103- 104.[358]

Shejh Ebu Betin Nexhdij thotë: çdonjëri i cili bën këtë sot tek tyrbet, ai është mushrik kafir, sipas Kur'anit, Sunnetit dhe ixhmasë. Neve e dimë mirë se ky i cili përkatësohet në Islam nuk është zhytur në këtë vetëm për shkak të injorancës. Ata po ta dinin se kjo i largon prej Allahut dhe se kjo është prej shirkut të cilin Allahu e ka ndaluar, ata nuk do ta vepronin këtë. Mirëpo megjithkëtë dijetarët i shpallën kafira. Me këtë nuk i arsyetuan me injorancë, siç thonë disa të devijuar se ata janë të arsyetuar ngase janë injorantë.[359]

---

[358] "Mexhmu Resail Nexhdij" (f 513-514)

[359] "Dureru Senije' (f 405/10). Këtë e tha pasi që sqaroi veprat e adhuruesve të varreve prej shirkut, lutjes, zotimit, therrjes dhe kërkimit ndihmë prej të tjerëve pos Allahut, në varre dhe tyrbe.

Kur sqaron qëndrimin e Shejhul Islam Ibn Tejmie në çështjen e tekfirit konkret thotë: “mirëpo fjalët e tij të fundit, Allahu e mëshiroftë, tregojnë se ai e konsideron kuptimin e argumentit në çështjet e panjohura të fshehta për shumicën e njerëzve. Çështje ku nuk ka kundërshtim ndaj teuhidit dhe Pejgamberisë siç është injoranca ndaj disa cilësive të Allahut.

Sa i përket çështjeve të cilat janë në kundërshtim duke e prishur teuhidin dhe besimin në Pejgamberi, ai, Allahu e mëshiroftë në shumë vende tregon qartë kufrin e tyre dhe se duhet të vriten pas kërkimit të pendimit prej tyre. Ai nuk i arsyetoi me injorancë edhe pse shkaku i zhytjes së tyre në këto punë është injoranca. Ata po ta dinin se kjo është kufër që të nxjerrë nga Islami nuk do ta kishin vepruar, kjo në fjalët e Shejhut është shumë e qartë.

Pastaj Ebu Betini përmendi disa tekste të Ibn Tejmies derisa tha: ai tha: kush pretendon se sahabet kanë dalë nga feja pas Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem, përpos një grupi të vogël prej tyre diç më shumë se dhjetë, apo ata janë bërë fasika, nuk ka dyshim në kufrin e tij. Bile ai i cili dyshon në kufrin e tij është kafir, këtu përfundon citati. (Ebu Betin thotë): shiko si e shpalli kafir atë i cili dyshon, ndërsa ai i cili dyshon është injorant. Ai nuk e sheh injorancën arsye në këto punë.[360]

Në librin “Dureru Senije”, njashtu ka ardhur nga Ebu Betini: Allahu Teala tha: “me të vërtetë Allahu nuk falë t’i bëhet shirk Atij, ndërsa pos kësaj e falë kë të do Ai”. Ai tha: **“Bënë kufër (mohuan të vërtetën) ata që thanë: “Allah është ai, Mesihu, biri i Merjemes”. E vetë Mesihu, (Isai), tha: “O beni israilë, adhurojeni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.”** El Maideh 72. Allahu i Lartësuar nga kjo përjashtoi injorantin dhe nuk e veçoi vetëm inatçiun. Ai i cili përjashton nga kjo injorantin, ai i cili ka (TE’VIL) keqinterpretim dhe atë i cili pason qorrazi nga kjo vetëm se ka kundërshtuar

[360] “Dureru Senije” (f 246/9)

Allahun dhe të Dërguarin dhe ka dalë jashtë rrugës së besimtarëve.[361]

Ebu Betini, njashtu thotë: për këtë është kjo përgjigje. Allahu teala i ka dërguar të Dërguarit e Tij si përgëzues dhe qortues që njerëzit pas kësaj mos të kenë arsye para Allahut. Çështja më e madhe me të cilën u dërguan ata dhe në të cilën thirrën është adhurimi i Allahut një duke mos i përshkruar shok Atij dhe ndalimi nga shirku, që është adhurimi i tjerëve pos Tij.

Nëse ai i cili vepron shirk të madh arsyetohet me injorancë atëherë kush është ai i cili nuk arsyetohet? Nga ky pretendim vijmë në përfundim se Allahu nuk ngrit argument ndaj asnjërit përpos inatçorit. Pra ky i cili pretendon këtë nuk mundet këtë origjinë të tij ta përgjithëson. Ai patjetër të vjen në kundërthënie. Ngase ai nuk mund të ndalet për tekfirin e atij i cili dyshon në Pejgamberinë e Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem. Apo për atë i cili dyshon në ringjallje dhe të tjera prej bazave të fesë, ndërsa ai i cili dyshon është injorant.[362]

Ai, Allahu e mëshiroftë thotë: "prej argumenteve të cilat sqarojnë se injoranca nuk është arsye në përgjithësi është fjala e Tij, sal'Allahu alejhi ue selem, për havarixhët edhe pse tregoi se bëjnë shumë adhurim, është e njohur se nuk i shpiu deri tek ajo vetëm se injoranca. Pra kjo injorancë e tyre a ishte arsye për ata?"[363]

Ai thotë: "më herët përmendëm fjalët e Ibn Akilit i cili i shpalli kafira në mënyrë të prerë ata të cilët i cilësoi me injorancë, duke e tepruar në varre. Këtë e transmetoi nga ai Ibn Kajimi i cili u pajtua me te. Kur'ani i përgjigjet atij i cili thotë se pasuesi qorrazi në shirk është i arsyetuar. Ky person i cili thotë këtë vetëm se ka shpifur për Allahun një renë. Allahu teala për mukalidat prej banorëve të zjarrit thotë: **"neve i respektuam parine te cilet na devijuan nga rruga e vertete"** Sebe 67.

---

[361] "Dureru Senije" (f 246/9)
[362] "Intisar Li Hizbilahil Muvehidin" (f 41-42)
[363] "Dureru Senije" (f 391/10), "Mexhmuatu Resail" (f 476/5)

Allahu Teala duke treguar fjalët e kafirave thotë: “neve i kemi gjetur prindërit tanë në këtë fe dhe neve do të ecim pas shenjave të tyre”. Dijetarët me këtë ajet dhe të ngjajshme si ky argumentuan se nuk lejohet pasimi qorrazi në teuhid dhe Pejgamberi dhe baza të fesë. Çdo njeri i obliguar në fe e ka obligim njohjen e teuhidit me argument. Poashtu edhe Pejgamberinë dhe bazat e fesë. Ngase argumentet e këtyre bazave janë të qarta.[364]

Duke sqaruar qëndrimin e Shejh Tekijudinit i cili tha: çështja e tekfirit dhe vrasjes është e ndërlidhur me arritjen e argumentit. Kjo fjalë e tij argumenton se këto dy çështje: tekfiri dhe vrasja, nuk kanë lidhje aspak me kuptimin e argumentit. Këto kanë të bëjnë me arritjen e argumentit. Ngase arritja është diç tjetër nga kuptimi i argumentit, po të kishte qenë kjo kështu nuk do ta kishim vrarë vetëm se inatçiun. Kjo është e qartë se është e kotë. Bile fjalët e tij të fundit tregojnë se ai kuptimin e argumentit e konsideron në çështjet e panjohura për shumicën e njerëzve.

Kjo është në çështjet ku teuhidi dhe Pejgamberia nuk vijnë në kundërthënie. Siç është injorimi i disa cilësive të Allahut. Sa i përket çështjeve të cilat janë negacione ndaj teuhidit dhe besimit në Pejgamber, ai, Allahu e mëshiroftë ka përmendur në disa vende në mënyrë të qartë kufrin e tyre dhe se duhet të vriten pasi të kërkohet pendimi prej tij. Ai nuk i arsyeton me injorancë. Edhe pse neve e dimë shumë mirë se shkaku i zhytjes së tyre në këto çështje është injoranca. Ata po ta dinin se kjo është kufër që të nxjerr nga feja Islame ata nuk do ta vepron këtë.”[365]

Ai sqaron qëndrimin e Shejhul Islam për atë se nuk shpallet kafir vetëmse inatçori por tekfiri e përfshin edhe injorantin ndaj çështjeve të qarta. Ai tha: fjalët e tij, rreth kësaj janë të shumta. Ai tekfirin nuk e bën të veçantë vetëm për inatçorin. Ne e dimë në mënyrë të prerë se ata injorant nuk e dinë se atë që thanë apo vepruan është kufër, mirëpo nuk u arsyetuan me injorancë për këto

[364] “Dureru Senije” (f 394/10)
[365] “Mexhmuatul Resail” (f 516/5)

çështje, ngase këto çështje prishin teuhidin i cili është obligimi më i madh.[366]

Ai, pas transmetimit të fjalëve të njohura nga Shejhul Islam ku bën dallimin mes çështjeve të qarta dhe të panjohura të fshehta në çështjen e ngritjes së argumentit thotë: "shiko si bën dallimin mes fjalëve të panjohura të fshehura dhe çështjeve të qarta. Për fjalët e panjohura tha se janë kufër, mirëpo për personin i cili thotë mund të themi se është gabimtar, i devijuar, argumenti nuk i është ngritur pas të cilës ai shpallet kafir. Këtë nuk e tha për çështjet e qarta. Pra, fjalët e tij janë të qarta për dallimin mes çështjeve të qarta dhe të fshehta.[367]

Fjalët e Shejh Is'hak b AbduRrahman Ale Shejh, ai thotë: kjo çështje e jona ka të bëj me adhurimin e Allahut një i cili nuk ka ortak dhe ka të bëjë me distancimin nga adhurimi i të tjerëve pos Tij. Ai i cili adhuron me Allahun dikë tjetër, ai ka bërë shirk të madh, i cili të nxjerrë nga feja, kjo është baza e bazave.

Me këtë Allahu dërgoi të Dërguarit, i zbriti Librat. Kështu njerëzve iu ngrit argumenti me të Dërguarin dhe Kur'anin. Kështu e gjen përgjigjen për këtë gjatë shpalljes kafir të atij i cili bën shirk Allahut. Prej tij kërkohet të pendohet, nëse jo atëherë vritet. Ata, dijetarët nuk përmendin çështjen e njoftimit në çështje bazë. Ata njoftimin e përmendin në çështjet e panjohura të fshehta, ku argumenti është i panjohur për disa musliman siç janë çështjet ku disa ithtarë të bidatit polemizuan. Siç janë murxhit, apo çështje e panjohur siç është SARFI dhe ATFI. Si të njoftohen adhuruesit e varreve kur ata nuk janë musliman.[368]

Shejhu duke e përmend fjalët e Shejh Sulejman Bin Abdilah Nexhdij, thotë: Shejh Sulejman Bin Abdilah gjatë shpjegimit të "Kitabu Teuhid" në disa vende përmend se ai i cili flet fjalën e teuhidit, falet, dhe jep zekatin mirëpo këtë ai e kundërshton me veprat dhe fjalët e tij duke lutur njerëzit e mirë, therë për ato, ky

[366] "Mexhmu Resail" (f 518/5)
[367] "Mexhmu Resail" (f 520/5)
[368] "Mexhmuatu Resail Mahmudie" (f 26)

person është i ngjashëm me jehudët dhe të krishterët në shqiptimin e fjalës së teuhidit dhe në kundërshtimin e kësaj fjale. Sipas kësaj ai i cili thotë se duhet mushrikët të njoftohen, ai duhet të thotë edhe për jehudët dhe krishterët se duhet të njoftohen që të shpallen kafira. Ai nuk duhet ti shpallë kafira vetëm pas njoftimit me të vërtetën, pra kjo është e qartë nëse meditohet ky krahasim.[369]

Duke u menduar në këto fjalë të transmetuara nga Shejh Is'haku na bëhen të qarta disa çështje:

E para: Shejhu nuk e konsideron njoftimin me argumentin kusht të tekfirit për personin i cili bën shirk në çështjet e qarta.

E dyta: demant ndaj atyre të cilët thonë që mushrikët të cilët u zhytën në shirk në çështjet e qarta para se të gjykohen me kufër duhet të njoftohen. Ky i cili e thotë këtë se duhet të njoftohen që të shpallen kafira, ky duhet që mos të shpall kafira jehudët dhe krishterët vetëm pas ngritjes së argumentit. Ndërsa ky mendim është i kotë.

Ai, pasi solli në mënyrë detale fjalët e Ibn Kajimit në "Tarikul Hixhretejn" rreth shtresave të njerëzve të obliguar, thotë: pra mendo këtë detalizim të lartë. Ai (Ibn Kajimi) nuk e përjashtoi vetëm atë i cili nuk ka mundësi ta gjen të vërtetën duke e kërkuar atë në maksimum. Ibn Kajimi dhe të tjerët prej dijetarëve e kanë për qëllim këtë lloj të njerëzve.

Ndërsa Irakiju dhe vëllezërit e tij, thanë se Shejhu nuk e shpalli kafir injorantin, kinse ai thotë se arsyetohet, ata i thanë fjalët në përgjithësi nuk e metalizuan, ata me këtë dyshim filluan t'i refuzojnë ajetet Kur'anore dhe hadithet e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Ata ngritën zërin ndaj robit të Allahut, njësues të tij. Ashtu siç ndodhi me të parët e tyre prej adhuruesve të varreve dhe mushrikëve. Tek Allahu Teala është kthimi, ai është gjykatësi për atë që ata u përçanë. Pra këto i tha Shejhu, mendo për këtë nëse je prej atyre që e kërkojnë të vërtetën. Mirëpo nëse je prej atyre të

369 "Hukmu Tekfiril Muajen' (f 16)

cilëve kanë vendosur të qëndrojnë në të kotë dhe argumentojnë me fjalët e paqarta të dijetarëve, atëherë nuk ka pse të çuditemi.[370]

**Prej fjalëve të Shejh Is'hakut na bëhet e qartë:**

1. Përjashtohet ai i cili është i pamundësuar për të arritur deri tek e vërteta, i cili mundohet me të madhe për ta gjetur dhe e don atë, ky person arsyetohet në çështjen e injorancës.

2. Gabimi i atyre të cilët thonë se Shejhul Islam Ibn Tejmie, Ibn Kajimi dhe Ibn AbdulVehabi arsyetojnë më injorancë në çështjet e qarta. Ky është mendimi i Irakijut dhe vëllezërve të tij të kotë më herët, njashtu është edhe mendimi i disa bashkëkohorëve të cilët shkruan për këtë çështje.

3. Fjalët e Shejh Sulejman Bin Suhman Hanbelij Nexhdij, prej dijetarëve të thirrjes së Nexhdit. Ai, Allahu e mëshiroftë, gjatë demantit ndaj Irakijut i cili shpifi për Shejhul Islam Ibn Tejmie se arsyeton njeriun i cili gabon dhe është injorant në çështjet e qarta, sqaroi se fjalët e imamit janë për çështjet e ixhtihadit, teorike. Ai thotë: nëse kupton këtë, pra ai të cilit i ka arritur Pejgamberia e Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, i ka arritur Kur'ani, këtij vetëmse i është ngritur argumenti.

Ky person nuk arsyetohet me mosbesimin ndaj Allahut, melekëve, të Dërguarve dhe Ditës së Gjykimit. Pas kësaj nuk ka arsye me injorancë. Allahu i Lartësuar na ka lajmëruar për injorancën e shumë prej kafirave duke përmendur qartë kufrin e tyre. Neve themi në mënyrë të prerë sot se jehudët dhe krishterët janë injoranta dhe pasues qorrazi. Mirëpo besojmë se janë kafira dhe se ai i cili dyshon në kufrin e tyre është kafir.

Ai njashtu thotë: thëniet e Ibn Tejmijes kanë për qëllim çështjet, argumentet e të cilave janë të panjohura. Këto çështje nuk janë prej çështjeve të njohura patjetër nga feja. Nuk janë punë të dukshme.

[370] "Hukmu Tekfiril Muajen"

Ato janë prej çështjeve teorike të ixhtihadit, Allahu është më i dijshëm.[371]

Fjalët e Shejh Abdullah Bin Hasen Ale Shejh. Kryetar i gjykatësve në Hixhaz. Prej dijetarëve të kësaj thirrje, Allahu e mëshiroftë, pas transmetimit nga dijetarët Hanefij dhe të tjerëve në çështjen e mohimit të arsyetimit me injorancë në çështjet e qarta thotë: "nëse ndonjëri thotë; nga kjo nënkuptojmë se të gjithë njerëzit e thjeshtë duhet të jenë dijetar, unë them: asnjëri nuk duhet të mos e njeh Allahun, cilësitë dhe dy dëshmitë.

Dhe të ngjashme nga të cilat varet vërtetësia e besimit. Sa i përket çështjeve degë prej marrëdhënieve të ndërsjella, këto nuk duhet të njihen nga çdo person. Mirëpo duhet të mësohen në kohën e nevojës. Mësimi i këtyre çështjeve është farz kifaje siç thotë Gazaliju në "Ihja". Si ka mundësi që injoranca të jetë arsye kur Allahu i Lartësuar qortoi atë, zemra e të cilit nuk ka frikërespekt nga Libri i Tij dhe nuk e mediton atë.

Ai tha: nuk erdhi koha që besimtarët të kenë frikë-respekt në zemër prej asaj që ka zbritur nga e vërteta. Ibn Mesudi r.a. thotë: nuk kishte mes Islamit tonë dhe qortimit me këtë ajet vetëm katër vite. Transmeton Muslimi. Atëherë si mos të qortohet me këtë ajet ai i cili gjatë tërë jetës së tij është larguar nga ajo që Allahu i zbriti të Dërguarit? Nuk verbohen sytë mirëpo verbohen zemrat të cilat janë në gjokse."[372]

Shejh AbduRrahman Bin Hasen thotë: "dijetarët Allahu i mëshiroftë kanë ecur rrugës së drejtë. Ata kanë përmendur kaptinën e murtedit. Mirëpo në te asnjëri prej tyre nuk përmendi fjalën: nëse ai thotë ndonjë kufër apo vepron kufër, derisa ai nuk e din se kjo është në kundërshtim me shehadetin, ky person nuk shpallet kafir për shkak injorancës së tij. Allahu i Lartësuar në librin e Tij ka treguar se disa nga mushrikët janë injorantë dhe mukalida. Mirëpo

---

371 "Dajau Sharik"
372 "Akidetu Selefije" (f 10, 11)

dënimi i Allahut nuk u largua prej tyre për shkak injorancës dhe pasimit qorrazi të tyre".[373]

Shejh AbduRrahman Bin Hasen thotë: çdo kafir ka gabuar dhe se mushrikët patjetër të kenë te'vile (keqinterpretime). Ata besojnë se shirku i tyre me njerëzit e mirë është madhërim ndaj atyre që u bën dobi dhe ua largon të këqijat këtyre. Mirëpo me këtë gabim nuk arsyetohen, e as me këtë TE'VIL.[374]

Shejh Ebu Betin Nexhdij thotë: Kur'ani i përgjigjet atij i cili thotë: "mukalidi në shirk arsyetohet. Ky person ka shpikur për Allahun, gënjeshtër.... dijetarët janë të pajtimit që të gjithë se nuk lejohet pasimi qorrazi në teuhid dhe Pejgamberi".[375]

Shejh AbduRrahman Bin Hasen, thotë: "nuk ka dyshim se Allahu teala nuk i ka arsyetuar ithtarët e xhahilijetit në shirk të madh të cilët nuk kanë pasur libër. Atëherë si ka mundësi që të arsyetohet një ummet tek të cilët gjendet Libri i Allahut, ata e lexojnë, i cili është argument i Allahut ndaj robit të tij.[376]

Shejh AbdulLatif Bin AbduRrahman Bin Hasen thotë: injoranti dhe njeriu i cili ka te'vil nuk arsyetohen, përpos nëse janë të pa mundësuar krejtësisht. Prandaj Imam Ibn Kajimi u shpreh me fjalën: "me një te'vil me të cilin arsyetohet vepruesi i asaj vepre për çdo mëkat për të cilin ka mundësi të ketë injorancë nuk mund të arsyetohet injoranti. Siç përmendëm më herët se shumica e kafirave dhe mushrikve prej kohës së Nuhit a.s. deri në kohën tonë ishin injorant dhe kishin Te'vil."[377]

Shejh Sulejman Bin Suhman thotë: shirku i madh, ku adhurohet dikush tjetër pos Allahut teala, duke ua drejtuar Pejgambereve, evliave dhe njerëzve të mirë, për këto çështje nuk arsyetohet asnjëri

[373] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 232/3)
[374] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 231/3)
[375] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 223/3)
[376] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 226/3)
[377] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 221/3)

me injorancë. Ngase njohja e kësaj dhe besimi i kësaj është prej çështjeve të patjetërsuara në fenë Islame.[378]

**Fjalët e Ibn Xherir Taberiut, Imamit të muxhtehidave dhe komentatorve të Kur'anit**

Gjatë komentimit të fjalës së Allahut: "ata me të vërtetë janë mendjelehtë mirëpo këtë nuk e dinë", thotë: ky ajet argumenton për atë se ai i cili thotë se dënimin e Allahut nuk e meriton vetëmse inatçori ndaj Zotit të tij, e gjithë kjo pasi të njeh vërtetësinë e asaj për të cilën bën inat. Këso ajete të ngjashme, komentuam më parë në fjalën e tij: "mirëpo ata nuk vërejnë" dhe të tjera si këto.[379]

Ai në një vend tjetër kur flet për munafikat përmend po ashtu këtë kuptim duke thënë: "ky fesadi i munafikave në tokën e Allahut, ata mendojnë se me këtë vepër të tyre janë duke përmirësuar, mirëpo Allahu i Lartësuar nuk ua largoi prej tyre dënimin e Tij. Ai, nuk ua lehtësoi dënimin e dhembshëm mëkatarëve për atë që menduan se me këto mëkate janë përmirësues. Ai ua obligoi atyre hyrjen në shtresën e fundit të zjarrit. U jep dënim të dhembshëm dhe u dha turpërim të shpejtuar në këtë botë me fjalën e Tij: **"Ata me të vërtetë janë prishës, mirëpo këtë nuk e vërejnë"** El Bekare 13. "Kjo është dispozita e Allahut ndaj tyre. Ky është argumenti më i qartë për të përgënjeshtruar ata që thanë: "dënimin e Allahut nuk e meriton vetëm se inatçori ndaj Zotit të tij, ndaj urdhrave dhe të drejtave të Tij. Vetëm pas vërtetimit të ngritjes së argumentit duke e njohur ai këtë dhe duke e pranuar atë".[380]

Pra shih fjalët e Imamit të komentuesve të Kur'anit, Allahu e mëshiroftë, i cili sqaroi gabimin e mendimit se dënimin e Allahut nuk e meriton asnjëri përpos inatçorit ndaj Zotit të tij, duke e njohur vërtetësinë e asaj për të cilën ka inatin. Ky është edhe mendimi i bashkëkohorëve të cilët thonë: "nuk mund të shpallet kafir vetëmse inatçori". Taberiu, njashtu sqaroi se dispozita e Allahut është argument për përgënjeshtrimin e atyre të cilët thanë: "dënimin nuk

[378] "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 231/3)
[379] "Tefsiru Taberij" (f 139-140/1)
[380] "Tefsirul Taberi" (f 136-137/2)

e meriton vetëm se inatçori edhe atë pasi ta njeh atë dhe ti ngrihet argumenti”. Ky mendim është mendim i kotë. Kjo është e njohur patjetër nga feja se është e kotë.

Ngase përjashtimi i injorantit, MUTEVILI (ai i cili ka keq-interpretim) dhe gabimtarit në çështjet e qarta është kundërshtim dhe anashkalim i teksteve të Kur’anit Famëlartë. Mu për këtë dijetari i madh Ebu Betin Nexhdij u bëri demant atyre që thonë nuk gjykohet me kufër vetëmse inatçori. Ai tha: “neve nuk mund ta njohim se është inatçorë derisa të thotë: unë e di se kjo është e vërtetë, mirëpo nuk e them as nuk kapem për te.

Ky lloj i njerëzve është vështirë të gjenden. Dijetarët prej çdo medhhebi kanë përmendur sende të shumta, pa numër prej fjalëve, veprave dhe bindjeve me të cilat bën kufër pronari i këtyre sendeve. Ata këtë nuk e përcaktuan vetëm për inatçorin. Prandaj ai i cili pretendon se vepruesi i kufrit me te’vil ixhtihad, gabimisht apo me taklid apo me injorancë se është i arsyetuar, ky pretendues është në kundërshtim me Kur’anin, Sunnetin dhe Ixhmanë pa ndonjë mëdyshje.[381]

Imam Taberiu gjatë komentit të fjalës së Allahut: **“Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë.”** El A’raf 30. Thotë: Allahu i Madhëruar thotë: “e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata shejtanët i morën për miq”. Këtë e bënë nga mos dituria për gabimin në të cilin janë. Ata këtë e bënë duke menduar se e vërteta është ajo të cilën e vepruan.

Kjo po të ishte kështu atëherë nuk do të kishte dallim mes palës së devijuar të cilët mendojnë së janë të udhëzuar dhe palës së udhëzuar. Ndërsa Allahu bëri dallim mes emrave dhe dispozitave të tyre në këtë ajet...[382]

---

381 “Intisar Li Hizbilahil Mevehidin” (f 36)
382 “Tefsirul Taberij” (f 118/7)

Fjalët e Ibn Xheririt, i cili demantoi mendimin e atyre të cilët thonë: kafiri nuk bën kufër vetëm përmes qëllimit të bërjes kufër pas njohjes së njësimit të Allahut. Ai thotë: fjala e Tij: "ata të cilëve mundi u shkoi huq në jetën e kësaj bote". Ai tha: ata janë veprat e të cilëve në jetën e tyre në dunja nuk i kishin sipas udhëzimit të drejtë. Veprat e tyre ishin të ndërtuara mbi padrejtësi dhe devijim. Ngase ata vepruan në të kundërtën e asaj që Allahu i urdhëroi. Vepruan me kufër **"ndërsa ata mendonin se janë duke bërë mirë".** El Kehf 104.

Ata me këtë vepër të tyre janë respektues ndaj Allahut, duke menduar se janë të zellshëm në atë që Allahu i urdhëroi robërit e Tij. Kjo është kundër argument për mendimin e atyre të cilët pretendojnë se nuk bën kufër asnjëri vetëm nëse ka për qëllim veprimin e kufrit, pas njohjes së njësimit të Allahut.

Kjo ngase Allahu lajmëroi për ata të cilët i cilësoi në këtë ajet se vepra e tyre u humb, duke menduar ata se janë duke vepruar mirë me këto vepra të tyre. Ai lajmëroi për ata se ata bënë kufër ndaj ajeteve të Zotit të tyre. Po të ishte e vërtetë siç thonë ata se nuk bëhet kufër në Allahun vetëm nëse e di, atëherë këta njerëz për të cilët Allahu na lajmëroi se ishin duke menduar se janë duke bërë mirë, këta do të shpërbleheshin. Mirëpo kjo është e kundërta e asaj që pretenduan ata. Allahu i Lartësuar lajmëroi për ata se janë kafira dhe se veprat e tyre janë të asgjësuara.[383]

### Fjalët e Imamit, muxhtehid Emir Sananij, autori i librit "Subulu Selam"

Ai, Allahu e mëshiroftë, kur flet për adhuruesit e varreve dhe se nuk arsyetohet me injorancë, ngase shirku i tyre është në çështje të qarta, thotë: nëse ti thua: ata janë të paditur për atë se janë mushrik me atë që veprojnë. Unë them: fukahatë në librat e fikhut gjatë kaptinave të RIDDES kanë cekur se ai i cili flet fjalën e kufrit bën kufër, edhe nëse nuk e ka për qëllim atë. Kjo është argument se ata nuk e njohin realitetin e Islamit, as domethënien e teuhidit. Me këtë u bënë kafira prej kufrit në origjinë. Allahu i Lartësuar u ka obliguar

[383] "Tefsiru Taberij" (f 28-29/16)

robërve të tij ta njësojnë në adhurim"që mos të adhuroni vetëm se Allahun".

Që të jenë të sinqertë në te "ata nuk ishin të urdhëruar vetëmse të adhurojnë Allahun me sinqeritet ndaj Tij në fe. Ai i cili e lut Allahun gjatë natës dhe ditës në mënyrë të fshehtë apo publikisht, nga frika dhe shpresa pastaj lutë edhe dikë tjetër, ky person vetëm se ka bërë shirk në ibadet, ngase lutja është ibadet. Allahu i lartësuar e quajti ibadet në fjalën e Tij: "ata të cilët janë kryelartë nga adhurimi im" këtë fjalë e tha pas thënies "Lutuni tek Unë, Unë do të u përgjigjem".[384]

Disa nga koha e mëvonshme thanë se Shejhu ka kundërthënie në fjalët e tij. Ai është në kundërshtim me shumicën e dijetarëve, mirëpo e vërteta është se ai është në pajtim më ata, siç përmendëm faktet e tyre në kapitullin "debati rreth kushtëzimit të qëllimit". Kjo është ajo që tha Ibn Tejmije me fjalën e tij: "dhe në përgjithësi kush thotë apo vepron atë që është kufër bën kufër edhe nëse nuk e ka për qëllim këtë, ngase asnjëri nuk e ka për qëllim kufrin, përpos kë të do Allahu".[385]

Shejh AbdulLatif Bin AbduRrahman, kur flet rreth qëndrimit të Ibn Tejmies dhe Ibn Kajjimit për çështjen e tekfirit konkret, thotë: "këta dy hoxhallarë për personin i cili vepron kufër apo ridde gjykojnë sipas asaj çfarë ka vepruar prej kufrit, shirkut apo fiskut. Vetëm nëse ka ndonjë pengesë të sheriatit e cila pengon ti thuhet, mirëpo kjo ka forma të veçanta, në këtë nuk hyn ai i cili adhuron idhull, varr, njeri, apo ndonjë çështje tjetër. Ngase për këto çështje argumenti është i dukshëm dhe është ngritë përmes Pejgamberëve.[386]

Shejh Abdul Aziz Bin Baz r.a. thotë: kush vdes në shirk nga injoranca për shkak të mos ardhjes së asnjërit për ti treguar për teuhidin, se zotimi dhe lutja janë adhurime të cilat nuk lejohet t'i drejtohen dikujt tjetër pos Allahut teala, ky person është mushrik,

---

384 "Tethihirul Iatikad" (f 35-36)
385 "Sarimul Meslul" (f 178)
386 "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 300/3)

nuk lejohet të shkohet në xhenazen e tij, nuk i falet namazi, nuk lutet për te, as nuk lejohet të kërkohet falje për te. Nuk i kryhet haxhxhi kaza as nuk jepet lëmoshë për te.

Këta nuk janë të arsyetuar edhe pse thuhet se atyre nuk u ka ardhur ndonjëri tu shpjegon këto çështje të përmendura, prej shirkut. Ngase argumentet Kur'anore janë të qarta, dijetarët gjenden në mesin e tyre. Ata kanë mundësi të pyesin për shirkun e vet. Mirëpo ata kthyen shpinën dhe u pajtuan me atë që ishin.[387]

Shejh AbduRrahman Bin Hasen, kur flet për një fjalë të Ibn Tejmies: "ai i cili mohon disa obligime të qarta, mutevatir, apo mohon disa harame të qarta siç janë amoraliteti, zullumi, alkooli, zinaja, kamata apo mohon lejesën e disa lejesave të qarta mutevatir siç janë: buka, mishi, martesa. Ky person është kafir murted, prej tij kërkohet të pendohet, nëse jo vritet".

Shejh AbduRrahmani tha: "Nnë them: Shejhul Islami nuk tha ata arsyetohen me injorancë. Ai i shpalli kafira dhe tha se ata bënë ridde".[388]

Shejh AbdulLatif Bin AbduRrahman, gjatë demantit ndaj Irakijut i cili ishte prej armiqve të thirrjes Islame, i cili arsyeton adhuruesit e varreve për shkak të dyshimeve dhe keqinter-pretimeve, thotë: "sa i përket adhurimit të varreve, lutjeve që ua drejtojnë së bashku me Allahun, kjo çështje është e ndalur e qartë, me pajtimin e të gjithëve. Kjo nuk hyn në fjalët e Shejhut ( Ibn Tejmie) ngase argumentet për këtë janë të qarta dhe se në këtë çështje nuk ka dyshime".[389]

Fjalët e Imamit, muxhtehid Muhamed Bin Alij Sheukanij, autor i librit "Nejlul Eutar". Sheukani gjatë debatit kundër atyre të cilët thanë se kufri i adhuruesve të varreve është prej kufrit të veprës ( i cili nuk të nxjerrë nga feja). Ata të cilët i arsyetojnë adhuruesit e varreve, se ata janë injorant ndaj asaj që veprojnë se shejtani atyre ua

---

387 "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 339/3)
388 "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 339/3)
389 "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 195/3)

ka mbështjellë dhe zbukuruar shirkun dhe kanë ra në atë ai tha: "shiko si e pranoi, pas gjykimit të tij se kjo është kufër i veprës, nuk është kufër i besimit, ai tha" mirëpo shejtani ua ka zbukuruar atyre adhurimin e njerëzve të mirë kinse ata ndërmjetësojnë dhe bëjnë dobi.

Ata e besuan këtë nga injoranca ashtu siç besuan banorët e xhahilijetit për idhujt. Pra shiko si gjykoi se kjo është kufër i besimit sikur kufri i njerëzve në xhahilijet të cilët adhuruan idhuj. Ai pohoi se besojnë mirëpo arsyetoi se kjo është besimi i injorancës?! Grupet e ndryshme të kufrit në përgjithësi që të gjitha, pasuesit e shirkut nuk i shpiu në kufër, në refuzim të hakut dhe nuk mbetën në të kotën vetëm se përmes injorancës. A ka dikush i cili thotë se besimi i tyre ishte besimi nga dituria? Që besimi nga injoranca të jetë arsye për vëllezërit e tyre të cilët besojnë në të vdekur, pastaj ai e plotësoi arsyetimin për ata me fjalën e tij: mirëpo këta e pohojnë teuhidin...

Kjo është një arsyetim i kotë, nëse pohimi i teuhidit është vetëm me gjuhët e tyre. Atëherë ata dhe jehudët, krishterët, mushrikët dhe munafikat janë pjesëmarrës në këtë që të gjithë. Nëse këta dështojnë me veprat e tyre në kufër, e ku më këta besuan për të vdekurit atë që besuan ithtarët e idhujve për idhujt e tyre. Pastaj ai këtë kuptim e përsëriti në fjalët e tij dhe këtë e bëri shkak të ngritjes së shpatës prej tyre. Kjo është e kotë... Ata adhurues të varreve kanë arritur në besimin e tyre në të vdekur atë që mushrikët nuk e kanë arritur prej besimit në idhujt e tyre.[390]

Sheukanij, Allahu e mëshiroftë kur u bën demant atyre të cilët thonë se këta nuk e dinë për veprën e tyre se është shirk, thotë: "nëse ti thua: ata të cilët besojnë në të vdekur, nuk e dinë se vepra e tyre është shirk, edhe nëse ndonjëri prej tyre sillet para shpatës nuk do të pohonte se është mushrik ndaj Allahut.

As nuk do të pranonte se vepra e tij është shirk. Ai po ta dinte pak se është shirk nuk do ta vepronte. Unë them (Sheukani): çështja është siç thua, mirëpo për ty nuk është e panjohur ajo që është përmendur në shkaqet e RIDDES. Për tu vërtetuar për ridden e

[390] "Resail Selefije" (f 35/8)

ndonjërit nuk konsiderohet dituria sipas atij kuptimi të cilin e përmendi diturinë. Nëse njeriu thotë fjalë të kufrit apo vepron vepër të kufrit, pra, në çdo rast ai i cili sheh diç prej këtyre fjalëve apo veprave me të cilat cilësohen ata të cilët besojnë në varre, ai e ka obligim t'ua përcjell argumentin e sheriatit tu sqaron atë që Allahu urdhëroi, për të cilën Ai mori besën prej tyre se nuk do ta fshehin të vërtetën. Siç na lajmëroi në Librin e Tij Famëlartë...[391]

Shiko në fjalët e Imam Sheukanit i cili sqaroi se çdo grup të shirkut nuk e ka zhytur në shirk vetëm se besimi nga injoranca. Dhe se ky besim për këto grupe nuk është arsye. Që kjo të jetë arsye për këta prej adhuruesve të varreve, të cilët nga injoranca besojnë në të vdekur, këtu kemi për dëshmi fjalën e tij: "a ka dikush i cili thotë se besimi i tyre ka qenë besim nga dituria. Që në këtë rast besimi nga injoranca të jetë arsye për vëllezërit e tyre të cilët besojnë në të vdekur".

Prej fjalëve të tij na bëhet i qartë shpjegimi i shkaqeve të riddes dhe se për t'u vërtetuar riddeja nuk duhet të njeh fjalët e kufrit dhe shirkut. Edhe pse dijetarët e kanë obligim përcjelljen e argumentit të sheriatit tek ata injorant. Këtu e kemi dëshmi fjalën e tij: nuk është e panjohur për ty se: që të vërtetohen shkaqet e riddes nuk konsiderohet që ai të din atë që thotë.

Kjo është forma e fjalëve të Imamit në çështjet e qarta. Sa i përket formës së fjalëve të tij në çështjet e fshehta të panjohura, po ashtu edhe në çështjen e shirkut të vogël dhe për disa vepra ku Ligjvënësi ka përmendur se janë kufër për të frikësuar, ai e arsyeton thënësin dhe vepruesin nga injoranca dhe mos pasja e qëllimit. Ai sqaron se për këtë lloj të meseleve patjetër të kthehemi tek qëllimi i atij para se të gjykojmë për te me kufër siç është fjala e disa dijetarëve: betimi në dikë tjetër pos në Allahun, të nxjerrë nga feja. Sheukani për këtë lloj thotë: nuk konsiderohet ajo që del prej tarikateve të besimeve të shirkut, posaçërisht nëse nuk njohin mënyrën Islame. Nuk konsiderohet veprimi i një vepre të kufrit me të cilën vepruesi nuk ka pasur për qëllim daljen nga Islami në fe të

[391] "Resail Selefije" (f 23-24/8)

kufrit. Po ashtu nuk konsiderohet një fjalë të cilën muslimani e thotë, e cila aludon në kufër, mirëpo ky nuk beson kuptimin e saj.[392]

Argument se Sheukani nuk ka folur për çështjet e kufrit apo shirkut të madh i cili të nxjerr nga feja Islame, është kjo që tha menjëherë pas kësaj: nëse thua se në sunnet ka ardhur për kufrin e atij i cili betohet në ndonjë fe tjetër jashtë Islamit, poashtu në Sunnet ka ardhur për kufrin e atij i cili shpall kafir muslimanin. Në Sunnet të pastër ka ardhur për kufrin e atij i cili bën vepër të kundërt me sheriatin. E gjithë kjo do të thotë se sjellë deri te kufri edhe nëse thënësi apo vepruesi nuk ka synimin për dalje nga Islami në kufër. Unë them (Sheukanij): "nëse mënyrat e komentimit të vështirësohen dhe nuk din ndonjë metodë për këto hadithe, atëherë pranoi siç kanë ardhur. Dhe thuaj kujt i ka thënë Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, emrin e kufrit, ajo është siç ka thënë..."[393]

Me këtë kupton se nuk ka kundërthënie mes fjalëve të Imamit, siç pretenduan disa. Çdo njëra prej fjalëve të tij e ka për qëllim një aspekt siç e ka për qëllim vet Imami. E zbresim çdo fjalë në shkakun e tij për të cilin është përmendur, fjala e tij e prerë ka të bëjë me çështjet e qarta ku nuk i arsyeton me injorancë apo më atë se nuk kanë pasur për qëllim, ai sqaroi se fjalët e tij janë për adhuruesit e varreve të cilët besojnë në të vdekur nga injoranca. Ndërsa fjalët e tij të dyta ku i arsyeton me injorancë dhe mos pasje për qëllim kjo është për disa besime të shpikura, në shirkun e vogël. Dhe në çështjet ku ka hadithe ku përmendet emri i kufrit për vepruesin. Ai për këtë tha: nëse thua se në Sunnet ka ardhur kush betohet në fe tjetër jashtë Islamit....

Fjalët e Shejh Ismail Habij, prej dijetarëve të Hilafetit Othman.

Në tefsirin e tij "Ruhul Bejan" gjatë fjalës së Tij: "që t'u a bartin atyre mëkatet në mënyrë të plotë Ditën e Gjykimit, dhe prej mëkateve të atyre të cilët i devijuan pa dituri". Fjala e Tij: "pa dituri" dobia e përcaktimit këtu shihet në atë se kurthi i tyre nuk mund të zbukurohet tek ai i cili posedon mendje. Ata i pasojnë të çmendurit

---

[392] 'Reudatu Nedije" (f 291/2)
[393] "Reuda Nedije" (f 292/2)

dhe injorantët. Këtu ka vërejtje se injoranca e atyre nuk është arsye, ngase ata e kanë obligim të kërkojnë dhe të bëjnë dallim mes meritorit për tu pasuar dhe të kotit.[394]

## FJALËT E DIJETARËVE TË FUNDIT RRETH MOS ARSYETIMIT ME INJORANCË NË ÇËSHTJET E QARTA

Shejh Muhamed Reshid Ride kur flet në shënimet e librit "Mexhmuatu Resail Nexhdije" thotë: llojet të cilat i përmendi janë tre: "ajo me të cilat shpallet kafir në mënyrë të pa përcaktuar, ku nuk arsyetohet me xhehël. Ato janë çështjet dispozita e të cilave është e qartë. Dijetarët thotë: çështjet të njohura patjetër në fe, të pajtimit. Nga kjo ata përjashtuan njeriun e ri në Islam, i cili jeton larg muslimanëve, ata të cilët ke mundësi ti mësosh prej tyre, prej kësaj është ta bindësh një njeri kafir në vendet e kufrit për teuhidin e Allahut dhe Pejgamberinë e Muahmmedit, sal'Allahu alejhi ue selem, për ringjalljen dhe llogarinë dhe pastaj nëse vdes para mësimit të ligjeve të tjera të Islamit, apo i mëson disa siç janë namazi dhe agjërimi, ndërsa të tjerat nuk i ka mësuar pastaj ai udhëton nga vendi i tij, ky person arsyetohet për mos diturinë ndaj çështjeve tjera të njohura patjetër nga Islami, derisa t'i mundësohet t'i mëson nëse e kupton se ka ende punë të tjera të cilat duhet t'i mëson prej diturisë dhe besimit.

Lloji i dytë: çështjet për të cilat në përgjithësi nuk shpallet kafir, ato janë çështjet e panjohura në fe sipas terminologjisë së dijetarëve çështjet ku nuk ka ixhma nuk janë të njohura patjetër në fe siç janë çështjet ku imamët e muslimanëve polemizuan prej teksteve ku ka teuil apo tefuid (mosnjohje e emrave dhe cilësive të Allahut).

Lloji i tretë: çështjet ku nuk shpallet kafir nëse e bën nga injoranca vetëm pasi t'i tregohet dispozita e Allahut se kjo është çështje e pajtimit tek të gjithë e caktuar me tekst të prerë. Nëse ai ka ndonjë dyshim apo keqkuptim, siç është çështja e lejimit të alkoolit e cila u përmend, rasti i nomadit i cili keqkuptoi perin e bardhë dhe të zi në ajetin e agjërimit siç ishte kështu e përmendur nga fjala prej

---

394 'Ruhul Bejan" (f 386/3)

jashtë. Ndërsa Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i tregoi se ka për qëllim natën dhe ditën.

Pastaj ekziston edhe një lloj i katërt: ato janë çështjet e ixhtihadit ku nuk ka tekst të prerë të transmetuar me zinxhir apo kuptim të mirë. Në këtë arsyetohet çdo muxhtehid me ixhtihadin e tij.[395]

Shejh Rashid Rida kur flet për fjalët e Sheukanit i cili tha: "pastaj shiko pas gjykimit për këtë kufër se është besim nga injoranca..." deri sa tha: "çfarë dobie ka nëse është besim nga injoranca, ngase që të gjithë grupet e kufrit dhe pasuesit e shirkut të gjithë nuk i shpijnë në kufër vetëm besimi nga injoranca." Këtu Rashid Rida thotë kjo "besimi nga injoranca" është prej përshkrimit të gabuar, me këtë njeriu nuk arsyetohet. Ngase kjo formohet prej dyshimeve dhe epshit dhe nga kjo formohet injoranca e dyfishtë.

Shejh Muhamed Hamid Fekij, Allahu e mëshiroftë, kur flet për injorancën thotë: "tekstet e Kur'anit dhe Sunnetit kanë ardhur me argumente se injoranca është krim i pa arsyetuar. Kjo është e njohur nga logjika mendore patjetër se injoranti ndaj një sendi vetëm e prishë atë, ai nuk e ndërton, dhe kjo është çështje e fesë dhe kësaj dynjaje.

Është e çuditshme që të merret për arsye me të cilën do të falen bidatet dhe trillimet e xhahilijes të cilat i sjellin njerëzit prej Islamit në xhahilijetin e parë, ndërsa këtë arsye Allahu e konsideron krim, për të cilën Ai dënon dhembshëm. Ata ndoshta argumentojnë me fjalën e Allahut: "me të vërtetë pendimi është për ata të cilët e veprojnë të keqen nga XHEHALE" mirëpo këtu nuk ka argumente për ata, ngase fjala XHEHALE këtu është mendjelehtësia e cila është si pasojë e indiferencës dhe harresës.[396]

Në një vend tjetër kur flet për fjalët e Shejhul Islam Ibën Tejmie i cili thotë: "fjala mund të jetë kufër, mirëpo personi konkret nuk shpallet kafir derisa t'i ngrihet argumenti". Ai, Allahu e mëshiroftë kur sqaron qëllimin e Shejhul Islam nga ky detalizim i tij thotë: ky

---

[395] "Mexhmu Resail Nexhdije" (f 520-521/4) shënimet e Reshid Rida.
[396] Nga shënimi i tij në librin "Iktida Siratil Mustekim" (f 351)

detalizimi i tij është për ithtarët e bidatit dhe epshit, për të cilët nuk ka tekst nga Kur’ani dhe Sunneti se janë kafira. Sa i përket bidateve për të cilat ka tekste për kufrin e tyre Shejhul Islam dhe të tjerët nga Selefët nuk ndalen në shprehjen e tekfirit ndaj tyre, siç janë ata të cilët shprehin shirkun dhe idhujtarinë duke u lutur tek të vdekurit, duke kërkuar ndihmë, duke bërë tavaf, duke qëndruar nëpër ato idhuj të emëruar me emra, japin pasurinë për t’i kënaqur ato dhe për ta larguar hidhërimin e tyre prej vetes, ata festojnë festa të shirkut në emrin e tyre.

E gjithë kjo në kohën kur ata lexojnë Kur’anin e qartë se kjo është shirk, mirëpo largohen nga ajetet. Të gjithë librat e Shejhul Islamit tregojnë qartë kufrin e tyre. Neve namazin pas tyre nuk e konsiderojmë të vërtetë sado që të pretendojnë për veten apo të pretendojnë injorantët për ata.[397]

Fjalët e Shejh Salih Bin Abdullah Bin Humejd i cili thotë: “Ka prej dispozitave të sheriatit ku injoranca nuk mund të konsiderohet arsye, kjo në përgjithësi ndahet në dy pjesë:

Pjesa e parë: injoranca në baza të fesë, në rregullat e besimit, siç është injoranca e kufrit ndaj qenies së Allahut teala, ndaj cilësive të Tij të plota dhe ndaj Pejgamberisë së Muhammedit, sal’Allahu alejhi ue selem. Ngase Ligjvënësi në çështjen e bazave të fesë i ka dhënë rëndësi më të madhe, prandaj injoranca këtu nuk konsiderohet arsye. Ngase kjo pas shpjegimit të argumenteve, pas ardhjes së muxhizëve konsiderohet mendjemadhësi.

Pjesa e dytë: ajo që është e njohur nga feja patjetër, nën këtë bëjnë pjesë të gjitha dispozitat e sheriatit, nga ajo që është e njohur në vendet Islame prej namazit, zekatit, agjërimit, haxhit, ndalesa e zinasë, vrasjes, alkoolit dhe vjedhjes”.[398]

---

[397] Nga shënimi I tij në librin “Mesail Maridinije”

[398] “Reful Harexh Fi Sheriatil Islamije” (f 230)

## PËRGJIGJE ME RËNDËSI

Njëri prej bashkëkohorëve u mundua të bëj lidhjen në mes dispozitave të dunjasë dhe ahiretit në çështjen e arsyetimit me injorancë duke argumentuar me ajetet ku mohohet dënimi para arritjes së Pejgamberisë. Siç është fjala e Allahut teala: **"...E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** El Isra 15 dhe fjala e Tij: **"...po si jo na ka ardhur qortuesi..."** El Mulk 9 dhe fjalën e Tij: **"Dhe sikur t'i ndëshkonim ata me ndonjë dënim para tij (para se ta shpallim Kur'anin), ata do të thonin: "Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar që t'iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim".** Ta Ha 134. Ai solli komentin e komentuesve i cili thotë; mohimin e dënimit prej njeriut të cilit argumenti pejgamberik nuk i ka arritur, ai qëndroi indiferent ndaj asaj që përmendëm prej fjalëve të Imam Ibn Kajimit, Shejh Rashid Rida, se dispozitat e kësaj bote shikohen prej të jashtmes dhe se vepruesi i kufrit nga injoranca është me kafirat në dispozitat e kësaj bote. Fjala e dijetarëve: nuk i ka arritur thirrja, kjo nuk do të thotë se ata e gjykojnë njeriun me Islam dhe jo kufër. Prandaj argumentimi i tij me këto ajete është i kotë për dispozitat e kësaj bote, këto ajete janë për dispozitat e shpërblimit dhe dënimit".[399]

Fetva të Shejh Abdul Aziz Bin Baz rreth mos arsyetimit me xhehël nëse bie në shirk të madh nga injoranca:

Pyetje: Shumë prej njerëzve të thjeshtë veprojnë vepra të cilat bien ndesh me teuhidin, çfarë është dispozita e tyre a arsyetohen me injorancë? Çfarë është dispozita e martesave dhe therjeve të tyre? A lejohet hyrja e tyre në Mekke Mukarreme?

Përgjigje: Ai i cili njihet me lutje ndaj të vdekurve, kërkon ndihmë prej tyre dhe të ngjashme prej llojeve të adhurimeve, ai është mushrik kafir. Nuk lejohet martesa e tij as hyrja e tij në Mesxhidul Harem. As nuk lejohet të sillemi me të sikur me muslimanët edhe nëse pretendon se është injorant derisa të

---

[399] Me këto ajete argumentoi autori i "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" (f 13, 17, 40) ai u mundua të flet për këto ajete mirëpo nuk përmendi asnjë fjalë prej Selefit ku mund të ndërlidhin dispozitat e kësaj bote me dispozitat e ahiretit. Allahu ia faltë.

pendohet te Allahu s.v.t. Për shkak të fjalës së tij në Suretul Bekare **"Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë (Zotin). Një robëreshë besimtare është më e vlefshme se një idhujtare, edhe nëse ajo (idhujtarja) ju mahnitë. Mos u martoni as me idhujtarë deri që ata të besojnë (Zotin). Një rob besimtar është më i vlefshëm se idhujtari edhe nëse ai ju mahnit. Ata ju ftojnë për në zjarr, e Allahu me mëshirën e vet ju fton për në xhennet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë".** El Bekare 221 dhe fjalës së Tij në Suretu Teube: **"O ju që besuat, vërtet idhujtarët janë të ndyrë, andaj pas këtij viti të mos i afrohen më xhamisë së shenjtë. Nëse i frikësoheni skamjes, Allahu me dëshirën e vet do t'ju pasurojë me mirësitë e Tij. Allahu është i gjithëdijshëm, është i urtë".** El Teubeh 28.

Nuk duhet të shikohet ajo se janë injorant, me ata duhet të sillemi sikur me kafirat derisa të pendohen tek Allahu i Lartësuar për shkak të fjalës së Tij: **Kur punojnë ata (idhujtarët) diçka të shëmtuar, thonë: "Ne i gjetëm që kështu prindërit tanë, edhe Allahu na urdhëroi këtë (vizitën reth Qabes lakuriq). Thuaju: "Allahu nuk urdhëron të shëmtuarën, a thoni për Allahun çka nuk dini?"** El A'raf 28 dhe fjalës së Tij: **"Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë**". El A'raf 30 dhe fjalës së Tij për krishterët dhe të ngjashmit si ata: **"Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?" Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë".** El Kehf 103, 104[400]

Fjalët e Dr. M. Naim Jasin në librin "Imani, Esenca, Negacioni" nën kapitullin pasja kujdes në tekfirin konkret. Llojet e kufrit, çka duhet pasur kujdes në tekfirin konkret. Cilat janë fjalët të cilat nëse thuhen personi konkret shpallet kafir me vet thënien me gjuhë ai thotë: "Ka prej veprave të kufrit që argumentohen qartë prej vet shprehjes, ndërsa prej fjalëve ka që nuk mund të nxirret domethënia e kufrit prej shprehjes qartë mirëpo prej konkludimit. Ky lloj i dytë mund të jetë konkludim i afërt apo kuptim i plotë. Ka raste kur është më larg ai i cili bie në llojin e parë mund të dëshmojë për atë se

---

[400] "Tuhfetul Ihfan" (f 137-138)

ka bërë kufër, dhe nuk arsyetohet asnjëri vetëm ai i cili ka dhunë, sipas kuptimit më herët të përmendur. Kjo është në kufrin e shqiptimit me gjuhë duke mos e besuar atë.

Po ashtu ajo që është afër llojit të dytë siç është ai i cili pretendon se është Zot. Nga kjo vijmë në përfundim se është ortak me Allahun edhe nëse nuk e mohon adhurimin nga Allahu. I njëjti është edhe ai i cili pretendon një veçori të Allahut, siç është e drejta e lejimit apo e ndalimit të robërve. Ai i cili thotë se bota është pa fillim nga ai mund të konkludojmë se Allahu nuk e ka krijuar këtu, nuk mund të kemi shpjegim tjetër, ngase kjo në forcë është sikur kufri i qartë. Ai i cili thotë këtë nuk arsyetohet. Siç është ai i cili shpreh pajtim të qartë me kufrin".

Siç është ai i cili i thotë mohuesit të ekzistencës së Allahut: të vërtetën e ke thënë, apo ti je në hak, kjo fjalë nuk është më e vogël në domethënie se vet ai i cili e thotë atë. Shkaku i forcës së argumentit mund të jetë shkaku i daljes së kufrit prej fjalëve dhe veprave të personit konkret shpesh.

Qëndrimi i tij në atë gjendje prej kësaj është qëndrimi i njeriut në miqësi me kafirat veprimi i shpeshtë i veprave të këtilla nga ai, sipas adetit është i pamundur të arsyetohet një person të qëndron tërë jetën e tij apo shumicën në vepra dhe fjalë të cilat kanë domethënie të kufrit, apo të pajtimit me të. Ai i cili bie në diç e cila të shpie në kufër, duke shikuar atë që mund të konkludojnë prej asaj, në këtë rast duhet të kujdesemi të ruhemi kur ta praktikojmë këtë tek njeriu konkret.

Çdo herë që konkluza të jetë më e largët nga ajo që del prej personit konkret ka nevoja të kujdesemi më tepër. Për këtë duhet të shikohen gjendja, argumentet e dukshme dhe të qarta me domethënie të fortë. Këtë kuptim e përmendi Ibn Haxher Hejtemi në "Zevaxhir" 28/1.[401]

[401] "Iman" Naim Jasin (f 231)

# KAPTINA E TETË

## Fjalët e fukahave rreth definimit të RIDDES, kushtet e saja dhe mos përmendja e kushtit të diturisë në mesin e kushteve të RIDDES

Përbëhet nga:

1. Fjalët e fukahave në kaptinën e RIDDES

2. Rastet të cilat i përjashtuan dijetarët në kaptinën e RIDDES.

3. Tekstet e dijetarëve të mëdhenj rreth mos- konsiderimit të injorancës si arsye në përgjithësi në fjalë dhe vepra në çështjet e qarta.

4. Diskutim rreth kuptimit "të kërkimit të pendimit" në kuptimin e RIDDES

5. Rezyme e kaptinës

Pasi që përmendëm fjalët e dijetarëve prej çdo medhhebi, prej Hanefijve, Malikijve, Shafijve dhe Hanbelijve po ashtu përmendëm fjalët e dijetarëve muxhtehida, dijetarët e thirrjes dhe të fundit rreth mos arsyetimit me injorancë në çështjet e qarta. Ata nuk e llogarisin diturinë kusht për të shpallur kafir në mënyrë konkrete në këtë lloj të meseleve. Përpos disa rasteve të veçanta, siç janë: ai i cili është i ri në Islam, ai i cili jeton në vend të largët. Është mirë tani të përmendim si dijetarët e shtjelluan definicionin e RIDDES, kushtet dhe shtyllat e saja. Kemi gjetur se dijetarët kanë përmendur kushte të veçanta për të thënë dispozitën e RIDDES ndaj MURTEDIT.

Si gjykohet ai me kufër, p.sh: mendja të din dallimin, zgjedhja, e kanë për qëllim të mos ketë dhunë (IKRAH) në veprimin apo thënien e kufrit. Ata nuk e konsideruan për kusht diturinë e personit i cili bëhet murted për të gjykuar atë me kufër, përpos në

disa raste të veçanta. Dituria po të ishte e pranuar te ata si kusht për të gjykuar njeriun me kufër ata nuk do të harronin këtë, do ta përmendin në librat e tyre siç përmendën kushtet e tjera. Këtë e thanë një grup dijetarësh të mëdhenj, do ti përmendim tekstet e tyre të cilat aludojnë për atë që kuptuam ne.[402]

Këtu nuk kemi për qëllim përmendjen e të gjithë fjalëve të fukahave në temën e RIDDES, për definimet dhe kushtet e saja, mjafton të përmendim atë çfarë ka të bëjë me hulumtimin tonë dhe çfarë ka të bëjë me pengesën e diturisë. Si ajo trajtohet në dispozitën e MURTEDIT. Neve themi, Allahut i takon udhëzimi. Fukahatë në kuptimin e RIDDES konsideruan për kushte: mendjen, dallimin, zgjedhjen, ndonjëher thonë vullnetin apo të mos qenurit në dhunë. Poashtu fukahatë flasin për RIDDEN e fëmijës, të çmendurit dhe të dhunuarit (MUKRAH).

Kushtet dhe rastet gati janë të përmendura me pajtimin e të gjithë fukahave në librat e tyre sipas medhhebeve të ndryshme.

Sa i përket kushtit të diturisë nga ana e personit të obliguar në fe që të njeh fjalën apo veprën e RIDDES këtë fukahatë nuk e përmendin në mesin e kushteve në mënyrë të pavarur ata e përmendin në disa raste ku injoranti arsyetohet siç janë: i riu në Islam, ai i cili jeton në vend të largët, ai i cili është në vendin e luftës. Kjo është argument se kushti i diturisë ka raste të veçanta gjë kjo e cila nuk është me kushtet tjera të përmendura në përgjithësi.

## FJALËT E DIJETARËVE RRETH DEFINIMIT TË RIDDES DHE KUSHTET E SAJ

Kasemij Hanefij thotë: "Sa i përket dispozitave të murtedave, ajo ka disa tema ku duhet të sqarohen dispozita e RIDDES dhe shtylla e saj, për të sqaruar vërtetësinë e saj. Sa i përket shtyllës ajo është: thënia e fjalës së kufrit me gjuhë pas qenies së imanit. Ngase RIDDEJA është kthim nga imani. Pra kthimi nga imani quhet RIDDE në definicionet e sheriatit. Sa i përket kushteve të vërtetësisë janë disa. Prej tyre: mendja, RIDDEJA e të çmendurit nuk është e

402 Shih kushtet e RIDDES në librin "Ahkamul Murted" (f 41-57/3)

vërtetë, poashtu edhe e fëmijës dhe atij i cili nuk ka mend. Ngase mendja është prej kushteve të meditimit të obligimeve posaçërisht në çështjet e besimit”.[403]

Autori i “Mexhmua Enhar” thotë: murted është ai i cili kthehet ndërsa në sheriat është thënie e fjalës së kufrit me gjuhë pas besimit. Ndërsa kushtet e sajë janë: mendja dhe vullneti.[404]

Autori i fusnotave të “Mexhmua Enhar” Shejh Zadeh Hanefij thotë: MURTED është ai i cili kthehet, në sheriat ai kthehet nga mileti Islam. Ajo është thënia e fjalës së kufrit me gjuhë pas besimit, kushtet e saja janë: mendja, të jetë në gjendje të zgjuar (pra mos të jetë në gjumë), vullneti.[405]

Shemsudin Muhamed Bin Abdilah Zerkeshij gjatë shpjegimit të tekstit të Hirakijut pas definimit të RIDDES sikur më herët thotë: është kusht për vërtetësinë e RIDDES: obligueshmëria e cila është: të jetë i mençur, të jetë i moshës madhore, ngase me personin e pa obliguar nuk kanë të bëjnë dispozitat”.[406]

Dr. Zuhejli pas përmendjes së kushteve të RIDDES nga fukahatë thotë: “dijetarët janë të pajtimit për dy kushte për t’u vërtetuar RIDDEJA”.

I pari: mendja, RIDDEJA e të çmendurit dhe fëmijës i cili nuk logjikon nuk është e vërtetë, ngase logjika është prej kushteve të meditimit të obligimeve.

I dyti: vullneti dhe zgjedhja, ngase RIDDEJA e personit të dhunuar nuk është e saktë, me pajtimin e të gjithëve.[407]

Në enciklopedinë e fikut kuvajtian ka ardhur: RIDDE në gjuhë do të thotë, të kthehesh prej diç. Prej kësaj rrjedh RIDDEJA nga Islami. Në terminologji është kufri i muslimanit, me një fjalë të

---

403 “Bedaiu Senai” (f 134/7)
404 “Mexhmel Enhar” (f 688/1)
405 Fusnota e librit (f 681/1)
406 “Sherhu Zerkeshij” (f 5/4)
407 “Fikhul Islami” (f 185/6)

qartë, apo fjalë me këtë domethënie, apo përmbajtje. RIDDEJA nuk ndodh nga muslimani vetëm pasi ti plotëson kushtet e moshës madhorë, mendjes dhe zgjedhjes.[408]

Me këtë të bëhet e qartë se dijetarët nuk përmendën kushtin e diturisë në mesin e kushteve të RIDDES vetëm për raste të veçanta kur flasin për ndikimin e injorancës në gjykimin për personin nga i cili ndodh RIDDEJA.

Këto raste do të përmenden në vijim, raste të cilat dijetarët i përjashtuan në kaptinën e RIDDES:

Dijetarët në kaptinën e RIDDES përmendën rastet kur nuk mund të thuhet dispozita e RIDDES. Ata i përmendën këto raste: i riu në Islam, ai i cili jeton në vend të largët nga muslimanët, ndërsa ai i cili është rritur në mesin e muslimanëve, ai nuk përjashtohet nga dispozita e RIDDES. Po të kishin dispozitën e njëjtë atëherë ky përjashtim dhe dallim nuk do të kishte kuptim. Ja pra tekstet e dijetarëve.

Behaudin Makdesij thotë: "mesele: vetëm nëse është prej atyre që i kanë të panjohura obligimet dhe haramet, këtij duhet ti shpjegohet, nëse nuk pranon bën kufër, atij të cilit kjo i është e panjohur, është i ri në Islam dhe ai i cili jeton larg muslimanëve duhet të njoftohet. Nëse kthehet nga ajo mirë, përndryshe vritet. Sa i përket atij i cili është rritur në mesin e muslimanëve, ai është kafir, prej tij kërkohet të pendohet nëse jo vritet".[409]

Sujuti, rahimehullah thotë: çdo njëri i cili është injorant rreth ndalesës të cilën e njohin shumica e njerëzve sot, nuk pranohet kjo

---

[408] Këto kushte I përmendën disa prej fukahave hanbelij.
"Memnetu Uli Nuha" (f 541/8), "Mumtih Sherhu Muknij" (f 878/5), "Udeh Sherhu Unde" (f 290/1), "Insaf" Merdavij (f 328/7), "Furu" Ibn Muflih (f 164/6), "Muharrar" (f 186/2). Prej Malikijve "Bidajetu Muxhtehid" në kaptinën e murtedit dhe "Meusue Fikhije" (f 180/22)

[409] "Ude" (f 49)

nga ai, përpos nëse është i ri në Islam, apo është rritur larg vendeve muslimane.[410]

Neveviju, Allahu e mëshiroftë kur flet për RIDDEN thotë: “Kështu është puna për çdo njërin i cili mohon diç prej çështjeve të fesë për të cilën ummeti janë të pajtimit të gjithë. Nëse dituria e saj është e njohur siç janë: pesë namazet, agjërimi i Ramazanit, pastrimi nga xhunubllëku, ndalesa e zinasë, alkoolit, martesa me hareme dhe të ngjashme prej dispozitave, vetëm nëse është i ri në Islam.[411]

Alij el Karij Hanefij transmeton nga Kadij Ijad, përjashtimin e rasteve të RIDDES. Kadi Ijadi thotë: “Njashtu muslimanët janë të pajtimit rreth tekfirit të atij i cili lejon vrasjen e muslimanit, apo pirjen e alkoolit, apo zinasë dhe në këtë kuptim edhe kamata, syefaqësia dhe të tjera prej sendeve, pasi që njeh ndalesën. Në këtë sikur të ketë shenjë se injoranca e tij është arsye. Kjo ndoshta ka të bëjë me të riun në Islam, apo me moshën madhore.[412]

Ibn Kudameh El Makdesij, kur flet për mohuesin e namazit thotë: “Nëse është prej atyre që nuk e dinë obligimin e namazit siç është i riu në Islam, ai i cili është rritur në vend jo islam, apo larg vendeve të banuara dhe dijetarëve, nuk gjykohet me kufër, duhet ti shpjegohet, nëse pas kësaj mohon ai bën kufër. Nëse mohuesi është rritur në vendet muslimane në mesin e dijetarëve, ky person bën kufër me vet mohimin. Dhe kështu është dispozita për të gjitha shtyllat tjera të Islamit.[413]

Kjo të cilën e përmendën dijetarët e mëdhenj prej përjashtimit të disa rasteve të veçanta në kaptinën e RIDDES na argumenton për atë se në rastet tjera mbi ata bie dispozita e MURTEDIT duke mos shikuar aspak pengesën e xhehlit.

Fjalët e dijetarëve të mëdhenj, për atë se injoranca nuk është arsye në përgjithësi në fjalë dhe vepra të RIDDES në çështjet e qarta.

---

[410] “Eshbah Ve Nedhahir” (f 176)
[411] “Sherhu Nevevij Li Muslim” (f 205/1)
[412] “Sherhu Shifa” (522/2)
[413] “Mugnij” (f 131/8)

Prej asaj që e forcon mos konsiderimin e kushtit të diturisë në kaptinën e RIDDES janë tekstet e dijetarëve të mëdhenj të cilat aludojnë se nuk arsyetohet me xhehël në fjalë dhe vepra të RIDDES në çështjet e qarta përpos rasteve të cilat u përmendën.

## TEKSTET E DIJETARËVE PËR MOSKONSIDERIMIN E XHEHLIT PËR ARSYE NË RIDDE

Sadredin Kanevi Hanefij, thotë: "Nëse shpreh fjalën e kufrit me vullnet duke mos e besuar atë ky bën kufër. Nuk arsyetohet me xhehël sipas shumicës së dijetarëve.[414]

Mulla Alij El Karij thotë: "Pastaj në librin "Minhaxh Musalin" kam parë disa çështje. Prej tyre; nëse shpreh fjalën e kufrit, ndërsa ai nuk e din se është kufër mirëpo, ai e thotë me vullnet ky person bën kufër, sipas shumicës së dijetarëve nuk arsyetohet me injorancë".[415]

Shejh Zadeh Hanefij në librin "Mexhmal Enher" në kaptinën e RIDDES kur flet për fjalët dhe veprat e riddes thotë: "Edhe nëse nuk i beson apo nuk e din se janë fjalë të kufrit ky person bën kufër sipas shumicës së dijetarëve dhe nuk arsyetohet me injorancë".[416]

Ibn Haxher Hejtemi, duke transmetuar nga fukahat e hanefijve fjalën e tyre: "Kush flet fjalën e kufrit, bën kufër edhe nëse nuk e beson së është kufër. Nuk arsyetohet me injorancë. Po ashtu ëdhe ai i cili qeshet me te, apo pëlqen apo pajtohet me te edhe këta bëjnë kufër.[417]

Ibn Haxher duke u pajtuar me Hanefijt dhe duke e përjashtuar personin e ri në Islam dhe atë i cili është rritur larg muslimanëve, thotë: "Fjalët e këtij hanefiju dhe atë që transmetoi prej medhhebit tonë është e vërtetë. Medhhebi ynë është në pajtim me të gjithë atë që përmendi përpos në fjalën e përgjithshme se nuk arsyetohet me

[414] "Sherh Fikhul Ekber" (f 241)
[415] "Sherh Fikhul Ekber" (f 244)
[416] "Mexhmal Enher" (f 697)
[417] "Ialam" (f 40)

injorancë. Tek neve nëse është i ri në Islam apo është rritur larg dijetarëve arsyetohet".[418]

Shemsudin Arfe El Malikij, në fusnotat e "Sherhul Kebir' kur flet për RIDDEN thotë: "E vërteta është se në punët e kufrit nuk arsyetohet me injorancë, siç përmendi qartë Ebu Husejn El Malikij në shpjegimin e "Risale" të Ebi Jezid Kajravanit.[419]

Shejh Salih Bin Adudu Semi kur flet për RIDDEN thotë nëse e bën për shkak injorancës, dehjes, të folurit të tepërt mos precizitet nuk arsyetohet me injorancë.[420]

Kadij Ijad, Allahu e mëshiroftë thotë: "asnjëri nuk arsyetohet në kufër me injorancë"[421]

Dirdir Malikij, thotë: ai nuk arsyetohet me injorancë, dehje, ngutje, mllef apo me fjalën e tij desha këtë. Siç tha në sherh: "ai i cili fyen nuk arsyetohet me injorancë ngase asnjëri në kufër nuk arsyetohet me injorancë"[422]

Sheukani, Allahu e mëshiroftë, thotë: "Mirëpo ty nuk të është e panjohur ajo që është përmendur në shkaqet e RIDDES se nuk konsiderohet dituria kusht për tu vërtetuar ajo. Nëse thotë fjalën apo vepron veprën e kufrit".[423]

Sanani, Allahu e mëshiroftë thotë: fukahatë prej çdo medhhebi në librat e fikut në kaptinën e RIDDES kanë përmendur se ai i cili flet fjalën e kufrit bën kufër edhe nëse nuk ka për qëllim kuptimin e asaj fjale.[424]

Shejh Ebu Betin Nexhdij thotë: dijetarët prej çdo medhhebi kanë përmendur shumë sende prej fjalëve, veprave dhe besimeve të

---

418 "Ialam" (f 83)
419 "Hashije Mea Sherhil Kebir" (f 302/4)
420 "Xhevahirul Iklil" (f 281/2)
421 "Sherhu Shifa" (f 438/2)
422 'Sherhu Sagir" (f 347)
423 "Resail Selefije" (f 23, 24)
424 "Tethirul Iatikad" (f 35)

panumërta autori i të cilëve del prej feje. Ata këtë nuk e përcaktuan vetëm për inatçorin. Prandaj ai i cili pretendon se vepruesi i kufrit nga tevili, ixhtihadi gabimisht, taklidi apo injoranca se është i arsyetuar është në kundërshtim me Kur'anin, Sunnetin dhe Ixhmanë padyshim.[425]

Ebu Betin Nexhdi, solli definicionin e fukahave për murtedin pastaj tha: "Po mos të gjykohej injoranti apo mukalidi me RIDDE kur të bën shirk ata nuk do të harronin ta përmendin këtë.[426]

Ai duke sqaruar atë se xhahili nuk përjashtohet në RIDDE thotë: "Të gjithë dijetarët nëpër librat e fikhut përmendin se prej llojit të kufrit dhe RIDDES është shirku. Ata thanë: ai i cili i bën shirk Allahut bën kufër, ata nuk përjashtuan injorantin, ata përmendin lloje për të cilat ka pajtim rreth kufrit të autorit të saj. Dhe ata bënë dallim mes atij konkret dhe të tjerëve.[427]

Në Mensua Fekhije transmetohet fjala e fukahave: "Kush thotë fjalën e kufrit nga besimi, nuk ka dyshim se bën kufër. Nëse nuk beson se është fjalë e kufrit mirëpo e thotë me vetdëshirë, ky sipas shumicës dërmues të dijetarëve bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël. (f 206/16)"

Shejh Muhamed Bin Ibrahim, Myfti i Arabisë Saudite në kohën e tij, për llojet e RIDDES thotë: "Një lloj mohon atë që njihet patjetër se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka ardhur me atë, ky e kundërshton, ky person bën kufër me vet këtë mohim. Ky nuk ka nevojë të njoftohet, përderisa nuk është i ri në Islam".[428]

Shejh Ibn Bazi pas fjalëve për RIDDEN thotë: dijetarët këto mesele dhe të tjerat prej negacioneve i kanë përmendur në kaptinën e dispozitës së MURTEDIT. Ata i kanë sqaruar argumentet e tyre. Kush do të sheh këtë le të kthehet në librat e dijetarëve prej hanbelijve, shafijve, malikijve, hanefijve dhe të tjerëve. Kjo mjafton

---

425 'Intisar" (f 46)
426 "Mexhmu Resail Nexhdije" (f 518/4)
427 "Dureru Senije" (f 402/10)
428 "Resail" Shejh Muhamed Bin Ibrahim (f 190/12)

nëse do Allahu. Nuk lejohet të arsyetohet asnjëri me pretendimin e xhehlit për këto. Ngase këto janë mesele të njohura tek muslimanët dhe dispozita e tyre është e qartë në Librin e Allahut dhe Sunnetin e të Dërguarit.[429]

Shejh AbdulAziz Hamed Ale Mubarek El Ihsai i cili thotë: nuk arsyetohet asnjëri në kufër me injorancë, as duke folur shumë pa kontroll, nuk arsyetohet me mllef. Nga ai nuk pranohet pretendimi i gabimit në gjuhë, as pretendimi se ka harruar. Unë them: kjo është kështu derisa nuk ka ndonjë shenjë për ta arsyetuar përndryshe arsyetohet nëse ka.[430]

Nga kjo përfundojmë se dijetarët nuk e konsiderojnë arsye injorancën në çështjet e qarta në kaptinën e RIDDES. Ndërsa më e madhja prej këtyre meseleve është teuhidi ndërsa e kundërta është shirku. Po ashtu fyerja e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, apo thënia e fjalëve të kufrit, Allahu është më i dijshëm.

### DISKUTIM RRETH KUPTIMIT TË "KËRKIMIT PENDIM" NË KAPTINËN E RIDDES

Disa prej të fundëve kundërshtuan atë që dijetarët përmendën në kaptinën e RIDDES, se nuk është kusht dituria në kushtet e pranuara për të ecë dispozita e RIDDES tek vepruesi. Kundërshtimi i tij ishte siç vijon: "ata dijetar përmendën kërkimin e pendimit, menduan se kërkimi i pendimit do të thotë arsyetimi vepruesit të RIDDES me injorancë dhe se kjo është ngritja e argumentit ndaj tij, para se të gjykohet me RIDDE".

### PËRGJIGJE RRETH KËTIJ KUNDËRSHTIMI

Themi: "Përmendja e dijetarëve të kërkimit pendim kjo nuk do të thotë se ata arsyetojnë me injorancë vepruesin e kufrit. Kjo nuk është ngritja e argumentit para se të gjykojnë atë me kufër. Kërkimi i pendimit nga ai do të thotë se ai ka bërë kufër, ngase po mos të kishte bërë kufër nuk do të kërkohej nga ai të pendohet. Posaçërisht

---

429 "Tuhfetul Ihuan" (f47)
430 "Tebjinul Mesaik" (f 484/4)

në çështjet e qarta. Kërkimi i pendimit është për të, rrjedh dispozita e vrasjes. Për t'i dhënë një kohë murtedit ndoshta mos kthehet nga RIDDEJA e tij".

Këtë e bëjnë të qartë disa çështje:

1. Dijetarët përmendën shprehjen e qartë "kërkimi i pendimit nga murtedi" po të ishte kërkimi i pendimit arsyetimi i tij me injorancë, ata nuk do t'ia përmendin dispozitën e RIDDES para se të kërkonin nga ai të pendohet. Po ashtu fjalët e shumë prej dijetarëve pas përmendjes së veprave të MURTEDIT ku thonë: "Ai është kafir, prej tij kërkohet pendimi nëse jo vritet". Dhe fjalët e tyre: "është obligim kërkimi i pendimit nga murtedi para se të vritet. Shiko si e gjykuan me kufër dhe RIDDE para se të kërkojnë prej tij të pendohet. Ata sqaruan shkakun e kërkimit të pendimit me fjalën "para se të vritet". Prej kësaj është fjala e autorit të librin "Unde" sa i përket atij i cili është rritur në mesin e muslimanëve ai është kafir, duhet të kërkohet të pendohet, nëse nuk pendohet vritet.

2. Obligueshmëria e kërkimit të pendimit është çështje polemike tek fukahat. Kjo është e pëlqyer sipas Malikit dhe Shafiut dhe një nga transmetimet e Ahmedit dhe sipas transmetimit të Ebu Jusufit dhe Ebu Hanifes. Ndërsa sipas transmetimit më të vërtetë të Imam Ahmedit është obligim siç e përmendi këtë autori i "MUGNI".

Po të ishte kërkimi i pendimit për shkak të ngritjes së argumentit para se ti thuhet dispozita e kufrit, kjo do të ishte obligim tek të gjithë. Pika e polemikës tek fukahat ishte a vritet murtedi para se të kërkohet të pendohet. Ai i cili e konsideron obligim kërkimin e pendimit ndalon të vritet para, ai i cili nuk e obligon këtë, nuk e ndalon që të vritet para kërkimit të pendimit. Edhe pse ata e konsiderojnë të pëlqyer kërkimin e pendimit. Mirëpo që të gjithë janë të pajtimit se quhet murted, kafir para kërkimit të pendimit.

Këtë kuptim e përmendi Shejh AbdulAziz Bin Hamid kur flet për urtësinë e kërkimit të pendimit në librat e fikut, ai thotë: "këtë e

vërejmë se kërkimi i pendimit nga murtedi nuk është për t'ia ngritë argumentin atij, ngase ka qenë injorant. Kjo është për ti dhënë shans që të kthehet nga RIDDEJA e tij. Kjo është e pëlqyer, nuk është e obliguar tek të gjithë. Të gjithë dijetarët thonë: kërkimi i pendimit nga murtedi përfshin gjykimin ndaj tij me RIDDE para kërkimit të pendimit nga ai.

Kjo nuk është tjetër, vetëm për ti dhënë shans që të kthehet në Islam. Pra duke shikuar nga këto tre kënde, nuk ka pengesë që të ekziston person mushrik xhahil. Mendimi i dijetarëve është se ai do të sprovohet Ditën e Gjykimit. Këtij mushriku xhahil duhet ti ngrihet argumenti para vrasjes mirëpo nuk duhet ti ngrihet argumenti për të marrë dispozita".[431]

Për këtë është argument edhe ajo që tha Imam Ebu Muhamed Bin Ahmed Ajni Hanefij, kur flet për murtedin, thotë: në librin "Xhamiu Sagir": murtedit i shfaqet Islami, qoftë ai i lirë apo rob. Nëse ai refuzon vritet. Kjo komentohet me atë se lihet tre dit ngase kjo periudhë është e caktuar për ta sprovuar dhe arsyetuar. Ka ardh nga Ebu Hanife dhe Ebu Jusufi se është e pëlqyer të shtyhet tre ditë. Dhe se nuk lejohet të vritet para kësaj ngase RIDDEJA e muslimanit është prej dyshimit të qartë. Ai patjetër të lihet një periudhë ku mund të mendohet, atë e caktuam tre ditë...[432]

Këtu e kemi për argument fjalën e tij ku gjykoi për RIDDEN e tij prej një kufri nga dyshimi. Prandaj është e pëlqyer t'i jepet afat për t'u arsyetuar para se të vritet. Kjo nuk është për të gjykuar për te. Kjo, pra është qartë prej fjalëve të tij.

3. Komisioni i Fetvave është përgjigjur rreth kësaj, në pyetjen e parashtruar:

**Pyetje:** Ai tha: "Çdo njëri i cili i përcaktohet për Pejgamberinë e Muhamedit a.s, i drejtohet kibles në namaz, edhe nëse i bën sexhde hoxhës së tij nuk bën kufër dhe nuk e quan mushrik. Derisa tha: Muhamed Bin AbdulVehabi i cili ka folur për mushrikët se do të

[431] "Eduaun Ala Ruknin Minel Teuhid" (f 60)
[432] "Bidaje Sherhul Hidaje" Ajni

hynë në zjarr nëse nuk pendohen, ai ka gabuar. Ai tha: mushrikët në këtë umet Ai do t'i dënon pastaj do t'i nxjerrë në Xhennet. Dhe tha: "në ummetin e Muhamedit nuk do të mbet asnjëri prej tyre në zjarr".

**Përgjigje:**

Çdo njëri i cili beson Pejgamberisë së Pejgamberit tonë Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe gjithë sheriatit nëse pas kësaj ai i bie sexhde ndonjërit pos All-llahut prej evliave, ndonjë të varrosuri, apo ndonjë hoxhe të ndonjë tarikati, ky konsiderohet kafir, murted nga Islami dhe mushrik ndaj Allahut duke adhuruar dikë tjetër.

Edhe nëse ai shqipton dy dëshmitë në kohën e sexhdes. Ngase ai vepron diç e cila është negacion i asaj që thotë duke i ra në sexhde dikujt tjetër pos Allahut. Mirëpo ka mundësi të arsyetohet për shkak të injorancës së tij, nuk e dënojmë derisa ta njoftojmë dhe t'ia ngritim argumentin. Ai lihet tre ditë që ta arsyetojmë, që ti kthehet vetes, ndoshta pendohet. Ai nëse vazhdon me sexhden ndaj dikujt tjetër pos Allahut pasi ti sqarohet, atëherë vritet për shkak riddes së tij. Argument është fjala e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem: "kush ndërron fenë e tij, mbyteni", e transmeton Imam Buhariu nga Ibn Abasi r.a.

Pra shpejgimi dhe ngritja e argumentit para dënimit nuk është për atë që ta quajmë kafir pas shpjegimit. Ai quhet kafir me vet atë që i bëri sexhde dikujt tjetër pos Allahut, apo zotohet, apo ther kurban ndonjë dele për dikë tjetër pos Allahut. Libri i Allahut dhe Sunneti argumentojnë se ai i cili vdes në shirk, nuk i falet kjo dhe do të jetë përgjithmonë në zjarr. Për shkak fjalës së Allahut teala: **"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh."** En Nisa 48 dhe fjalës së Tij: **"Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë**

**mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në zjarr.".** Et Teubeh 17[433]

4. Myftiu i vendit të Nexhdit, Ebu Betin tregon nga fukahatë fjalën: kush bën RIDDE nga Islami ai vritet pas kërkimit të pendimit. Atë e gjykuam për RIDDEN e tij para kërkimit të pendimit. Pra kërkimi i pendimit është pas gjykimit me RIDDE. Po ashtu kërkimi i pendimit bëhet prej njeriut konkret.[434]

## REZYME E KAPTINËS

1. Përmendëm kushtet e RIDDES siç përmendën fukahat për të qenë RIDDEJA e vërtetë, dhe sqaruam se dituria nuk është kusht i pavarur.

2. Përjashtohet i riu në Islam dhe ai i cili është rritur në vend të largët në kaptinën e RIDDES në çështjet e qarta. Dhe kjo llogaritet si argument se të tjerët nuk llogariten të arsyetuar me xhehël.

3. Përmendëm fjalët e fukahave për atë se injoranca nuk është arsye në përgjithësi në fjalë dhe vepra të RIDDES në meselet e qarta.

4. Sqarimi i kuptimit të kërkimit pendim, urtësia e saj, dhe se kjo është dhënie afat për murtedin për të realizuar dispozitën e vrasjes së tij pas kësaj. Kjo nuk është arsyetim me xhehël.

---

433 "Fetava Lexhnetu Daimeh" (f 220/1)
434 "Dureru Senije" (f 402/10)

# KAPTINA E NËNTË

## Kundërshtimet më të njohura të cilat argumentojnë për arsyetimin me xhehël në mënyrë të përgjithshme, diskutimi me ata në mënyrë shkencore

Përbëhet nga:

1. Diskutimi për rastin "Dhatu Envat"

2. Hadithi i njeriut i cili i porositi djemtë e tij që pas vdekjes t'ia djegin trupin dhe t'ia shpërndajnë, nga frika e ringjalljes

3. Hadithi i Aishes r.a.

4. Diskutimi për rastin e Havarijunëve

5. Diskutimi për rastin e sexhdes së Muadhit r.a.

6. Diskutimi për hadithin e Hudhejfe Bin Jemanit r.a.

7. Rasti i hakmarrjes- KAUED

8. Diskutimi për pretendimin e ixhmasë.

### HYRJA E KAPTINËS

Pasiqë përmendëm argumentet e Kur'anit Fisnik, fjalët e dijetarëve të mëdhenj, në çështjet e pengesës së diturisë është mirë të përmendim kundërshtimet më të njohura të cilat u thanë rreth kësaj çështjeje. Duke përmendur debatet ndaj këtyre kundërshtimeve duke i përmendur gjatë kësaj fjalët e dijetarëve të mëdhenj lexuesi do të kupton që qëllimi ynë nuk është të vërtetojmë se çdo send i cili është tek kundërshtari janë dyshime të kota pa argumente. Siç bëjnë shumë prej hulumtuesve të cilët u morrën me këtë çështje. Kemi për qëllim debatin përmes të cilit duam të arrijmë deri tek e vërteta në këto çështje.

Metoda ynë gjatë debatimit të kundërshtimeve më të njohura me të cilat u argumentuan për arsyetimin me injorancë në përgjithësi është siç vijon:

1. Përmendje e përgjithshme e asaj që thonë dijetarët gjatë shpjegimit të kundërshtimeve.

2. I sjellim tekstet e dijetarëve të plota, pa ndërprerje apo mangësim, siç veprojnë ata të cilët debatojnë këto kundërshtime.

3. Sjellja e teksteve të dijetarëve, qoftë në pajtim me autorin apo jo.

4. Animi ka mendimi i vërtetuar nga dijetarët sipas rregullave të vërtetimit të pranuara tek dijetarët.

5. Mos marrja për bazë mendimet për të cilat dijetarët kanë përmendur se janë të veçanta, të pa pranuara apo janë të dobëta gjatë shoshitjes.

6. Debati me ata që argumentuan në këto kundërshtime në mënyrë të qetë.

Nuk pretendoj se kanë sjellë çdo send që është shënuar rreth këtyre kundërshtimeve. Mirëpo kjo është një mund i të dobëtit – nëse e kam qëlluar është prej Allahut nëse gaboj prej vetes dhe shejtanit, udhëzimi im nuk është vetëm se prej Allahut. Atij i mbështetem dhe tek Ai kthehem.

## KUNDËRSHTIMI I PARË, MË I NJOHUR

Nga Ebi Vekid El Lejthi i cili thotë: *"Dolëm me Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, në Hunejn, neve ishim sapo kishim kaluar periudhën e kufrit. Mushrikët kishin një dru ku qëndronin atje, ku i varnin shpatat e tyre atje. Ai dru quhej: DHATU ENVAT, kaluam afër një druri dhe i thamë; o i Dërguar i Allahut na e bën neve një DHATU ENVAT siç kanë ata një DHATU ENVAT. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tha: Pasha atë i cili ka shpirtin tim në dorën e Tij, ju thatë siç i thanë Beni Israilët Musës a.s.:* **"Beni israilët i kaluam përtej detit, e ata u takuan me një popull që adhuronte do statuja të tyre, dhe thanë: "O Musa, na e bën edhe neve një zot (statujë) si zotët që i kanë ata (ai popull)". Ai (Musai) tha: "Ju jeni popull që nuk di".** El A'raf 138. Ju do t'i veproni traditat e atyre që ishin para tyre.

Ky hadith është sahih, e nxjerri Tirmidhiu (2181), ai thotë hadithi është hasen sahih, atë e transmeton Ahmedi në Musned (218/5), Ibn Is'haku, në sire të Ibn Hishamit (84/4), AbduRrezaku në Musanef (20763), Humejdi në Musned (848), Tajalasi në Musned (1346), Ibn Ebi Asimi në Sunne (76), Taberiu në Tefsir (31/9), Ibn Hibani në Sahih (1835), Taberani në Kebir (3290, 3294), Shafiju në Musned (23), Bejhakij në Delail (125/5), Ibn Ebi Shejbe (101)

Me këtë hadith argumentoi ai i cili thotë se ka arsyetim me xhehël në të gjitha meselet. Argumentuan me atë se Sahabet vepruan shirk, ndërsa Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i arsyetoi me injorancë dhe nuk i shpalli kafira. Këtë e morën si argument se ai i cili vepron shirk të madh nga injoranca nuk bën kufër. Ai i cili argumenton në këtë solli disa tekste të dijetarëve që të ndihmon kuptimin e tij të hadithit. Përgjigjja për këto tekste do të vjen në vendin e duhur.

**PËRGJIGJE PËR KËTË KUNDËRSHTIM:**

Për t'iu përgjigj këtij kundërshtimi, duam të vërtetojmë një çështje me rëndësi, hadithi e përmendi mënyrën tekstuale. Ajo është fjala: "ishim të afërt me kohën e kufrit". Kjo është argument se kjo kërkesë ishte prej një grupi të veçantë të afërt me kohën e kufrit. Kjo nuk ishte kërkuar prej gjithë sahabëve.

Përndryshe dijetarët e sahabëve, të vjetrit prej tyre janë të mbrojtur nga kjo që të kërkojnë këtë ngase ata ishin të thelluar në Islam. Për këtë Shejh Sulejman Bin Abdilah thotë: sa i përket fjalës 'ishim të afërt me kohën e kufrit".

Pra kohë të afërt, kjo është argument se të tjerët nuk e kanë të panjohur këtë. Dhe se ai i cili kalon prej të kotës, zemra e tij është mësuar me atë, nuk mund të sigurohemi se në zemrën e tij nuk i ka mbet diç nga ato adete të kota. Këtë që e përmendi autori e ka për qëllim Muhamed Bin Abdulehabi.[435]

Dijetarët gjatë shpjegimit të këtij hadithi kanë përmendur një çështje me rëndësi, ajo është shkaku përse ata u arsyetuan me xhehël. Ajo është se ata ishin të ri në Islam. Kush do të argumenton me këtë hadith le të shikon shkakun dhe rrethanat për çka argumenton me këtë hadith. Përndryshe nëse argumenton me këtë hadith për çdo rast për çdo gjendje, atëherë ky argumentim nuk do të shpëton pa ndonjë kundërshtim dhe paqartësi.

Dijetarët nga rregulla e mosarsyetimit me injorancë kanë përjashtuar të riun në Islam dhe atë i cili jeton shumë larg vendeve të muslimanëve. Do të vijnë tekstet e tyre për këtë përjashtim.

Ja pra tekstet e dijetarëve të cilët konsiderojnë shkakun e arsyetimit të tyre me xhehël atë se ishin të afërt me kohën e kufrit. Pra duke u bazuar në rregullin e përjashtimit nga rregulli i mosarsyetimit me xhehël.

[435] "Tejsirul Azizil Hamid" (f 181)

Dijetari, Shejh Muhamed Hamid Fekij kur flet për shkakun për të cilin arsyetuan ata me injorancë, thotë: "ajo që kërkuan ata nuk është prej shirkut të vogël, prej këtij lloji Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk do ta bënte të ngjashme me fjalën e Beni Israilëve "na bën neve një zot siç kanë ata zot", dhe u betua në këtë. Kjo është prej shirkut të madh.

Ashtu siç ishte ajo e Beni Israilëve prej shirkut të madh. Ata nuk u shpallën kafira me këtë kërkim ngase ishin të ri në Islam dhe nuk vepruan atë që kërkuan, nuk filluan ta bëjnë por pyetën Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, prandaj medito për këtë.[436]

Nga fjalët e Shejh Hamid El Fekij është e qartë se ata u arsyetuan ngase ishin të ri në Islam. Dhe ata kërkuan, mirëpo nuk e vepruan atë. Ata pyetën Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem. Ata kur deshën të veprojnë u kthyen tek Ligjvënësi dhe pyetën. Kur ua sqaroi se kjo nuk lejohet ata u ndalën.

Pra kjo gjendja a u përshtatet adhuruesve të varreve në kohën tonë të cilët bënë shirk, e morën për fe dhe nuk pyetën asnjërin para se të veprojnë këtë shirk. Duke e ditur se ka njerëz të cilët e konsiderojnë këtë të keqe dhe e cilëson këtë për shirk. Ata qëndrojnë në shirkun e tyre dhe nuk i flasin vetes aspak për diç tjetër jashtë asaj në të cilën janë!

Disa që u kapën për këtë kundërshtim thanë: këtu kërkimi ishte prej të gjithë sahabëve. Kjo nuk ishte e veçantë vetëm për njerëzit e ri në Islam. Mirëpo këtë kundërshtim e demanton fjala e hadithit: "ishim afër kohës së kufrit".

Shejh Sulejman Bin Abdilah; përmendi se kërkimi ishte nga ana e një grupi të veçantë të cilët ishin të ri në Islam dhe se të tjerët prej sahabëve këtë e njohin. Fjala e tij: "ne ishim afër kohës së kufrit" pra koha kur e kishin lënë kufrin, ishte shumë afër. Në këtë ka

[436] Nga shënimet e tij në librin "Fethu Mexhid" (f 141)
Dobi: Shejh Salih Feuzan, për këtë rast thotë: "prej tyre nuk ndodhi shirku, por kërkuan leje që tu bën atyre DHATU ENVAT. Sa i përket atij që bie në shirk, ai gjykohet me atë si mushrik, ngase kjo është prej çështjeve të qarta".

argument se të tjerët këtë e dinë dhe se ai i cili transferohet prej të kotës me të cilën zemra e tij është mësuar, nuk mund të jemi të sigurt se në zemrën e tij nuk kanë mbet diç prej adeteve të kota. Këtë e përmend Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi.[437]

Më herët përmendëm fjalët e Muhamed Hamid Fekij[438] kur sqaroi se ky kërkim ishte vetëm prej të rinjve në Islam.

Shejh Reshid Rida, Allahu e mëshiroftë duke shpjeguar se ky kërkim ishte prej njerëzve të afërt me kohën e shirkut kjo nuk ishte nga të gjithë sahabët. Ai thotë: ata të cilët thanë këtë nuk ishin më të dijshmit, siç ishin hulefat apo abadilet, ata ishin të liruarit (në çlirimin e Mekkes) të afërt me kohën e shirkut. Bile disa prej tyre vazhduan të jenë në shirkun e tyre, siç ndodhi në luftën e Hunejnit, pra ke kujdes.[439]

Në një vend tjetër thotë: ata të cilët i thanë Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, atë që u përmend ishin të afërt me kohën e shirkut. Prandaj menduan se ajo që Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ua lejon prej kësaj, ajo nuk është e mohuar në Islam.[440]

Kurtubiju, Allahu e mëshiroftë gjatë komentimit të ajetit "dhe i kaluam Beni Israilëve detin" kjo është e ngjashme me fjalën e arabëve xhahila të cilët panë një dru të gjelbër të kafirave i cili quhej DHATU ENVAT të cilin e madhëronin një ditë në vit. Pastaj përmendi hadithin dhe tha: kjo ishte gjatë daljes për në Hunejn.[441]

Argument është fjala e tij: kjo është e ngjashme me fjalën e arabëve xhahila, kjo është argument se kërkimi ishte nga ana e një grupi të veçantë. Ata ishin arabët xhahila.

---

[437] Tejsirul Azizil Hamid (f 181)

[438] Në këtë kuptim dha shenjë edhe fetvaja e komisionit të përhershëm për fetva ku erdhi: sa i përket atyre të cilët kërkuan nga Pejgamberi s.a.v.s tu bën një DHATU ENVAT ti varin shpatat në te, ata ishin të ri në Islam. Ata vetëm kërkuan nuk e vepruan. Ajo që ndodhi prej tyre ishte në kundërshtim me sheriatin. Pejgamberi s.a.v.s u përgjigj me atë se po të vepronin atë që kërkuan do të bënin kufër. "Fetava Lexhne" (f 34/2)

[439] "Mexhmu Resail Nexhdije" (f 23/4)

[440] "Mexhmu Resail Nexhdije" (f 39)

[441] "Tefsirul Kurtubi" (f 27/3)

Kjo është argument se argumentimi me rastin DHATU ENVAT për arsyetim me xhehël në përgjithësi nuk është i drejtë. Ngase ky rast është për një shkak të veçantë. Shkaku është se ata ishin të ri në Islam. Nëse ky shkak gjendet para ndonjë personi konkret apo një grupi konkret atëherë është obligim të veprohet me këtë dispozitë.

Mirëpo përgjithësimi i kësaj dispozite për të qenë kjo rregull për njeriun e ri në Islam dhe të tjerët. Ngase teksti i hadithit nuk e përmend këtë dhe kjo nuk është në pajtimi me fjalët e dijetarëve të cilët e shpjeguan këtë hadith. Ata sqaruan se ky hadith është i veçantë vetëm për të riun në Islam. Ata nuk e bënë këtë bazë të përgjithshme që të përfshinë të riun në Islam dhe të tjerët. Ja pra, tekstet e dijetarëve rreth të riut në Islam dhe për atë i cili jeton në vend të largët. Rregulli i përjashtimit të të riut në Islam dhe ai i cili është rritur në vend të largët, nga rregulli i përgjithshëm i mos arsyetimit me xhehël.

Dijetarët kur flasin për meselen e arsyetimit me xhehël, ata bëjnë përjashtimin e dy llojeve të njerëzve nga përgjithësia e mos arsyetimit me xhehël:

**Lloji i parë:** i riu në Islam.

**Lloji i dytë:** ai i cili është rritur në vend të largët.

Kjo tregon se të tjerët pos këtyre dy llojeve të cilët mveshen me shirk të madh apo me kufër të pa arsyetuar me xhehël nuk arsyetohen me xhehl. Ngase neve po të thoshim diç pos kësaj atëherë ky përjashtim nuk do të kishte dobi. Ata dijetarë do të thoshin se xhehli është arsye në përgjithësi në të gjitha rastet. Ndërsa kjo është e pamundur të vërtetohet me argumente.

## TEKSTET E DIJETARËVE TË CILËT POHOJNË KËTË RREGULL

Shejhul Islam Ibn Tejmie kur flet për mohimin e farzeve dhe lejimin e ndalesave thotë: “Sa i përket katër farzeve nëse mohon obligueshmërinë e ndonjërës prej këtyre pas arritjes së argumentit ai është kafir. Po ashtu edhe ai i cili mohon ndalesën e harameve të qarta të ndaluara në mënyrë mutevatir siç janë amoraliteti, zullumi, gënjeshtra. Sa i përket atyre që argumenti nuk u është ngritë siç janë i riu në Islam apo ai i cili është rritur në ndonjë vend të largët[442]pra këta nuk bëjnë kufër”.

Shejh Mula Alij El Karij i cili flet për fjalët e Kadi Ijadit i cili flet për disa punë të kufrit thotë: “Muslimanët janë të pajtimit që të gjithë se kjo nuk ndodhë vetëm se prej kafirit dhe se këto vepra janë shenja të kufrit. Edhe nëse vepruesi i kësaj pretendon në Islam. Po ashtu muslimanët janë pajtuar për tekfirin e çdonjërit i cili lejon vrasjen e muslimanit, lejon alkoolin, lejon zinanë dhe atë që Allahu e ka ndaluar pas njohjes së ndalesës”.

Ai, Allahu e mëshiroftë pas fjalëve të Kadij Ijadit tha: fjala e tij “dhe atë që Allahu e ka ndaluar pas njohjes së ndalesës”, këtu ka shenjë se injoranca e tij është arsye. Kjo ndoshta është për njeriun e ri në Islam apo çështja e moshës madhore. Ngase mohimi i asaj që njihet patjetër nga feja është kufër sipas ixhmasë.

Shiko në fjalët e këtij Imami do ta gjesh të qartë se përjashton të riun në Islam, atë e konsideron të arsyetuar me injorancë. I riu në Islam po të ishte i barabartë me të tjerët ai nuk do ta përmendte atë vetëm në mënyrë të veçantë. Ai p.sh. do të thoshte: arsyetohet çdo xhahil.

Ibn Haxher Hejtemi duke folur për fjalët e Kadij Ijadit: “Ngase nuk arsyetohet asnjëri në kufër me xhehël” përjashton të riun në Islam nga mos arsyetimi në përgjithësi me injorancë, ai thotë: “ajo që përmendi është në pajtim me rregullat e medhhebit tonë. Ngase gjykimi me kufër është nga jashtë. Nuk shikohet njeti dhe qëllimi e

[442] “Fetava” (f 610/7)

as faktet nga gjendja e tij. Po, arsyetohet pretenduesi i injorancës për shkak të afërsisë së kohës kur pranoi Islamin. Apo ka jetuar shumë larg prej dijetarëve. Siç njihet kjo prej tyre në librin "Reuda".[443]

Ibn Haxheri, duke folur për një fjalë të një dijetari të hanefijve i cili tha: "Ai i cili shpreh fjalën e kufrit bën kufër, edhe nëse nuk beson se ajo është fjalë e kufrit. Ai nuk arsyetohet me injorancë".

Ibn Haxher Hejtemi, përjashton nga përjashtimi i mos arsyetimit me xhehël sipas këtij hanefiju duke thënë: fjalët e këtij hanefiju dhe ajo që përmendi nga medhhebi ynë është e vërtetë. Medhehbi ynë është në pajtim me gjithë atë të cilën përmendi, përpos thënies për mos arsyetim me xhehël, ngase ai arsyetohet nëse ai është i ri në Islam apo është rritur larg dijetarëve.[444]

Ai thotë: "thënia e tij për kufër dhe mos arsyetimi i i tij me xhehël është shumë larg. Sipas medhhebit tonë nëse jeton larg vendit të muslimanëve, nëse nuk përkatësohet në mangësim për të ardhur në vendin e muslimanëve për të mësuar apo është i ri në Islam ky person arsyetohet me xhehël. I shpjegohet e vërteta nëse pas kësaj kthehet në atë që tha bën kufër.[445]

Shiko fjalët e Ibn Haxherit i cili foli rreth fjalëve të Kadij Ijadit dhe hanefijut, përpos arsyetimit me xhehël. Ai u pajtua me ata, ai tha se kjo është në pajtim me medhhebin Shafi. Mirëpo nga përgjithësia e mos arsyetimit me xhehël, përjashtoi të riun në Islam dhe atë i cili jetoi në vend larg muslimanëve.

Neveviju, Allahu e mëshiroftë thotë: kështu është puna më çdonjërin i cili mohon diçka prej asaj për ndonjë çështje për të cilën ummeti është pajtuar. Nëse dituria për këtë është e shpërndarë, siç është falja e pesë kohëve të namazit, agjërimi i muajit të ramazanit, pastrimi nga xhunubllëku, ndalesa e zinasë, alkooli, martesa me gratë e ndaluara dhe të ngjashme me këto prej dispozitave. Përpos

[443] "Ialam" (f 64-66)
[444] "Ialam" (f 41)
[445] "Ialam" (f 41)

nëse është i ri në Islam, nuk i njeh kufijtë e Islamit. Ky person nëse mohon diç nga injoranca nuk bën kufër.[446]

Ibn Kudameh El Makdesi në librin “Mugni” kur flet për kufrin e mohuesit të namazit thotë: “Më herët shpjeguam këtë mesele në një kaptinë të veçantë. Nuk ka polemikë tek dijetarët për kufrin e mohuesit të namazit nëse çifti i tij nuk është injorant.

Nëse është prej atyre që nuk e njeh obligueshmërinë siç është i riu në Islam apo ai i cili është rritur në vend jo Islam, apo larg qyteteve. Dijetarët këtë nuk e gjykojnë me kufër. Ai duhet të njoftohet për këtë. Atij i tregohen argumentet e obligueshmërisë, nëse pas kësaj e mohon ai bën kufër. Nëse mohuesi i kësaj është rritur në qytete në mesin e dijetarëve, ai shpallet kafir me vet mohimin e tij.

Kjo është kështu me gjitha shtyllat tjera të Islamit siç është zekati, agjërimi, haxhxhi. Ngase këto janë shtylla të Islamit. Ndërsa argumentet e obligueshmërisë nuk janë të panjohura. Libri i Allahut dhe Sunneti janë përplot me argumente për këto dhe për këto ka ixhma. Këto nuk i mohon vetëm se një inatçor ndaj Islamit, i cili nuk do ti respekton dispozitat e Islamit, i cili nuk pranon Librin e Allahut dhe Sunnetin e Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem, dhe ixhmanë e ummetit”.[447]

Sujuti, Allahu e mëshiroftë duke e përmend rregullin e njëjtë thotë: “Çdo njëri i cili nuk njeh ndalesën e një çështjeje të cilën e njohin shumica e njerëzve kjo nuk pranohet, vetëm nëse është i ri në Islam apo ka jetuar në vend të largët nga dijetarët dhe kjo i është e panjohur çiftit të tij. Siç janë ndalesa e zinasë, vrasja, vjedhja, alkooli, të folurit në namaz, ngrënia gjatë agjërimit, vrasja e atij i cili dëshmon për dikë tjetër se ka vrarë dikë dhe ai tjetri vritet, nëse ky dëshmitari kthehet nga dëshmia e rrejshme.[448]

---

[446] “Sherhu Muslim” (f 205/1)
[447] “Mugni” të Ibn Kudameh (f 131/8)
[448] “Eshbah Ve Nedhair”

Shejh Muhamed bin AbdulVehab: kur flet për fjalët e Shejhul islam Ibn Tejmie thotë: atë që ju përmendët prej fjalëve të Shejhut: çdonjëri i cili mohon këtë dhe këtë, juve jeni duke pyetur për ata taguta dhe pasuesit e tyre se a u është ngritë argumenti atyre apo jo? Kjo është prej çudirave më të çuditshme. Si po dyshoni për këtë kur u kam sqaruar disa herë se ai të cilit argumenti nuk i është ngritur është i riu në Islam apo ai i cili është rritur në vend të largët. Apo kjo është në çështje të fshehta sikur SARFI dhe ATFI, në këtë rast ky nuk shpallet kafir derisa të njoftohet".[449]

Shejh Reshid Rida duke shpjeguar se xhehli nuk është arsye në çështjet e qarta, duke përjashtuar nga kjo të riun në Islam dhe atë i cili është rritur në vend të largët, thotë: "Dijetarët e ummetit janë të pajtimit se injoranca ndaj çështjeve të prera të fesë për të cilat ka ixhma, të cilat janë të njohura patjetër në fe siç janë teuhidi, ringjallja, shtyllat e Islamit, ndalesa e zinasë dhe alkoolit se ai i cili mangëson në mësimin e këtyre çështjeve duke patur mundësi nuk arsyetohet, sa i përket atij që nuk mangëson, siç janë i riu në Islam, ai i cili është rritur në ndonjë ngushticë mali, ku nuk ka kush ta mëson, ky është i arsyetuar.

Duke e sqaruar këtë kuptim të përjashtimit në shprehje të qartë thotë: llojet të cilat i përmendën dijetarët e Nexhdit janë tre. Lloji i parë shpallet kafir në përgjithësi dhe nuk arsyetohet me injorancë, ato janë çështjet e qarta. Ajo siç thonë për këto dijetarët çështjet e njohura patjetër në fe për të cilat ka ixhma. Ata nga ky përgjithësim përjashtuan të riun në Islam. Atë i cili është rritur larg muslimanëve. Prej të cilëve nuk ka pasur mundësi të mëson.

Shejh Bin Bazi, i cili sqaron shkakun për të cilin u arsyetuan ata të cilët thanë: "na bën neve një DHATU ENVAT siç kanë ata DHATU ENVAT. Ai tha: sa i përket atyre të cilët kërkuan nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, që tu bën një DHATU ENVAT ku do ti varnin shpatat e tyre, ata ishin të ri në Islam, ata vetëm kërkuan mirëpo nuk vepruan. Kjo që ata vepruan ishte në kundërshtim me sheriatin. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u

[449] "Hukmu Tekfiril Muajen" (f 15)

përgjigj me atë se po të vepronin atë që kërkuan do të bënin kufër. (numri i fetvasë i 9257, 22/12/1405)[450]

Shejh Muhamed Bin Ibrahim, Allahu e mëshiroftë flet për llojet e riddes. Ai thotë: "një lloj prej tyre mohojnë atë që është e njohur patjetër në fe, këta bëjnë kufër me vet mohimin. Këta nuk duhet të njoftohen nëse nuk janë të ri në Islam".[451]

Në "Meusua Fekhije" ka ardhur pajtimi me këtë rregull. Nuk ka polemikë mes fukahave se lënësi i namazit nëse e mohon atë duke e njohur obligueshmërinë ai bën kufër. Vetëm nëse është injorant ndaj obligueshmërisë, siç është i riu në Islam, apo është rritur në vend të largët, apo ndonjë ishulli larg prej dijetarëve. (Ibn Abidin (f 614/1), Kauanin Fekhije (f 34), "Mugni Muhtaxh" (f 194/1), në "Meusua Fekhije" (f 204/6)

## VËREJTJE MË RËNDËSI[452]

Prej asaj që duhet të përmendim, para se të përfundojmë me përgjigjen kundër këtij kundërshtimi është se: "dijetarët të cilët e konsideruan këtë rast prej shirkut të madh apo prej llojit të përngjasimit të përgjithshëm me mushrikët nuk argumentuan me këtë rast për tu arsyetuar me xhehël në përgjithësi".

Ata konsideruan se kjo ka shkak te veçantë, ai është personi i ri në Islam. Para ty kaluan fjalët e tyre për këtë lloj. Prej asaj që e forcon këtë esencë është se po të kthehesh në tekstet e tyre për

---

450 "Mexhmu Resail" (f 520)

451 "Fetava Muhamed Bin Ibrahim" (f 190/12)

452 Disa dijetarë konsiderojnë këtë kërkim nga të rinjët në Islam që tu bën një DHATU ENVAT prej përgjasimit i cili nuk të bën kafir apo prej kaptinës së ndërprerjes së mjeteve dhe rrugëve të shirkut dhe se ky kërkim nuk ishte kërkim i shirkut. Prej tyre janë:

1. Shejhul Islam Ibn Tejmie (në "Iktida Siratil Mustekim" (f 314)
2. Shejh Reshid Ahmed Kenkuhi në "Keuakib Darij" (f 132/3)
3. Hafidh Ebul Ala Mubarekfuri "Tuhfetul Ahuedhi" (f 408/6)
4. Kadi Ebu Bekër Ibnul Arabij "Aridatul Ahuedhi" (f 72/9)
5. Imam Shatibi "Iatisam' (f 246/2)

   Këtë e përforcon edhe mendimi i Shejh Muhamed Bin AbdulVehab i cili e konsideron këtë prej shirkut të vogël dhe se ndalesa e Pejgamberit s.a.v.s është për të penguar rrugën e cila shpie në shirk. Këtë e përmendi në meselet e tij. Shih "Fet'hul Mexhid" (f 141)

meselenë e arsyetimit me xhehël do ta gjesh tekstin e qartë se mohon arsyetimin me xhehël të vepruesit të shirkut të madh, gjë kjo e cila është esenca e temës tonë.

Prej atyre që komentuan këtë hadith se fjala është për kërkimin e shirkut janë: Imam Sheukani, Ibn Kajimi, Shejh Sulejmani. Do ti përmendim tekstet e tyre që të kuptosh se ka ndërlidhshmëri mes komentimit të tyre se kjo është kërkim i shirkut dhe meselesë së arsyetimit me xhehël, siç u munduam disa të bëjnë këtë.

Ja ky, Imam Sheukani, Allahu e mëshiroftë në librin e njëjtë ku flet për rastin e DHATU ENVAT, kur flet për esencën e meselesë tonë për të cilën ndodhi polemika duke sqaruar për kufrin e adhuruesve të varreve dhe mosarsyetimin e tyre me injorancë për shirkun e bërë, thotë: "pastaj shiko, pas gjykimit të tij për këtë kufër se është kufër i veprës, nuk është kufër i besimit, ai tha: mirëpo shejtani ua zbukuroi atyre se ata rob të Allahut njerëz të mirë mund të sjellin dobi dhe të ndërmjetësojnë.

Ata e besuan këtë nga injoranca ashtu siç besuan njerëzit e xhahilijes këtë për idhujt. Shiko si gjykoi për këtë se është kufër i besimit sikur kufri i ithtarëve të xhahilijes për idhujt. Ai e pohoi këtu besimin e tyre, mirëpo i arsyetoi me atë se është besim i injorancës. Pra, çfarë ka dobi se është besim nga injoranca.

Kur dihet se të gjitha grupacionet e kufrit dhe pasuesit e shirkut që të gjithë nuk i shpin në kufër dhe refuzim të hakut dhe të mbesin në të kotë vetëmse besimi i tyre nga injoranca! A ka mundësi të thotë ndonjëri se besimi i tyre është nga dituria që këtu besimi nga injoranca të jetë arsye për vëllezërit e tyre të cilët besuan në të vdekur!

Pastaj ai e plotësoi arsyetimin e tyre me fjalën: "këta pohojnë teuhidin, deri në fund të asaj që përmendi. Kjo nuk është e panjohur për ty se është arsyetim i kotë. Nëse pohimi i tyre i teuhidit është me gjuhë, atëherë ata janë të përbashkët në këtë me jehudët, krishterët, mushrikët dhe munafikat. Nëse kjo është me veprat e tyre, atëherë

ata besuan në të vdekurit ashtu siç besuan adhuruesit e idhujve në idhujt e tyre.[453]

Shejh Sulejman Bin Abdilah thotë: në këtë ajet ka argument për atë se njeriu nëse vepron kufër mirëpo nuk e di se është kufër ai nuk arsyetohet me këtë, por bën kufër.[454]

Ai, Allahu e mëshiroftë, njashtu kur flet për drejtimin e ibadetit ndaj dikujt tjetër thotë: ajetet rreth këtij kuptimi, të cilat sqarojnë kuptimin e LA ILAHE IL LALLAH, se është distancim nga adhurimi i tjerëve pos Allahut prej ndërmjetësimeve dhe të dashurve sikur Ai derisa tha: "Sa i përket thënies LA ILAHE IL LALLAH duke mos njohur kuptimin e saj, duke mos vepruar me te, apo duke pretenduar se është prej ithtarëve të teuhidit ndërsa teuhidin nuk e njeh. Por është i sinqertë për dikë tjetër pos Allahut në lutje, frikë, therje, zotim, pendimi, kthimi dhe të tjera prej adhurimeve. Kjo nuk mjafton në teuhid. Ky person nuk është diç tjetër pos mushrik. Siç është kjo gjendje me adhuruesit e varreve.[455]

Ibn Kajimi thotë: "Islami është njësimi i Allahut, adhurimi i Tij Një, besimi në Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe pasimi në atë me të cilën Ai erdhi. Përderisa robi nuk e bën këtë, ai nuk është musliman. Nëse ai nuk është kafir inatçor, ai është kafir xhahil. Më së shumti çka mund të themi për këtë shtresë të njerëzve është se ata janë kafira xhahila jo inatçorë. Mos inati i tyre nuk i nxjerrë nga ajo që të mos jenë kafira. Ngase kafir është ai i cili mohon njësimin e Allahut, përgënjeshtron të Dërguarin, ose nga inati, apo injoranca apo pasimi qorrazi i ithtarëve të inatit".[456]

Njëri i cili shkroi për këtë mesele gjatë argumentimit me rastin DHATU ENVAT bëri gabim të çuditshëm gjatë refuzimit të të tjerëve. Ai solli disa tekste të disa dijetarëve ku sqarohet se Sahabet kërkuan shirk. Ai me këtë deshi që lexuesi të kupton nga kjo se ata dijetarë marrin si argument rastin DHATU ENVAT për të arsyetuar

[453] "Duru Nedid" (f 35)
[454] "Tejsirul Azizil Hamid" (f 619)
[455] "Tejsirul Azizil Hamid"
[456] "Tarikul Hixhretejn"

me injorancë. Ndërsa kjo nuk është e vërtetë. Neve i themi atij, ashtu siç i demantoi vet ai të tjerët: fjalët e atyre dijetarëve ishin për të vërtetuar se ky kërkim i tyre ishte i shirkut mirëpo fjalët e tyre nuk janë për të argumentuar. Me këtë rast arsyetohet me injorancë ai i cili bën shirk të madh.

Dijetarët pas sqarimit të tyre se ky kërkim ishte i shirkut, a e thanë këtë? Bile fjalët e tyre në esencë mohojnë arsyetimin me injorancë në çështjet e qarta. Këto fjalë i sollëm në mënyrë të gjerë. Pse atëherë të largohemi nga fjalët e tyre të qarta në këtë mesele dhe të strehohemi në fjalë ku nuk janë të qarta aspak për arsyetim me injorancë, nëse pak mendon!

Pasiqë autori i këtij libri refuzoi këtë gjest të atyre që veprojnë këtë, ai gjatë fjalëve për tekstin e Shatibijut të cilin e sollëm më herët, thotë: "Ai tha se hadithi DHATU ENVAT tregon pasimin në përngjasim, për shkak fjalës së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, "ju thatë siç thanë" pra kërkimin ë tyre të DHATU ENVAT e bëri sikur kërkimi i popullit të Musait zota. Ai nuk foli për atë se kjo vepër është shirk apo jo. Ata u arsyetuan me injorancë apo jo?[457]

Një vend tjetër kur flet për fjalët e autorit të "Tejsirul Azizil Hamid", Sheukanit dhe Ibn Kajimit tha: rastet e shumta të cilat kanë ndodhur ku është njollosur teuhidi nga ana e sahabëve r.a, ku Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u ka sqaruar se kjo nuk lejohet, ku nuk i ka shpallur kafira ata që thanë apo vepruan ngase ishin injorant, këto raste janë argument më i madh se injoranti është i arsyetuar derisa ti ngrihet argumenti.[458]

Ai gaboi në atë që të tjerëve ua demantonte. Pasi që la anash tekstet bazë të Imam Sheukanit, Shejh Sulejmanit dhe Imam Ibn Kajimit të cilat tregojnë qartë se nuk arsyetohet injoranti nëse vepron shirk të madh, ai u strehua nën tekstet të cilat nuk flasin për meselenë. Ai u mundua t'i bartë në diç e cila është e pamundur t'i bartë kinse ata dijetarë e arsyetojnë vepruesin e shirkut të madh nga injoranca në përgjithësi.

---

457 "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" (f 71)
458 "Udhru Bil Xhehël" (f 65)

**REZYME PËR ATË QË KALOI:**

Nga kjo përgjigje mund të përfundojmë:

1. I riu në Islam, ai i cili është rritur në vende të largëta përjashtohen nga përgjithësia e mos arsyetimit me injorancë. Kjo është rregull i përgjithshëm të cilin e kanë përmendur dijetarët e mëdhenj.

2. Shkaku për të cilin arsyetuan ata të cilët thanë "na bënë neve një DHATU ENVAT, ky rregull u përshtatet atyre, siç përmendën këtë dijetarët e mëdhenj siç janë: Shejh Ebu Betini, Shejh Hamid Fekij, Shejh Reshid Rida, Shejh Sulejman Bin Abdilah, Shejh AbduRrahman Bin Hasen, Shejh Bin Bazi dhe komisioni i fetvave i përhershëm.

3. Demant ndaj atyre të cilët pretenduan se kërkimi ishte prej të gjithë sahabëve. Ky kërkim ishte i veçantë vetëm prej arabëve musliman të çlirimit të Mekkes. Këtë e përmendi Kurtubiu, Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi në "Kitabu Tevhid", Shejh Sulejmani në "Tejsir" Shejh Reshid Rida, Shejh AbduRrahman Bin Hasen në "Fet'hul Mexhid" (f 137)

4. Vërejtje, se nuk është argumentimi i vërtetë me rastin DHATU ENVAT për përgjithësimin e arsyetimit me xhehël në çdo rast. Dijetarët kanë përmendur se kjo ka shkak të veçantë siç është i riu në Islam. Shejh AbduRrahman Bin Hasen për fjalën "ne ishim afër kohës së kufrit' në këtë ka argument se të tjerët prej sahabëve nuk janë injorant ndaj kësaj.[459]

**Kundërshtim dhe përgjigja e saj:**

Njëri i cili shkroi për këtë çështje tha se kjo kërkesë nuk mund të jetë prej të rinjve në Islam. Ngase transmetuesi i hadithit Ebu Vakid Lejthi ka prezantuar në Bedër. Ai transmetoi fjalë të Imam San'anit i cili thotë: Ebu Vekidi, emri i tij është Harith Bin Auf. Thuhet se ka prezantuar në Bedër. Thuhet se është prej muslimanëve të çlirimit të

[459] 'Fet'hul Mexhid"

Mekkes, më i vërtetë është mendimi i parë. Ai vdiq në vitin 65 apo 68 në Mekke.[460]

Përgjigje: dijetarët e kanë vërtetuar mendimin tjetër të kundërt të Imam San'anit. Ata u bazuan në transmetimin e vërtetë se ai është prej muslimanëve të çlirimit të Mekkes. Ata nuk e pranuan atë transmetim në të cilin San'ani u bazua se Sahabiu Ebu Vakid ka prezantuar në Bedër. Bazza e atyre që thanë se ka prezantuar në Bedër është ajo që transmetoi Junus Bin Bukejr në Megazi Ibn Is'haku nga ai nga babai i tij, nga një njeri prej fisit Beni Mazin nga Ebi Vakidi se ka thënë: "unë e pasoja një njeri prej mushrikëve ditën e Bedrit që ti bie shpatë. Koka e tij ra para se të arrijë shpata ime tek ai. Me këtë kuptova se dikush tjetër e vrau.[461]

**Ky transmetim nuk është i vërtetë për dy shkaqe:**

I pari: ngase është transmetuar me fjalën AN (nga) prej Ibn Is'hakut, ai është mudelis (ai i cili fsheh hoxhën në transmetim) prandaj ajo që transmeton ai me fjalën (AN- nga ) nuk pranohet. Siç përmend Hafid Ibn Haxheri këtë në biografinë e tij në librin "Tehdhib" dhe Hafidh Dhehebiju në "Mizan"

E dyta: njeriu nga fisi Beni Mazin është i panjohur. Ndërsa është e njohur me pajtimin e të gjithë dijetarëve dhe muhadithave se transmetimi i njeriut të panjohur nuk pranohet. Siç është përmendur në terminologji të hadithit. Shih "Fet'hul Mugith" të San'anit (f 497/2).

Këtë transmetim në të cilin u përmend se Ebu Vekidi prezentoi në Bedër e konsideron të sëmurë Hafidh Ibn Haxheri, dhe Hafidh Ibn Askirin. Ja tekstet e fjalëve të tyre: Hafidh Ibn Haxheri pas përmendjes së transmetimit të mëhershëm thotë: Ibn Asakiri tha: në zinxhirin e Ibn Is'hakut ka të panjohur. E vërteta është ajo që tha

[460] "Subulu Selam" (f 37/1)
[461] "Isabe Fi Temjizi Sahabe" të Hafidh Bin Haxherit (f 125/4)
Dobi: Shejh Feuzani tha; këtë e demanton fjala e tij: "neve ishim afër kohës së kufrit", ai i cili prezantoi në bedër a ka mundësi të jetë afër kohës së kufrit, i ri në islam.

Zukriju nga Sinani, se rasti të cilin përmendi Ebu Vakidi ishte ditën e Jermukut.[462]

Këtu e pa se Hafidhi konsideroi këtë rivajet të dobët sikur përmendëm edhe ne atë sëmundje. Ai u mbështet në rivajetin e Zuhrijut i cili pohoi se Ebu Vekidi u bë musliman gjatë çlirimit të Mekkes apo vitin e çlirimit.

Transmetimi i vërtetë i cili vërteton se sahabiu u bë musliman vitin e çlirimit.

Hafidh Ibn Haxheri kur flet në biografinë e Ebu Vekidit thotë: Zuihriu përmend në tekst se ai u bë musliman ditën e çlirimit, ai këtë e transmeton nga Sinan Bin Ebi Sinan Dueliju. E transmeton Ibn Meude me zinxhir të vërtetë deri te Zuhriu. Ata të cilët thanë se ka prezantuar në Bedër është... pastaj përmendi transmetimin e Ibn Is'hakut dhe përmendi dobësinë e tij. Gjë të cilën e përmendëm.

Hafidh Ibn Haxheri kundërshtoi rastin ku thuhet se Ebu Vakidi ka prezantuar në Bedër me një kundërshtim tjetër. Ajo është se ngjarja e përmendur kishte ndodhur ditën e Jermukut, nuk ishte në Bedër. Ibn Haxheri thotë: Buhariu transmeton me zinxhir të mirë nga Is'haku robi i Muhamed Bin Zijad se ai ka dëgjuar Ebu Vakidin duke thënë: "kam parë njeriun prej armikut ditën e Jermukut si binte i vdekur, nga kjo rrugë transmetoi Halife". Is'haku robi i Zaide tha: "Derisa Ebu Vekidi tha: po ti bija ndonjërit me skajin e teshës do të binte në tokë. Pastaj përmend fjalët e Ibn Asakirit për dobësinë e ngjarjes ku përmendet se ka prezantuar në Bedër.[463]

Sipas kësaj që përmendën dijetarët kuptojmë se fjalët e San'anit dhe të tjerëve se ai prezantoi në Bedër nuk janë të vërteta ngase ata bazohen në këtë transmetim të dobët, ku e pamë se si Ibn Asakiri dhe Ibn Haxheri nuk e konsiderojnë të vërtetë.

Shejh Shuajb Arrnauti në censurimin e Sijer Is'hakut ku përmendëm se: "Njeriu nga fisi Maziu është i panjohur, ndërsa

---

[462] "El Isabe" (f 125/4)
[463] "Isabe" (f 125/4)

burrat tjerë në zingjir janë të besueshëm. Këtë përmend Hafidhi në Isabe (f 89/12) në Megazi të Ibn Is'hakut.

Ja emrat e dijetarëve të cilët thanë se sahabiu prezantoi në çlirim dhe u bë musliman vitin e çlirimit.

1. Zuhriju
2. Ebu Umer Ibn AbdulBeri
3. Hafidh Ebu Nuajm në "Marifeëtu Sahabe"
4. Ibn Asakiri
5. Hafidh Ibn Ethiri në "Usul Gabe"
6. Hafidh Ibn Haxher Askalani në "Tehdhib"
7. Ibn Imadi në "Shedherat Dheheb"

**Tekstet e dijetarëve për vërtetimin e asaj se ky sahabi është bërë musliman vitin e çlirimit të Mekkes apo pak para kësaj**

Hafidh Dhehebiju në "Sijer Ealami Nubela" thotë: Ibrahim Bin S'ad nga Ibn Shihabi nga Sinan Bin Ebi Sinani Ed Duhelij se Eba Vakid Lejthi është bërë musliman ditën e çlirimit të Mekkes.[464] Ky zinxhir është i vërtetë sipas kushteve të Buhariut. Ti pe fjalët e Hafidh Ibn Haxherit për vërtetimin e këtij zinxhiri deri te Zuhriju ku përmendet Islami i tij ditën e çlirimit.

Hafidh Ibn Ethir El Xhezerij në "Usul Gabe" thotë: Harith Bin Auf Bin Usejd, Ebu Vakid Lejthi, nuk është prej fisit Kivane. Ka polemikë rreth emrit të tij, ai përmendet në KUNA, u bë musliman para çlirimit, thuhet se është prej muslimanëve të çlirimit të Mekkes. Kadi Ebu Ahmed në "Historinë e tij" thotë: "ai prezantoi në Bedër, kjo nuk është e vërtetë, ngase ai lajmëroi për veten se ishte me Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe ne ishim afër kohës së

---

[464] "Sijer Ealami Nubela" (f 575/2)

kufrit...", derisa përmendi kundërshtimin ndaj atyre të cilët thanë se ka prezantuar në Bedër se Ibrahim bin Mundhir tha: Ebu Vakid El Lejthi vdiq në vitin 68, ishte 75 vjeçar. Kjo është më e vërtetë. Ngase po të kishte 70 vite, sipas atij i cili thotë se ka vdekur në vitin 68, ai në hixhret do të kishte dy vite ndërsa në Hunejn dhjetë vite. Atëherë si ka mundësi të prezanton ?!. nëse ai i ka 75 vite, në Hunejn do ti kishte 15 vite. Kjo është më afër të vërtetës, Allahu është më i dijshëm.[465]

Pra hafidh Ibn Ethiri, Muhadith, tregon se ai është prej muslimanëve të çlirimit të Mekkes, se ai u bë musliman para çlirimit, ai demanton atë se ka prezantuar në Bedër, ai sqaron se kjo nuk është e vërtetë ngase sahabiu tregon vet për veten në ditën e Hunejnit: 'neve ishim afër kohës së kufrit" kjo është e cila mohon që sahabiu të prezanton në Bedër".

Fjalët e Imam Ibn Imad Hanbelij, i cili në biografinë e Ebu Vakidit në "Shedheratu Dheheb" përmend të njëjtën të cilën përmendi Ibn Ethiri. Ai nën titullin "viti i gjashtëdhjetë e tetë" thotë: Ebu Vakid El Lejthi prezantoi në çlirimin e Mekkes dhe jetoi shtatëdhjetë e disa vite.[466]

Fjalët e Hafidh Ebi Omer Ibn Abdul Berr. Hafidh Ibn Haxheri në biografinë e Ebu Vakidit thotë: Buhariu, Ibn Hibbani, Barudij dhe Abu Ahmed Hakimi thojnë se ka prezantuar në Bedër. Ndërsa Ebu Ibn Abdulberr tha: "thuhet se ka prezantuar në Bedër, mirëpo nuk është e vërtetë. Ibn Sadi thotë: "është bërë musliman herët, ka mbajtur flamurin e Benu Lejthit, Damres dhe Sad Bin Bekër në ditën e çlirimit dhe në Hunejn dhe në luftën e Tebukut.[467]

Hafidh Ebu Nuajmi, refuzon mendimin e atyre të cilët thanë se është bërë musliman vitin e Bedrit. Ai në fjalët të cilat na transmeton Ibn Haxheri thotë: "Ebu Naimi demanton mendimin se ai ka prezantuar në Bedër. Ai tha; ai u bë musliman vitin e çlirimit, apo

[465] "Usdul Babe" (f 342/1)
[466] "Shedheretu Dheheb" (f 6/1)
[467] "Isabe" (f 125/4)

para çlirimit. Ai dëshmoi për veten se ishte në Hunejn. Ai tha: neve ishim afër kohës së kufrit".[468]

Ibn Haxheri transmeton fjalën e Ibn Asakirit duke u pajtuar me te: "Në zinxhirin e Ibn Is'hakut ka të panjohur. E vërtetë është ajo që tha Zuhriu. Ngjarja të cilën e përmendi ibn Is'haku ishte e Ebu Vakidit në ditën e Jermukut.[469]

Hafidh Ibn Haxher Askalani, vërteton transmetimin e Zuhriut. Ai pas përmendjes së fjalëve të Ebu Nuajmit i cili demanton të kishte qenë prezent në Bedër thotë: "Zuhriu tha se ai u bë musliman gjatë çlirimit, ai këtë e transmetoi nga Sinan Bin Ebi Sinan Dueliu me zinxhir të vërtetë deri tek Zuhriu. Ata që thanë se ka prezantuar në Bedër mbështeten në atë që sjelli Junus Bin Bukejr në "Megazi" të Ibn Is'hakut. Pastaj përmendi ngjarjen, sqaroi dobësinë e sajë. Prandaj në librin "Tehdhib" duke dobësuar transmetimin se ka prezentuar në Bedër thotë: "thuhet se ka prezantuar në Bedër. Thuhet edhe se ka lindur në vitin kur u lind Ibn Abbasi. E tha këtë Ebu Hasan Zijadi. Në që të dyja ka dyshim.

Nga kjo që transmetuam përfundojmë se nuk është e vërtetë të argumentojmë me fjalët e San'anit dhe të tjerëve të cilët thanë: Ebu Vakidi prezantoi në Bedër. E pe se argumenti në të cilin u bazuan nuk është i vërtetë në zinxhir. Ai është në kundërshtim edhe me transmetimin e vërtetë të Zuhrijut i cili është i pastër. Ku përmendet se është bërë musliman në vitin e çlirimit të Mekkes, me këtë bie poshtë mendimi se ai është bërë musliman vitin e Bedrit. Me këtë kuptojmë se ai u bë musliman vitin e çlirimit të Mekkes apo pak para. Me këtë bie mendimi i atij i cili tha: si ka mundësi ky kërkim të jetë nga të rinjtë në Islam ndërsa transmetuesi prezantoi në Bedër.

---

468 "Isabe" (f 125, 126/4)
469 "Tehdhibu Tehdhib" (f 270/12)

## KUNDËRSHTIMI I DYTË

## HADITHI I NJERIUT I CILI DOGJI DHE BËRI HI VETEN

Transmetimet e këtij hadithi në librat e Sunnetit janë tre lloje.

**Lloji i parë:** erdhi në te se njeriu urdhëroi familjen e tij ta djegin nga frika prej Allahut. Në këto nuk përmendet mohimi i forcës me fjalën "nëse Allahu ka kudret ndaj meje" do të përmendim disa shembuj nga këto transmetime prej librave të Sunnetit.

Nga hudhejfetu Bin Jeman, në hadithin e gjatë të cilin e transmeton Imam Buhariju në Sahih, në kapitullin e Pjegamberëve kaptina e asaj që përmendet për Benu Israilët (f 169/4). *Kam dëgjuar Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, se një njeriu i ka ardhur vdekja, kur humbi shpresën për jetë, i porositi familjen e tij: "kur unë të vdes, mblidhni shumë drunj, ndizni zjarr, kur të digjet mishi im, të arrin deri në asht, atëherë merreni atë dhe bluajeni, pastaj në një ditë me erë hidheni në lum, ata vepruan kështu. Allahu teala e mblodhi atë dhe pastaj e pyeti: pse e bëre këtë. Ai tha, nga frika prej Teje, Allahu ia fali atij.*

Afër këtij teksti është hadithi ku nuk përmendet kudreti, ai në këtë përmend se këtë e bëri për shkak frikës së Allahut. Këtë e transmeton Buhariu në kapitullin për hadithet e Pejgamberëve, në shumë transmetime, nga hadithi i Ebi Seidit (f 176/4) dhe hadithi i Hudhejfes.

**Lloji i dytë:** është në të cilët erdhi fjala "nëse Zoti im ka kudret". Psh. Atë që transmeton Buhariu nga Ebu Hurejre r.a, se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: "një njeri i cili nuk ka vepruar të mira kur tha: kur të vdes djegeni, gjysmën e tij hidheni në tokë gjysmën tjetër në det. Pasha Allahun, nëse Allahu e cakton do ta dënon me një dënim të cilin nuk e dënon asnjërin prej njerëzve. Allahu urdhëroi detin dhe e mblodhi atë, dhe e urdhëroi tokën dhe e mblodhi. Pastaj i tha: pse e bëre këtë? Ai tha: nga frika yte, Ti për këtë je më i dijshëm. Prandaj ia fali atij".

Në këtë kuptim e transmetoi Buhariu nga Ebi Seid (f 145/9) dhe Muslimi (f 184/10) dhe Nesaiu në Sunen në dy transmetime nga Ebu Hurejra dhe Hudhejfe (f 112-113/4) dhe Ibn Maxhe (f 292-293/2)

**Lloji i tretë:** nga të cilat kuptojmë se njeriu nuk mohoi forcën e Allahut. Siç transmetoi imam Muslimi sipas asaj që tha Imam Kurtubiu, muhadith, në librin "Telhis Sahihul Muslim" (F 1218/2), nga Ebu Seid El Hudrij nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, se një njeri i cili ishte para juve, të cilit Allahu i kishte dhënë pasuri dhe fëmij u tha fëmijëve të tij: ose do të vepronі siç u urdhëroj ose trashëgiminë tuaj do tua jap të tjerëve.

Kur të të vdes më digjni (siç thotë transmetuesi) pastaj më copëtoni dhe më hidhni në erë. Ngase unë nuk kam vepruar tek Allahu ndonjë të mirë. Ngase Allahu ka mundësi të më dënon. Ai prej tyre mori besën. Pasha Zotin tim ata e bënë këtë me te. Allahu i tha: çfarë të shtiu të veprosh kështu. Ai tha: nga frika yte. Tha: atë nuk e gjeti diç tjetër pos kësaj.

Muslimi me shpjegimin e Nevevijut (f 73-74/17). Neveviju thotë: fjala e tij: "ngase Allahu ka mundësi të më dënon mua". Kështu ka ardhë në shumicën prej ekzemplarëve në vendin tonë. Ai përmend pajtimin e transmetuesve dhe të shkruajtësve ku përmendet fjala IN- nëse.

Kjo kështu u përmend edhe në "Tehlu-s Muslim" të Kurtubit (f 1218/2).

Imam Buhariu transmeton në "Fet'h (f 103/24) prej hadithit të Ukbe Ibn Abdul Gafar nga Ebi Seidi nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, se ai përmendi një njeri para juve, Allahu i kishte dhënë pasuri dhe fëmijë, ai tha: "kur i erdhi vdekja, fëmijëve të tij iu tha: çfarë babai isha për ju? Ata thanë: baba i mirë, ai tha se tek Allahu nuk kam deponuar ndonjë të mirë.[470] Nëse shkon tek Allahu do ta dënon. Shikoni kur të vdes më digjni... pastaj përmendi sikur

[470] Hafidhi në "Fet'h" (f 104/24) e pohon këtë transmetim.

transmetimet tjera, dhe në te nuk përmendet fjala e mohimit të forcës.[471]

## PËRGJIGJE PËR KËTË KUNDËRSHTIM

Para se të fillojmë t'i përgjigjemi këtij kundërshtimi duam të vërtetojmë një çështje që shumë prej hulumtuesve e harruan kur folën për këtë mesele. Ajo është se hulumtimi i pastër ia obligon hulumtuesit që gjatë hulumtimit mos të ketë fanatizëm ndaj ndonjë medhhebi të veçantë, që t'i përmend tekstet e dijetarëve në mënyrë të vërtetë. Edhe nëse ato tekste janë në kundërshtim me mendimin e tij për të cilin mendon se është i vërtetë. Ajo që na shtyu të themi këtë është se disa të cilët argumentuan me këtë hadith përmendën vetëm një mendim duke i shërbyer vetëm asaj që beson se është e vërtetë në këtë mesele. Ata bëhen indiferent ndaj mendimeve tjera, pastaj pretendon pajtim të dijetarëve për këtë.[472]

Ata që argumentuan me këtë hadith për arsyetimin me xhehël thanë: "Kjo është ajo që më së shumti kam gjetur për shpjegimin e hadithit". Të transmetova prej njëmbëdhjetë imamëve të konsideruar tek muslimanët që të gjithë janë të pajtimit se njeriu ka qenë injorant për ringjalljen. Ai u arsyetua me injorancë dhe ia fali. Kjo është argument për rregullin tonë. Ajo është se Allahu nuk e dënon asnjërin në dunja as në ahiret nëse ka qenë injorant, nëse ka refuzuar përderisa nuk i është ngritur argumenti.[473]

## MENDIMET E DIJETARËVE RRETH PËRGJIGJES PËR KËTË HADITH

Para se të fillojmë t'i përmendim mendimet e dijetarëve gjatë shpjegimit të këtij hadithi duam që të shqyrtojmë atë që pretenduam se dijetarët janë të pajtimit se ky njeri ka qenë injorant ndaj cilësisë së forcës së Allahut, prandaj u arsyetua me injorancë sipas mendimit të të gjithëve! Neve themi: "po të ishte kjo çështje aq e thjeshtë, atëherë çfarë i shtiu dijetarët të japin të gjitha këto

---

[471] Shiko në mënyrë më detale rrugët e hadithit në librin "Elfadh Ehadith Kudsie" (f 85-94/1) dhe "Sherhu Muslim' të Nevevij (f 72-75/1).
[472] "Udhru Bil Xhehl" (f 53-54)
[473] "Udhru Bil Xhehl" (f 53-54)

shpjegime dhe përgjigje të cilat do të përmenden. Fjalët e të cilëve largojnë nga kuptimi i jashtëm i hadithit!?

Ata dijetarë kishin mundur të thonë: njeriu mohoi forcën e Allahut, ishte injorant dhe u arsyetua me injorancën e tij. Nuk do të ishte e nevojshme të përmenden gjithë ato përgjigje dhe sqarime. Kjo nuk na bën me dije se dijetarët gjatë shpjegimit të hadithit e kanë parë se nuk mundet të merret ky hadith nga kuptimi i jashtëm dhe se ky hadith duhet patjetër të shpjegohet.

Prej asaj që e kundërshton këtë pretendim për këtë kuptim është se shumë prej dijetarëve të mëdhenj u përgjigjën për këtë hadith në mënyra tjera pos asaj që pretenduan se ka pajtim për këtë mënyrë që përmendën ata.

Do të përmendim emrat e dijetarëve pastaj do t'i përmendim tekstet e tyre të plota:

Imam Ibn AbdulBerr, imami i Përëndimit Islam, ai është një nga shtatë hafizllarët, për të cilët ka pajtim. Këtë e transmeton Sujuti.[474] Pastaj Imam Kurtubiu, Imam Neveviu, Hafidh Ibn Mulekini, Hafidh Ibn Ebi Xhemre, Hafidh Ebu Sulejman Hattabi, Hafidh Ibn Haxher Askalani, Hafidh Ebul Ferexh ibn Xheuzi, Imam Muhamed ibn Xherir Taberiu, Imam Kishmiri, Imam Abdullah Ebu Batin, Recensuesi i librit 'Bedru Sari ila Fejdil Bari', Muhamed Fuad AbdulBakij, Kastalani Hafidh Ebu Velid El-Baxhi, Imam Ajni, Imam Tahaviu, Imamul Ubej, Imam Ebu Abdilah Maziri, Is'hak ibn AbduRrahman Nexhdi, Abdullah ibn Muhamed ibn AbdulVehab.

### Mendimet e dijetarëve për këtë hadith

Mendimi i parë prej atyre që morën këtë hadith nga jashtë, ajo se ky njeri dyshoi në kudretin e Allahut, nëse e bën këtë me veten janë: Ibn Tejmie, Imam Ibn Kajimi, Ibn Hazmi, shpjeguesi i Tahavijes, Ibn Veziri.

---

[474] Në "Tenuirul Hauatik" (f 238/1)

**Do ti përmendim fjalët e tyre:**

Ibn Tejmie, Allahu e mëshiroftë thotë: "Ky njeri dyshoi në kudretin e Allahut se nëse e bën veten hi nuk do të ringjallet. Ai besoi se nuk do të ringjallet, kjo është kufër me pajtimin e të gjithë muslimanëve. Mirëpo ishte xhahil, këtë nuk e dinte, ai ishte besimtar, i frikohej Allahut mos ta dënon, prandaj ia fali atij.[475]

Imam Ibn Kajimi, Allahu e mëshiroftë thotë: "Prej kësaj është mëshira e tij, për atë i cili porositi familjen e tij ta djegin me zjarr pastaj ta hedhin në tokë dhe det. Duke menduar se mund ti ikë Allahut, ky person dyshoi në ringjalljen dhe forcën e Allahut. Ky nuk veproi vepër të mirë kurrë. Megjithkëtë, Ai i tha: "çfarë të shtyu të veprosh këtë? Ai tha: frika prej Teje, Ti je më i dijshëm për këtë. Nuk përfundoi nga kjo vetëmse e mëshiroi.[476]

Imam Ibn Hazmi, Allahu e mëshiroftë thotë: ky person ishte injorant derisa vdiq. Ai mendoi se Allahu nuk do ta mbledh hirin e tij dhe nuk do ta ringjall. Ai ia fali atij për shkak besimit, frikës dhe injorancës.[477]

Imam Ibn Vezir, Allahu e mëshiroftë thotë: "Me të vërtetë e kaploi mëshira e tij për shkak injorancës së tij dhe besimit të tij në Allahun dhe ringjalljen. Prandaj u frikësua nga dënimi. Sa i përket injorancës së tij ndaj kudretit të Allahut pasi që mendoi se kjo është e pamundshme, kjo nuk është kufër. Vetëm nëse e din se Pejgamberët kanë ardhur me atë dhe kjo ka mundësi të ndodhë. Pas kësaj nëse përgënjeshtron ndonjërin prej tyre është kufër. Për shkak të fjalës së Allahut "nuk kemi dënuar derisa kemi dërguar Pejgamber" El Isra.[478]

Ibn Ebi Izz El Hanefij, shpjeguesi i Tahavijes, Allahu e mëshiroftë thotë: ashtu siç iu fal atij i cili tha: kur të vdes më bëni hi, pastaj më hidhni, pastaj iu fal atij për shkak të frikës së tij. Ai

---

475 "Mexhmu Fetava' (f 231/3)
476 "Hadij Eruali" (f 269)
477 "Fisal" (f 252/3)
478 "Itharul Hakki Alel Khalk" (f 436)

mendoi se Allahu nuk mundet ta mbledh, ta ringjall apo dyshoi në këtë.[479]

Mendimi i dytë: "Ata të cilët morën mendimin duke u bazuar në llojin e parë të transmetimeve të këtij hadithi ku u përmend "nëse Zoti im ka kudret" ata u argumentuan me transmetime tjera të hadithit të njejt të cilat aludojnë se njeriu nuk ka dyshuar në kudretin e Allahut. Kjo shihet nga transmetimet e llojit të parë. Ata e konsideruan fjalën (KADERE) në dy mënyra:

E para: fjala KADIRE në kuptim: nëse e cakton dënimin mbi mua do të më dënon.

E dyta: kuptimi i KADIRE është më ngushton dhe më ringjallë, ndërsa ai mund të më ringjall dhe të më dënon.

Do të përmendim tekstet e dijetarëve të cilët përmendën këto kuptime:

Ibn AbduBeri, të cilin e ndjek në këtë edhe Sujuti në Tenuirul Haualik, thotë: fjala "IN KADIRE LLAHE ALEJH" është sipas kuptimit nëse cakton të dënohen, nuk e ka kuptimin e kudretit dhe mundësisë. Siç është fjala e Allahut: "Ai mendoi se nuk do ta dënojmë". Thuhet se e ka kuptimin e DAJAKA- ngushtoj. Siç është fjala e Allahut "dhe atij që ia ngushton furnizimin".

Imam Kastalani, Allahu e mëshiroftë thotë: fjala "IN JEKDIRULLAHU ALEJE" pra nëse Allahu më ngushton. Në këtë kuptim është fjala e tij, "dhe atij të cilit furnizimi i ngushtohet". Ky person këtë nuk e tha duke dyshuar në forcën e Allahut për ta ringjall. Ai nuk e mohoi ringjalljen, përndryshe nuk do të kishte qenë i bindur. Ai e shfaqi besimin e tij me atë se këtë e bëri nga frika prej Allahut.[480]

Hafidh Ibn Xheuzij, Allahu e mëshiroftë, kur përgjigjet rreth këtij hadithi, duke u bazuar në aspektin e lartë përmendur se fjala

479 "Sherhu Tahavije" (f 258)
480 "Irshadu Sarij" (f 439/10)

KADIRE e ka kuptimin e DAJAKA- ngushtim. Ai thotë; mohimi i cilësisë së KUDRES është kufër me pajtimin e të gjithëve. Me të vërtetë thuhet se kuptimi i fjalëve “LE IN KADIRA LLAHE ALEJE” dmth nëse më ngushton, kjo është sikur fjala e tij “VE MEN KUDIRE ALEJHI RIZKUHU”- “e kujt i ngushtohet furnizimi”. Ndërsa kuptimi i fjalës “LEALI UDILULLAHE” ndoshta i iki Zotit tim. Pastaj Ibn Xheuzij përmend një aspekt tjetër gjatë përgjigjes për këtë, të cilën do ta përmendim në vendin e duhur.

Imam Neveviju, Allahu e mëshiroftë, duke transmetuar nga një grup i shpjeguesve të Muslimit thotë: “Dijetarët kanë polemikë rreth shpjegimit të këtij hadithi. Një grup prej tyre tha: nuk është e vërtetë bartja e këtij hadithi në kuptimin se ai deshi të mohon forcën e Allahut, ngase ai i cili dyshon në kudretin e Allahut është kafir. Ai në fund të hadithit tha se këtë e bëri nga frika prej Allahut, ndërsa kafiri nuk i ka frikë Allahut, atij nuk i falet, prandaj ata thanë se ky hadith ka disa shpjegime:

Njëra prej tyre: nëse më cakton mua dënimin thuhet KADERE dhe KADDERE.

E dyta: KADERE sipas kuptimit DAJAKA nëse më ngushton. Siç është fjala “dhe ia ngushton atij furnizimin” dhe kjo është njëra prej komenteve të fjalës: dhe ai mendoi se nuk do ta ngushtojmë”[481]

Imam Neveviju, përmendi edhe forma tjera të shpjegimit të cilat do të përmenden në vendin e duhur.

Imam Husejni, autor i librit “Mukmel Ikmal Ikmal” gjatë shpjegimit të Muslimit duke transmetuar nga dy imam, Ebu Abdilah Ubej dhe Mazirij, thotë: nuk mund të argumentohet frika e këtij njeriu e të mos mohohet kufri. Ngase shumë prej kafirave të cilët besojnë se Allahu ka trup dhe të tjera prej sendeve ku nuk mund të paramendohet për ata se kanë frikë Allahun.

Vetëm nëse themi se HASHJE është më specifike se HAUFI, siç përmend këtë Ibnul Hatib në Tefsir, se HASHJE është frika e cila

[481] “Sherhu Muslim” Nevevij (f 71/17)

është si rezultat i njohjes. Prandaj Allahu teala tha: “me të vërtetë i kanë frikë Allahut prej robërve të Tij dijetarët”. Në këtë mënyrë mund të themi se e vërtetë është fjala e Ubejit dhe Mazirijut njeriu në këtë hadith nuk ka dyshuar në forcën e Allahut. Unë kam parë edhe një përgjigje tjetër se njeriu nuk ka dyshuar në kudretin e Allahut. Pastaj përmendi përgjigjen të cilën e përmendëm para kësaj. Imam Ubeji u bazua në mënyrën e njejtë siç u bazua Neveviu në atë se njeriu nuk dyshoi në forcën e Allahut teala.[482]

Kadi Ijad, pas përmendjes së polemikës së dijetarëve rreth tekfirit të injorantit ndaj një cilësie të Allahut, ai këtë e përkatësoi tek Ibn Xhehrir Taberiu, Ebul Hasen Eshariju dhe një grup dijetarësh të malikijve në Magrib, pastaj përmend demantin e tyre për hadithin e atij i cili hodhi veten në formë të djegur.

Ai tha: “Të tjerët u përgjigjën (ka për qëllim grupin i cili shpall kafir atë i cili mohon një cilësi të Allahut) për këtë hadith në disa mënyra. Prej tyre thanë se fjala KADIRE është në kuptim të KADDERE nëse më cakton dënimin. Ai nuk dyshoi në forcën e Tij për ta ringjallur, mirëpo dyshoi në ringjalljen e cila nuk mund të njihet vetëm se me sheriat. Tek ata ndoshta nuk ka pasur diç prej sheriatit të prerë për këtë. Pra që kjo të konsiderohet tek ata kufër. Nëse sheriati nuk ka ardh me diç të tillë atëherë kjo është prej çështjeve që mund t’ia marrë mendja. Apo fjala KADIRE mund të ketë kuptimin DAJAKA kështu që atë që bëri me veten mund të jetë për ta qortuar dhe nga hidhërimi me veten, për shkak të mëkateve.[483]

Imam Kurtubi, duke u bazuar në këto dy mënyra, gjatë komentimit të fjalës “dhe mendoi se nuk do ta ngushtojmë” tha: “në këto dy komentime (ka për qëllim DAJAKA dhe KADDERE) u bazuan dijetarët gjatë komentit të hadithit “LE IN KADIRALLAH ALEJE”. Sipas komentit të parë do të thotë: nëse Allahu më ngushton mua, më llogarit shumë dhe dënon për mëkatet e mia kjo do të ndodhë, prandaj urdhëroi që të digjet për shkak frikës së tepërt.

---

[482] “Ikmalul Mualim” (f 159/7)
[483] “Shifa” (f 1083/2)

Ndërsa sipas komentit të dytë: nëse është shkruar në caktimin e Allahut të dënon çdo kriminel për krimin e tij. Ai do të më dënon për krimin dhe mëkatin tim në atë mënyrë që nuk do ta dënon asnjërin prej njerëzve. Këtë hadith e transmetuan imamët në "Muveti" etj. Ky njeri ishte besimtar, njësues i Allahut. Në disa rrugë të këtij hadithi erdhi "ai nuk kishte punuar ndonjë të mirë, pos teuhidit". Ai kur u pyet pse e bëre këtë? Tha: prej frikës tënde o Zot. Ndërsa frika nuk është vetëm prej një besimtari i cili beson. Allahu teala tha: "me të vërtetë, prej robërve të Tij, i kanë frikë Allahut dijetarët".[484]

Këto janë fjalët e qarta të Imam Kurtubijut se njeriu nuk ka dyshuar në forcën e Allahut, ai nuk veproi kufër, ai ishte besimtar që njëson Atë, dhe i bindur. Ai këtë e veproi nga frika ndaj Allahut. Gjatë këtij komenti u bazua në kuptimin e fjalës KADIRE pra DAJAKA apo KADA.

Në fund do ti përmendim argumentet me të cilat u argumentuan ithtarët e këtij mendimi.

**Argumenti i parë:** në rrugën të cilën e përmend Buhariu nga Ebi Seid Hudriju përmendet fjala: IN JUKDIM ALALLAHI JUADHIBHU" nëse del para Allahut do ta dënon.[485]

**Argumenti i dytë:** "Atë që e transmetoi Muslimi në Sahihun e tij nga Ebu Seidi, për ngjarjen e njëjtë: "unë nuk kam tek Allahu ndonjë të mirë. Allahu nëse cakton për mua të më dënon". Kjo fjalë është përmendur kështu në të gjithë ekzemplarët e Muslimit. Kështu e përmend Hafidh Kurtubi në "Tefsirul Muslim" (1218/2)

Imam Neveviju duke përmendur argumentin e tyre me këtë transmetim, pas përmendjes së polemikës së shpjeguesve të hadithit, thotë: kuptimi i kësaj është Allahu ka mundësi të më dënon. Dhe kjo mund të nxirret nga ajo nëse konsiderojnë kuptimin

---

[484] "Tefsirul Kurtubi" (f 43/5)
[485] Shih "Fet'hul Bari" (f 104/24)

e fjalës KADERE-DAJAKA, nëse më ngushton, apo kuptimet tjera të cilat mohojnë të ketë mohuar forcën e Allahut.[486]

Pra mënyra e argumentimit me këto dy transmetime bazohet në atë se në këto dy transmetime nuk përmendet ajo që është e dukshme nga transmetimet tjera se njeriu dyshoi në kudretin e Allahut. Ata u bazuan në atë se edhe gjuha arabe është në pajtim me ato kuptime dhe e dukshmja nga Kur'ani rreth këtij kuptimi.

Shejhul Islam Ibn Tejmie dhe Ibn Hazmi kundërshtuan këtë mendim i cili komenton fjalën KADERE me fjalën DAJAKA apo me fjalën KADA, ata e kundërshtojnë me dy sende.

1. Fjala KADERE në aspektin gjuhësor nuk ka origjinë të kuptimit DAJAKA. Ibn Tejmie thotë: ngase fjala KADERE nuk vjen me kuptimin DAJAKA në gjuhë.[487] Këtë Ibn Tejmije e tha gjatë kundërshtimit.

2. Ibn Tejmie dhe Ibn Hazmi kundërshtuan dhe thanë: "po të pranojmë se kuptimi i fjalës KADERE është DAJAKA, atëherë djegia e tij dhe hedhja e hirit të tij nuk do të kishte kurrfarë dobie"!

Ebu Muhamed Ibn Hazmi rreth kësaj thotë: "Disa që shtrembërojnë kuptimin e fjalëve thanë: "kuptimi i fjalës "LE IN KADIRALLAHU ALEJE" është "nëse Allahu më ngushton" siç tha Allahu "sa i përket atij të cilin e sprovoj dhe furnizimin i'a caktoj". Ebu Muhamedi thotë: "ky është komentim i kotë". Kjo nuk mund të jetë kështu, ngase atëherë kuptimi do të ishte nëse Allahu më ngushton, ai do të më ngushton! Po ashtu po të ishte kjo kështu, atëherë urdhri i tij për ta djegur nuk do të kishte kuptim. Nuk ka dyshim se ai këtë e tha që t'i ikë dënimit të Allahut teala.[488]

[486] "Sherhu Muslim" Neveviju (f 74/17)
[487] "Mexhmu Fetava' (f 410/11)
[488] "Fisal" (f 352/3)

**Pasuesit e këtij mendimi u përgjigjën:**

Përgjigja për kundërshtimin e parë:

Këta dijetarë u përgjigjën me atë se ky mendim i asaj se kuptimi i fjalës KADERE është DAJAKA është në kundërshtim me atë që erdhi prej imamëve të gjuhës arabe, poashtu edhe me imamët e tabiinëve. Ngase ata vërtetuan se KADERE është në kuptim të njëjtë me DAJJAKA. Bile kjo është transmetuar nga komentuesi i ummetit, Ibn Abbasi r.a nga Muxhahidi, Dahaku. Këtë e zgjodhi Ibn Xheriri dhe u argumentua me fjalën e Allahut: VE MEN KDIRE ALEJHI RIZKUHU. Muxhahidi, Katade dhe Ferrau janë imam në gjuhë. Ebul Abbas Ahmed bin Jahja Thalebi është imam i gjuhës. Në këtë u bazuan Kurtubiju, Ibn Kethiri dhe Sheukani prej komentuesve.

Kurtubiu kur flet për "dhe ai mendoi se nuk do ta dënojnë (Junusi a.s.)". thuhet se Iblisi e rrëshqiti duke menduar se Allahu nuk mund ta dënon. Ky mendim është i papranuar, ngase është kufër. U transmetua nga Seid Bin Xhubejri, nga i cili e tregon Mehdeviju dhe Thalebij nga Hasemi.

Thalebiu përmend se Atau, Seid Bin Xhubejri dhe shumë dijetarë, thanë: kuptimin e ka nuk do ta ngushtojmë. Hasani tha kjo është prej fjalës së Allahut, "Allahu jep furnizim kujt të do dhe ngushton" dhe fjala "dhe atij që furnizimi i ngushtohet". Unë them (Kurtubiju) kjo është e ngjashme me fjalët e Seidit dhe Hasenit. Fjalët KADERE, FETERE, KATERE e kanë kuptimin DAJAKA. Ky është mëndimi i Ibn Abbasit siç përmendi Mauradij dhe Mehdevij. Thuhet se e ka kuptimin KADA dhe HUKËM.

Pra mendoi se nuk do të caktojmë dënimin. Këtë e thanë Katade, Muxhahidi dhe Ferau. Është marrë nga EL-KADRU që do të thotë gjykim pa forcë dhe mund. Transmetohet nga Ebil Abbas Ahmed Bin Jahja Thalebij se ai për fjalën e Allahut "ai mendoi se nuk do ta dënojnë" tha: "kjo e ka për qëllim caktimin jo forcën. Siç thuhet Allahu ta ka caktuar të mirën. Pastaj përmendi poezi të gjuhës arabe në këtë kuptim. Atë që e cakton dhe e pret ndodhë".

Kurtubiju u bazua në këto dy komente gjatë shpjegimit të hadithit. Ai tha; në këto shpjegime u bazuan dijetarët kur shpjeguan fjalët e njeriut i cili nuk kishte vepruar kurrë ndonjë të mirë....[489]

Pastaj përmendi atë që thamë më herët se njeriu nuk dyshoi në kudretin e Allahut.

Sheukani, njashtu përmendi diç të përafërt me këtë që përmendi Kurtubiju rreth kuptimit të fjalës KADIRE dhe këtë përkatësoi tek imamët e gjuhës arabe dhe imamët e tefsirit prej tabiinëve dhe tek shumica e dijetarëve.[490]

Këtë e pranon edhe Ibn Xherirr Taberiu, dhe kjo është zgjedhja e tij. Ai argumentoi me fjalën e Allahut teala: "dhe ai të cilit furnizimi i ngushtohet". Atijetul Aufi thotë: "ai mendoi se nuk do ti caktohet dënim". Pastaj përmendi poezinë të cilën përmendi Kurtubiu për këtë kuptim.

Ai këtë koment e përmend nga komentuesi i këtij ummeti, i cili komentoi KADERE me fjalën DAJAKA. Ndërsa ai është prej njerëzve më të dijshëm për gjuhën arabe. Për këtë e pyeti Mervani Ibn Abbasin, a dyshoi ai në forcën e Allahut? Ai tha: jo, kuptimi i kësaj është: ai mendoi që mos ta ngushtojmë atë. Kjo është kuptimi i kësaj. "Muafekat Shatibij" vol 3.[491]

Me këtë nënkuptojmë se fjala KADERE vjen në gjuhën arabe me kuptimin DAJAKA apo KADA, siç përmendëm prej imamëve të gjuhës arabe, të cilët janë më të dijshëm në këtë lëmi se të tjerët. Kjo ishte transmetuar nga komentuesi i këtij ummeti, Ibn Abbasi dhe prej shumicës së dijetarëve. Në këtë u bazua Kurtubiju. Ai komentoi kështu hadithin. Me këtë të bëhet i qartë gabimi i atyre të cilët thanë se fjala KADERE në gjuhën arabe nuk ka asnjëherë kuptimin e fjalës DAJAKA.

---

489 "Kurtubiju" (f 4371/5)
490 "Fet'hul Kadir" (f 421/3)
491 "Haddul Islam" (f 572)

Fjalët i përfundojnë me atë çfarë tha dijetari Shejh Muhamed Fuad Abdul Bakij, shërbëtori i sunnetit gjatë shënimit të tij ndaj "Muvetta" të Malikut. Ai tha; fjala "LE IN KADIRALLAHU ALEJE" këtu e ka për qëllim caktimin, nuk e ka për qëllim forcën dhe mundësinë. Kjo është sikur fjala e Allahut "ai mendoi se nuk do ta dënojmë" pra me kuptimin DAJAKA – ngushtim, vështirësim dhe sikur fjala e Tij: "dhe ai të cilit furnizimi i ngushtohet"[492]

**Përgjigje për kundërshtimin e dytë:**

Sa i përket kundërshtimit të dytë të Ibn Tejmies dhe Ibn Hazmit, Allahu i mëshiroftë, se po të pranojmë se KADIRE është në kuptim sikur DAJAKA atëherë urdhri i tij për ta djegur nuk do të kishte ndonjë kuptim dhe dobi. Ithtarët e mendimit të dytë u përgjigjën se ajo që bëri me veten ishte për ta dënuar veten dhe nënçmuar. Nga hidhërimi prej vetes. Ngase e kishte tepruar në mëkate. Apo ndoshta kjo ka qenë e lejuar në sheriatin e tyre, si plotësim dhe vërtetim i pendimit.

Për këtë Hafidh Ibn Ebi Xhemre duke iu përgjigj këtij kundërshtimi, thotë: "Ndoshta kjo ka qenë e lejuar në sheriatin e tyre, për ta vërtetuar pendimin pasiqë tek Beni Israilët ka qenë në sheriatin e tyre vrasja e vetes për ta vërtetuar pendimin".[493]

Kadi Ijad duke treguar nga dijetarët e Malikijve dhe nga Ibn Xheriri përgjigjen ndaj këtij kundërshtimi thotë: "ajo çfarë bëri me veten ishte për ta nënçmuar veten nga hidhërimi për shkak mëkateve të tij".[494]

Neveviju duke transmetuar nga shpjeguesit e Muslimit thotë: "Ai porositi për këtë duke nënçmuar veten, për ta dënuar veten për shkak mëkateve dhe teprimit të tij. Nga shpresa që Allahu ta mëshiron.[495]

---

[492] Prej çenzurës së Fuad Abdul Bakij ndaj "Muvetta"
[493] "Fet'hul Bari' (f 106/24)
[494] "Shifa' (f 277/2)
[495] "Sherhu Muslim" (f 72/17)

Prej fjalëve të dijetarëve kuptojmë se njeriu e bëri këtë për t'i shlyer mëkatet të cilat i bëri siç erdhi në tekst të hadithit: "ai nuk ka vepruar të mira kurrë", në një transmetim "ai nuk ka rezervuar ndonjë vepër të mirë me të cilën do ta takon Allahun. Ai e veproi këtë si pendim dhe kthim ka Ai. Prandaj Allahu ia fali atë që mangësoi në vepra të mira. Me këtë kuptojmë pajtimin e dijetarëve se ky person nuk e ka vepruar këtë për shkak supozimit të tij se Allahu nuk ka mundësi ta mbledh dhe ringjallë.

**Mendimi i tretë:**

Disa dijetarë thanë se ky njeri nuk dyshoi në forcën e Allahut, mirëpo përdori një formë të njohur të shprehjes në gjuhën arabe. Kjo është forma e përzierjes së dyshimit me bindje. Ajo është t'i bësh me dije dëgjuesit dyshimin për të arritur deri tek bindja. Edhe pse në realitet është i bindur nuk ishte në dyshim.

Imam Neveviju duke treguar nga shpjeguesit e Muslimit këtë formë thotë: "një grup tha: kjo është prej alegorive të gjuhës arabe, prej metaforave të tyre. Kjo quhet përzierje e dyshimit me bindje, siç është fjala e Allahut "neve apo juve jemi në udhëzim apo devijim të qartë". Pra forma është formë dyshimi, ndërsa ka për qëllim bindjen.[496]

Kadi Ijadi duke treguar mendimin e disa dijetarëve thotë: thuhet, kjo është prej fjalëve alegorike të arabëve, forma e jashtme është e dyshimit. Mirëpo kuptimi është për të vërtetuar. Kjo quhet kur ai i cili ka njohuri bëhet injorant. Kjo ka shembuj të ndryshëm, në fjalët e tyre. Siç është fjala: "ndoshta do të përkujtohet apo do të frikohet" dhe fjala e Allahut: "dhe ose neve apo juve jemi në udhëzim apo në devijim të qartë.[497]

Ithtarët e këtij mendimi u bazuan në gjuhën arabe ku përmendet përzierja e dyshimit me bindjen. Ndërsa ky hadith e bartë në vete këtë formë.

---

[496] "Sherhu Muslim" (f 71/17)
[497] "Shifa" (272/2)

Në librin Fet'hul Kadir të Sheukanit, gjatë komentit të fjalës: "neve apo juve jemi në udhëzim apo devijim të qartë" thotë: Muberdei (njëri prej imamëve të gjuhës së pranuar) tha: kuptimi i kësaj është sikur fjala e atij i cili do t'ia bën të qartë argumentin tjetrit kur thotë: njëri prej neve është gënjeshtar. Ndërsa ai e din mirë se është në hak ndërsa shoku i tij në gabim.[498]

Këtë të cilën e përmendi Muberedi është forma e përzierjes së dyshimit me bindjen. Poashtu këtë e përmendi Kurtubiu në komentin e këtij ajeti. Ai Allahu e mëshiroftë thotë: kjo është në aspektin e të qenurit i drejtë me argumentin. Siç thotë ndonjëri: "njëri prej neve është gënjeshtarë". Ndërsa ai e di mirë se është i vërtetë, ndërsa tjetri është gënjeshtari.[499]

Këtë kuptim e përmendi edhe Kasimij i cili tha siç është fjala: "Allahu e din të vërtetin prej neve, unë apo ti. Njëri prej neve është gënjeshtarë". Siç është fjala e Hassan Bin Thabitit: "Apo e fyen me fjalë ndërsa nuk je i barabartë me te. Më i keqi prej juve është për me të mirin prej juve sakrificë.[500]

**Mendimi i katërt:**

Një grup dijetarësh thanë: "Mund që njeriu që të ketë jetuar në kohën e fetares, kur vet teuhidi i bën dobi atij. Imam Neveviju duke përmendur këtë medhheb thotë: një grup tjetër tha: ky njeri jetoi në kohën e fetares, kur vet teuhidi i njeriut bën dobi. Njerëzit nuk obligohen para ardhjes së sheriatit. Sipas mendimit më të vërtetë, për shkak të fjalës së Allahut: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** El Isra 15.

Kadi Ijadi duke treguar këtë mendim thotë: "Dyshimi i tij nuk ishte në atë se Allahu mundet ta ringjallë, mirëpo ishte në vet

498 "Fet'hul Kadir" (f 325/4)
499 "Kurtubij" (f 5380/6)
500 "Mehasinu Te'vil" (f 23/13)

ringjalljen. Gjë kjo e cila nuk njihet vetëm se përmes sheriatit. Ndoshta për këtë tek ata nuk ka arritur sheriati që të tregon në mënyrë të prerë këtë çështje që atëherë ky dyshim të jetë kufër. Prandaj për çështjet të cilat nuk ka ardhur sheriati, të cilat janë të pa arritshme me mendje... thuhet se ky ishte në kohë të fetares, ku bën dobi vet teuhidi.[501]

Në "Fet'hul Bari" përmendet: "Ai besonte Krijuesin ai ishte në kohë të fetares. Atij nuk i arritën kushtet e besimit".[502] Shejh AbdulLatif bin Abdurrahman tha: "Ai i cili urdhëroi familjen ta djegin dhe ta hedhin, atij argumenti nuk i është ngritur. Banorët e fetares nuk krahasohen me të tjerët".

**Mendimi i pestë:**

Një grup dijetarësh thanë: ky njeri ishte injorant ndaj një cilësie prej cilësive të Allahut. Ndërsa tek dijetarët ka polemikë rreth tekfirit të injorantit të cilësisë së Allahut.

Imam Neveviju duke treguar për këtë mendim nga një grup dijetaresh, thotë: "Një grup tjetër tha: ky person ishte injorant ndaj një cilësie prej cilësive të Allahut. Ndërsa dijetarët kanë polemikë rreth tekfirit të injorantit të cilësisë së Allahut". Kadi thotë: "Prej atyre që e shpallin kafir është: Ibn Xherir Taberij, këtë e tha Ebul Hasen Esharij në fillim. Ndërsa të tjerët thanë: nuk shpallet kafir injoranti i cilësisë së Allahut. Ai nuk përjashtohet. Dhe në këtë mendim u kthye Ebul Hasen Eshariju në fund dhe mbeti në te".[503]

**Mendimi i gjashtë:**

Një grup dijetarësh thanë: "Ndoshta në sheriatin e tyre ka qenë e lejuar falja për kafirin, gjë e cila nuk është në sheriatin tonë".

---

501 "Fetava Eimeti Nexhdije" (f 195/3)
502 "Shifa" (f 1083/2)
503 "Sherhu Muslim" (f 71/17)

Imam Neveviju, Allahu e mëshiroftë thotë: “Një grup tjetër thotë: ka mundësi në sheriatin e tyre që kafirit ti falet. Gjë e cila në sheriatin tonë nuk lejohet. Kjo sipas Ehlu- Sunnetit është jashtë çështjeve që mund të arrin mendja. Kjo me sheriatin tonë është e ndaluar. “Allahu nuk falë ti bëhet ortak Atij, pos kësaj çka të do falë”, dhe të tjera prej argumenteve”.[504]

Hafidh ibn haxheri, solli në “Fet'h” këtë mendim dhe u përgjigj duke thënë: “Mendimi më i largët është i atyre që thanë: në sheriatin e tyre lejohej falja e kafirit”.[505]

**Mendimi i shtatë:**

Një grup tjetër i dijetarëve u përgjigj me atë se njeriu ishte në gjendje të harresës dhe habisë dhe trishtimit të fortë. Saqë i shkoi vetëdija, dhe u bë në gjendje të njeriut që harron dhe ska vetëdije. Ndërsa njeriu në këtë gjendje nuk është i obliguar. Kjo është e ngjashme me gjendjen e atij i cili nga gëzimi i madh kur gjeti devenë e tij, tha: “o Zot, Ti je robi im, unë jam Zoti yt”. Me gjithë këtë ai nuk bëri kufër me këtë habi dhe harresë.[506]

Kadi Ijadi tregon këtë mendim, thotë: “thuhet, ai e tha këtë fjalë duke mos menduar për fjalët e tij, në mënyrë të pakontrolluar ngase mendjen e tij e kishte kapluar trishtimi dhe frika të cilat ia morën mendjen, prandaj nuk u dënua për këtë.[507]

Po ashtu këtë e transmeton Ibn Haxheri dhe një grup dijetarësh.[508]

Kastalani e transmeton nga Neveviju.[509]

Në këtë u bazua edhe Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi.[510]

---

504 “Sherhu Muslim” (f 72/12)
505 “fet'hu” (f 290/130
506 “Sherhu Muslim” (f 71/170
507 “Shifa” (f 278/2)
508 “Fet'h” (f 290/13)
509 “Irshadu Sarij” (f 290/13)

## MENDIMI MË I AFËRT PREJ TË VËRTETËS

Mendimi më i afërt gjatë komentimit të hadithit është mendimi i shtatë i cili thotë: "Njeriu këtë e veproi në gjendje ku mbizotëroi trishtimi, habia dhe frika prej vdekjes. Prandaj e tha këtë. Ai nuk kishte kontroll ndaj asaj që fliste. Prandaj ai u konsiderua në kuptim të njeriut i cili harroi dhe ishte i pavetëdijshëm. Nga ai u largua dënimi. Shembulli i tij ishte si shembulli i atij i cili nga gëzimi i madh tha: "o Zoti im, Ti je robi im, unë jam Zoti yt". Ky i pari nuk u dënua nga trishtimi dhe habia ndërsa i dyti nuk u dënua për shkak të gëzimit. Për animin kah vërtetësia e këtij mendimi Hafidh Ibn haxher Askalani, thotë: "Mendimi më i vërtetë është se këtë e tha në gjendjen e habisë, kur e mbizotëroi frika, derisa i shkoi mendja për atë çfarë thotë. Ai nuk pati për qëllim vet kuptimin e fjalës. Ai e tha në gjendje të harresës, pa vetëdijes, në gjendje kur nuk dënohet për të".[511]

Neveviju, Allahu e mëshiroftë duke u bazuar në këtë mënyrë të komentimit, fjalët e të cilit i transmeton Kastalanij, thotë: "ai këtë e tha në gjendje të trishtimit dhe frikës. Pasi që humbi meditimin për atë që flet. Ai u bë sikur i pavetëdijshmi dhe ai i cili harroi. Sikur ai i cili nuk dënohet për atë që vepron. Ai nuk e tha këtë duke pasur për qëllim vet kuptimin e fjalëve.[512]

Dijetari, Abdullah Ebu Betin, myfti i Nexhdit, mohon që ky hadith të jetë argument për ata të cilët thonë vepruesi i kufrit dhe shirkut nga injoranca arsyetohet me injorancë dhe nuk shpallet kafir vetëm pas ngritjes së argumentit. Ai këtë hadith e fut nën kaptinën e cilësive të Allahut ku injoranti arsyetohet me injorancë.

Ai thotë: "Disa të cilët polemizuan për mushrikët me ngjarjen e njeriut i cili porositi familjen e tij ta djegin pas vdekjes duke thënë se

---

[510] Shejh Muhamed Bin Abdulvehabi thotë: ky njeri pasi që ishte besimtar ndaj Allahut në përgjithësi. Ai besonte se Allahu shpërblen dhe dënon pas vdekjes, kjo është vepër e mirë. Allahu ia fali për shkak besimit në Allahun dhe Ditën e gjykimit, ai gaboi prej frikës së madhe. Gabimi ka ndodhur në shumë prej këtij umeti, ata u pajtuan se ai i cili gabon nuk shpallet kafir. "Dureru senije" (f 246/1)

[511] "Fet'hul Bari" (f 290/13)

[512] "Irshadu Sari" (f 439/10)

vepruesi i kufrit nga injoranca nuk bën kufër dhe se nuk shpallet kafir vetëm se inatçori”.

Përgjigje për gjithë këtë është se Allahu i Lartësuar i ka dërguar të dërguarit si përgëzues dhe qortues. Ndërsa çështja më e madhe me të cilën u dërguan ata ishte: adhurimi i Allahut, mos bërja e shirkut, ndalimi i tij që është adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut.... derisa tha: sa i përket njeriut i cili porositi familjen e tij ta djegin dhe se Allahu ia fali atij edhe pse dyshoi në një cilësi prej cilësive të Allahut i falet për shkak mos arritjes së pejgamberisë.

Këtë e thanë më shumë se një dijetar, prandaj Shejh Tekijudini, Allahu e mëshiroftë tha: “Kush dyshon në një cilësi prej cilësive të Allahut e cila cilësi nuk mund të jetë e panjohur, ai bën kufër. Mirëpo nëse ajo cilësi mund të mos njihet ai nuk bën kufër. Ai tha: prandaj Pejgamberi, sal’Allahu alejhi ue selem, nuk e shpalli kafir njeriun i cili dyshoi në kudretin e Allahut teala. Ngase kjo nuk mund të bëhet vetëm pas arritjes së diturisë nga Pejgamberi. Këtë e tha Ibn Akili, ai e barti në kuptimin se atij nuk i arriti thirrja”.

Mendimi i zgjedhur nga Tekijudini në çështjen e cilësive të Allahut është se nuk shpallet kafir injoranti. Ndërsa në çështjen e shirkut dhe të ngjashme me te nuk arsyetohet me injorancë.[513]

Pra fjalët e Shejhut janë të qarta rreth mohimit të argumentimit me këtë hadith në arsyetimin me injorancë të vepruesit të shirkut të madh. Pra kjo është e qartë se hadithi ka për qëllim injorantin ndaj një cilësie të Allahut, të cilit nuk i ka arritur dituria pejgamberike. Kjo mënyrë e komentimit është mendimi i një grupi të dijetarëve.

---

[513] “Intisar” (f 41-47)

## REZYME RRETH PËRGJIGJEVE TË DIJETARËVE PËR KËTË HADITH NË DISA PIKA

Mendimi më i afërt me të vërtetën është ai mendim kah i cili anoi Ibn Haxher Askalani në "Fet'hul Bari", të cilin mendim e transmetoi nga hoxha i tij Hafidh Ibn Melekin Shafij, muhadith. Poashtu Imam Kastalani e transmetoi nga Neveviju se ky njeri nuk dyshoi në forcën e Allahut. Ai fjalën e tij: "nëse Zoti im më cakton dënimin', e tha në gjendje të habisë dhe trishtimit të cilat ia morën mendjen. Ai këtë e tha duke mos i kontrolluar fjalët e tij. Ai kishte statusin e njeriut që harroi, ishte pa vetëdije. Çifti i këtij nuk dënohet, në këtë u bazua edhe Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi.[514]

Prej atyre që morën mendimin se vepra e këtij njeriu konsiderohet gabim i cili falet është Shejhul Islam Ibn Tejmie, Allahu e mëshiroftë, gjatë një fjalë tjetër të tij, ai thotë: {ky njeri pasi që ishte besimtar ndaj Allahut në përgjithësi, në përgjithësi besonte Ditën e Gjykimit, ai besonte se Allahu shpërblen dhe dënon pas vdekjes, vet kjo vepër është e mirë. Ai u frikua për mangësimin e tij, që mos ta dënon Allahu. Prandaj atij iu fal pasi besonte Allahun dhe Ditën e Gjykimit. Ai gaboi për shkak frikës së tij të madhe, ashtu siç gaboi ai i cili gjeti devenë e tij nga gëzimi i madh[515]. Shejhul Islam ka mënyra tjera të komentimit të këtij hadithi të cilat i përmendëm më herët".

[514] "Dureru Senije" (f 246/10)
[515] "Mexhmu resail Vel Mesail" (f 346/3)
Dobi: Shejh Salih El Feuzani gjatë shënimit të tij në këtë libër tha: unë mendoj se ky njeri ka pohuar kudretin e Allahut, mirëpo ai mendoi se kjo është e veçantë për sendet të cilat ekzistojnë. Prandaj urdhëroi për tu djegur, që të bëhet hi, pastaj të hudhet në ajër që të bëhet i zhdukur. Pra ai dyshoi në një pjesë prej pjesëve të forcës. Kjo është çështje e fshehtë e panjohur. Ai nuk mohoi kudretin e Allahut në përgjithësi.

## SHKAQET E ANIMIT KAH VËRTETËSIA E KËTIJ MENDIMI

1. Thënia e qartë e një grupi të dijetarëve, dhe bazimi i tyre në këtë siç është Hafidh Ibn Haxher Askalani, hoxha i tij Ibn Malekini, Imam Neveviju, Kastalanij, Kadi Ijadi e transmetoi nga një grup i dijetarëve dhe në këtë u bazua Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi, tekstet e tyre i përmendëm më herët.

2. Sipas këtij mendimi, fjalët e hadithit "LE IN KADIRA ALEJE RABI" mbesin prej jashtë ashtu siç janë. Ndërsa vepra e njeriut bartet në një pengesë tjetër. Ajo është gabimi nga mërzia dhe frika e madhe. Mbetje e fjalës nga jashtë ashtu siç është më prioritare se ndryshimi siç është e njohur në shkencën e bazave të fikhut.

3. Animi kah ky mendim nuk do të thotë se mënyra tjera të komentimit të dijetarëve kthehen mbrapa, ngase janë mënyra të cilat kanë mundësi të jenë të vërteta, sipas disa dijetarëve.

Prandaj ngjarjet e ndryshme nëse janë të shumëkuptimta argumentimi me ato është i dobët. Rreth kësaj Sheukanij thotë: "Rastet me ngjarje të ndryshme nëse janë të shumëkuptimta, humbin argumentimin ngase janë të përgjithshme të paqarta". "Nejlul Eutar" (f 59/2) dhe tha; "ajo që është me shumë kuptime nuk mund të jetë argument kundër kundërshtarit". "Nejlul Eutar" (f 62/1).

## KUNDËRSHTIMI I TRETË

## PRETENDIMI SE AISHEJA R.A. ISHTE INJORANTE NDAJ DITURISË SË ALLAHUT PËR ATË QË NJERËZIT FSHEHIN

Kjo ishte prej çështjeve të çuditshme, kur disa të cilët flasin për arsyetimin me xhehël të vepruesit të shirkut të madh, arsyetohet me fjalën e Aishes r.a. në ngjarjen kur doli Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, deri në Bekij ku tha: *"sado që njerëzit të fshehin, Allahu e di".*

Kinse ajo ishte injorante ndaj diturisë së Allahut për atë që njerëzit fshehin. Ky tekst u bart në synim ku teksti i tij ishte larg kuptimit. Ndërsa kuptimi i tij është i distancuar nga kjo, shpirtrat të cilat e dinë çfarë pozite ka gruaja e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, posaçërisht Siddika, bija e Siddikut, Allahu qoftë i kënaqur me ata, e refuzojnë këtë, prej nderit që posedon ajo tek ata.

Ajo është për të cilën Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u tha njërës prej grave të tij: "mos më mundoni për Aishen, ngase nuk më ka zbritur shpallja nën mbulesën e ndonjërës prej juve përpos Aishes r.a. Transmeton Ahmedi (293/6), Nesaiu (3950), Nesaiu thotë hadithi është i vërtetë.

### MËNYRAT E PËRGJIGJES PËR KËTË KUNDËRSHTIM

Së pari: do t'i përmendim në mënyrë detale transmetimet e kësaj ngjarje në librat e Sunnetit. Do të shpjegojmë rrugët e hadithit, duke anuar nga një transmetim. Sipas rregullave në të cilat bazohen dijetarët e hadithit dhe usul fikut:

Nga Aisheja r.a. prej hadithit të gjatë të saj ku përmend daljen e tij, sal'Allahu alejhi ue selem, deri në Bekij, ku kërkoi falje për besimtarët. Në të u përmend: pastaj hyri dhe tha: "do të më tregosh, ose do të më tregojë I Urti, I Njohuri për lajmet. Tha, i thash: o i Dërguari i Allahut, sakrificë qofshin babai dhe nëna ime për ty dhe e lajmërova. Ai tha: ti je ajo zi që pash para meje. I thash: po. Atëherë më ra në shpinë, që ndjeva dhimbje, Ai tha: a mendove se Allahu dhe i dërguari i tij do të bëjnë padrejtësi? Thashë: sado që njerëzit e fshehin Allahu e di, ngase Xhibrili a.s erdhi, kur të pa ty, Ai më

thirri dhe e fshehu prej ty dhe unë iu përgjigja fshehurazi nga ti, Ai nuk hyn tek ti kur i ke larguar rrobat e tua....

Ky hadith është sahih, e transmetoi Imam Muslimi në”Sahih”, AbduRrezaku në “Musanef”, Imam Ahmedi në “Musned”, nga ai Bejhakiu në “Sunnen. Poashtu në librin “Adab” ai përmendi zinxhirin e Ahmedit, ndërsa tekstin e hadithit nuk e përmendi në vende, teksti i parë është i Imam Muslimit në “Sahih” dhe i AbduRrezakut në “Musanef” ata janë në kundërshtim me të tjerët në fjalën: “sado që njerëzit e fshehin Allahu e di. Po. Tha: ngase Xhibrili. Këtu fjala NEAM- po, konsiderohet prej fjalëve të Aishes r.a, dhe fjala është vonuar. Sipas Nesaiut dhe Ahmedit fjala KALE-tha, është para fjalës NEAM-po, si plotësim i fjalëve të Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem.

Përmendja e dallimit të transmetuesve të hadithit nga Aisheja r.a, në fjalën e saj: sado që njerëzit fshehin, Allahu e di, a është prej fjalëve të Aishes fjala NEAM-po, apo prej fjalës së Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem.

Transmetuesit e hadithit nga Aisheja r.a. dallojnë në rastin e daljes së Tij, sal’Allahu alejhi ue selem, në Bekij, në fjalën: “sado që njerëzit fshehin, Allahu e di, po. Tha: me të vërtetë Xhibrili” në një transmetim tha: po, me të vërtetë Xhibrili...

**Kjo ndahet në tre pjesë:**

Pjesa e parë: atë që e transmeton Muslimi në Sahihun e tij (41-44/7). Imam Muslimi, Allahu e mëshiroftë thotë: “Na ka treguar Harun Bin Seid El Ejli, na ka tregu Abdullah Bin Vehbi, na ka tregu Ibn Xhurejxhi, nga Abdullah Bin Kethir Bin Mutalib se ai ka dëgjuar Muhamed Bin Kajs duke thënë: kam dëgjuar Aishen duke thënë: a t’ju tregoj për Pejgamberin, sal’Allahu alejhi ue selem, dhe për mua. Neve thamë po si jo.

Po ashtu më ka treguar ai i cili ka dëgjuar Haxhxhaxhin Auer, me tekstin e tij. Ai tha: na tregoi Haxhxhaxh Bin Muhamed, na ka treguar Xhurejxhi, më ka lajmëruar robi i Allahut një njeri nga

Kurejshitët, nga Muhamed Bin Kajsi Bin Mukareme Bin Muttalib. Pastaj Imam Muslim e përmend hadithin në mënyrë të gjatë. Në të cilin përmendet fjala: sado që njerëzit fshehin, Allahu e di, po. Ai tha Xhibrili më erdhi.

Pra në transmetimin e Muslimit të hadithit të Aishes fjala "NEAM" –po nuk është problematike, nga kjo rrugë e transmetoi edhe Imam AbduRrezak Bin Humam San'anij, Hafidh në "Musanef" (f 570-572/3)

Ai tha: "Na ka treguar Ibn Xhurejxhi, na ka treguar Muhamed Bin Kajs Bin Mahreme, i cili tha: kam dëgjuar Aishen ra, pastaj përmendi hadithin sipas kontekstit të njëjtë të Muslimit, ku përmendet: "sado që njerëzit e fshehin Allahu e di, po. Ai tha Xhibrili më erdhi..." pastaj përmendi pjesën tjetër të hadithit sikur Muslimi.

Pra transmetimet e Muslimit dhe AbduRrezakut u pajtuan se thënia "NEAM"-po është para fjalës "KALE"-tha. Këtu fjala NEAM është nga Aisha r.a.

Lloji i dytë i transmetimeve të hadithit është ajo të cilën transmeton Nesaiu në Sunenin e tij (nr. 3964), nga rruga e Jusuf Bin Seid, nga Haxhxhaxhi, nga Ibn Xhurejxhi, nga Abdullah Ibn Ebi Melike, se ka dëgjuar Muhamed Bin Kajsin nga Aisheja r.a pastaj përmend tekstin e hadithit sikur teksti i Muslimit dhe AbduRrezaku.

Këtu përmendet dallimi në fjalët e Aishes r.a: "Sado që njerëzit fshehin, Allahu e di. Tha: po, tha: Xhibrili..." Nesaiu, njashtu e transmeton hadithin njashtu në "Sunen" me numër 3963 nga rruga e Sulejman bin Daud, nga Ibn Vehbi, nga Ibn Xhurejxhi, nga Abdullah Bin Kethiri, se ka dëgjuar Muhamed Bin Kajs se ai ka dëgjuar Aishen r.a. Pastaj përmendi hadithin sikur teksti i Muslimit, AbduRrezakut dhe të tjerëve. Ku u përmend: "sado që njerëzit të fshehin, Allahu e di. Tha: po, tha: Xhibrili më erdhi..."

Njashtu e transmetoi edhe Imam Ahmed Bin Hanbeli nga rruga e Haxhxhaxhit, nga Ibn Xhurejxhi tha: “Më ka treguar Abdullahi, një njeri nga kurejshitët, se ka dëgjuar Muhamed Bin Kajs nga Aisheja r.a ku u përmend: “sado që njerëzit të fshehin, Allahu e di, tha: po, Xhibrili më erdhi...”

Këtu këto rrugë u pajtuan. Rruga e Nesaiut nga Sulejman Bin Daud, nga Jusuf Bin Seid dhe rruga e Ahmedit nga Haxhxhaxhi, u pajtua ngase fjala KALE u përmend para fjalës NEAM. Dhe fjalën NEAM-po e konsideruan prej fjalës së Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem.

Lloji i tretë: ajo që transmetoi Imam Nesaiu në Sunenin e tij (91-92/4) nga kaptina e xhenazes, nga rruga e Jusuf bin Seid, nga Haxhxhaxhi nga Ibn Xhurejxh nga Abdullah Bin Abi Malike nga Muhamed Bin Kajs nga Aisheja r.a ku u përmend: “sado që njerëzit fshehin, Allahu e di, tha Xhibrili...”

Në transmetimin të cilin e transmeton Nesaiu vërehet mos-përmendja e fjalës “NEAM” e cila përmendet në transmetimet tjera. Edhe pse është zinxhiri i njëjtë me hadithin të cilin e transmetoi Imam Nesaiu në Sunenin e tij në kapitullin “sjellja me gratë” kaptina e “xhelozisë” ku përmendet: “Allahu e di, tha: po...”

**Nga këto transmetime rrjedh kjo:**

a. Një lloj prej tyre përmend fjalën “NEAM”- po para “KALE”-tha. Dhe fjala NEAM-po është plotësimi i fjalëve të Aishes r.a. Këto janë transmetimet e Muslimit dhe AbduRrezakut.

b. Grupi i dytë: janë transmetimet e Nesaiut nga Sulejman Bin Daud dhe rruga tjetër e transmetuar nga Jusuf Bin Seid. Në këto transmetime përmendet fjala KALE-tha para fjalës NEAM-po. Me këtë argumentoi kundërshtari, pra Aisheja r.a, e pyeti Pejgamberin, sal’Allahu alejhi ue selem, duke qenë e pa ditur për atë që Allahu e di atë që njeriu e fsheh. Përgjigja për këtë do të vije nëse do Allahu.

c. Grupi i tretë: “Është rruga e Nesaiut në kaptinën e xhenazes, është rruga e njëjtë të cilën e transmetoi në kapitullin “sjellja me gratë” kaptina e xhelozisë. Ku vërteton fjalën “NEAM”.

Përmendja e çështjeve të cilat bëjnë animin ka ndonjë nga fjalët ku ka dallim dhe kundërshtim mes vete, gjatë rasteve të njëjta. Ky vendi i fjalës është i njëjtë.

Pasi që përmendëm rrugët e hadithit të Aishes r.a. dhe dallimi mes transmetuesve rreth fjalës: sado që njerëzit fshehin Allahu di... transmetuesit ndonjëherë fjalën NEAM- po e bëjnë fjalë të Aishes r.a. Ndonjëherë prej fjalës së Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem. Ai i cili mendon mirë e sheh qartë se në një pjesë të tekstit ndodhi kundërthënie.

Pasi që njëherë fjala NEAM- po u bë prej fjalës së Aishes r.a. Gjë kjo e cila aludon në atë se ajo pohoi veten. E në herën tjetër i sheh transmetuesit se këtë fjalë “NEAM”- po e bëjnë prej fjalëve të Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem, ku iu përgjigj Aishes r.a. Nuk ka dyshim se ngjarja është e njëjta, vendi ku ndodhi ngjarja është e njëjtë. Atëherë patjetër të anojmë kah ndonjëri nga transmetimet me ndonjë lloj të vërtetimit të teksteve të përmendura në terminologji të hadithit dhe usul fikh. Duke shikuar në kaptinën e vërtetimit të zinxhirëve. Llojet e të cilit janë të shumtë, do ti përmendim sa për ilustrim:

1. Vërtetimi përmes transmetuesve të shumtë.

2. Vërtetimi përmes zinxhirit të lartë.

3. Vërtetimi përmes lartësisë së vërtetësisë.

4. Vërtetimi përmes precizitetit të fortë, memories së fortë, dhe teksteve të transmetimeve.

5. Vërtetimi përmes mos pasjes paqartësi në transmetim.

Këto janë të përmendura në mënyrë detale në libra të usul fikut dhe hadithit.

Prandaj shohim se dijetarët përdorin animin kah vërtetimi kur ka dallim tek transmetuesit për një fjalë të caktuar të hadithit, kur ngjarja është e njëjtë. Qoftë ky dallim duke zëvendësuar një fjalë me tjetrën kur ndryshon kuptimi, apo nëse dallimi është duke u përmendur një pjesë e tekstit para tjetrës. Siç është rasti i hadithit të Aishes r.a. për të cilin flasim.

Shembulli më i mirë i përdorimit të dijetarëve të kësaj rregulle kur ka kundërshtim dhe dallim. Siç ndodhi kjo me transmetuesit në hadithin e Aishes r.a. i cili u përmend. Kjo njashtu ndodhi prej transmetuesve në ngjarjen e martesës, që ia bëri Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, mes një shoku të tij dhe gruas e cila ia dhuroi veten Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem.

Në këtë hadith u përmend: "ti a din diç prej Kur'anit? Ai tha: unë di këtë dhe këtë sure. Ai tha: "Shko se të martova për atë që di prej Kur'anit" (ky hadith është tek Buhariu (nr 5149), "Fet'hul Bari" (f 112/9). Tematika e dallimit të transmetuesve në këtë hadith është e ngjashme me dallimin mes transmetuesve në hadithin e Aishes r.a. Edhe pse lloji i dallimit mes tyre është i ndryshëm ngase dallimi në hadithin e Buhariut është ndërrimi i njërës fjalë me tjetrën ku ndryshon kuptimi.

Ndërsa dallimi në hadithin e Aishes r.a. është duke përmendë njërën pjesë të tekstit para tjetrës. Mirëpo në të dy hadithet ka kundërthënie dhe dallim. Siç u përmend nëse ngjarja është e njëjtë. Në hadithin e martesës së përmendur transmetuesit kanë dallim në një pjesë të tekstit ajo është: "ta kam martuar".

Kjo është transmetuar me tre fjalë me transmetime të vërteta, të cilat nuk janë të dobëta, disa imam e transmetuan me fjalën: "ta kam dhënë në pronë për Kur'anin që e di" pastaj përmend hadithin me tekstin e njëjtë. Në një transmetim tjetër të vërtetë, në fjalët e disa transmetuesve në disa rrugë tjera u përmend: "me të vërtetë ta martova për Kur'anin që e di".

Në një transmetim të vërtetë u përmend: “me të vërtetë ta mundësuam për Kur’anin që e di”.

Këto janë katër transmetime të vërteta. Pasi që ky dallim dhe kundërthënie është në një ngjarje me rrugë të njëjtë, vendi i ngjarjes është i njëjtë, prandaj patjetër të saktësojmë përmes mënyrës të cilën përmendin dijetarët nën kaptinën e vërtetimit përmes zinxhirit. Këtë e shohim tek Imam, Hafidh Tekijudin Ibn Dekik El Iiidij gjatë shpjegimit të “Umdetul Ahkam” (f 48/4). Ai e përmend këtë rregull të përgjithshme kur të ndodhë kundërshtim. Ai gjatë shpjegimit të këtij hadithi, thotë: fjala e tij: “ta martova” për këtë fjalë ka polemikë. Prej tyre ka që transmetuan siç e përmendëm, ndërsa disa prej tyre e transmetuan me fjalën “ta kam dhënë pronë’.

Prandaj disa argumentohen me këtë fjalë për çështjen e nikahut me fjalën e “posedimit”. Mirëpo kjo është vetëm një fjalë në një hadith të vetëm, ku ka dallim në këtë fjalë. Këtu në përgjithësi mund të merret një fjalë, jo të gjitha. Prandaj e vërteta në këto raste është se duhet të shkohet në vërtetim të njërës prej fjalëve me ndonjë mënyrë. Këtë e transmetoi Hafidh Ibn Haxher Askalanij në “Fet’hul Bari” (f 121/9) dhe u pajtua me këtë.

Do të përmendim fjalët e një imami të madh prej muhadithave dhe fukahave, ai është Hafidh Salahudin Alai, hoxha i Hafidh Ibn Haxher Askalanit i cili përdorë këtë rregull, animin ka ndonjë prej fjalëve kundërthënëse të cilat u përmendën në ngjarjen e martesës së Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem, që ia bëri shokut të tij për Kur’anin që dinte. Pra që të bëhet e qartë se dijetarët përdorin këtë lloj të vërtetimit kur ndodh kundërthënie mes transmetimeve nëse është në pajtim vendi dhe koha e ngjarjes janë të njëjta.

Hafidh Alai duke e përmend këtë rregull thotë: është e njohur se Pejgamberi, sal’Allahu alejhi ue selem, nuk i ka përmendur të gjitha këto fjalë në momentin e njëjtë. Prandaj nuk mbet vetëm ajo se ai ka thënë njërën prej atyre fjalëve, ndërsa shprehjet tjera janë prej transmetuesve.

Prandaj para neve nuk mbet vetëm animi përmes vërtetimit, përmes ndonjë çështje tjetër. Mirëpo unë anoj kah transmetimi ku përmendet martesa. Anoj kah kjo ngase është transmetimi i shumicës.

Këtë vërtetim e transmeton edhe Hafidh Ibn Haxheri duke u pajtuar me këtë. Ai në një vend tjetër duke anuar kah kjo mënyrë tha: "ajo që është e vërtetë nga ajo që u përmend është se ata të cilët transmetuan këtë hadith me fjalën e martesës janë më shumë se ata të cilët e transmetuan me fjalë të tjera".

Shiko se si ky imam i madh, Hafidh Alai, përmendi llojet e vërtetimit të cilat përmenden nën kaptinën e vërtetimit përmes zinxhirit. Ai në këtë rast përdori llojin e vërtetimit të transmetuesve të shumtë. Në këtë libër përmendëm edhe llojet tjera të vërtetimit. Shiko ato në mënyrë detale "Mudhekire fi Usulil Fikh" (f 317) të Shenkitit. "Usulul Me'mul" të Sidik Hasen Hani (f 122), "Lumae fi Usulil Fikh" (f 80) të Ebi Is'hak Shirazi etj.

Nëse kjo është e qartë për ty, kupton padyshim se ky dallim i cili ndodhi në hadithin e martesës është dallim dhe kundërthënie, ngjashëm me hadithin e Aishes r.a. Këtu dallimi tek transmetuesit është fjala NEAM a është prej fjalëve të Aishes apo të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem.

Në fjalët tjera gabuan disa nga transmetuesit duke përmendur një pjesë të tekstit më parë. Pasiqë ndodhi ky lloj i kundërthënies, neve argumentuam duke vërtetuar njërin prej transmetimeve me anë të ndonjë argumenti tjetër. Fjala NEAM-po është ose prej fjalës së Aishes r.a. ose prej fjalës së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Ky vërtetim arrihet përmes përdorimit të rregullave të cilat i përmendën dijetarët. Do t'i përmendim disa prej rregullave dhe debateve për këto kundërthënie në këtë pjesë të hadithit që të bëhet e qartë cilat prej dy transmetimeve janë më të vërteta. Ngase këto rregulla janë peshore në këtë rast.

Debatimi i transmetimeve me kundërthënie në këtë pjesë të këtij teksti, ku ndodhi kjo thënie më parë apo më mbrapa. Duke u mbështetë në këto rregulla të usulit të cilat janë në këtë kaptinë.

Që në mënyrë të drejtë të na bëhet e qartë se fjala NEAM është prej fjalës së Aishes r.a. apo e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, do të përdorim këtë mënyrë të vërtetimit. Do të shoshisim llojin e parë të transmetimeve, ku fjala NEAM është përmend para fjalës KALE-tha, siç është transmetimi i Muslimit dhe AbduRrezakut dhe pjesa e dytë e transmetimeve ku fjala KALE u përmend para fjalës NEAM-po. Do të përmendim rregullin të cilin e përdorim në vërtetimin e kësaj, cila prej këtyre dy transmetimeve është më e vërtetë. Që me këtë të na bëhet e qartë e vërteta dhe e drejta.

**Rregulli i vërtetimit dhe animit ka njëri transmetim përmes zinxhirit të lartë**

Dijetari Shenkiti në "Mudhekire fi Usulil Fikh" (f 317) nën titullin "vërtetimi përmes zinxhirit" përmendi disa mënyra të vërtetimit, derisa tha: e shtata: zinxhiri i lartë.

Zinxhiri i cili është më i lartë (i cili ka sa më pak transmetues) ka përparësi para tjerëve, ngase sa më pak transmetues të ketë, harresa mund të jetë më e vogël, shtimi apo pabesimi....

Shejh Siddik Hasen Han duke transmetuar nga Sheukani në "Irshadu Fuhul" nën kaptinën "vërtetimi përmes zinxhirit" Shejh Siddik Hasen Hani në (f 122) librin "Husulul Me'mul Fi Ilmil Usul", thotë: e dyta: të anon kah njëri nga transmetimet nëse transmetuesit janë tek njëri nga transmetimet më pak. Pra, nëse zinxhiri është i lartë.

Shejh Dr, Muhamed Hafnavij në librin "Tearud Ve Terxhih Inde Usulijin" (f 312) duke u bazuar në këtë lloj të vërtetimit kur të kundërshtohen dy hadithe, nëse njëri është transmetuar me zinxhir të lartë ndërsa tjetri me zinxhir të ulët, Shejhu thotë: nëse njëri nga hadithet të cilat janë në kundërshtim janë më të larta se tjetri,

prandaj ky më i larti është më prioritar të merret, ngase çdoherë që zinxhiri është me transmetues më të paktë gënjeshtra dhe gabimi janë më larg.

Prandaj zinxhiri më i lartë është më i dashur se tjerët. Prandaj Imam Ahmedi tha: "zinxhiri i lartë është sunnet nga selefi". Kjo është kështu për shkak transmetuesve më të paktë. Prandaj zinxhiri i lartë ka pozitë më të madhe, ngase është shkak për vërtetimin e një hadithi para tjetrit nëse hadithi i dytë ka shumë transmetues. Andaj dijetarët e mëdhenjë kanë pasur dëshirë të udhëtojnë në tokë për të arritur tek zinxhiri më i lartë.[516]

Nga ky pohim i dijetarëve të mëdhenj, arrijmë deri në përfundim se nëse dy hadithe janë në kundërshtim. Nëse njëri është me zinxhir më të lartë se tjetri, atëherë anojmë ka ky i cili është më i lartë në vërtetim. Ngase tek zinxhiri i lartë mundësia për të gabuar dhe për tu përzier transmetimi është më i vogël. Nëse ne këtë e praktikojmë para transmetimeve të pjesës së parë dhe të dytë nga hadithi i Aishes r.a. do të kuptojmë se transmetimi ku fjala NEAM-po përmendet para fjalës KALE-tha është më i saktë. Ngase zinxhiri i AbduRrezakut në të cilin u përmend; sado që njerëzit të fshehin Allahu e di. Po, tha: "ku fjala NEAM është para fjalës KALE.

Ja zinxhirin e AbduRrezakut i cili në "Musanef" (f 570/3) tha: "Na ka treguar Ibn Xhurejxhi, më ka treguar Muhamed Bin Kajs Bin Mahreme, tha: kam dëgjuar Aishen r.a. Pastaj përmendi hadithin duke përmend fjalën NEAM para KALE. Këtu fjalën NEAM-po e konsideroi prej fjalëve të Aishes r.a. Ndërsa fjala KALE-tha, është mbrapa dhe është prej fjalëve të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Ky zinxhir është i lartë, i vërtetë sipas kushteve të Sahiheve. Tham se është zinxhir i lartë ngase numri i transmetimeve deri te Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, prej asaj që transmeton Aisheja r.a në rrugën e AbduRrezakut janë dy persona. Ata janë Ibn Xhurejxhi dhe Muhamed Bin Kajsi. Ndërsa në rrugën të cilën e transmeton Nesaiu janë pesë. Ata janë:

516 "Tearud Ve Terxhih Inde Usulijin" (f 312)

Sulejman Bin Daudi, Ibn Vehbi, Ibn Xhurejxhi, Abdullah Kethiri dhe Muhamed ibn Kajsi.

Në rrugën e dytë të Nesaiut janë njashtu pesë: Jusuf ibn Seid, Haxhxhaxh ibn Muhamed, Ibn Xhurejxhi, Abdullah ibn Ebi Melike dhe Muhamed ibn Kajsi.

Nga kjo vërtetohemi se zinxhiri i AbduRrezakut është zinxhir më i lartë ngase transmetuesit janë më pakë. Me këtë bëhet e qartë fjala e imamëve të mëdhenj se fjala NEAM është e Aishes r.a. Ngase ajo pohoi veten. Kjo është kështu ngase erdhi përmes rrugës së AbduRrezakut e cila është me zinxhir të lartë. Kjo rrugë është më e vërtetë se rruga e Nesaiut e cila është në kundërshtim me këtë. Rruga e Nesaiut e cila transmetohet nga Sulejman Bin Daud, nga Jusuf Bin Seid, ngase mundësia e gabimit në transmetimin e AbduRrezakut është larg ngase transmetuesit janë pak. Ndërsa e kundërta është në zinxhirët e Nesaiut dhe Ahmedit ku fjala KALE-tha është para fjalës NEAM-po. Këtu mund të presim të ketë gabim dhe supozim më shumë nga transmetuesit ngase janë më shumë. Andaj shohim se dijetarët i japin përparësi zinxhirit të lartë para atij të ulët ngase në llojin e dytë ka mundësi të ndodhë më shumë gabimi dhe supozimi.

**Rregulli: Vërtetimi sipas dhënies përparësi të asaj e cila gjendet në dy Sahihe apo në një prej tyre, në krahasim me hadithet të cilat nuk janë në asnjërin prej tyre.**

Prej mënyrave të vërtetimit të cilat i përdorin dijetarët kur ka dallim dhe kundërthënie në një pjesë të tekstit të hadithit gjatë vërtetimit të zinxhirit, është rregulli, kur të kundërshtohet një lajm që është në dy Sahihe dhe një i cili nuk është në ato, apo është në njërin prej tyre, hadithi i cili është në dy sahihe ka përparësi para atij i cili është në një prej Sahiheve. Ngase ummeti i ka pranuar ato si të vërteta. Lajmi i cili është në dy Sahihe apo në njërin prej tyre është i veçuar me vërtetësi para hadithit i cili nuk është në dy Sahihe apo në një prej tyre.

Ja fjalët e dijetarëve se ata i japin përparësi në vërtetësi haditheve të cilat janë në dy Sahihe apo në njërën prej tyre nëse vijnë në kundërshtim me një hadith i cili nuk është në ato.

Ibn Haxher Askalani thotë: mu për këtë, për vërtetësinë më të fortë të kushteve të Buhariut, Sahihul Buhari ka përparësi para librave tjera të hadithit, pastaj Sahihul Muslim ngase dijetarët janë pajtuar me librin e tij njashtu.[517]

Kasimij në "Kauaid Tahdith" nën kaptinën "Mënyrat e Vërtetimit përmes zingjirit"

E gjashtëmbëdhjeta: u jepet përparësi haditheve në dy Sahihe para haditheve të tjera të cilat nuk janë në te.[518]

Shenkiti në "Mudhekire Fi Usulil Fikh" thotë: ajo që është në dy Sahihe apo në një prej tyre ka përparësi para tjerave të cilat nuk janë në te.

Shejh Dr. Mahmud Tahan sqaron rregullin e vërtetimit dhe animit kah ajo që është në dy Sahihe apo në një prej tyre në krahasim me ato hadithe të cilat nuk janë në asnjërin prej tyre. Ai në kaptinën "Lajmi i Transmetuar Ahad" i cili ka argumente të ngjashme sikur ai: në fund lajmi për të cilin ka argumente më shumë se sa duhet të pranohet prej kushteve. Këto çështje shtojcë i japin lajmit forcë më shumë, i japin veçori të veçantë para lajmeve tjera të pranuara të cilat nuk i kanë këto çështje shtojcë. Prandaj ky është më i vërtetë se tjerët.

Llojet e lajmeve për të cilat ka argumente për vërtetësinë e tij më shumë. Dhe më të njohurat.

1. Ajo që transmetuan dy hoxhallarët në dy Sahihet e tyre. Cilat hadithe nuk kanë arritur shkallët e haditheve mutevatir. Rreth këtyre haditheve ka fakte të shumta për vërtetësinë e tyre:

---

517 "Sherhul Nuhbe' (f 27)
518 "Kauaid Tahdith" (f 313-314)

a. Madhësia e tyre në këtë çështje,

b. Përparësia e tyre në vërtetësi të hadithit para tjerëve,

c. Dijetarët i kanë pranuar këto hadithe si të vërteta. Vetëm kjo është më e fortë në arritje të shkallës së diturisë në bindje. Se transmetimet në rrugë të shumta të cilët nuk janë mutevatir.[519] Derisa tha, Allahu e mëshiroftë, fjalë të mira për lajmet, për të cilat ka argumente tjera rreth vërtetësisë së tyre: dispozita e këtij lajmi është se ky lajm është më i vërtetë se çdo lajm tjetër i pranuar ahad. Prandaj nëse një lajm për të cilin ka argumente tjera për vërtetësinë e tij vjen në kundërshtim me një lajm tjetër të pranuar, në këtë rast i jepet përparësi lajmit për të cilin ka argumente rreth vërtetësisë së tij.[520]

Duke e praktikuar këtë rregull të cilin e përmendën dijetarët për vërtetësinë e një hadithi i cili është në dy Sahihe para hadithit i cili nuk është në ato, ngase ummeti këto dyja i ka pranuar dhe se ky pranim i ummetit është më i fortë kur të kundërshtohet me një hadith i cili ka rrugë të shumta, mirëpo nuk është në dy Sahihe.

Nëse mediton këtë rregull dhe e zbaton në pjesën e parë dhe të dytë të transmetimeve për hadithin që flasim do ta kuptosh se transmetimi ku përmendet fjala NEAM-po është si fjalë e Aishes r.a. është më e vertetë. Ngase transmetimi i Muslimit përmend se fjala NEAM-po është prej fjalëve të Aishes r.a.

Ajo është fjala: Sado që njerëzit fshehin Allahu e din, po.

Ai tha: Me të vërtetë Xhibrili... Këtu transmetimi i Muslimit është më i vërtetë se i Nesaiut dhe Ahmedit ku fjala KALE përmendet para fjalës NEAM.

Dhe fjala NEAM është prej fjalës së Pejgamberit s.a.v.s.

---

[519] "Tejsiru Mustalahil Hadith" (f 54)
[520] "Tejsirul Mustalahil Hadith" (f 54)

Kjo është kështu, ngase ummeti ka pranuar vërtetësinë e Sahihul Muslimit ngase ai është para tjerëve dhe para imamëve muhadithë në këtë çështje.

**Rregulli përmes vërtetimit të precizitetit të Imam Muslimit gjatë transmetimit të teksteve dhe haditheve**

Prej çështjeve të cilat dijetarët i përdorin gjatë këtij lloji të kundërthënies është vërtetimi përmes precizitetit të transmetuesve në transmetim ngase mosrregullsia e tyre në fjalët e hadithit tregon se transmetuesi nuk është në ruajtjen e teksteve të haditheve. Posaçërisht në hadithet e gjata.

Hafidh Ishak Shafij, në lëmin e usulfikhut nën kaptinën e mënyrave të vërtetimit thotë:

E nënta: nëse njëri nga transmetuesit është që ruhet më shumë gjatë transmetimit se tjetri, ai ka përparësi në transmetim...

E dhjeta: nëse njërit prej transmetuesve iu ka përzier fjala ndërsa tjetrit nuk iu ka përzier..prandaj ai të cilit nuk iu ka përzier fjala ka përparësi ngase përzierja e fjalëve aludon për dobësinë e hifzit të transmetuesit.[521]

Prandaj kjo rregull nëse zbatohet në hadithin e Aishes vërtetohet qartë transmetimi i Muslimit në Sahih ku fjala NEAM-po përmendet para fjalës KALE-tha. Ndërsa në transmetimin e Nesaiut fjala NEAM-po është prej fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s.

**Ky rregull në këtë rast përdoret në këtë mënyrë:**

Tek dijetarët është e njohur pa polemikë se Imam Muslimi dallohet nga autorët e librave tjera në precizitet të ruajtjes së teksteve.

---

521 Lemea Fi Usulil Fikh (f.80)

Imam Neveviju duke sqaruar përsosshmëritë e Imam Muslimit në precizitet të Imam Muslimit, në hyrjen e shpjegimit të Muslimit (11/1)ai thotë:

Ai i cili shikon në renditjen e mirë të teksteve dhe në mënyrën e bukur të tij, do të shoh vërtetim me vlerë të lartë, precizitet të rrallë, frikë dhe ruajtje në formulimin e transmetimeve.

Si i shkurton dhe si i mbledh rrugët e hadithit. Si i rregullon transmetimet e shpërndara. Ai i cili sheh këtë do të kuptojë se ai është imam që pas kohës së tij nuk mund ta arrijë asnjëri.

Pak janë ata që mund të barazohen me atë. Bile nuk mund të shtyhet me të ndonjëri nga bashkëkohanikët e tij.

Hafidh Ebu Haxheri në "Tehdhibu Tehdhib" duke e sqaruar precizitetin e Imam Muslimit në transmetimin e fjalëve ashtu siç janë duke mos u mbështetur në transmetim me kuptim thotë: “Unë them: Muslimit në librin e tij i ngjau një çështje e mirë e paarritshme, gjë e cila nuk i ndodhi asnjërit. Saqë disa dijetarë i japin përparësi para Sahihut të Muhamed Bin Ismail(Buharij)për shkak mbledhjes së rrugëve, thënies së teksteve në mënyrë të mirë, ruajtjeve të fjalëve ashtu siç janë. Duke mos i ndarë, duke mos i transmetuar me kuptim.

Disa prej Mejsaborit deshën të ecin pas hapave të tij në këtë çështje. Mirëpo nuk e arritën atë. Unë i dijë më shumë se njëzet imamë të cilët shkruan "Mustehrexh"(transmetuan hadithet e Muslimit me rrugë tjera.")

Pra i Lartmadhërishëm është Dhuruesi.[522]

Hafidhi në një vend tjetër njashtu përmend se si Imam Muslimi ka qenë i kujdesshëm për tekstet dhe fjalët e hadithit. Ai kur flet për disa dijetarë të cilët i japin përparësi Sahihut të Imam Muslimit thotë: “Me të vërtetë Sahihul Muslimi u vlerësua më shumë për disa kuptime tjera jashtë asaj që përmendëm prej kushteve të vërtetësisë.

[5222] Tehdhibu Tehdhib (127/10)

Kjo është se Muslimi e shkroi librin e tij në vendin e tij. Duke i pasur para vetes shumë prej haditheve të cilat i shkroi duke qenë hoxhallarët e tij gjallë. Ai ishte i kujdesshëm për fjalët dhe tekstet e haditheve [523].

Neveviju në hyrjen e Sahihul Muslimit thotë: "Prej kësaj është preciziteti në fjalë kur ata kanë dallime siç është fjala, na ka treguar filani dhe filani, teksti është i filanit. Apo përmend: kanë thënë, na ka treguar filani. Poashtu nëse ka dallim në transmetimin e ndonjë shkronje të tekstit nga hadithi, apo në cilësinë e transmetuesit, përkatësia e tij dhe kështu të ngjashme me këtë. Ai e shpjegon këtë, ndonjëherë ajo shkronjë nuk prish në kuptim, ndonjëherë ia ndërron kuptimin, mirëpo është e panjohur, përpos ndonjë mjeshtri i cili din ta dallojë."[524]

Nga kjo kuptojmë se nëse dy lajme vijnë në kundërshtim, njëri është në Sahihul Muslim ndërsa tjetri në ndonjë libër tjetër, lajmi në Sahihul Muslim është më i vërtetë se tjetri, ngase Muslimi është më preciz në tekstet e haditheve, ngase të tjerët prej imamëve këtë shkallë nuk e kanë arritur.

Siç e përmendëm këtë nga Ebu Haxher Askalani, Allahu e mëshiroftë.

Sipas kësaj që përmendëm mund të vërtetojmë se fjala NEAM-po është prej fjalëve të Aishes r.a, nuk është prej fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s.

Kjo e dyta u përmend në transmetimin e Nesaiut dhe Ahmedit. Kjo përmendje më parë apo më vonë e fjalëve NEAM-po me KALE - tha, mund të ketë ndodhur nga mospreciziteti i transmetuesve dhe nga moskujdesi në transmetim, mirëpo kjo nuk është kështu në transmetimin e Muslimit. Ngase siç përmendëm nga dijetarët siç është Neveviju dhe Ebu Haxheri se Imam Muslimi është shumë preciz dhe kujdesej shumë rreth dallimit të transmetuesve në tekste. Ai ishte kështu edhe nëse ky dallim i tyre nuk ndikonte në kuptim.

---

523 Ilzamat ve Tetebu (f.39)
524 Sherhu Muslim (22/1)

Ndërsa të tjerët nuk arritën në këtë shkallë. Këto kushte përdoren posaçërisht gjatë haditheve të gjata. Prandaj, sipas kësaj rregulle mund të vërtetojmë se fjala NEAM është prej fjalëve të Aishes r.a. Kjo nuk është prej fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s, ngase kjo kështu erdhi në rrugën e Imam Muslimit. Më herët kuptove kushtëzimin dhe precizitetin e tij gjatë dallimit të transmetuesve.

Kjo mjafton për të vërtetuar dhe anuar kah transmetimi i tij. Posaçërisht kur dihet se të gjitha kopjet e Muslimit e pohojnë këtë kështu duke e përmendur fjalën NEAM-po para KALE-tha. Këtë e tha Imam Neveviju në "Sherhul Muslim"(44/7) "Ubej" në "Muleme""Ikmal Mualim"në (103-104/3)Husejni në "Mukmel Ikmal Ekmal"(103-104/3)dhe Magribij në "shehrul Muslim"(130/1).

**Vërtetimi përmes asaj që të ruhemi mos të kuptohet nga transmetimi ndonjë akuzë për sahaben.**

Prej rregullave të vërtetimit të cilat dijetarët i përdorin në këtë kaptinë është animi kah ajo që të abuzohet sahabiju me diç, ngase ata janë të pastër nga akuzat dhe këtë duhet ta bëjmë sa mundemi më shumë. Poashtu duhet t'i mbrojmë nga çdo e keqe e cila u pëkatësohet, kjo është obligim për besimtarët.

Sipas kësaj rregulle nëse njëri transmeton, bartë kuptim te akuzimit të tyre, ndërsa tjetri jo, atëherë duhet të veprojmë me transmetimin e dytë.

Sujuti thotë: Lloji i shtatë, vërtetimi me diç të jashtme nga kjo. Siç është dhënia e zekatit përparësi asaj të jashtmes nga kuptimi i Kur'anit, apo nga Sunneti. Apo atë që sheriati e ka pranuar, apo kijasi apo ummeti ka vepruar me të, apo hulefatë e drejtë apo së bashku me këtë hadith ka ndonjë hadith tjetër mursel, apo MUNKATI-i këputur në zinxhir. Apo që mos të ndjejmë ndonjë akuzë për sahabijun, apo ka të ngjashëm si ky në dispozitë, apo nëse pajtohen për ta transmetuar Bahariu dhe Muslimi...[525].

[525] Tedribu Ravij (202/2)

Ky rregull i përshtatet kundërshtimit i cili është mes dy transmetimeve. Këtu kemi transmetimin e Muslimit ku fjala NEAM-po është para fjalës KALE-tha, kjo tregon se ajo Allahu qoftë i kënaqur me të e ka pranuar veten. Ngase ky transmetim nuk akuzon Aishen r.a në plotësinë e diturisë së saj për cilësinë e Allahut teala rreth asaj që njerëzit fshehin. Andaj i japim përparësi këtij transmetimi para transmetimeve të tjera nga të cilat mund të kuptohet një lloj akuze ndaj Aishes r.a. për mosdituri ndaj cilësisë së Allahut për fshehjen që njerëzit e bëjnë. Prandaj ky vërtetim është më i vërtetë para transmetimit të Ahmedit dhe Nesaiut, ku fjala KALE-tha është para NEAM-po.

Dhe fjala NEAM-po konsiderohet prej fjalës së Pejgamberit s.a.v.s si përgjigje ndaj Aishes r.a.

## TEKSTET E DIJETARËVE, SHPJEGUES TË MUSLIMIT GJATË SHPJEGIMIT TË KËTIJ HADITHI

Prej çështjeve të cilat vërtetojnë se fjala NEAM është prej fjalëve të Aishes r.a është ajo se shpjeguesit e Muslimit që të gjithë u pajtuan se ajo pohoi veten vet. Asnjëri prej atyre shpjeguesve nuk tha se Aishja r.a ishte injorante ndaj cilësisë së diturisë së Allahut.

Që të themi se ajo ishte injorante ndaj cilësisë së diturisë, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s e arsyetoi me injorancë.

**Ja, tekstet e tyre në mënyrë të plotë:**

Imam Neveviju (44/7) thotë: Ajo tha: "Sado që njerëzit fshehin Allahu e din, po". Kështu përmendet në baza të librit. Kjo është e vërtetë. Ajo kur tha: sado që njerëzit fshehin Allahu e din sikur deshi ta pohonte veten dhe tha NEAM-po.

Ebu Abdilah Ubej El Malikij duke transmetuar Kadi Ijad në "Mukmel Ikmal Mualim" (103/104) duke u bazuar në të njëjtën që u bazua Imam Neveviju, Ubeji tha: Fjala: sado që njerëzit fshehin Allahu e din, kështu është në baza. Kuptimi i kësaj është: kur tha sado që njerëzit fshehin Allahu e din, ajo pohoi veten, prandaj tha: po.

Imam Hafidh Ikamlul Abdilah Muhamed Biu Jusuf Husejni në: Mukmel Ikmalul Ikmal" (103/104/3):

Fjala e tij: sado që njerëzit fshehin Allahu e din...kështu ka ardhur në të gjitha kopjet e Muslimit. Kuptimi i kësaj është kur ajo tha: Sado që njerëzit fshehin Allahu e din, ajo pohoi veten duke thënë: po.

Imam Magribij në librin "Veshiju Dibaxh"(103/1)tha: fjala NEAM-po, është prej fjalëve të Aishes r.a, ajo pohoi veten.

Të njëjtën e thanë një grup dijetarë prej bashkëkohorëve të cilët merren me hadith.

Shejh Habibu Rrahman Adhami, në recensimin e tij të Musanef të AbduRrezakut, duke shënuar rreth hadithit të Aishes dhe daljes deri në Bekie, ai u bazua në atë që thanë shpjeguesit e Muslimit. Ai tha(571/3)ajo kur e tha këtë e pohoi veten. Prandaj tha: po.

Shejh Muhamed Nasirudin Albani në fusnotë të Sahihul Muslim në versionin e shkurtë të Murdhirit (134/1), për fjalën NEAM-po, e cila është në transmetimin e Muslimit ai thotë: kështu ka ardhur në të gjithat kopjet e librit, kjo është e vërtetë. Kur ajo tha: Sado që njerëzit fshehin Allahu e din. Ajo pohoi veten, duke thënë: po.

Në Sahihul Muslim në botimin e Halebijut dhe shpjegimin e Dhehenij (387/1)në pjesën e dytë tha: kështu kanë ardhur gjithë ekzemplarët e librit. Ajo kur tha: Sado që njerëzit fshehin Allahu e din. Ajo pohoi veten, ajo tha: po.

Në Sahihul Muslim me shpjegimin e një grupi të dijetarëve e cila është prej botimeve të "Darul Afak" (64/3) fjala e tij: A mendove se Allahu dhe i Dërguari do të bëjnë zullum fjala HIJF-zullum pra a mendove se do të bëj padrejtësi duke ia dhënë rendin tënd tjetrës. Pastaj përmendi hyrjen e fjalës së saj: Sado që njerëzit fshehin Allahu e din, ajo pohoi veten dhe tha: po.

Nga kjo që përmendëm prej shpjeguesve të pranuar të Sahihul Muslimit na bëhet i qartë gabimi i autorit të librit: ″Udhru Bil Xhehl″ (fq.55) kur shënoi rreth fjalëve të Nevevijut: kështu ka ardhur në të gjitha ekzemplarët bazë.

Kjo nuk është e vërtetë, ngase rruga e Ahmedit është rruga e njëjtë e Muslimit. Edhe kjo është prej bazave.

Poashtu edhe në ʻMusanefin e AbduRrezakut, në këto fjalë ka disa gabime. Mendonim për autorin e librit se nuk do të bie në këto gabime, që nuk do të nxjerr në gabim dijetarët të cilët janë më të dijshëm për këtë çështje se ai dhe të tjerët prej bashkëkohorëve duke mos përmendur ndonjë argument të qartë për gabimin e tyre.

Fjala e tij: rruga e Ahmedit është ajo e Muslimit. Ai mendon se rruga e hadithit të Aishes r.a është e njëjta të cilin e transmetoi Imam Ahmedi.

Para se të debatojmë këtë fjalë, patjetër të përmendim një rregull të cilin e përmendin Neveviju, Hafidh Ibn Salahu dhe Sehaviju dhe të tjerë kur flasin për mënyrën e transmetimit të Muslimit të hadithit dhe mënyrën e njohjes së rrugës në të cilën u bazua Muslimi. Se si dallohen këto rrugë nga rrugët tjera të cilat janë si rrugë dëshmuese. Këto rrugë dëshmuese i ka sjellë për të sjellë të gjitha në këtë kaptinë. Këto nuk i përmend për të argumentuar, ai argumenton me zinxhir të vërtetë.

Imam Neveviju duke përmendur këtë rregull të cilën thamë, thotë: "Dije se si dëshmi ndonjëherë përmenden transmetimet e të dobtëve. Mirëpo për këtë nuk vlen çdo i dobët. Këtë e bëjnë, ngase nuk bazohen në të, mirëpo në atë që është më parë [526].

Imam Neveviju duke e transmetuar këtë nga Hafidh Ibn Salahi thotë: E dyta: nëse kjo është në rrugë dëshmuese, nuk është në baza. Duke e përmendur në fillim hadithin me burra të besueshëm të zinxhirit. Këtë e ka bazë. Pastaj këtë e pason me zinxhir tjetër, me

526 Sherhul Muslim (34/1)

zinxhirë ku ka disa njerëz të dobët, për t'i përmendur si dëshmi dhe vërtetim. Apo ka ndonjë shtojcë dhe dobi[527].

Hafidh Sehavij, Allahu e mëshiroftë duke thënë të njëjtën sikur Neveviju dhe Ibn Salahu, thotë: ata këtë e bëjnë, pra futjen e të dobëtëve dhe dëshmive ngase bazohen në fe [528]. Nëse pajtohesh me këtë rregull kupton gabimin e autorit të librit i cili përmendi se rruga e Ahmedit është rruga e njejtë e Imam Muslimit ngase Muslimi përmendi zinxhirin e Ahmedit. Ai është Haxhaxh bin Muhamed nga Ibn Xhurejxhi, nga Abdullahu një njeri nga kurejshitët nga Muhamed Bin Kajs Bin Mahreme nga Aishe r.a.

Këtë zinxhir e përmendi si dëshmi. Ngase ai, Allahu e mëshiroftë siç thotë Hafidh ibn Haxheri: "Ai është i njohur për atë se mbledh rrugët me një vend edhe nëse është folur për disa rrugë. Pra këtë zinxhir të cilin e përmendi si dëshmi jo për t'u bazuar në të, ai u bazua në zinxhirin e vërtetë të cilin e përmendi ai: nga Harun Bin Seid Ejli na ka treguar Abdullah Bin Vehb na ka lajmëruar Ibn Xhurejxhi nga Abdullah Bin Kethir Bin Muttalib se ka dëgjuar Muhamed Bin Kajs duke thënë kam dëgjuar Aishen …pastaj përmendi hadithin. Ky është zinxhiri në të cilin u bazua Muslimi. Këtë të cilin e thamë e thanë edhe dy imam të mëdhenj në këtë çështja. Ata janë Imam Neveviju dhe Ebu Abdilah El Ubej.

Imam Neveviju, Allahu e mëshiroftë pasi përmendi fjalët e Ebu Alij Xhejani i cili zinxhirin e Ahmedit e konsideron të dobët ngase Abdullahu të cilin e fshehi Ibn Xhurejxhi është i pa njohur. Ai për zinxhirin e dytë të Ahmedit thotë: unë them: transmetimi i Muslimit nga ky njeri i pa njohur i cili e ka dëgjuar nga Haxhxhaxh El Aeauer, ngase Muslimi e ka transmetuar këtë për të dëshmuar, jo për tu bazuar në të. Ai u bazua në zinxhirin e vërtetë i cili përmendet më parë.[529]

Pra ky imam i njohur mohon të bazohet Imam Muslimi në këtë zinxhir të parë, ku në të është Haxhxhaxh Bin Muhamed nga Ibn

[527] Sherhul Muslim (25/1)
[528] Fet'hul Mugith (209/1)
[529] Sherhu Muslim (42-43/7)

Xhurejxhi, nga Abdullahu një njeri nga kurejshitët nga Muhamed Bin Kajs. Ai u mbështet në zinxhirin e vërtetë të cilin e transmetoi nga rruga e Harun Bin Seid Ejli prandaj kjo fjalë nga Imam Neveviju kundërshton fjalët e autorit "Udhru Bil Xhehl" kur pretendoi se rruga e Ahmedit është rruga e njëjtë e Muslimit në të cilën u bazua ai. Si ka mundësi të thuhet kjo kur Imam Muslimi nuk u bazua në zinxhirin e Ahmedit. Ai këtë e solli duke dashur ta sjellë si dëshmi !?

Imam Ubej duke pohuar fjalët e Nevevijut kur flet për rrugën e Ahmedit të cilin e përmendi Imam Muslimi si dëshmi tha: unë them: transmetimi i Muslimit nga kjo rrugë nuk bën dëm, ku u përmend fjala KALE-Tha para fjalës NEAM-Po. Ngase ai këtë e përmendi si dëshmi, mirëpo ai u bazua në zingjirin e vërtetë më parë.[530]

**Gabimi i dytë:** pretendimi i tij se në transmetimin e Abdu Rrezakut fjala KALE-Tha përmendet para NEAM-Po. Ndërsa kur kthehemi të shohim në "Musanef" të cilin e censuroi Hoxha i nderuar Shejh Adhami i cili "Musanefin" e ka krahasuar me disa dorëshkrime tjera, në te shohim këtë tekst: sado që njerëzit fshehin, Allahu e din, tha: Xhibrili … Pra në transmetim shihet qartë, nuk është ajo çfarë pretendoi autori i librit "Udhru Bil Xhehl"[531]

Shih "Musanef" (570-572/3) nga botimi i "Mektebul Islami"

Ky transmetim është në këtë formë edhe në botimin e "Mexhlisul Ilmij" (571/3). Poashtu Imam Ebu Alij Xhejani e konsideroi të dobët zinxhirin të cilin Muslimi e transmetoi për dëshmi, nga Haxhxhaxhi, nga Ibn Xhurejxhi, nga Abdullahu një njeri nga Kurejshitët. Ky është transmetimi i Imam Ahmedit. Këtë Ebu Alij Xhejani e konsideron të dobët ngase ky Abdullahu është njeri nga Kurejshitët dhe është i panjohur. Këtë e transmetoi nga ai Imam Neveviu (42/7) dhe Ubej në Sherhu Muslim (103/3) dhe nuk e kundërshtuan.

---

[530] Mukmel Ikmal Mualim (103/3)
[531] Udhru Bil Xhehl (f.55)

## DEBATI ME MENDIMIN E IBN TEJMIJES RRETH SHPJEGIMIT TË HADITHIT TË AISHES R.A

Shejhul Islam Ibn Tejmije, Allahu e mëshiroftë thotë: Aisheja r.a, nëna e besimtarëve e pyeti Pejgamberin s.v.s.a, se a e din Allahu çdo gjë të cilën e flasin njerëzit. Pejgamberi s.a.v.s tha: po. Kjo është argument se ajo nuk e ka ditur këtë. Megjithëkëtë nuk u bë kafire pse nuk e din se Allahu e din atë që fshehin njerëzit. Edhe pse besimi i kësaj pas ngritjes së argumentit është prej bazave të imanit. Mohimi i diturisë së Tij ndaj çdo sendi është sikur mohimi i kudretit të Tij për çdo send.

Edhe pse ajo e meritonte qortimin për mëkatin. Prandaj Pejgamberi s.a.v.s e ngacmoi me dorë dhe i tha: a frikësohesh se Allahu dhe i Dërguari do të bëjnë padrejtësi. [532]

**Këto fjalë të Shejhul Islam Ibn Tejmijje, Allahu e mëshiroftë duhet të shqyrtohen sipas fjalëve të dijetarëve të mëdhenj:**

Veçimi i tij, në kuptimin e këtij hadithi në këtë formë duke thënë se Aishja r.a. ishte injorante ndaj cilësisë së diturisë, shumica dërmuese e shpjeguesve të Muslimit e kundërshtuan këtë me fjalët e tyre. Ata thanë se Aishja r.a nuk ishte injorante ndaj cilësisë së diturisë. Kemi shikuar të gjitha shpjegimet e Sahihul Muslim, nuk kemi gjetur asnjërin duke thënë kështu siç kuptoi këtë Shejhul Islam Ibn Tejmije këtë hadith.

Ai u bazua në transmetimin e Imam Muslimit ku u përmend: sado që njerëzit fshehin Allahu e din. Tha: po. Ai e konsideroi fjalën NEAM-Po prej fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s. Ai Shejhul Islami tha: ai i cili do të gjen ndonjë hadith të vërtetë të këtij lloji si ky hadith i Muslimit nga Aishja r.a... Pastaj e përmendi hadithin në mënyrë të gjërë. Mirëpo kjo fjalë nuk përmendet në këtë formë, siç përmendin shpjeguesit e Muslimit, Neveviju, Ubeji, Husejni, Magribij. Bile kjo fjalë në Muslim është në këtë formë: sado që njerëzit fshehin, Allahu e din, po. Tha: Xhibrili...

---

[532] Mexhmual Fetava (411-413/11)

Fjalët në të cilat u bazua Ibn Tejmije se fjala NEAM-Po është prej fjalëve te Pejgamberit s.v.s është në kundërshtim me shumicën e shpjeguesve të Muslimit të cilët thanë se fjala NEAM është prej fjalëve te Aishes r.a. Kjo është argument se ajo pohoi veten. Më herët i përmendëm tekstet e tyre në mënyrë te plotë.

Ibn Muflih El Makdesij, autori i librit "Furu", nxënësi i Shejhul Islam Ibn Tejmije, e kundërshtoi këtë dhe vërtetoi atë se fjala NEAM-Po është prej Fjalëve të Aishes r.a. siç erdhi në dorëshkrimet e Muslimit. Ajo pohoi vetën dhe për këtë ai u bazua në fjalët e Nevevijut. Ibn Muflihu tha: Hoxha ynë ( Ibn Tejmije) tha: Mu për këtë Pejgamberi s.v.s nuk e shpalli kafir njeriun i cili dyshoi në kudretin e Allahut dhe ringjalljen e Tij, ngase kjo nuk është vetëm pas arritjes së Pejgamberisë dhe se prej kësaj është fjala e Aishes r.a: O i Dërguar i Allahut njerëzit sadoqë fshehin Allahu e din. Tha: Po.

Ibn Muflihu tha: në dorëshkrimet e Muslimit ka ardhur pa fjalën KALE-Tha. Në shpjegimin e Muslimit (Neveviju) tha: Ajo sikur kur e tha atë fjalë pohoi vetën duke thënë: Po. ("Furu" 164/6)

Shejhul Islam Ibn Tejmije në këtë hadith si shkak i rënies së Pejgamberit s.a.v.s Aishes r.a kjo ishte për shkak injorancës ndaj diturisë së Allahut për atë që njerëzit fshehin prej Allahut. Me këtë kuptim u veçua Shejhul Islami nga shpjeguesit e tjerë të Muslimit. Ngase shpjeguesit e Muslimit përmendën si shkak mendimin e Aishes r.a se Pejgamberi s.a.v.s doli për të shkuar te ndonjë grua tjetër në natën e saj, duke i dhënë përparësi ndonjë tjetrës prej grave. Ai këtë e bëri për ta edukuar ngase kishte mendim të keq, për ta ndalur nga xhelozia.

Rreth kësaj Imam Ubej duke treguar nga shpjeguesit e Muslimit në Mukmel Ikmal Mualim ( 104/2) tha: sa i përket fjalës së saj: më ra në gjoks, apo këtë daljen e fshehtë e bëri që mos të kuptojë ajo dhe të mos trishtohet. Nga jashtë shihet se ajo e akuzoi se don të shkojë te ndonjë grua e tij. Argument është rënia e Tij në gjoks. Unë them (Ubeji): motiv për daljen e saj ishte xhelozia. Përndryshe përë këtë dalje nuk duhet të merret leje.

Sujuti, Allahu e mëshiroftë, në shpjegimin e Nesaiut thotë: Fjala LEHEDENI-Rënie në gjoks, kjo ishte për ta edukuar për mendimin e keq të saj.[533]

Shejh AbduRrahman El Benna në librin Bulugul Emanij shpjegim i "Fet'hu Rabanij" në fusnotë (175/8) thotë: LEHZU-është rënie e fortë në gjoks. Kjo rënie ishte e fortë prandaj ndjeu dhimbje. Ai s.a.v.s e bëri këtë për ta edukuar për mendimin e keq se ai i bën zullum duke ia dhënë ai s.a.v.s rendin ndonjë tjetrës prej grave.

Me këtë na bëhet e qartë se fjala e shumicës së shpjeguesve të Muslimit është më e vërtetë se fjala e Shejhul Islam Ibn Tejmije me gjithë vlerën dhe diturinë e tij.

Së fundi ai i cili mediton në diturinë dhe vlerën e Aishes r.a, ajo është e cila u edukua në shtëpinë e Siddikut r.a pastaj në shtëpinë e Pejgamberisë. Shpallja ishte duke i zbritur, ishte prezent Pejgamberi s.a.v.s në shtëpinë e saj. Fjalët e sahabëve dhe tabiinëve tregojnë se ajo është gruaja më e dijshme në këtë ummet. Nga kjo kuptojmë se është e pamundshme që Aishja r.a të mos njeh cilësinë e cila ka të bëjë me Rububijen e Allahut. Kjo është cilësia e diturisë. Gjë të cilën e pohuan shumë prej njerëzve të xhahiljetit duke qenë ata në shirk.

Rreth kësaj Zuhajri (prej poetëve të xhahiljes) thotë:

***Mos e fshihni prej Allahut atë që***

***Keni në veten tuaj***

***Që t'i ikni, sadoqë fshihet Allahu e din***

Ai në poezinë MUALEKA të njohur thotë:

***Sado që një njeri e ka një cilësi të fshehur,***

***Edhe nëse e fsheh para njerëzve do të kuptohet***

---

533 Sherhu Nesai (74/7)

Nëse disa njerëz të xhahilijes kanë njohur këtë lloj të teuhidit të emrave dhe cilësive të cilat kanë të bëjnë me rububijen, gjë kjo e cila ka të bëjë me atë se Ai i Lartësuari e dinë atë që njerëzit e fshehin? Atëherë si ka mundësi që këtë Siddika e bija e Siddikut, nëna e besimtarëve mos ta din? E cila është e njohur me dituri, fikh dhe vlerë, këtë dëshmi e ka bërë bartësi i shpalljes s.a.v.s. Ja disa nga hadithet dhe fjalët të cilat aludojnë për diturinë, fikhun dhe vlerën e saj: Transmetohet në Buhari se Pejgamberi s.a.v.s i tha njërës nga gratë e tij: Mos më mundoni për Aishen r.a, ngase shpallja nuk më ka ardhur në teshën e ndonjërës prej jush përpos Aishes r.a.

Ka ardhur në Buhari dhe Muslim: Vlera e Aishes r.a në krahasim me gratë tjera është sikur dallimi në mes theridit (Përshesh me mish) dhe ushqimeve të tjera kjo është transmetuar nga Enesi r.a. Imam Zuhriu thotë: Nëse krahasohen dituria e Aishes me diturinë e të gjithë grave tjera, dituria e Aishes është ma e vlefshme.

Ebu Musa Eshariu thotë: Nuk ka qenë i paqartë ndonjë nga hadithet tek neve shokët e Pejgamberit s.v.s vetëm se kemi gjetur prej diturisë tek Aishja r.a. Transmetoi Tirmidhiu i cili tha: Hadithi është Hasen–Sahih.

Dhehebiju në "Sijer Alam Nubela "në jetëpërshkrimin e Aishes r.a (140/2) thotë: Pejgamberi s.a.v.s nuk ka martuar beqare pos saj, as një grua nuk e deshi sikur atë. Dhe nuk di ndonjë grua në ummetin e Muhamedit s.a.v.s, as ndonjë grua në përgjithësi më të dijshme se ajo.

Ajo është, kur u sprovua në rastin e akuzës së saj të njohur. Kur Pejgamberit s.a.v.s ju ndal shpallja plot dyzet ditë duke pranuar cilësinë e diturisë së Allahut tha: Allahu në këtë kohë e dinte për mua se jam e pastër. E dija sa Allahu do të tregojë pastrimin tim [534].

Në transmetimin e Muslimit: Nëse u them juve se jam e pastër, Allahu e di se jam e pastër, ju nuk më besoni. Nëse pranoj ndonjë çështje, Allahu e di se jam e pastër, ju do të më besoni.

[534] Transmeton Buhariu 2637, 2661, 2879, 4025, 4141, 4690, 4750, 2662, 6689, Muslimi (111/17)

## KUNDËRSHTIMI I KATËRT

## RASTI I HAVARIJJUNËVE

Allahu i Lartësuar thotë: **Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë". Dhe (përkujto) kur Havarijjunët thanë: "O Isa, bir i Merjemes, Zoti yt a mund të na zbresë një tryezë nga qielli?" (Isai) tha: "Kini frikë Allahun nëse jeni besimtarë!"** [535]

Ai i cili argumentoi me këto ajete tha: Kjo është argument se fjala e havarijunëve të cilën e thanë, ata dyshuan në forcën e Allahut. Mirëpo kjo nuk ishte nga kufri ngase ata këtë e thanë duke mos njohur këtë. Kjo është argument se Allahu ja fal robit për shkak injorancës në çështjet bazë dhe ato degësore. Në besime dhe ibadete. Në kohën e diturisë dhe të tjera. Në shtetin Islam dhe jashtë tij [536]

Ata këtë mendim e përkatësuan tek shumica e komentuesve te Kur'anit.

## PËRGJIGJE PËR KËTË KUNDËRSHTIM

Para se t'i përgjigjemi këtij kundërshtimi duam të themi një gjë të cilën e përmendëm në hyrjen e këtij kapitulli. Ajo është se gjatë komentimit të Kur'anit pranohet ai koment për të cilin janë shumica e komentatorëve për të cilin ka argumente të vërteta. Nuk pranohet mendimi i veçantë, i cili prish ixhmanë apo pajtimin e komentatorëve sado që të jetë pozita e tij.

E dyta: Ai i cili përkatëson një mendim tek shumica e dijetarëve, ai duhet të sjellë argument me të cilin vërteton pretendimin e tij. Ndërsa argumenti në këtë rast është që ndonjë nga dijetarët e pranuar të tregojë qartë se kjo fjalë është e shumicës së

[535] Maide 111-112
[536] Udhru Bil Xhehl (f.22)

komentatorëve dhe se mendimet tjera janë në kundërshtim me pajtimin e komentuesve. Nëse nuk ka argument të tillë kjo është një pretendim i kotë i papranuar. Pra thënie pa ndonjë fakt të qartë.

Ajo e cila na bënë të themi këto fjalë është se njëri i cili shkroi për këtë temë[537] përkatësoi këtë mendim tek shumica e komentuesve duke mos sjellë ndonjë fakt të qartë nga dijetarët e pranuar. E vërteta është se shumica e komentuesve e thonë të kundërtën. Ajo është se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut për t'u zbritur ujë dhe sofër.

Ata ajetin e shpjeguan në disa mënyra siç do të përmendim. Ja emrat e Sahabëve, Tabiinëve dhe komentuesve të cilët përmendën këtë në mënyrë të qartë, siç do të përmendim tekstet e tyre gjerësisht: Aishja, Ali ibn Ebi Talib, Seid ibn Xhubejr, Sudiju, Muxhahidi, Hasan el-Basriu, Ahmed ibn Hanbeli, Ibn Nuhasi, Begaviju, Ibn Xheuvzi, Ferrau, Ibn Hassari, Ibn Enbari, Ibn Atije Granati, Ebu Hajani, Nesefiu, Hazini, Farisiu, Sauiju në fusnotë të Xhelalejnit, Shihab Hafaxhij, Ibn Xhizij, muhadithi Ebu Zekerija Ensari, Kasimiu, Sulejman ibn Umer Haxhajli, Nasirudin Ahmed ibn Munejr Maliki, Hatib Shirbini, Halebiu, Imam Vahidi, Imam Sujutiu, Imam Xhelaludin Muhali, Hafidh Ibn Kethiri, Muhamed Rashid Rida, Muhamed Tahir ibn Ashur, Meragi, AbduRrahman ibn Nasir Sadi, autori i tefsirit "Vadih".

Përmendja e teksteve të dijetarëve se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut. Shpjegimi se mendimi është mendim i shumicës së komentuesve.

Kasimij komentues duke sqaruar se mendimi i shumicës së komentuesve është se havarijunët nuk kanë dyshuar thotë: Shumica e komentuesve thanë: Sipas Biraetit të parë pyetja e bërë është alegorike, ngase nuk mundi asnjëri të lejojë të thotë se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut! Mirëpo kjo është siç thotë njeriu shokut të tij: A mundesh të ngritesh me mua? Duke e ditur se ka mundësi të ngrihet me të. Me fjalët e tij "A mundet "ka për qëllim: a e ke të lehtë të ngritesh me mua? Kështu është edhe kuptimi i ajetit,

[537] Udhru Bil Xhehl Akiletu Selef (f, 26)

ngase havarijunët ishin besimtarë, e njihnin Allahun, pranonin forcën e Tij të plotë. Kërkimi i tyre nuk ishte për te larguar dyshimin, mirëpo për t'u plotësuar besimi. Ashtu siç tha Ibrahimi a.s "mirëpo për t'u qetësuar zemra ime". Nuk ka dyshim aspak se shikimi në këtë ajet të madh ia shton bindjen zemrës në besim. Prandaj për këtë shkak havarijunët thanë: "Që të qetësohen zemrat tona me besim".

Thuhet rreth kuptimit të kësaj: A dëgjon Zoti yt, pra a i përgjigjet lutjes tënde kur të lutesh ? Pra JESTETI në kuptim të fjalës JUTIË. Këto janë në kuptim të njëjtë. [538]

Fjalët e Kasimijut aludojnë në atë se mendimi i shumicës së dijetarëve është se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut për t'ua zbritur sofrën. Ata këtij lloji të leximit "HEL JESTETIU RABBUKE" iu përgjigjën me atë që përmendi Kasimiju prej tyre.

Komentuesi Ethiru Din Ebu Hajan duke sqaruar pajtimin e shumicës së komentuesve se havarijunët nuk dyshuan në mundësinë e Allahut për t'u sjellë një sofër, në komentin e ajetit tha: Fjala "HEL JESTETIU RABBUKE "A ka mundësi të dyshojnë për mundësinë e zbritjes së sofrës nga qielli, Ky është mendimi i Zamahsherijut. Mirëpo të tjerët prej komentuesve që të gjithë thanë se havarijunët ishin besimtarë. Ata ishin njerëzit e veçantë të Isaut a.s. Ata nuk dyshuan në këtë. Derisa Haseni tha: Ata nuk dyshuan në forcën e Alllahut ata vetëm kërkuan duke pyetur a do të na zbres apo jo ? Nëse na e zbret atëherë lute për neve.[539]

Pra, ky komentues i Kur'anit, autor i "Bahrul Muhit" vërteton se mendimi për mos-dyshimin e havarijunëve është mendimi i shumicës dërmuese të dijetarëve nga komentuesit.

Fjalët e Halebijut, komentues rreth mendimit se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut nga mosnjohja ndaj Allahut dhe forcës së Tij. Ky mendim është jashtë ixhmasë.

---

538 Mehasin Te'vil (428-429/6)

539 Bahrul Muhit, Ebi Hajan (53/4)

Elusi duke folur për fjalën e Allahut “HEL JESTETIU RABBUKE” tha se nuk u tha nga njohja e Allahut dhe forcës së Tij ngase ata po ta dinin këtë nuk do ta thoshin, ngase kjo nuk i ka hije një besimtari ta thotë ndaj Allahut. Këtë mendim e kundërshtoi Halebiju duke thënë se kjo është në kundërshtim me ixhmanë.[540]

---

[540] Ruhul Meani (58/7). Nëse kuptove atë që thamë nga Kasimiju dhe Halebiju se mendimi i shumicës është se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut. Këtu e kupton edhe gabimin e autorit të “Udhru Bil Xhehl” se mendimi përse havarijunët dyshuan në forcën e Allahut. Ky mendim kinse është mendimi i shumicës së komentatorëve. Këtë e përmendi në faqe 26 nga libri i tij. Nuk ka dyshim se kjo të cilën pretendoi autori i librit, për këtë nuk mundet të sjellë një fjalë se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut, ku në mënyrë të qartë tregon këtë. Ai nuk mund ta vërteton këtë, njashtu autorit të këtij libri i ndodhi edhe një gabim tjetër, gjë të cilën ai gaboi vet e kundërshtoi dikë tjetër. Ai transmetoi fjalët e Elusit të cilat i përmendëm ne pak më parë. Mirëpo, nuk përmendi fjalët e fundit të Shejh Elusit dhe nuk përmendi transmetimin e ixhmasë nga ana e Halebiut. Kështu me këtë deshi që lexuesi të kuptojë kinse Elusi thotë: Se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut. Ai preu fjalët e Elusit pasi që vjen në kundërshtim me mendimin e tij, duke dëshiruar të vërtetojë se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut. (Shih: Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef, f.23)
Elusi tha: Kërkesa e tyre ishte për të vërtetuar, ashtu siç tha Halili a.s: “Më bën të shoh sesi i ngjallë të vdekurit ”. Ndërsa kuptimi i fjalës “Nëse jeni besimtarë” e ka për qëllim nese jeni të plotë në besim dhe sinqeritet. Kuptimi i fjalës “Dhe ta kuptojmë se ishe i vërtetë “Ta kuptojmë me sytë tona pasi besuam me iman dhe bindje me këtë demantohet kundërshtimi i thënë ”, përfundoi fjala e tij”.Këto fjalë nga imam Elusi tregojnë se zgjedhja e tij është se havarijunët nuk dyshuan. Nëse do të kuptonim nga fjalët e tij se havarijunët dyshuan, atëherë fjalët e tij të fundit nuk do të kishin ndonjë dobi. Nga kjo kuptohet se Elusi nuk e thotë këtë në të cilën e përkatësoi autori i librit “Udhru Bil Xhehl”. Ajo që e qartësoi më shumë është fjala e tij, Allahu e mëshiroftë: Shumica e dijetarëve e kanë mendimin se ka diçka e cila është e pa përmendur në fjalë. Ajo është fjalë: ”Kërkesë ndaj Zotit tënd”. Pra, a e lut atë duke mos të kthyer mbrapa ? Ndërsa Farisiu tha: Nuk ka nevojë të llogaritet diçka e papërmendur në ajet. Ai e konsideron kështu: Zoti yt a ka mundësi të zbresë me lutjen tënde. Mirëpo, ti e di se patjetër duhet llogaritur diçka e cila nuk është përmendur në ajet.
Këtu përfundoi nga pjesa (59/8).
Pra, këto fjalë janë argument i veçantë për atë se Elusi anon kah vërtetimi i menyrës së përmendur lartë se havarijunët nuk kanë dyshuar në forcën e Allahut. Përndryshe, ky vërtetim i tij nuk do të kishte ndonjë dobi ? Pasiqë fjalët e tij ndeshen me fjalët e atyre që thanë se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut? Këta e morrën ajetin nga jashtë siç është, ata nuk thanë se ka në ajet diçka e cila duhet të llogaritet e papërmendur siç janë Zamahsheriju dhe të tjerët të cilët thanë se havarijunët janë kafira dhe dyshuan në kudretin e Allahut.
Prej argumenteve se ai anoi nga ky mendim është fjala e tij (60/7): dëshirojmë të hamë nga sofra “kjo ngrënie është ngrënie e bereqetit. Siç thuhet se kjo është parahyrje për të treguar se çka i shtyu të kërkojnë këtë. Pra, ata deshën të thonë: Me kërkimin tonë nuk kemi për synim të rehatohemi nga dyshimi ynë për forcën e Allahut që të zbret sofrën, apo në pejgamberinë tënde. Që mos të ndikojë kjo në iman dhe takvallëk. Përfunduan fjalët e Elusit.
Këto fjalë të fundit nga Imam Elusi tregojnë qartë se ata nuk dyshuan në mundësinë e Allahut. As në vërtetesinë e pejgamberisë së Isaut a.s. Kjo kërkesë ishte për t’ua shtuar bindjen dhe diturinë. Me keto fjalë të fundit, njeriut të drejtë nuk i mbetë aspak dyshim për atë se Elusi anon kah mendimi se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut për t’u zbritur një sofër. Shiko fjalët e tij më detalishtë në tefsirin e tij. Që të ndalesh në faktet të cilat i thamë.

Pra, këto fjalë të Halebijut, komentues tregojnë se ai i cili thotë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut është në kundërshtim me ixhmanë. Kjo të tregon ty gabimin e disave të cilët pretenduan se mendimi i shumicës së komentuesve është se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut, për t'u zbritur një sofër!!

Dukë i parë fjalët e tre prej Imamëve, Kasimij, Ebu Hajani dhe Halebiju si demantuan pretendimin pa argument pohuan se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut dhe se ky është mendimi i shumicës së komentuesve.

**Mënyrat të cilat i përmendën komentuesit për fjalën e Allahut teala: "Hel Jestetiu Rabbuke"**

**Mënyra e parë:**

Havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut. Ata kërkuan këtë kërkesë në kuptim: A mundesh të kërkosh ti nga Zoti yt, apo a mundesh ta lusësh Zotin tënd? A të dëgjon Zoti yt nëse kërkon prej Tij. Në këtë nuk ka dyshim në kudretin e Allahut për të zbritur sofrën:

Nga Aishja r.a. e cila tha: "Havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut për të zbritur sofrën. Ata thanë ti a mundesh ta lusësh Zotin tënd".[541]

Në transmetimin e Ibn Ebi Shejbes, Ibn Xheririt, Ibn Mundhirit, Ebu Shejhut, Ibn Ebi Hatimit dhe ibn Merdevehut, nga Aishja r.a. ka thënë: Havarijunët ishin më të dijshëm për Allahun që të thonë: "A mundet Zoti yt? Ata me të vërtetë thanë: Ti a mundesh ta lusësh Zotin tënd".[542]

541 Kuttubiu në Tefsirin e tij(2362/3)
542 Durul Menthur, Sujuti (346/2)

Ibn Ebi Hatimi në librin e tefsirit, transmeton nga Amir Shabij, se Aliju r.a e ka lexuar “HEL JESTETIU RABBUKE” Ai (Aliu r.a )tha: A të dëgjon Zoti yt [543]

Ibn Xheriri, transmeton nga Sudiju për fjalën e Allahut “HEL JESTETIU RABBUKE”. Sudiju tha: Ata thanë: “A të dëgjon Zoti ytë nëse kërkon prej Tij. Allahu u zbriti atyre sofër nga qielli”. Në të kishte prej të gjitha ushqimeve pos mishit.[544]

Ebu Ubejdi dhe Ibn Xheriri transmetojnë nga Seid Bin Xhubejri r.a se ka lexuar “HEL JESTETIU RABBUKE”. Ai tha: A mundesh të kërkosh prej Zotit tënd.[545]

Hasan El Basriu thotë: Ata nuk dyshuan në kudretin e Allahut. Ata kërkuan si pyetës. A do të na zbres apo jo? Nëse na zbret kërko prej Tij[546]

Ibn Atije Granati, komentator, thotë: Këtë a e bënë i Lartëmadhërishmi, Ai u përgjigjet. Siç i thanë Abdullah Bin Zejdit: A ke mundësi të më tregosh si Pejgamberi s.a.v.s merrte abdest. [547]

Komentatori dhe linguisti Ebu Xhafer Ibn Nuhas thotë: Fjala “HEL JESTETIU RABBUKE” A e bënë këtë nëse kërkojmë… siç përmendëm. Ai u tha: “Keni frikë Allahun. Kasani lexoi “HEL JESTETIU RABBUKE” Pra e mundesh ta lusësh Zotin tënd.[548]

Ripërtrirësi i Sunnetit Imam Ebul Husjen Begaviju autor i Mealim Tenzil, thotë: “Fjala: **“Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): “Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!” E ata thanë: “Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë”.”**[549]

[543] Durul Menthur, Sujuti (346/2)
[544] Bahrul Muhit (53/4)
[545] Bahrul Muhit (53/4)
[546] Durul Menthur, Sujuti (349/2)
[547] Bahrul Muhit (53/4)
[548] JaRab Kur’an, Ibn Nuhas (50/2)
[549] Maide, 111

Kasani e ka lexuar “HEL TESTETIU RABBUKE”. Ky lexim është i Aliut, Aishes, Ibn Abbasit dhe Muxhahidit. Pra a mundesh të kërkosh dhe të lutesh te Zoti yt. Disa e lexuan me shkronj JE dhe vokalin U në fjalën RABBUKE. Ata nuk dyshuan në forcën e Allahut. Kuptimi është: A do ta zbres Zoti ytë apo jo? Ashtu siç i thotë njeriu shokut: A mundesh të ngritesh me mua, duke e ditur se ai mundet. Ai e pyet a e bënë këtë apo jo. Thuhet se kuptimi i fjalës JESTETIU- A dëgjon. Siç thuhet ETAA-ISTETAA siç është EXHABE –ISTEXHABE në një kuptim. Pra Zoti ytë atë jep duke u përgjigjur lutjes tënde.[550]

Hafidhi, komentatori Ebu Ferexhi Ibn Xhevzije në komentin e tij “Zadul Mesir” duke vërtetuar mos dyshimin e havarijunëve në forcën e Allahut thotë: Fjala e tij: “HEL JESTETIU RABBUKE”. Zexhxhaxhi thotë: A e cakton Ai. Hasani lexoi: ″HEL TESTETIU RABBEKE” Ferau tha: A mundesh ta lusësh Zotin tënd? Ibnul Enbari tha: Nuk lejohet që dikush të supozon se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut. Kjo është siç i thotë njeriu shokut të tij: A mundesh të ngritesh me mua. Duke e ditur ky se ai mundet. Mirëpo ka për qellim a e ka lehtë? Ebul Aliju tha: A e bënë këtë nëse ti i lutesh. Disa pretenduan se këtë e thanë para se të plotësohet Imani, tek ata dhe para se të kenë njohuri. Isau a.s u tha: Bëni frikë Allahun që mos ta përkatësoni Atë në pamundësi. Mirëpo e para është më e vërtet.[551]

Pra Ibn Xhevzij nuk beson se havarijunët të kishin thenë fjalë për të dyshuar në kudretin e Allahut para se të plotësojnë besimin dhe te njohin Allahun. Ai anim kah mendimi i parë, i cili është mendimi i Ibnul Eubarit i cili tha se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut.

Nesefiu në “Medariku Tenzil” thotë: fjala: HEL JESTETIU RABUKE, a e benë këtë Zoti ytë, a të ndegjon nëse ti kërkon prej Tij.

[550] Tefsirul Begavij (77/2)
[551] Zadul Mesir (455/2)

Pra a mundesh ta lutësh Zotin tënd ? Kuptimi i kësaj është: a mundesh të kërkosh duke mos refuzuar Ai në kërkesen tënde. [552]

Komentori, Hatib Shirbini Shafijj në komentin e tij "Siraxhul Munir" thotë: "fjala JESTETIU RABUKE ? Kasani e lexoi HEL TESTETIU RABUKE-A mundesh të kërkosh nga Zoti yt. A mundesh të kërkosh duke mos u refuzuar. Ndërsa të tjerët e lexuan me shkronjën JA dhe zanoren u pas b. Pra Zoti yt a të përgjigjet nëse kërkon.[553]

Komenti i tij është në pajtim me atë që transmetuam më herët prej dijetarëve të mëdhenj, të cilët mohojnë që havarijunët të kenë dyshuar.

Savij në fusnotën e komentit "Xhelalejn" duke folur rreth fjalëve të Sujutit për mohimin e dyshimit të havarijuneve, thotë: fjala e Tij JESTETIU-a mund ta bënë. Këtu përmendi njërën fjalë por synon tjetrën e ajo është vepra, pra zbritja e sofrës. Nuk ka për qëllim mundësin. Me këtë demantohet mendimi i pa pranuar se ata bënë kufër, siç është Zamahsheriu. Pra. kuptimi është a mundesh të kërkosh prej Tij. Sipas kiraetit të dytë: a mundesh të kërkosh prej Zotit tënd. [554]

Farisiu në komentin e fjalës së tij: Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi musliman".(Maide 111). Tha: "kuptimi kësaj është: a e bënë këtë nëse ti kërkon prej Tij".

Ethirudin Ebul Hajan në komentin "Nahrul Marid" thotë: Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë". (Maide 111). Edukatë e keqe. Shumica e lexuesve e kanë lexuar "HEL JESTETIU RABUKE ". Ndërsa Kasani e lexoi me "HEL TESTETIA RABEKE". Kuptimi: a mundesh të kërkosh që Zoti

---

[552] Medariku Tenzil
[553] Siraxhul Munir(405/1)
[554] Hashijetu Savij(273/1)

të të zbret. Ky kiraet ne dialogë është më i mirë se kiraeti i shumicës.[555]

Sulejman bin Umer Uxhajli Shafijj duke treguar nga dy imam: Ibn Atije dhe Ibnul Embari thotë: Ibn Embari tha: nuk lejohet që asnjëri të mendon se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Nga kjo kuptojmë se fjala e Zamahsheriut se ata nuk ishin besimtarë nuk është mirë, ngase prish ixhman.[556]

Ibën Atije thotë: nuk di ndonjë polemik rreth asaj se ishin besimtarë. Sa i përket kiraetit të parë ai nuk aludon në këtë, ngase njerëzit u përgjigjen rreth kësaj me disa përgjigjje. Prej tyre: a e ke lehtë të kërkosh prej Zotit tënd. Siç thuhet: a mundesh të ngritesh me mua? Ndërsa ti e din mirë se mundet. Prej përgjigjeve është: ata e pyetën duke dashur ta kuptojnë a do të zbret sofër apo jo? Nëse ai e zbret atëher kërko. Prej kuptimeve është: a e bënë Ai këtë, a i përgjigjet Ai kësaj. [557]

Ferau në "Meani el kuran" thotë: përmendet nga Muadhi se Pejgamberi s.a.v.s më ka lexuar ajetin: Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë".(Maide 111). Me shkronjën TA, kjo është një mënyrë e mirë. Pra: a mundesh ta lutësh Zotin tënd që te na zbret neve një sofër nga qielli.[558]

Ibn Hassani kur flet për havarijjunët dhe mos dyshimin e tyre në kudretin e Allahut thotë: Havarijjunët janë njerëzit më të mirë të cilët besuan në Isaun. Atëherë, si ka mundësi që të besojmë për ata se ishin injorant ndaj kudretit të Allahut mbi çdo send?! Sa i përket kiraetit me shkronjën TA thuhet - kuptimi i kësaj është: A mundesh të kërkosh prej Zotit tënd? Ky është mendimi i Aishes dhe Muxhahidit. Aishja r.a tha: "Havarijunët nuk dyshuan në atë se Allahu ka mundësi tu zbret sofrën. Ata thanë: a mundesh ti të

---

555 Nahru Marid(643/1)
556 Futuhat Ilahije(541-542/1)
557 Meani El Kuran(325/1)
558 Tefsirul Kurtubi(2362/3)

kërkosh prej Zotit tënd". Nga Muadh Bin Xhebel r.a i cili tha: Pejgamberi s.a.v.s na lexoi: Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë". (Maide 111). Muadhi tha: njëherë e dëgjova duke lexuar me shkronjën TA.[559]

Zexhaxhi tha: a mundesh të kërkosh që Allahu të dëgjon për atë që kërkon. Thuhet: a mundesh ta lusësh dhe të kërkosh prej Zotit tënd. Këto janë kuptime të përafërta. Këto patjetër të konsiderojmë diç të pa përmendur në ajet. Siç tha: dhe pyete fshatin. Ndërsa sipas kiraetit me JA nuk ka nevojë të konsiderohet diç e papërmendur.[560]

Autori i librit "Tefsirul Vadih" duke folur për pyetjen e cila u bë nga ana e havarijunëve thotë: "kjo pyetje nuk u ka lejuar atyre aspak. Prandaj dijetarët e komentuan në disa mënyra. Më e mira është kur thanë kuptimi i fjalës JESTETI është JUTIE. Siç është ISTEXHABE dhe EXHABE. Pra a mundesh t'i të kërkosh prej Zotit tënd.[561]

Në tefsirul Meragi: disa fjalën ISTETAA e komentuan me mundësi. Ata thanë: "Kjo pyetje nuk del nga një besimtarë me besim të vërtetë". Ata u përgjigjen me disa përgjigje. Dhe përmendën se ka për qëllim a mundesh ta lutësh Zotin tënd.[562]

Ibn Kethiri në tefsirin e këtij ajeti thotë: kur havarijunët thanë: "O isa i biri i Merjemes a mundet Zoti yt të na sjellë nje sofer". (maide-112), ky është leximi i shumicës, ndersa ne leximin tjeter erdhi në kuptimin A MUNDESH TI O ISA TË KËRKOSH NGA ZOTI YT NJË SOFER.[563]

Sujuti dhe Muhalij thanë: "fjala JESTETIU- a e bënë". Ndërsa sipas kiraetit me shkronjën TA- a mundesh të kërkosh prej Tij.[564]

---

559 Tefsirul kurtubi (2362-2363-3)
560 Tefsirul Vadih (129/1)
561 Tefsirul Vadih (129/1)
562 Tefsirul Meragi (58/1)
563 Ibu Kethir (117/2)
564 Tefsirul Xhelalejn (f.130)

**Prej çështjeve që vërtetojnë këtë mënyrë të cilën e thanë dijetarët:**

Ky është tefsiri i dijetarëve te sahabëve, siç është Aishja, Ali Bin Ebi Talib. Ndërsa Imam Ibn Kajimi, Hafidh Ibn Kethiri dhe të tjetër prej dijetarëve përmendin se komentimi i sahabëve është në shkallën e dytë, menjëherë pas komentimit të Pejgamberit s.a.v.s. Këtë e përforcon edhe komenti i dijetarëve tabiin, siç është Seid Bin Xhubejr, Muxhahidi, Sujuti dhe Hasan El Basriu.[565]

Prej argumenteve që e përforcon këtë është edhe gjuha arabe. Në gjuhen arabe nuk përmendet emri, në vend të tij përmendet mbiemri. Kjo llogaritet kështu: "a mundesh të bësh kërkesë Zotit", "apo a mundesh të kërkosh prej Zotit tënd". Kjo është çështje e njohur tek dijetarët e gjuhës.

Elusi për pajtimin e gjuhës arabe thotë: "Shumica thonë se ka diç e cila është papërmendur. Pra kërkesa ndaj Zotit tënd. A mundesh të kërkosh duke mos të refuzuar"? Sipas Farisijut nuk duhet të konsiderojm diç të papërmendur. Kuptimi është: a mundet që Zoti yt të zbret me lutjen tënde një sofër? Mirëpo ti e din se fjala nuk mundet të jetë kështu, patjetër duhet të llogarisim diç të papërmendur.[566]

Nesaiu, Allahu e mëshiroftë thotë: fjala e mundesh Zotin tënd duhet të llogaritet a mundesh t'i bësh kërkesë Zotit tënd? Emri nuk përmendet. Pra a mundesh të kërkosh duke mos u refuzuar prej Tij.[567]

Kasimiju duke u mbështet në këtë thotë: "Ebu Shame përmend se Pejgamberi s.a.v.s vizitoi Ebu Talibin në shtratin e vdekjes. Ai i tha: o bir vëllait, lute Zotin tënd të më shëron. Ai tha: o Zoti im shëroje axhën tim. Ai u ngrit menjëherë. Ai tha: o bir i vëllait tim Zoti yt të cilin e adhuron të respekton. Ai i tha: o axha im edhe ti po ta respektoje Ai do të respektonte, pra do të përgjigjej me atë që

---

565 Tefsir Ebu Kethir (4-5/1)
566 Ruhul Meani (59/7)
567 Medarik Tenzil (239/1)

kërkon". Ai Ebu Shame e pranon si të mirë këtë hadith. Me këtë bëhet e qartë se arabët e përdorin në këtë kuptim.[568]

Mënyra e dytë të cilën shumica e komentatorëve e përmendin në fjalën: **Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë**". (Maide 111).

Ajo është: "a e ke lehtë të kërkosh prej Zotit tënd"? Siç thuhet: a mundesh të ngritesh me mua? Ndërsa ti e din se ai mundet? Mirëpo, ky kërkim është nga edukata dhe butësia. Ja tekstet e dijetarëve si u përgjigjën për ajetin.

Imam Ferau thotë: **Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë**".(Maide 111). Kjo vjen me TA dhe JA. Lexuesit e medinës Asim Ebi Nexhudi dhe Ameshi e lexojnë me JA. Kjo është sikur fjala: filani mundet të ngrihet me neve? Ti e din se mundet. Kjo mënyrë përmendet nga Aliju dhe Aishja r.a. Ata e lexuan me TA. Ai përmend nga Muadhi r.a se ka thënë: Pejgamberi s.a.v.s më lexoi: **Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë**".(Maide 111). Me TA kjo mënyrë është e mirë. Pra a mundesh të kërkosh nga Zoti yt të zbret një sofër.[569]

Shihabi në fusnotën Bejdavit thotë: kuptove se arabët këtë e përdorin në këtë kuptim. Në insaf thuhet: kuptimi i fjalës JESTETIU është "e bën". Siç i thua personit i cili mund të ngrihet. A mundesh të ngritesh me mua? Ky mendim transmetohet nga Haseni? Sipas kësaj besimi i tyre është padyshim në kudretin e Allahut.[570]

Imami, komentator Muahmed Tahir Bin Ashuri në tefsirin e tij thotë: fjala e Allahut: **Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë:**

[568] Mehasina Te'vil (429/6)
[569] Meanil Kur'an (325/1)
[570] Hashijetu Shihab (300/3)

**“Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë”**.(Maide 111) është thënë sipas metodës arabe në shfaqje dhe lutje. Ata, njeriut i cili mundet të realizon diç, i thonë: a mundesh ta bësh këtë? Pra duke u arsyetuar para tij edhe nëse nuk të përgjigjet në kërkesën tënde. Ngase kërkuesi nuk duhet ta rëndon personin nga i cili kërkon. Kjo është metaforë.

Prej kësaj është ajo që erdhi në hadithin e Jahja Muzenijut se një njeri i tha Abdullah Bin Zejdit. A mundesh të më tregosh si merrte abdes Pejgamberi s.a.v.s? Këtu pyetësi e din se Abdullah Bin Zejdi nuk e ka vështir të tregon. Pra kërkimi i havarijunëve nga Isa a.s nuk është vetëm se nga edukata, diç që u ka hije ithtarëve të besimit të pastër.

Ata nuk dyshuan në kudretin e Allahut. Ata kërkuan këtë shenjë për t'ua shtuar bindjen (imanin) në zemër që të tejkalojnë nga argumenti mendor në atë që mund ta perceptojnë ngase shpirtrat janë më të afërta me çështjet të cilat i perceptojnë. Kjo është sikur kërkesa e Ibrahimit a.s: “o Zoti im më trego si i ringjall të vdekurit”. Kjo nuk ishte nga dyshimi. Në këtë mënyrë dijetarët e vërtetuan këtë siç, janë: Ebu Atije, Vahidiju dhe Begaviju të cilët kundërshtuan atë që u përmend në “Keshaf”.

Imam, Hafidh Ebu Zekerija Ensarij, komentator thotë: “nëse thua si ka mundësi këtë ta thonë havarijunët ndërsa ata janë pasuesit e sinqertë të Isaut a.s, kjo është kufër”. Ngase është dyshim në kudretin e Allahut. Unë them pyetja e bërë prej tyre është për veprën jo për kudretin dhe mundësinë. Siç i thuhet të pasurit i cili mundet, a ke mundësi të më japish diç?. Kjo quhet mundësi fakultative, jo mundësi e forcës.

Kuptimi i kësaj është: “a e ki lehtë të kërkosh prej Zotit tënd”: Siç i thua tjetrit: “a mundesh të ngritesh me mua”. Ndërsa ti e din se ai mundet.[571]

Imam Begaviju duke u mbështetur në këtë mënyrë thotë: “Disa fjalën JESTETIU e lexuan në këtë mënyrë ndërsa RABBUKE me

571 Fethul Rrahman (f.153)

zanoren U. Ata nuk dyshuan a e zbret apo jo? Siç i thotë njeriu shokut të tij: a mundesh të vish me mua? Ndërsa ai e din se mundet. Ai e ka për qëllim a e bënë këtë apo jo?"[572]

Hafidh Nasirudin Bin Ahmed Bin Munejr duke transmetuar nga Imam Ahmed Bin Hanbel këtë mënyrë që përmendëm, duke i demantuar Zamehsheriut në "Keshaf" i cili pretendoi se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut tha:

Ahmedi tha: "Thuhet kuptimi JESTETIU është a e bën atë". Siç i thuhet personit i cili mundet të ngrihet, a mundesh të ngritesh? Duke e përmendur nga edukata. Ky mendim është nga Haseni. Sipas kësaj besimi i tyre është i pastër nga dyshimi. Nëse mund të vërtetohet se kuptimi i veprës është shprehur me fjalën mundësi. Kjo mund të bëhet nëse flasim për shkaktuesin me përmendjen e shkakut. Ngase mundësia është shkaku i ekzistencës…[573] Ai, Allahu e mëshiroftë e zgjati në demant kundër atyre që thanë havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut.

Ibnul Enbari duke u bazuar në mënyrën e dytë të komentimit thotë: "Nuk lejohet që asnjëri të supozon se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut". Kjo u tha ashtu si i thotë njeriu shokut të tij: "A mundesh të ngritesh me mua?" Ai e din se mundet mirëpo e ka për qëllim a e ka lehtë…?[574]

Hafidh, komentator, Ibnul Xhezij thotë: "Prej kësaj fjale nga jashtë shihet se ata dyshuan në kudretin e Allahut për ta zbritur sofrën". Këtë e mori Zamahsheriju, Ai tha: "Allahu nuk i cilësoi me besim por transmetoi fjalën e besuam". Ndërsa Ibn Atije dhe të tjerët thanë: "Kjo nuk është kështu, ata nuk dyshuan. Mirëpo e thanë në kuptimin: a e bën Zoti yt këtë"? A të përgjigjet për këtë? Kjo është më e vërtetë, ngase Allahu i ka lavdëruar Havarijunët në disa vende të Librit të Tij. Edhe pse nga fjala shihet diç e keqe. Kjo u lexua edhe TESTETIU, "a mundesh ti Zotin tënd". Pra a mundesh të kërkosh prej Zotit tënd? Sipas këtij leximi ata nuk dyshuan, kështu e lexonte

[572]"Malim Tenzil" (77/2)
[573]"Hashijetul Keshaf" (1654/1)
[574] "Bahral Mahit" (53/4)

Aisheja r.a. e cila tha: “Havarijunët ishin më të dijshëm për Zotin e tyre, e të thonë: “a mundet Zoti yt?””.[575]

Ibn Hassari në “Sherhu Kitab Sunne” thotë: “Fjala e Allahut teala duke lajmëruar për havarijunët, **“Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): “Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!” E ata thanë: “Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë””.** (El Maideh 111) kjo nuk ishte dyshim në mundësinë e Allahut, ata ishin të butë në kërkim, me edukatë ndaj Allahut. Havarijunët ishin njerëzit më të mirë të cilët i besuan Isait a.s. Atëherë si ka mundësi të mendojmë për ata se janë xhahila ndaj mundësisë së Allahut për çdo send. Sa i përket kiraetit me shkronjën TA kuptimi i saj është: “A mundesh të kërkosh prej Zotit tënd. Ky është mendimi i Aishes r.a. dhe Muxhahidit...”[576]

Mënyra e tretë të cilën e përmendën, komentatorët në komentin e **“Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): “Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!” E ata thanë: “Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë”.** (El Maideh 111)

Kërkesa e havarijunëve nuk ishte nga dyshimi për kudretin e Allahut, mirëpo ishte kërkesë për t'u shtuar bindja. Për ta shtuar besimin duke shikuar në shenjat e Allahut, dhe të qetësohen zemrat. Kjo ishte sikur kërkesa e Ibrahimit a.s. për ringjalljen e të vdekurve. Duke besuar se Allahu është i plotfuqishëm për të ringjallur të vdekurit. Allahu i Lartësuar për Ibrahimin thotë: **“Përkujto kur Ibrahimi tha: “Zoti im, më mundëso të shoh se si i ngjallë të vdekurit”? Ai (Zoti) tha: “A nuk je i besueshëm”? Ai (Ibrahimi) tha: “Po, por desha që zemra ime të ngopet (bindje)”! Ai (Zoti) tha: “Merri katër shpendë pranë vete (theri e copëtoi), e pastaj në çdo kodër vëndoje nga një pjesë të tyre, mandej thirri ato, do të vijnë ty shpejtë, e dije se Allahu është i gjithëfuqishmi, i urti”.** (El Bekare 260). Ndërsa për havarijunët tha: “Ata thanë: duam që të hamë prej saj, të qetësohen zemrat tona dhe të kuptojmë të vërtetën prej ty”. Në këtë mënyrë u bazuan disa nga komentatorët.

---

575 “Teshil” (f193/1)

576 “Kurtubi' ( 2362/3)

Shihabi në "Hashijetu Bejdavi" duke u përgjigjur mendimit se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut, thotë: "Zamahsherij duke e ndjekur ajetin nga jashtë, tha se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut dhe në vërtetësinë e Isaut a.s., ata ishin të rrejshëm në pretendim të besimit.

Mirëpo ripërtrirësi i Sunnetit Begaviju dhe të tjerët kanë mendimin se ata ishin besimtarë. Kërkimi i tyre ishte për tu bindur dhe vërtetuar më shumë. Ashtu siç tha Halili a.s.: "më trego si i ringjallë të vdekurit". Edhe **"Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë".** (El Maideh 111) Ishte kërkesë vepre. Nuk ishte për mundësinë. Fjala "nëse jeni besimtarë" të plotë në sinqeritet. Fjala e tyre" të kuptojmë se të vërtetën the" kuptim dhe dituri me shikim dhe bindje ngase besimtarët janë të obliguar të përgjasohen me havarijunët. Disa u përgjigjën se havarijunët janë dy grupe.

Një grup besimtarë të veçantë me Isaun a.s. Jemi të urdhëruar të përgjasohemi me ata. Dhe kafira, ata janë që kërkuan sofrën. Ibn Atije dhe të tjerët nga komentatorët thanë: thënia se ata nuk ishin besimtarë është kundër ixhmasë. Neve nuk dimë ndonjë polemikë rreth besimit të tyre. Dijetarët komentuan ajetin. Ata u përgjigjën me atë që u përmend më herët. Ai, Ibn Atije u përgjigj: cilësitë e havarijunëve e mohojnë të jenë mosbesimtarë. Kjo është e vërtetë dhe se pretendimi se ata ishin dy grupe ka nevojë për argument".[577]

Kurtubiju pasi që përmendi polemikën e komentatorëve në fund bazohet në këtë mënyrë. Ai tha: "Thuhet se ata nuk dyshuan në mundësinë e Krijuesit të Lartësuar, ngase ata ishin besimtarë dhe njihnin me dituri Allahun. Ajo që ata thanë ishte sikur fjala: a mund filani të vjen? Ndërsa ti e di se ai mundet. Pra kuptimi është a e bën këtë? A më përgjigjet në këtë? Ata e dinin se Allahu mund ta bën këtë dhe të tjerat. Këtë e njihnin në teori, mirëpo ata dëshiruan këtë ta shohin me sy. Siç tha Ibrahimi a.s. "o Zoti im më trego të shoh si i ringjall të vdekurit". Ibrahimi a.s. këtë e dinte në teori, mirëpo deshi ta shoh padyshim prej tij. Ngase në diturinë teorike mund të hyn

577 "Hashijetu Shihab" (f 300-301/3)

dyshimi dhe kundërshtimi ndërsa në diturinë e cila shihet me sy në mënyrë konkrete nuk mund të falet dyshimi.

Prandaj havarijunët thanë: “dhe të qetësohen zemrat tona”, siç tha edhe Ibrahimi a.s. “mirëpo që zemra ime të qetësohet”. Unë them (Kurtubiu) ky koment është i mirë, mirëpo më i mirë se ky është se kjo fjalë ishte thënë nga ata të cilët ishin me havarijunët.[578]

Elusi pas demantit ndaj atyre që thanë se havarijunët dyshuan në forcën e Allahut tha: “Thuhet se kërkesa e tyre ishte për të vërtetuar”. Siç tha Halili a.s.: “më bën të shih si i ringjall të vdekurit”. Kuptimi i fjalës është nëse jeni besimtar me iman dhe sinqeritet. Fjala “të kuptojmë se na ke thënë të vërtetën”. Të kuptojmë me sy dhe bindje. Me këtë largohet ky dyshim.[579]

Elusij, tregon pajtimin e Atatut me këtë “që të qetësohen Zemrat tona” duke na shtuar bindjen. Siç tha Atau “bindemi me shikim”[580]

Muhamed Bin Tahir Bin Ashur thotë: “këta nuk dyshuan në kudretin e Allahut, ata kërkuan këtë për të kaluar prej argumentit mendor në atë që e perceptojnë. Ngase shpirtrat janë më të afërt me sendet që perceptohen. Ashtu siç edhe Ibrahimi a.s. nuk dyshoi me fjalën e tij kur kërkoi ti tregon se si Allahu i ringjallë të vdekurit. Dijetarët siç janë: Ibn Atije, Vahidiu, Begaviju të cilët kundërshtuan Zamahsherijun, kështu e komentuan këtë.[581]

Meragi në komentin e tij thotë: “ata u përgjigjën me disa përgjigje. Kjo kërkesë ishte për të qetësuar zemrën duke shikuar në mënyrë konkrete. Ata nuk dyshuan në forcën e Allahut. Kjo ishte si kërkesa e Ibrahimit a.s. për të parë ringjalljen e të vdekurve”.[582]

---

578 “Tefsirul Kurtubij” (2361/3)
579 “Ruhul Meanij” (f 59-60/7)
580 “Ruhul Meanij” (f 59-55/7)
581 “Tahrir Tenuir” (f 105/6)
582 “Tefsirul Meragi” (f 57/7)

## KUNDËRSHTIME PËR ATË QË U PËRMEND

**Kundërshtimi i parë:** disa që kundërshtuan në këtë çështje thanë: "në këtë ajet erdhën dy kiraete. Nëse pajtohemi për kiraetin e dytë dhe vërtetësinë e tij rregulli i Usulit thotë se çdo kiraet duhet të shikohet në veçanti përderisa kiraeti është i vërtetë".

**Përgjigje:** Sa i përket fjalës së kundërshtarit nëse pajtohemi për kiraetin e dytë dhe vërtetësinë e tij nga këto fjalë kuptojmë se kiraeti i dytë mund të mos jetë i vërtetë. Ndërsa kjo është e kotë, ngase kiraeti i dytë është i vërtetë. Këtë kiraet e kanë pohuar imamët e leximit të Kur'anit. Disa prej Sahabeve e kanë lexuar kështu, siç janë: Aisheja r.a, Ali Bin Ebi Talibi r.a, Muadh Bin Xhebeli r.a. Kështu e lexoi edhe Kasanij, Ibn Abbasi dhe Seid Bin Xhubejri. Shih "En Neshru Fi Kiraetil Ashri" të Imam Xhezerij (f 256/2), po ashtu "Es Sebatu" të Ibn Muxhahidit (f 249), "Medhheb Fi Kiraetil Ashr" (f 199/1), shih dhe "Durul Meuthur" (f 246/2)

Që të përgjigjemi për këtë kundërshtim duhet t'i përmendim rregullat të cilat i kanë përmendur dijetarët e kiraeteve të cilët janë më të dijshëm për këtë shkencë se të tjerët.

1. Kiraetet nëse vërtetohen se janë të sakta në zinxhirë, ata pohojnë njëra tjetrën, e përkrahin njëra tjetrën edhe nëse ka dallime të mëdha në lexime ata nuk vijnë në kundërthënie rreth kuptimit dhe nuk vijnë ndesh në argumentim.

2. Ka dallim mes polemikës dhe dallimeve të lexuesve të Kur'anit dhe fukahave. Ajo është se dallimi i lexuesve mes veti është i gjithë i vërtetë dhe i qëlluar ngase ata kanë zbritur nga Allahu teala. Ndërsa dallimi i fukahave është dallim ixhtihadi. Çdo mendim në krahasim me tjetrin është i vërtetë i cili mund të jetë gabim. Ndërsa çdo kiraet në krahasim me tjetrin është hak dhe i vërtetë. Ngase që të gjithë kiraetet janë prej Allahut teala.

3. Nëse vjen një kiraet i cili përmban në veti një fjalë supozuese në kuptim. Nëse vjen një kiraet tjetër i vërtetë i cili shmangë këtë supozim gjë nëse mbet kjo kështu në atë kuptim do të na bën të

duket se nga kiraetet shihet kundërshtim në mes veti. Mirëpo lexuesit e Kur'anit janë pajtuar se është e pamundur kjo të ndodhë në Kur'an. Ky kiraet për të cilin supozohet se ka këtë kuptim patjetër duhet të bartet në kuptimin e kiraetit i cili largon supozimin e gabuar. Kjo ngase Kur'ani e përkrah njëri tjetrin sepse i tëri është nga Allahu i Lartësuar.

## TESKTET E IMAMËVE LEXUES TË KUR'ANIT TË CILËT POHOJNË KËTË KUPTIM

Imam Xhezeriju në librin "Neshr" në kaptinën "dobitë nga dallimi i kiraeteve dhe llojllojshmëria e tyre"

Me këtë dallohet polemika e lexuesve nga polemika e fukahave. Ngase polemika dhe dallimi i lexuesve i tëri është i vërtetë, ka zbritur nga Allahu. Ato janë fjalët e Tij padyshim. Ndërsa polemika e fukahave është nga ixhtihadi. Në këtë rast e vërteta është vetëm një. Çdo mendim në krahasim me tjetrin është i vërtetë me mundësi të jetë i gabuar. Ndërsa çdo kiraet në krahasim me tjetrin është i vërtetë.

Ai, Allahu e mëshiroftë duke treguar se Kur'ani e pohon njëri tjetrin dhe e sqaron, thotë: "në këtë ka argumente dhe fakte të mëdha. Është pse ka dallime dhe lloje të shumta të leximit. Ai nuk ka kundërshtime dhe kundërthënie. Ata vërtetohen mes vete ngase kanë një metodë".[583]

Imam Zerkanij në "Ulmul Kur'an" në kaptinën "dobitë tjera nga dallimet e leximeve" thotë: Kur'ani është fjala e Allahut. Ai tregon për vërtetësinë me të cilën erdhi i dërguari i Allahut. Këto kiraete edhe pse janë të shumta, ato nuk kundërshtohen në mes veti, nuk shkaktojnë habi dhe mëdyshje. Kur'ani e vërteton njëri tjetrin edhe pse ka dallime në kiraete, ato e sqarojnë njëra tjetrën. Kanë një metodë në shprehje të larta stilistike...[584]

---

[583] "Nehr" (f 52-53/1)
[584] "Menahilul Irfan" (f 149/1)

Imam Ibn Kutejbe duke sqaruar rregullin e tretë thotë: nëse ndonjëri thotë: "kjo lejohet në fjalët e ndryshme nëse kanë kuptim të njëjtë. A lejohet kjo njashtu edhe kur të kenë dallim në kuptim? Atij i thuhet; dallimi është dy lloje. Dallim me ndryshim të jashtëm dhe dallim me kundërshtim.

Dallimi me kundërshtim këtu nuk lejohet. Falënderimi i takon Allahut, të tillë në Kur'an nuk ekziston as një, përpos në urdhra dhe ndalesa gjatë derogimit të ajeteve. Ndërsa dallimi me ndryshim të jashtëm lejohet, kjo është sikur fjala e Allahut **"E ai prej atyre dyve që shpëtoi (që i pat thënë Jusufi ta përmendë) e përkujtoi pas një periudhe e tha: "Unë ua tregoj kuptimin e saj. Pra më lejoni të shkoj (te Jusufi)".** (Jusuf 45) Pra pas një kohe, në një kiraet përmendet BADE UMETIN pra "pas harresës". Që të dy kuptimet janë të vërteta edhe nëse dallohen mes veti. Ngase ai kujtoi çështjen e Jusufit a.s. pas një kohe dhe pas harresës. Prandaj Allahu i lartësuar i zbriti Pejgamberit të tij dy kuptimet për dy qëllime. Njashtu fjala e Allahut: TELEKAUNE BI ELSINETIKUM- pra e pranonit dhe: TELEKAUNE, prej fjalës VELEK- pra gënjeshtër. Ajeti **"Kur ju atë (shpifjen) e përcollët me gjuhën tuaj dhe për atë që nuk kishin kurrfarë dije flisnit duke menduar se ajo ishte imtësi e parëndësishme, ndërsa te Allahu ajo është e madhe."** (En Nur 15). Që të dy kuptimet janë të vërteta edhe nëse kanë dallim ngase ata e pranuan dhe e thanë gjë e cila ishte gënjeshtër. Prandaj Allahu i zbriti Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, që të dy kuptimet për dy qëllime...[585]

Shejh Muhamed Salim Muhajsin, mësimdhënës i kiraetit në fakultetin e Kur'anit Fisnik në Universitetin Islamik në Medine Munevere, duke u pajtuar me rregullin e tretë të cilin e përmendëm nga dijetarët e kiraeteve, ajo ishte se kiraetet ku ka problematikë, në më shumë kuptime kjo largohet nëse vjen një kiraet tjetër i vërtetë, ai thotë: "ka prej tyre që sqarojnë një dispozitë e cila nga jashtë duket si e kundërt". Siç është kiraeti "FEMDU ILA DHIKRILAH" ky sqaron kiraetin FESAU ILA DHIKRILAH" ky kiraet nga jashtë

585 "Mushkilul Kur'an" Muhamed Bin Kutejbe (f 40)

kuptohet se duhet ecur shpejtë. Mirëpo kiraeti i parë i përmendur e sqaroi këtë supozim.[586]

Imam Zerkani, Allahu e mëshiroftë, thotë: "këtë rregull në kaptinën "dobitë nga dallimet në kiraete": prej kësaj është largimi i supozimeve, siç është fjala e Allahut: **"O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejtë për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini."** (El Xhumua 9). Ky ajet u lexua edhe me fjalën "FEMUDU". Nga leximi i parë mund të supozohet obligueshmëria për të shpjeguar duke ecur në namazin e Xhumasë. Mirëpo kiraeti i dytë e largon këtë supozim. Ngase ky kuptim nuk është prej domethënies së ajetit".[587]

Imam Shirazi nga i cili Kasimij transmeton se duhet të bashkohen kiraetet e ndryshme, kur flet për atë se shtatë kiraetet janë mutevatir, thotë: "Prej kësaj është se duhet të bashkohen kiraetet kur të vijnë në kundërshtim nga jashtë. Ashtu siç bashkohen ajetet kur kundërshtohen nga jashtë".

Ai njashtu thotë: "Nëse themi se janë të gjitha kiraetet mutevatir atëherë lejohet argumentimi me të gjitha dhe duhet të bashkohen".[588]

Pasi përmendëm pajtimin e dijetarëve me këto rregulla themi: "Shumica e komentatorëve të Kur'anit të cilët thanë se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut nuk u bazuan në kiraetin e parë i cili është 'HEL JESTETIU RABBUKE" por në të dytin i cili është "HEL TESTETIU RABBUKE". Pra përdorën këtë rregull ngase kiraeti i parë paraqet se ata dyshuan nga jashtë. Ndërsa kiraeti i dytë nuk e thotë këtë supozim se ata dyshuan. Ngase këtu kemi diç të pa përmendur: "A mundesh të kërkosh nga Zoti yt". Rregulli thotë: "Bashkohen kiraetet nëse kundërshtohen posaçërisht nëse

---

[586] "Muhedheb Fil Kiraat Ashr' (f 228)
[587] "Menahil Irfan' (f 148/1)
[588] "Mehasinu Te'vil" (f 321/1)

vjen një kiraet tjetër i vërtetë i cili largon këtë kundërshtim dhe këtë problematikë".

Kjo është e përshtatshme për këta dy kiraete? Në të parën mund të kuptojmë se dyshuan, ndërsa në të dytën nuk kemi dyshime. Është e pamundur që Kur'ani i zbritur nga Allahu të bartë këtë kundërthënie. Ngase kjo në Kur'an nuk ekziston. Siç përmendi Ibn Kutejbe: "Kur'ani e pohon veten".

Sa i përket fjalës së kundërshtuesit: (se rregulli me të cilin veprohet në kiraete është të veprohet me çdo kiraet në veçanti). Kjo nuk i përshtatet kësaj mesele. Ngase po të praktikohej këtu do të kishim dy kuptime të kundërta? Posaçërisht, dallimet e kundërta nuk ndodhin në lajme dhe ngjarje. Pra kjo rregull është sjellë në vend jo të duhur.

Nuk mundemi të bartim kiraetin e dytë në të parin ngase në kiraetin e dytë nuk ka paqartësi në kuptim.

Do ti përmendim disa shembuj nga komentatorët se si përdorën kiraetin e dytë për atë se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut teala.

Shejh Muhamed Reshid Rida thotë: "në këtë fjalë ka diç të papërmendur, e cila llogaritet si: " A mundet të kërkosh nga Zoti yt". Për këtë aludon kiraeti HEL TESTETIU RABBUKE. Kuptimi është: "A mundesh të kërkosh nga Ai duke mos kthyer mbrapa"?[589]

Pra shih se si Shejh Reshid Rida përdorë këtë rregull.

Ebul Hajani thotë: "Për fjalën **"Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë".** (El Maideh 111), shumica e lexuan me shkronjën JA dhe RABBUKE. Ndërsa Kasanij e lexoi HEL TESTETIU RABBUKE. Kuptimi është a

589 "Meuar" (f 209-210)

mundesh të kërkosh nga Zoti yt që të zbrit? Dhe ky kiraet është më mirë se dialogu për kiraetin e shumicës..."[590]

Pra, fjalët e Ebu Hajanit ishin të qarta në përdorimin e kiraetit të dytë për të bartë në këtë kuptim kiraetin e parë.

Sulejman Bin Omer Uxhejli duke treguar se havarijunët nuk dyshuan në kudret, duke transmetuar nga Ebi Ubejd Kasim Bin Sellam se ai është mbështetur në kiraetin e dytë i cili largon paqartësinë nga ai i pari, thotë: "Ebu Ubejdi zgjodhi këtë kiraet". Ai tha: "ngase kiraeti tjetër është i paqartë për dyshimin e havarijunëve".[591]

Imam Ferrau duke u bazuar në kiraetin e dytë për të sqaruar të parin thotë: **"Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë".** (El Maideh 111), kjo është sikur, a mundet filani të ngrihet me mua? Ti e di se ai mundet. Nga Ali Bin Ebi Talibi r.a dhe Aisheja r.a transmetohet se e kanë lexuar me shkronjën TA. Përmendet nga Muadhi se ka thënë: më ka lexuar Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem: "HEL TESTETIU RABBUKE" me shkronjën TA. Kjo është një mënyrë e mirë. Pra a mundesh të kërkosh nga Zoti yt që të na zbret në një sofër nga qielli?[592]

Shiko në këtë që tha ky imam, si mbështeti kiraetin e dytë për të larguar paqartësinë nga kiraeti i parë. Kjo na tregon se bazohet në rregullat që përmendëm.

Ibn Nuhasi thotë: **"Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë".** (El Maideh 111) pra a e bën këtë nëse kërkojmë?... Kasaniju lexoi (HEL TESTETIU

---

590 "Nehrul Marid" (f 643/1)
591 "Futuhat" (f 542/1)
592 "Meanil Kur'an (f 325/1)

RABBUKE)[593] Le të përfundojmë me fjalët e Shejh Muhamed Salim Muhajsën.

Ai tha: "fjalën "HEL JESTETIU RABBUKE", Kasanij e lexoi me TA. Pra a mundesh të kërkosh nga Zoti yt? Ndërsa sipas shumicës së lexuesve: "a të dëgjon Zoti yt duke iu përgjigjur kërkesës tënde"?

ISTETAA e ka kuptimin e fjalës ETAA-respektoi. Ata e lutën për të kuptuar a do tu zbret apo jo? Ngase ata ishin besimtarë, ata nuk dyshuan në kudretin e Allahut.[594]

Ndonjëri ka mundësi të thotë: "nëse shumica e komentatorëve thanë: havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut, atëherë çfarë është kuptimi i fjalës së tij: "nëse jemi besimtarë" dhe fjala "të kuptojmë se ishe i vërtetë me neve".

Shumica e komentatorëve u përgjigjën, siç tha Imam Elusij: "kundërshtuan duke thënë se kjo kërkesë nuk u ka hije. Thuhet se kërkesa e tyre ishte për tu bindur më shumë. Sikur kërkesa e Halilit a.s. për të parë ringjalljen e të vdekurve. Kuptimi i fjalës "nëse jeni besimtarë" është nëse jeni të plotë në iman dhe sinqeritet. Fjala "të kuptojmë se ishe i vërtetë me neve" të kuptojmë edhe me shikim atë që besuam me iman dhe bindje. Me këtë kuptojmë si të largojmë kundërshtimin...[595]

Shumica e komentatorëve u përgjigjën në mënyrë të njëtë sikur Elusij. Do ti përmendim vendet e kësaj në librat e tyre:

"Fet'hu Rrahman" Zekerija Ensari (f 153), në "Tahrir ve Tnuir" (f 105/6), Shihab Hafaxhij në "Hashijetul Bejdavi" (f 300/3), Ibn Nuhasi në 'Meanil Kur'an" (f 107) dhe në "Iarabul Kur'an" (f 250/2), Shejh Muhamed Reshid Rida në "Menar" (f 96/4), Ibn Xhevzij në "Teshil' (f 193/1), Sulejman Bin Omer në "Futuhat Ilahije" (f 542/1), Ebu Suudij (f 96/3)

593 "Iarabul Kur'an" (f 50/2)
594 "Muhedheb Fi Kiraatil Ashr" (f 199/1)
595 "Tefsirul Elusij" (f 59/7)

**Kundërshtimi i dytë**

Disa thanë se havarijunët ishin dy grupe. Një grup prej tyre është besimtarë të cilët nuk dyshuan në kudretin e Allahut dhe grupi tjetër të cilët ishin me ata së bashku nga të cilët ndodhi kjo pyetje.

Përgjigje: Nuk ka dyshim se kjo ndarje është në kundërshtim me fjalët e shumicës së komentatorëve prej sahabeve, tabiinëve dhe ata që ishin pas tyre. Dijetarët imamë refuzuan këtë ndarje, ngase është pa argument nga Kur'ani apo Sunneti i vërtetë. Prandaj nuk lejohet të argumentohet me këtë. Shihabi për këtë thotë: "Ata u përgjigjën se havarijunët janë dy grupe: besimtarët dhe mëkëmbësit dhe shokët e zgjedhur të Isaut a.s. të cilët duhet të përcillen dhe kafira ata të cilët kërkuan sofrën. Kërkesa e Isaut a.s. që tu zbritet sofra ishte për t'ua detyruar argumentin". Ibn Atije thotë: "ky mendim se ata nuk ishin besimtarë është prishje e ixhmasë. Neve nuk dimë ndonjë polemikë rreth imanit të tyre. Ata komentuan ajetin dhe u përgjigjën me atë që përmendëm. Ibn Atije tha: "cilësia e havarijunëve është që mohon të mos besojnë. Kjo është e vërteta dhe pretendimi se ata ishin dy grupe ka nevojë për argument".[596]

Fjalët e Ibn Atijes të cilat i transmetoi Hafaxhij janë të qarta për të demantuar fjalët e komentatorëve siç është Imam Kurtubiju i cili përmendi se kjo kërkesë ndodhi nga disa të cilët ishin me havarijunët.

Elusij, Allahu e mëshiroftë thotë: "thënia se havarijunët janë dy grupe: besimtarë, njerëzit e veçantë të Isaut a.s, të urdhëruar për t'i përcjellë ata dhe kafira, ata të cilët kërkuan sofrën, të cilëve u zbriti sofra për tua detyruar argumentin. Mirëpo për këtë duhet të sillet argument për të cilën nuk ekziston ai".[597]

Prej fjalëve të Shihabit, Ibn Atijes edhe Elusit kuptojmë gabimin e Kurtubijut i cili tha: "mirëpo mund të thuhet kjo ndodhi nga ata të cilët ishin me ata. Siç i thanë disa injorantë arab Pejgamberit,

---

[596] "hashijetu Shihab" (f 300-301/3)
[597] "Ruhul Meani" (f 58-59/7)

sal'Allahu alejhi ue selem, na bën neve një DHATU ENVAT ashtu siç kanë ata një DHATU ENVAT".[598]

Po ashtu këtë e demantojnë vet fjalët e ajetit ku kërkesa ndodhë nga njerëzit e veçantë të Isaut a.s.

**Kundërshtimi i tretë**

Disa thanë: kërkesa e havarijunëve në të cilën kishte dyshim në kudretin e Allahut për zbritjen e sofrës. Kjo ishte para se të thellohet besimi në zemrat e tyre. Kjo nuk është e pranuar tek shumica e komentatorëve.

Ebul Ferexh Ibn Xheuzij, Allahu e mëshiroftë në komentin e tij "Zeadul Mesir' kur flet se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut tha: Ibnul Enbari, Allahu e mëshiroftë tha: "nuk i lejohet asnjërit të supozohet se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Kjo ishte siç i thotë njeriu shokut të tij: a mundesh të ngritesh me mua? Ai e din se mundet: mirëpo e ka për qëllim a e ki lehtë?" Ebul Alij tha:
"kuptimi i kësaj është a e bën këtë nëse ti kërkon nga ai? Disa pretenduan se kjo është para se të thellohet besimi dhe njohja e Allahut dhe se Isau a.s u tha: "keni frikë Allahun mos e përkatësoni Allahun në pamundësi. Mirëpo e para është më e vërtetë".[599]

Fjalët e Ibn Xheuzit janë të qarta, ngase këtë mendim e konsideroi pretendim, pra gënjeshtër. Ai zgjodhi dhe u mbështet në fjalët e Ibnul Enbarit i cili përmendi se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut.

Kjo të cilën e tha Ibn Xheuzij është mu ajo të cilën e tha Hazini në tefsirin e tij nga i cili e transmetoi Imam Kasimi në "Mehasinu Te'vil".

Kasimij thotë: "Shumica e komentatorëve thanë: pyetja e bërë sipas kiraetit të parë është metaforë. Ngase asnjëri nuk mund të

---

598 "Tefsirul Kurtubij" ( 2362/3)
599 "Zadul Mesir" (f 455/1)

supozon se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Pastaj ai përmendi mënyrat si iu përgjigjën shumica e komentatorëve të cilat i transmetuam në mënyrë detale. Ai pas kësaj tha: Haziri tha: disa thanë: kjo është siç duket nga jashtë. Disa gabuan kur thanë se kjo ngjanë para se të thellohet besimi dhe njohja tek zemrat e tyre. Ata ishin njerëz dhe e thanë atë fjalë. Prandaj u tha: "keni frikë Allahun nëse jeni besimtarë" pra mos dyshoni në forcën e Tij. Mirëpo mendimi i parë është më i vërtetë".

Pra e pe se Haziri dhe Kasimiju thanë se mendimi se havarijunët dyshuan në Allahun para se të thellohet besimi në zemër është mendimi më larg të vërtetës. Shih në Tefsirul Kasimij (f 428/6). Ai foli në mënyrë të gjatë për këtë shih "Mehasinu Te'vil" (f 429/6). Pra nga këta imamë u vërtetua se ky mendim është i dobët dhe pa argument.

Mbetet një pikë të përmendim, ajo është se autori i librit "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" tha: "mendimi se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut është mendimi i shumicës nga komentatorët". Ai në faqen 24, tha: "e vërteta është se kjo ndodhi nga havarijunët para se ta njohin Zotin e tyre, apo kjo ndodhi nga injorantët të cilët ishin me ata. Ky është mendimi i shumicës së komentatorëve".

Në një vend tjetër, në f.22 tha: kjo është argument se fjala e havarijunëve të cilët dyshuan në forcën e Allahut nuk ishte kufër prej tyre. Ngase këtë e thanë duke qenë injorant. Kjo është argument se Allahu teala e arsyeton robin me injorancë në baza dhe degë, në besime dhe adhurime, në kohëra të diturisë dhe të tjera. Në shtetin Islam dhe jashtë tij.

Derisa tha: "kjo të cilën thamë dhe e tha hoxha i komentatorëve, këtë e sqaruan shumë prej dijetarëve tonë dhe të tjerë".

### Debat rreth këtij pretendimi

Sa i përket pretendimit të autorit se shumica e komentatorëve thanë: "Havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut, ky pretendim është i kotë, nuk ka të bëjë me të vërtetën. Pasi që Kasimiju transmetoi mendimin e shumicës dërmuese të komentatorëve që është se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut. Këtë pajtim të shumicës e transmetoi edhe Ebu Hajani në tefsirin "Bahrul Muhit". Halebiju tha: mendimi se ata ishin në dyshim rreth forcës së Allahut është prishje e ixhmasë.

Neve i përmendëm tekstet e tyre në mënyrë detale. Duke përmend edhe vendet në librat e tyre. Nuk e di kush janë shumica e komentatorëve të cilët i ka për qëllim ky. Nëse nuk janë ky grup i madh i dijetarëve të cilët janë më shumë se tridhjetë e pesë prej komentatorëve dhe dijetarëve, prej imamëve të Sahabëve siç janë: Aisheja r.a. Ali Bin Ebi Talibi, Imamët e Tabiinëve në tefsir, Seid Bin Xhubejri, Hasen El Basrij. Dijetarët siç janë: Begaviju, Vahidiju, Ibn Atije, Sujuti, imamët e gjuhës Ibnul Enbarij, Ferrau, Ibn Nuhasi, Ebu Hajani në dy vende në librat e tij dhe dijetarët bashkëkohorë të specializuar në kiraete siç janë hoxha Muhamed Salim Muhajsin në librin "Muhedheb". Hoxha i komentit Muhamed Reshid Rida, Shejh Meragi etj.

Pas kësaj që përmendëm nuk pranohet një fjalë pa fakte për të cilën nuk ka shenja të diturisë në te.

Autori i librit përmendi emrat e tyre me të cilat u argumentua. Ai përkatësoi në atë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Për fjalët e tyre do të përgjigjemi në detaje.

E para: Imam Sheukanij

Kur kthehemi në tefsirin "Fet'hul Kadir" do ta shohim se Imam Sheukanij përmendi fjalët e atyre që thonë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut, mirëpo ai, Allahu e mëshiroftë, menjëherë pas kësaj përmendi tekstet e dijetarëve të cilët thanë se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut. Kjo na bëhet e qartë nëse

kthehemi në "Fet'hul Kadir" (f. 92-93/2). Pra ai përmendi fjalët e atyre që thanë: "Ata dyshuan". Pastaj përmendi fjalët e Zexhxhaxhit dhe të tjerëve të cilët thanë se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut. Kjo na bëhet e qartë nëse kthehemi në faqe 93. Me këtë bëhet e qartë se ai përmendi të gjitha mënyrat e komentimit të ajetit. Ai nuk u bazua në diç prej atyre mendimeve. Mirëpo autori i librit "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" përmendi vetëm mënyrën e komentit në të cilën ai u bazua. Ai u mundua të vërteton atë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Ai, nuk përmendi mënyra tjera të komentit të ajetit! Kjo me qëllim që lexuesi të mendon se Sheukani ka sjell vetëm një mendim, ajo se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut.

Ndërsa Sheukani pas këtyre fjalëve menjëherë tha: thuhet se ata nuk dyshuan në kudretin e Krijuesit. Ata ishin besimtarë, e njihnin këtë çështje. Kjo është sikur kur i thua njeriut: filani a mundet të vjen? Duke e ditur se ai mund të vjen. Pra kuptimi është: a e bën këtë? Shih "Fet'hul Kadir" (f 92/2). Ai në f. 92, përmend fjalët e Zexhxhaxhit, ku thotë: sipas kiraetit të parë: a mundesh të kërkosh prej Zotit tënd. Zexhxhaxhi tha: a e merr përgjigjen e Zotit tënd për atë që kërkon. Kjo është prej llojit të përmendur në ajet "dhe pyete fshatin" deri në fund mënyra e komentimit të ajetit. Ai nuk vërtetoi diç prej këtyre mënyrave me ndonjë tekst të qartë. Veç përmendja e fjalëve të atyre që thanë se ata dyshuan nuk është vërtetim. Ai njashtu transmetoi fjalët e Zexhxhaxhit, ebi Ubejde të cilët thanë se ata nuk dyshuan.

I dyti: Elusij

Sa i përket fjalëve të Elusijut, ai ia këputi fjalët duke dashur të tregon se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Ai fundin nuk e përmendi që lexuesi të mendon atë që do autori. Ja do të përmendim fjalët e tij:

Në faqe 23 thotë:

Imam Elusij thotë: **"Dhe kur i frymëzova Havarijjunët (i urdhërova): "Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë:**

**“Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi muslimanë”.** (El Maideh 111) kjo nuk u tha duke qenë me vetëdije dhe njohuri ndaj Allahut dhe forcës së tij. Ngase kjo nuk i ka hije besimtarit.

Deri këtu autori përmendi fjalët e Elusit, ai nuk përmendi fjalët e tij menjëherë pas kësaj të cilat kundërshtojnë këtë që u tha.

Imam Elusij (f 58/7) tha: “ngase ata po të kishin vetëdije nuk do ta thoshin këtë sepse kjo nuk i ka hije besimtarit ndaj Allahut. Këtë mendim e kundërshtoi Halebiju i cili tha: kjo e prishë ixhmanë. Ibn Atije tha: nuk di ndonjë polemikë për atë se janë besimtarë. Ai e përforcoi këtë me fjalën “e kush prej jush pas kësaj bën kufër” cilësimi me fjalën havarijunë është që mohon të jenë ata në të kotë. Allahu i ka urdhëruar besimtarët t’u përngjasojnë atyre me fjalën “Bëhuni ndihmës të Allahut” dhe se Pejgamberi, sal’Allahu alejhi ue selem, e lavdëroi Zubejrin.

Më parë përmendëm tekstet e Elusijut të cilat qartë kundërshtojnë ata që thanë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut.

E treta: fjalët e Fahr Razij

Atë që thamë për fjalët e Sheukanit mund të themi po ashtu për Fahr Razij, ngase ai përmendi mënyrat e komentimit të ajetit duke mos u mbështetur në ndonjë prej tyre. Shih këto mënyra në (f 136, 137, 138, 139/6). Sa i përket asaj që u përpoq të pretendon se Razij këtë mënyrë e përmendi të parën në radhitje kjo nuk është argument, nuk pranohet ngase nëse komentatori përmend para apo mbrapa një mënyrë të komentit kjo nuk do të thotë se ai e vërteton këtë derisa nuk përmend ndonjë tekst që tregon për të. Kjo është traditë e komentatorëve.

Po të kishim thënë se Razij e zgjodhi një mënyrë prej komenteve ajo do të ishte mënyra e fundit ku tha:

Mënyra e gjashtë: Qëllimi nga kjo kërkesë nuk ishte ajo se ata dyshuan, por kjo ishte që të tregohet se është shumë e qartë. Kjo

ishte sikur të marrësh dikë të dobët për dore dhe të thuash "sulltani a mund këtë ta ngop me ushqim"? qëllimi i këtij është se kjo është shumë e qartë, nuk i lejohet njeriut të menqur të dyshojë në këtë. Pra edhe këtu është e njëjta. Këtu përfundojnë fjalët e tij në mënyrë tekstuale. (f 138/6)

Pra fjala e tij në fund nuk i lejohet të mençurit të dyshojë në këtë, kjo fjalë mund të jetë fakt për vërtetimin dhe animin e tij kah kjo mënyrë e komentimit. Edhe pse ne nuk u bazuam në këtë, ne u bazuam në mendimin e shumicës së komentatorëve të cilët vërtetuan dhe anuan kah kjo mënyrë me shprehje të qarta. Ata thanë se havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut.

E katërta: fjalët e Taberijut

Prej drejtësisë është të themi se Taberiu u bazua në mendimin se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Ai këtë e vërtetoi duke kundërshtuar shumicën e komentatorëve. Mirëpo duam ta përmendim një çështje për të cilën autori i këtij libri e detyroi dikë tjetër.

Imam Taberiu pasi anoi ka kjo mënyrë, ai e përmendi se ata u arsyetuan me injorancë për dyshimin në kudretin e Allahut.

Nëse kthehesh te Taberiu nuk do të gjesh asnjë shkronjë ku Taberiu përmend se ata u arsyetuan me injorancë. Fjalët e Taberiut për temën të cilën flasim në esencë nuk arsyetojnë njeriun i cili bën kufër nga injoranca.

Fjalët e tij e demantojnë pretendimin se njeriu nuk bën kufër vetëm se kur të jetë i dijshëm. Ja fjalët e tij më të qarta të cilat demantojnë pretendimin e autorit të librit se havarijunët u arsyetuan me injorancë, me fjalën që tha: këtë e tha para neve hoxha i komentatorëve. Pra ku është thënia e hoxhës së komentatorëve?

Taberiu thotë: dhe kështu krahasohen çështjet tjera me këtë. Fjala e Tij: "ata të cilëve vepra u shkoi huq në këtë botë". Ai thotë: ata janë të cilëve vepra e bërë në këtë botë nuk ishte nga udhëzimi

dhe e drejta. Veprat e tyre ishin nga zullumi dhe devijimi. Ata vepruan me atë që Allahu nuk i urdhëroi, ata vepruan me kufër. "ndërsa ata menduan se janë duke vepruar mirë". Ata menduan se këtë janë duke e vepruar duke respektuar Allahun, menduan se janë të zellshëm në atë që u thirrën të veprojnë. Kjo është prej argumenteve më të qarta për gabimin e mendimit se asnjëri nuk bën kufër në Allahun vetëm se nëse ka për qëllim kufrin, pas njohjes së njësimit të Allahut.

Kjo është kështu ngase Allahu i Lartësuar lajmëroi për këta të cilët i përshkroi në ajet se vepra u shkoi huq në këtë botë. Ndërsa ata mendonin se janë duke bërë mirë. Ai lajmëroi se ata i mohuan ajetet e Zotit të tyre. Po të ishte e vërtetë ajo se "nuk bën kufër asnjëri vetëm pas diturisë" atëherë këta njerëz për të cilët Allahu na lajmëroi se kanë menduar se janë duke bërë mirë do të kishin qenë të shpërblyer.

Mirëpo fjala e Tij është e kundërta me atë që thanë. Allahu teala lajmëroi se ata janë kafira, veprat i kanë të asgjësuara. Me fjalën e tij "mendojnë se janë duke bërë mirë" e ka për qëllim vepra.[600] Këtu përfunduan fjalët e tij.

Shih fjalët tjera të Taberiut i cili mohon arsyetimin me injorancë në çështjet e qarta në këtë libër. Shih "Tefsirul Taberij" (f 83, 84/7). Ne pyesim kundërshtarin, pastaj e lëmë që rregullat e hulumtimit shkencor ti përgjigjen.

Çfarë është prioritare në argumentim me fjalët e Imam Ibn Xherir Taberijut, të argumentojmë me fjalët e tij në esencë për këtë temë ku qartë tregoi se nuk ka arsye me injorancë në çështjet e qarta. Apo fjalët e tij për një çështje larg kësaj teme. Ajo është se bazohet në një mendim prej mendimeve për havarijunët. Në fjalët e tij nuk përmendet arsyetimi apo mos arsyetimi me injorancë në përgjithësi? Pra cila është më prioritare në argumentim!?

Prej asaj që kundërshton pretendimin e autorit të librit se Taberiju arsyeton me injorancë havarijunët për dyshimin e tyre në

[600] "Tefsiru Taberij" (f 28, 29/16)

kudretin e Allahut për t'u zbritur një sofër është se Taberiu ka mendim të njohur të cilin e kanë transmetuar imamët e besueshëm, ajo është shpallja kafir e injorantit ndaj cilësisë së Allahut. Ai nuk e arsyeton me injorancë.

Atëherë si mund të thuhet se i arsyetoi havarijunët me injorancë!? Cilësia në të cilën dyshuan është cilësia e kudretit. Ndërsa Imam Taberiu e shpall kafir injorantin ndaj cilësisë së Allahut pa përjashtim. Këtë mendim të tij e transmeton Imam Neveviju në "Sherhu Muslim": një grup tha: ky njeri ishte injorant ndaj një cilësie prej cilësive të Allahut. Dijetarët kanë polemikë për injorantin ndaj cilësisë së Allahut a shpallet apo jo. Kadij tha: prej atyre që e shpallin kafir është Ibn Xherir Taberiu...[601]

Kadi Ijadi në librin "Shifa" transmeton nga Ibn Xherir Taberiu tekfirin e injorantit ndaj cilësisë së Allahut.[602]

Këtë mendim e transmetuan edhe dy imam të mëdhenj: Karafij Malikij dhe Ebul Kasim Ibn Shat të cilët thanë: ka ixhma për tekfirin e atij i cili mohon se Allahu është i dijshëm, flet dhe të tjera prej cilësive të Allahut. Nëse është injorant ndaj cilësisë mirëpo nuk e mohon atë, këtë person e shpall kafir Taberiu dhe të tjerët. Mendimi tjetër thotë: nuk shpallet kafir dhe në këtë mendim është kthyer Ebul Hasen Eshariju.[603]

E pesta: fjalët e Ebu Muhamed Ibn Hazm

Sa i përket fjalëve të Ibn Hazmit. Ai u veçua nga komentatorët tjerë kur së pari e barti ajetin në kuptimin se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. E dyta: ai e bëri këtë argument për të arsyetuar me injorancë. Ti i pe fjalët e shumicës së komentatorëve të cilët tregojnë se fjala është e pa vërtetë dhe në kundërshtim me shumicën e komentatorëve. Neve përmendëm se fjala e çdonjërit nuk pranohet nëse vjen në kundërshtim me shumicën e komentatorëve me të cilët është argumenti, ndërsa ai nuk ka argument në kundërshtimin e tij.

---

601 "Sherhu Muslim" (f 71/17)
602 "Shifa" (f 278/2)
603 "Furuk" (f 125/4)

Në këtë rast kundërshtarë të Ibn Hazmit janë Sahabet dhe Tabiinët të cilët janë dijetarë në që të dy grupet. Komentatorët u pajtuan për mendimin se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut se është mendim i pasaktë dhe i veçantë. Pra nëse ky mendim në të cilin u bazua Ibn Hazmi është i veçantë atëherë nuk i takon as Ibn Hazmit, as dikujt tjetër të ndërton një mendim duke u bazuar në këtë koment të pa pranuar.

Imam Ibn Hazmi ka mendime me të cilat është veçuar nga shumica e dijetarëve. Dijetarët kanë përmendur diç nga kjo, mirëpo këtu nuk është vendi t'i përmendim ato.

Sa i përket autorit të librit të përmendur (f 25, 26) në fusnotë: në fjalët e tyre nuk ka përngjasim me fjalët e Halilit a.s. ngase ai kërkoi me fjalën: "o Zoti im më bën të shoh si i ringjallë të vdekurit", ai deshi të shohë me sy që t'i shtohet bindja, ndërsa ata kërkuan duke dyshuar "a mundet Zoti yt" ka dallim në mes fjalëve të tyre dhe fjalëve të Halilit a.s. Pra medito.

Kjo është mohim i një mendimi në të cilin u bazuan një grup prej komentatorëve. Prej tyre ripërtrirësi i Sunnetit Begaviju, nga i cili transmetoi Shihabi, Ibn Atije u bazua në këtë, Vahidiju nga i cili transmetoi autori i "Tahrir ve Tenvir". Në këtë mendim u bazua Elusij, e transmetoi nga Atau, u bazua në të Kurtubiu me fjalën "kjo fjalë është e mirë." Në këtë u bazua Meragij. Pra këto fjalë të tij janë një guxim i marrë gjë të cilën nuk e ka marrë asnjëri më herët prej komentatorëve. Ti e pe se këtë koment e pranuan nëntë prej komentatorëve të pranuar. Shih tekstet e tyre më parë.

Të vërtetën e tha poeti;

*"Fjalët të cilat nuk përkatësohen tek ndonjë dijetarë*

*Nuk vlejnë asnjë fels nëse kthehen në këmbimore"*

Le të përfundojmë me fjalët e Shejh AbduRrahman Sadij në komentin e ajetit ai tha: "Kjo nuk ishte dyshim në forcën e Allahut dhe mundësinë e tij. Kjo ishte vetëm një kërkesë dhe edukatë prej tyre.[604]

**PËRFUNDIM NGA AJO QË U PËRMEND**

1. Është e kotë të argumentohet me këtë rast për arsyetimin me injorancë, ngase shumica e komentatorëve thanë: havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut teala.

2. Shpjeguam se dijetarët përmendën tekstualisht se havarijunët nuk dyshuan në kudretin e Allahut dhe se mendimi për dyshimin e tyre është mendim i papranuar.

3. Përmendëm mënyrat e komentimit të ajetit tek komentatorët:

- Havarijunët nuk dyshuan në forcën e Allahut. Kuptimi i kërkimit të tyre ishte: a mundesh të kërkosh nga Zoti yt apo a mundesh ta lutësh Zotin tënd?

- Kuptimi i fjalës kërkesë është: a e ke lehtë të kërkosh prej Zotit tënd? Kjo është kërkesë e butë dhe me etikë.

- Kërkimi ishte për ta shtuar bindjen dhe tu qetësohen zemrat duke shikuar në një ajet me sy. Siç ishte kërkesa e Ibrahimit as. Kjo nuk ishte për shkak të dyshimit në forcën e Allahut.

- Demant ndaj atij i cili tha: duhet çdo kiraet të përdoret në mënyrë të veçantë. Pra nëse njëri kiraet ka kuptimin e dyshimit të havarijunëve ndërsa tjetri jo, shpjeguam se dallimi me kundërshtim nuk ndodhë në Kur'an. Dhe shpjegimi i vërtetë i dijetarëve ndaj dy kiraeteve.

[604] "Tefsiru Sadij" (f 210). Dobi: Shejh Feuzani tha: ata nuk dyshuan në kudretin në përgjithësi, ata dyshuan nëse mund të themi në një pjesë prej pjesëve të kudretit, ajo ishte zbritja e sofrës.

- Demant atyre që thanë se: havarijunët ishin dy grupe: besimtarë dhe kafira. Shpjeguam se shumica e komentatorëve e kundërshtuan këtë mënyrë.

- Përgjigje kundër atyre që thanë se dyshimi i havarijunëve ishte para thellimit të besimit në zemrat e tyre. Dijetarët e demantuan këtë mënyrë.

- Demant kundër atyre që thanë se shumica e komentatorëve thanë se havarijunët dyshuan në kudretin e Allahut. Shpjeguam se ky pretendim është i kotë dhe se mendimi i shumicës është i kundërti.

- Diskutimi me fjalët e komentatorëve me të cilat argumentoi autori i librit "Udhru Bil Xhehl". Shpjeguam se nuk ka argument në ato fjalë.

**KUNDËRSHTIMI I PESTË**

**RASTI I SEXHDES SË MUADHIT IBN XHEBELIT**

Muadhi kur shkoi në Sham, ai i gjeti ata duke iu përkulur në sexhde klerikëve të tyre. Ai kur u kthye iu përkul Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Ai tha: *çfarë është kjo o Muadh!? Ai tha, unë i gjeta ata duke u përkulur para klerikëve të tyre. Ti o i Dërguari i Allahut je më meritor për tu përkulur me sexhde. Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, tha: "Po ta urdhëroja dikë ti bën sexhde dikujt tjetër pos Allahut, do ta urdhëroja gruan ti bë n sexhde burrit të saj. Për shkak të hakut të madh që ka ndaj tij.*

E transmetoi Bezari (f 461), Ibn Hibbani (f 1290 në Meuarid), nga Ibn Ebi Eufa. Rasti i sexhdes ka ardhur nga Aisheja r.a., tek Ahmedi dhe Ibn Maxhe. Ibn Abbasi tek Bezzari. Albani e konsideron hadithin të vërtetë në "Irvaul Galil", poashtu e konsideron Shuajb Arrnauti në shënimin ndaj "Sherhu Sunneh". Shih "Irva" (f 56/7) dhe "Sherhu Sunneh' (f 158/9).

Ata që u kapën për këtë hadith thanë: në këtë ka argument se mosdituria është arsye. Ngase Muadhi i bëri sexhde dikujt tjetër pos Allahut nga injoranca. Sexhdeja është adhurim i cili nuk bën ti drejtohet dikujt tjetër pos Allahut. Ata krahasojnë me këtë çdo vepër të kufrit veprore apo të besimit. Ai që u kap për këtë tha: "Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, e arsyetoi Muadhin për shkak injorancës dhe nuk e shpalli kafir."[605]

**PËRGJIGJE PËR KËTË KUNDËRSHTIM**

Para se të përgjigjemi, patjetër të kuptohet se dijetarët për sexhden kanë thënë dy çështje:

E para: sexhdeja për dikë tjetër pos Allahut është dy lloje. Sexhde e adhurimit me të cilën synojnë afrim për të arritur ndonjë

[605] "Udhru Bil Xhehl" të Ahmed Ferid (f 24) dhe "Udhru Bil Xhehël Akidetu Selef" Sherif Hezaa (f 58)

dobi apo për të larguar ndonjë dëm. Kjo është shirk dhe është e përmendur në çdo sheriat.

E dyta: sexhde në formë të përshëndetjes.[606]

Nëse i bëhet në këtë formë dikujt tjetër pos Allahut kjo është haram. Kjo nuk është shirk. Kjo është e ndaluar në fenë tonë. Ja fjalët e dijetarëve rreth kësaj.

Mulla Alij El Karij, kur flet për fjalët e Kadi Ijadit në "Shifa": dhe kështu i shpallim kafira çdonjërin i cili vepron diç për të cilën muslimanët janë të pajtuar se nuk veprohet vetëm prej kafirit. Edhe nëse autori i asaj vepre shfaqë qartë Islamin mirëpo vepron atë vepër e cila nuk veprohet vetëm se prej kafirit. Siç është sexhdeja për idhullin, Diellin, Hënën, kryqin i cili është tek krishterët, apo zjarrin.

Ali El Karij tha: nëse i bën sexhde Sulltanit dhe të ngjashme si kjo, duke mos pasur për qëllim të ibadetit, por ka për qëllim madhërim me përshëndetje. Kjo është haram, nuk është kufër. Thuhet se është kufër. Këtu përfunduan fjalët e tij.[607]

Fjala e tij **"thuhet kufër"** kjo tek dijetarët është për të treguar se është mendim i dobët siç është ky adet tek dijetarët kur të tregojnë cili mendim është i vërtetë.

Ibn Haxher Hejtemi Shafij, transmeton nga Neveviju në "Reuda" fjalën: kjo sexhde, pra sexhdeja e përshëndetjes është haram, nuk është kufër.

Pastaj thotë: Fjalët e Izudin AbduSelamit: "dijetarët janë sikur prindi në këtë (reskpekt)". Në "Reuda" tha kjo është e barabartë në ndalesë, ajo që bëhet pas namazit apo jashtë kësaj. Prej kësaj nuk është ajo që e bëjnë shumë prej xhahilave të devijuar të cilët i bëjnë

---

[606] Këtë e përmend Ibn Nexhim Hanefij në "Bahru Raik" (f 134/5). Autori I Fetava Bezazije thotë: nëse me sexhden ka për synim ibadetin kjo është kufër, nëse ka për qëllim përshëndetjen jo. Shih "Fetava Bezazije" (f 343/6) dhe "Neuakidul Imam Kaulije ve Filije" (f 278)
[607] "Sherhu Shifa" (f 221/2)

sexhde shejhut. Kjo është haram në çdo rast në mënyrë të prerë. Qoftë kjo ka kibleja apo jo. Qoftë qëllimi i tij për Allahun apo harron. Në disa forma ka kufër, Allahu na ruajt nga ato. Dije se mund të jetë kufër nëse e ka për synim adhurimin e krijesës, apo afrimin tek ajo. Mund të jetë haram nëse ka për synim madhërimin apo e bën në përgjithësi. Kjo njashtu thuhet nëse i bëhet prindit.[608]

E dyta: sexhdeja në formë të adhurimit është shirk kjo është e përmendur në të gjitha sheriatet. Dhe se sexhdeja në formë të përshëndetjes ka qenë e lejuar në sheriatet e mëhershme, prej kohës së Ademit deri sa u derogua në sheriatin tonë me hadithin e Muadhit r.a këtë, siç do ta sqarojmë këtë.

Për këtë është argument Kur'ani Fisnik i cili tregon sexhden e vëllezërve të Jusufit ndaj babit të tyre. Allahu teala tha: "dhe i ranë atij në sexhde". Ibn Kethiri tha: kjo ishte e lejuar në sheriatin e tyre. Kur ata e përshëndetnin të madhin i bënin sexhde atij. Kjo vazhdoi të lejohet prej kohës së Ademit deri në sheriatin e Isaut a.s. Kjo nuk u ndalua në këtë ummet. Sexhdeja u bë e veçantë vetëm për Allahun e Lartësuar. E kemi për qëllim se kjo lejohet në sheriatin e tyre, prandaj i ranë atij në sexhde.[609]

Ibn Tejmie, Allahu e mëshiroftë thotë: "Sa i përket sexhdes, ajo është një ligj prej ligjeve që Allahu na urdhëroi t'i bëjmë sexhde. Ai po të na urdhëronte t'i bëjmë sexhde dikujt tjetër do t'i bënim atij duke e respektuar Allahun. Pasi që Ai dëshiroi ta madhërojmë atë tjetrin ndaj të cilit bëjmë sexhde.

Nëse sexhden nuk na e ka obliguar, atëherë nuk duhet bërë assesi. Sexhdeja e melekëve ndaj Ademit ishte adhurim i Allahut dhe respekt ndaj tij. Kjo ishte afrim ndaj Allahut. Ndërsa kjo për Ademin a.s. ishte nderë dhe madhërim. Sexhdeja e vëllezërve të Jusufit ishte përshëndetje dhe selam. A nuk e sheh se Jusufi po ti bënte sexhde prindërve kjo nuk do të ishte e urrejtur për të".[610]

---

608 "Ialam Bi Kauatiil Islam" Ibn Haxher Hejtemi (f 19)
609 "Ibn Kethir" (f 491/2)
610 "Mexhmu Fetava" (f 360/4)

Kurtubiju, Allahu e mëshiroftë thotë: “çështja e dytë: Seid Bin Xhubejri nga Katade nga Haseni për fjalën e Allahut “dhe i ranë Atij në sexhde”- kjo nuk ishte sexhde mirëpo ishte sunnet tek ata, përkuleshin me kokë, kështu ishte përshëndetja e tyre.

Theuriu dhe Dahaki dhe të tjerët thanë: “Ishte sexhde sikur sexhdeja e njohur tek ne, kjo ishte përshëndetja e tyre. Thuhet se ishte përkulje sikur rukuja, nuk ishte në tokë.

Kështu ishte selami i tyre me përkulje. Allahu gjithë këtë e derogoi në sheriatin tonë. Ai na e zëvendësoi përkuljen me fjalë. Që të gjithë komentatorët u pajtuan se kjo sexhde në cilëndo mënyrë të jetë është përshëndetje, nuk ishte ibadet.[611]

Nga kjo tu bë e qartë prej fjalëve të dijetarëve se lloji i dytë i sexhdes ishte sexhde e përshëndetjes. Kjo ishte e lejuar në sheriatet e mëhershme derisa kjo u derogua në sheriatin tonë. Këtë e derogoi hadithi i Muadhit siç do ta sqarojmë me fjalët e dijetarëve. Ajo që bëri Muadhi, për këtë nuk mund të themi vetëmse ishte vepër e lejuar në sheriatet e mëhershme. Kjo nuk ishte vepër e kufrit që të themi se ai veproi shirk nga injoranca e të arsyetohet me injorancë.

Prej asaj që na tregon se Muadhi ka bërë sexhde të përshëndetjes janë fjalët e dijetarëve se kjo vepër ka mbetur çështje e lejuar deri në kohën e Pejgamberit, sal’Allahu alejhi ue selem. Këtë e derogoi hadithi i përmendur i Muadhit.

Hafidh ebu Bekr Xhesasi Hanefij në librin Ahkamul Kur’an thotë: “Kjo ka mbetur deri në kohën e Jusufit a.s. Kjo përdorej tek ata për njerëzit të cilët meritonin respekt për ta nderuar. Kjo ishte sikur përshëndetja me dorë dhe përqafimi, sikur puthja e dorës.

Nga Pejgamberi, sal’Allahu alejhi ue selem, u transmetuan për puthjen e dorës disa lajme. Është transmetuar se është e pa pëlqyer. Mirëpo sexhdeja për dikë tjetër në formë të nderimit dhe përshëndetjes është deroguar. Me atë që transmeton Aisheja r.a, Xhabir Bin Abdullahu dhe Enesi r.a. se Pejgamberi, sal’Allahu alejhi

611 “Tefsirul Kurtubi” (3494/4)

ue selem, tha: "Nuk i takon njeriut t'i bën sexhde njeriut". Po të bënte sexhdeja e njeriut ndaj njeriut do ta urdhëroja gruan t'i bën sexhde burrit të saj, për shkak të hakut të madh të saj ndaj tij.[612]

Fjala e Imam Xhesasit: është deroguar me atë që transmetoi Aisheja, Xhabiri dhe Enesi r.a. Kjo është për të treguar se sexhden e përshëndetjes e derogoi hadithi i Muadhit, para kësaj ishte e lejuar. Edhe nëse fjalët e haditheve janë të ndryshme. Kjo është argument se kjo ishte e lejuar deri në kohën e sexhdes së Muadhit ndaj Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, kur e ndaloi nga kjo.

Imam Kurtubiu në komentin e tij e përmendë se mendimi i shumicës së dijetarëve se sexhdeja për dikë tjetër pos Allahut në formë të përshëndetjes ishte e lejuar deri në kohën e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Pastaj përmendi hadithin i cili derogoi këtë lejesë. Ai është hadithi i njëjtë në ngjarjen e Muadhit.

Ai Allahu e mëshiroftë tha: "Shumica e dijetarëve thanë se kjo ishte e lejuar deri në kohën e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, ".[613]

Sa i përket kundërshtimit të disave prej të fundit për atë që tha Imam Ibn Tejmie: "sa i përket veprimit të kësaj (sexhdes) si fe dhe për tu afruar, kjo është prej punëve më të këqija. Kush beson se kjo është afrim dhe fe ai është i devijuar. Atij i sqarohet se kjo nuk është fe dhe afrim. Nëse vazhdon në këtë, nga ai kërkohet të pendohet, nëse jo ai vritet".[614]

Ne themi: në këto fjalë nuk ka argument për kundërshtarin. Ngase këto fjalë janë të përgjithshme. Shejhul Islam Ibn Tejmie nuk sqaroi se Muadhi veproi kufër ndërsa Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, e arsyetoi me injorancë. Prandaj nuk mund të argumentohet me këtë fjalë për esencën e çështjes për të cilën flasim.

---

612 "Ahkamul Kur'an" Xhesasi (f 37, 38/1)
613 "Tefsirul kurtubij" (f 250/1)
614 "Mexhmu Fetava" (f 327/1). Kjo u përmend në "Udhru Bil Xhehël" (f 58)

Sa i përket fjalëve të autorit të Udhru Bil Xhehël i cili tha: Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, e arsyetoi Muadhin r.a dhe nuk e shpalli kafir, bile nuk kërkoi nga ai të pendohet. Ngase ai kur e veproi këtë nuk veproi mëkat, as kufër. Ngase ai nuk ishte i obliguar me këtë pasiqë nuk dinte dispozitën e kësaj. Derisa ia sqaroi Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem. Ai po ta vepronte pas kësaj do të bënte kufër.[615]

Këto fjalë nga autori i këtij libri do të pranoheshin po të ishte sexhdeja e Muadhit pas ndalesës së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, në formë të përshëndetjes. Mirëpo kjo vepër ishte e lejuar në momentin kur Muadhi bëri sexhde.

Nuk ishte deroguar vetëm pas sqarimit të Ligjvënësit se është deroguar dhe është e ndaluar. Ai nuk veproi të ndaluar, as kufër në esencë. Kjo nuk ishte për shkak injorancës së tij, siç tha autori i librit të përmendur mirëpo kjo ishte për shkak të mbetjes së kësaj vepre në origjinën e saj edhe në kohën e ndodhisë. Pastaj Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, e derogoi me hadithin e Muadhit.

Shih fjalët e imamëve, Kurtubiut, Xhesasit, Hafidh Ibn Kethirit për këtë, siç përmendëm më gjerësisht.

Mbeti një fjalë e Sheukanit në Nejlul Eutar i cili tha: "Nga ky hadith nxirret argument për atë i cili i bën sexhde dikujt tjetër pos Allahut se ai nuk bën kufër".[616]

Nëse kupton se sexhdeja e Muadhit ishte për përshëndetje fjala e Sheukanit nuk ka ndonjë argument të veçantë. Siç përmendën imamët, dijetarë më herët, disa dijetar u ndalën për tekfirin e injorantit në këso vende ngase kjo sexhde ishte në sheriatet e

---

615 "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef" (f 59, 60)

616 "Nejlul Eutar" (f 363/6). Shejhul Islam Ibn Tejmie tha se sexhdeja e Muadhit ishte prej llojit të përshëndetjes. Ai tha: e kundërta babai i Jusufit dhe vëllezërit e tij ranë në sexhde. Thuhet kjo ishte përshëndetja e tyre, atëherë si mund të thuhet se sexhdeja është haram në përgjithësi.! Kafshët i binin në sexhde Pejgamberit s.a.v.s. Ato nuk e adhurojnë Allahun. Atëherë si mund të thuhet se nëse i bie në sexhde dikujt tjetër pos Allahut, patjetër ta adhurosh. Pejgamberi s.a.v.s tha; po ta urdhëroja dikë ti bën sexhde dikujt do ta urdhëroja gruan ti bëjë sexhde burrit për shkak hakut të madh që ka ndaj tij. Është e ditur se ai nuk tha: po ta kisha urdhëruar dikë ta adhuron. "Mexhmu Fetava" (f 360/4)

mëhershme. Ata konsideruan këtë si dyshim i cili ndalë dispozitën e kufrit në këtë temë të veçantë. Gjë e cila është e kundërta nëse i bie në sexhde dikujt tjetër për të kërkuar dobi apo për të larguar ndonjë dëm, siç janë adhuruesit e varreve.

Sa i përket shpalljes kafir të personit i cili bën këtë lloj të sexhdes nuk ka ndonjë mëdyshje. Do t'i përmendim fjalët e disa dijetarëve kur u përgjigjën për dallimin mes sexhdes për dikë tjetër pos Allahut për të përshëndetur dhe sexhdes për dikë tjetër pos Allahut për t'u afruar dhe kërkuar dobi dhe larguar dëm.

Ibn Haxher Hejtemi duke u përgjigjur për këtë dhe duke treguar shkakun për mos shpalljen kafir të atij i cili bën kësi lloj sexhdeje tha: Zerkeshiju dhe të tjerët sollën këtë paqartësi. Pra dallimi mes sexhdes ndaj prindit dhe sexhdes ndaj idhullit, ata nuk iu përgjigjën kësaj. Mund të përgjigjemi me këtë se sheriati erdhi me madhërim ndaj prindit.

Bile në sheriatet e mëhershme ishte sexhdeja për prindin. Siç ishte fjala e Allahut: "ata i ranë në sexhde atij". Duke u bazuar nga e jashtmja se sexhde është vendosja e ballit në tokë, siç e kuptuan disa dijetarë kështu. Ndërsa disa tjerë thanë se kjo ishte përkulje. Sido që të jetë ky lloj ka qenë për prindin në një kohë prej kohërave, në një sheriat prej sheriateve prandaj kjo është një dyshim për të cilën ruhemi që të mos ta shpallim kafir vepruesin e kësaj.

Mirëpo në sexhden ndaj idhullit, diellit është e kundërta sepse kjo nuk ka qenë, as nuk ka të ngjashme në ndonjë sheriat. Prandaj vepruesi i kësaj nuk ka as dyshim të dobët as të fortë ai është kafir. Këtu nuk shikohet qëllimi i afrimit tek Allahu, përderisa sheriati nuk erdhi me këtë. Ndërsa e kundërta është nëse ka ardhur sheriati me madhërim të saj.[617] Me këtë largohet paqartësia" këtu përfunduan fjalët e tij.

Me këtë të bëhet e qartë ajo që tha autori i librit "Udhru Bil Xhehl ve Bidatu tekfir" dhe në të e pasoi autori i librit "Udhru Bil Xhehël Akidetu Selef" ku thanë: "hadithi është argument i qartë se

[617] "Ialam" (f 18, 19)

ai i cili i bie në sexhde dikujt tjetër pos Allahut, ai nuk bën kufër. Me këtë krahasohen veprat tjera të kufrit vepror”.[618]

Ti o lexues i pe fjalët e Ibn Haxherit, fekih Shefij, i cili përmendi shkakun për mos shpalljen kafir të atij i cili i bie në sexhde të këtij lloji, ngase kishte mëdyshje e cila e mbron nga kufri. Kjo dallohet nga sexhdet tjera ku nuk ka dyshim në tekfirin e vepruesit të saj. Siç janë sexhdet ndaj diellit, idhujve, varreve të njerëzve të mirë, evlijave etj.

Me këtë të bëhet e qartë se ky krahasim është i kotë mes atij i cili bën sexhde përshëndetje dhe atij i cili bën sexhde për të kërkuar ndonjë dobi apo larguar ndonjë dëm, dhe adhuron dikë tjetër pos Allahut për të cilën nuk ka dyshim në tekfirin e vepruesit të tij. Siç janë adhuruesit e varreve dhe mushrikët më herët dhe tani.

Si mund të argumentojmë me këtë tekst prej fjalëve të Imam Sheukanit se nuk shpallet kafir ai i cili vepron shirk të madh i cili të nxjerrë nga feja Islame kur vet Sheukani gjykoi me kufër atë që bën shirk të madh edhe nëse është injorant.

Imam Sheukani, Allahu e mëshiroftë, flet në një libër të veçantë ku tregon kufrin e adhuruesve të varreve dhe mos arsyetimin e tyre me injorancë, ai tha: “Shiko se si e pranoi këtë pas gjykimit të tij se kjo është kufër i veprës, nuk është kufër i besimit. Ai tha (kundërshtari i Sheukanit): “mirëpo shejtani ua zbukuroi atyre adhurimin e njerëzve të mirë se ata bëjnë dobi dhe bëjnë shefaat. Ata u bazuan në këtë me injorancë ashtu siç besuan ithtarët e xhahilijetit për idhujt”.

Pra mendo si gjykoi për këtë se është kufër i besimit sikur kufri i ithtarëve të xhahilijes. Pohoi besimin dhe arsyetoi me atë se është besim nga injoranca. Atëherë çfarë dobie mbet në atë se besimi i tyre është nga injoranca?! Grupacionet e ndryshme të kufrit që të gjitha, të gjithë ithtarët e shirkut nuk i shpiu në kufër, në mohim të hakut dhe të mbesin në të kotë vetëm se besimi i tyre nga injoranca! A ka

---

[618] “Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef” (f 58), ai e transmetoi nga “Udhru Bil Xhehl ve Bidatu Tekfir” (f 24)

mundësi që dikush të thotë se besimi i tyre ishte nga dituria që besimi nga injoranca të jetë arsye për vëllezërit e tyre të cilët besuan në të vdekur? Pastaj ai (kundërshtari i Sheukanit) e plotësoi arsyetimin e tyre me fjalën: (mirëpo këta e pohojnë teuhidin) deri në fund. Kjo nuk ka dyshim se është e kotë.

Ngase pohimi i teuhidit tek ata është vetëm me gjuhë. Ata janë të barabartë në këtë me jehudët, krishterët, mushrikët dhe munafikët në veprat e tyre. Nëse është në besim ata besuan për të vdekurit atë që besuan ithtarët e idhujve për idhujt e tyre.[619]

Pra dua të di pse ata anashkaluan këtë tekst të qartë i cili është tekst për çështjen tonë në mënyrë direkte dhe të prerë. Ata shikuan në atë tekst me më shumë kuptime të cilin e sqaruam se çfarë kishte për qëllim në realitet. Ata folën rreth atij teksti dhe e konsideruan esencë prej fjalëve të Sheukanit në çështjen për të cilën flasim.

[619] "Resail Selefije" (f 35)

## KUNDËRSHTIMI I GJASHTË

## HADITHI I HUDHEJFE IBN JEMANIT

Në hadith MERFU nga Hudhejfe ibn Jemani se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: *"Islami do të prishet sikur fija e teshës, derisa mos të njihet agjërimi, namazi, haxhxhi, sadakaja. Do të ngrihet Libri i Allahut për një natë. Në tokë nga ai nuk do të mbetet asnjë ajet. Do të mbesin disa grupe njerëzish. Do të mbetet plaku i moshuar, do të thotë: i kemi gjetur prindërit tonë në këtë fjalë: "LA ILAHE IL-LALLAH", ndërsa ata nuk e dinë ç'është namazi, agjërimi, haxhxhi as sadakaja".* Hudhejfeja u largua, pastaj e përsëriti tre herë para tij (SILES). Në të tretën, ai tha: o Sile, kjo i shpëton nga zjarri, e tha tre herë.

Hadithi është i vërtetë, transmetoi Ibn Maxhe 4049, Hakimi 473/4, hadithi është në "Silsile Sahiha" (f 127, 128/1)

Disa të cilët shkruan për këtë mesele argumentuan me këtë hadith. Ata thanë: ata njerëz thanë: LA ILAHE IL-LALLAH, duke e transmetuar thjeshtë, duke mos e njohur kuptimin e saj. Përndryshe do ta sqaronin kuptimin e saj pasardhësve të tyre. Hudhejfeja r.a. lajmëroi se kjo i shpëton nga zjarri.

Kjo është kështu për shkak të bazës së përgjithshme se Allahu nuk e dënon asnjërin derisa t'ia ngritë argumentin. Atyre nuk u arriti asgjë nga feja për shkak humbjes së shenjave të tij në tërësi. Ata ishin të arsyetuar për shkak mos diturisë ndaj kësaj feje. Ata e kanë dispozitën e njerëzve të fetres. Apo ata janë të pa ditur për fenë prandaj janë të arsyetuar për këtë. Pra e marrin dispozitën e banorëve të fetres, apo janë injorant ndaj një pjese të fesë dhe janë të arsyetuar.

Para se të debatojmë për këtë kundërshtim është mirë të përmendim një rregull të cilën e përmendën dijetarët e pranuar. Ajo është rregulli i mundësisë së mësimit. Dallimi mes atij i cili mundet të mëson dhe atij i cili është i pamundësuar. Shpjegimi i kësaj rregulle kaloi para neve. Cilët ishin kufijtë e atij i cili konsiderohet i mundësuar të mëson dhe ai i cili nuk ka mundësi. Dijetarët e

konsiderojnë të arsyetuar atë i cili gjendet në kohë të fshehjes së diturisë dhe zhdukjes së shenjave të Pejgamberisë.

Ky person është i arsyetuar për shkak të injorancës. Ngase nuk ka mundësi të arrin deri tek dituria. Ndërsa e kundërta është me atë i cili gjendet në kohën e shpërndarjes së diturisë. Shih më detajisht këtë rregull në kaptinën e gjashtë nga ky libër.

Nëse e praktikojmë këtë rregull dhe kufijtë e saj na bëhet e qartë se kjo gjendje e përmendur në këtë hadith është e përshtatshme për këtë rregull. Të përmendurit në hadith janë në gjendjen e pamundësisë për të mësuar. Ky hadith nuk mund të merret si argument për të arsyetuar me injorancë në përgjithësi pa përjashtim në çdo kohë dhe vend.

### PËRGJIGJE PËR KUNDËRSHTIMIN

**Përgjigje në disa mënyra:**

Mënyra e parë: hadithi flet për një rast të veçantë për kohën e fundit kur nuk kanë mundësi për të mësuar. Në këtë rast Kur'ani ngrihet nga gjokset e njerëzve, injoranca shpërndahet, ku njerëzit nuk e njohin namazin, agjërimin, haxhin, sadakanë. Me këtë hadith nuk mund të argumentohemi për gjendjen tonë.

Kur'ani lexohet gjatë natës e ditës, Sunneti është i njohur, thirrja e Teuhidit i ka pasuesit e saj edhe pse janë të paktë, edhe pse njerëzit kanë injorancë ata e kanë të njohur se ka thirrës të cilët zbatojnë thirrjen e cila është e kundërta e asaj që u mësuan ata prej shirkut. Përmendëm më herët fjalët e Hulejmit, Bin Bazit, Allahu i mëshiroftë, për personin i cili dëgjon thirrjen e teuhidit pastaj shmanget nga ajo. Ky person ishte i pa arsyetuar.

Për ngritjen e argumentit ndaj tij mjafton vetëm dëgjimi i tij për thirrjen e hakut e cila është në kundërshtim me atë që ai beson. Rreth këtij kuptimi Shejh AbdulAziz Bin Bazi, pasi përmend ajetet dhe hadithet të cilat aludojnë për atë i cili dëgjon thirrjen pastaj nuk e kërkon atë, ky person nuk është i arsyetuar, ky dënohet. Ai tha:

“kush jeton në një vend ku dëgjohet thirrja në Islam dhe të tjera, pastaj nuk beson dhe nuk kërkon hakun prej ithtarëve të tij, ky person e ka dispozitën e atij të cilit i ka arritur thirrja Islame dhe ka vazhduar në kufër.[620]

Ai sqaron se nëse ka thirrës në hak edhe nëse janë të paktë në krahasim me ata që thërrasin në të kotë, nëse janë shumë, kjo mjafton për ngritjen e argumentit.

Ai thotë: kush shikon në vendet ku është përhapur Islami do t’i gjen ata që jetojnë në ato vende të ndarë në dy grupe: një grup i cili thërret në bidate me të gjitha llojet e tij të shirkut dhe pa shirk. Ata ua bëjnë të paqartë njerëzve këtë, ata ua zbukurojnë njerëzve me hadithe të pavërteta, me ngjarje të çuditshme, të panjohura dhe në forma tërheqëse. Ndërsa grupi tjetër thërret në të vërtetën dhe udhëzimin. Ata për këtë sjellin argumentet nga Kur’ani dhe Sunneti.

Ata bëjnë sqarimin e asaj në të cilën thërret grupi tjetër. I tregojnë gabimet e tyre, ajo që ky grup vepron është e mjaftueshme për ngritjen e argumentit edhe nëse numri i tyre është i paktë. Ngase sqarimi i të vërtetës konsiderohet me argumentin e tij e nuk shikohet numri i shumtë.[621]

Mënyra e dytë: ajo që e dobëson argumentimin me këtë hadith është se ata persona të cilët janë në kohën e fundit nuk janë të obliguar për atë që janë të paditur prej dispozitave ngase Kur’ani i cili është argument është ngritur në kohën e tyre.

Është e njohur nëse personi hulumton për të vërtetën, mundohet për ta gjetur pastaj nuk mundet të arrij deri tek ajo nga pamundësia për të arritur, nga mos mjafitimi i argumenteve nga Kur’ani, ai nuk dënohet për atë që ka qenë i pa mundësuar për të kërkuar. Feja e obliguar për të është ajo që i ka arritur. Nëse ai obligohet pas kësaj, ai është i obliguar me atë që mundet, Allahu teala nuk e obligon njeriun sa nuk mundet. E gjithë ajo që u arriti atyre dhe e trashëguan gjeneratë pas gjenerate ishte fjala LAILAHE ILALLAH.

620 Shih “Fetava” Bin Baz dhe “Fetava Lexhnetu Daime”
621 Shih “Fetava” Bin Baz dhe “Fetava Lexhnetu Daime”

Edhe nëse kërkon ndonjëri prej tyre në lindje dhe perëndim nuk do të gjenë më shumë se kjo. Pra, a është prej drejtësisë që gjendjen e këtij hadithi ku u përmendën ata njerëz se Kur'ani do t'u ngritet në kohën e tyre ta krahasojnë me kohën tonë dhe realitetin në të cilin jetojmë.

Vazhdojnë thirrësit të thirrin në hak, në njësimin e Allahut edhe nëse janë të pakët. Po të kërkon ai i cili hulumton të vërtetën me argumentin e tij do ta gjejë shumë lehtë. Bile thirrësat e shirkut e dinë se ekziston thirrje e cila i kundërshton ata. Nuk u lodhën aspak për të gjetur realitetin e kësaj thirrje, e armiqësuan atë dhe u shmangën nga ajo. Pra a janë të barabartë ata me këta ?!

Hafidh Ibn Kethiri gjatë komentit të hadithit të Hudhejfes thotë: "Ky është argument se dituria do të ngritet prej njerëzve në kohën e fundit. Edhe Kur'ani do të ngritet nga gjokset dhe mus'hafat e tyre. Njerzit do të mbesin pa dituri. Do të mbetet plaku i moshuar dhe plaka e moshuar. Do të lajmërojnë se i kanë arritur njerëzit duke thënë: "LAILAHE ILALLAH" ata pra e thonë këtë në formë afrimi tek Allahu. Kjo u bënë dobi atyre edhe pse nuk është kërkuar kjo nga ata, Allahu e din më së miri.[622]

Dispozita e tyre nga jashtë është sikur dispozita e banorëve të fetres. Ajo që ata posedojnë më së shumti është kjo fjalë e madhe të cilën e thonë në formë afrimi. Ata nuk kanë dituri të dobishme për të njohur gjërat të cilat Allahu ua obligoi atyre ndërsa i kundërt është rasti me atë i cili mundet të mësojë i cili mangëson në kërkim të së vërtetës.

Sulejman Bin Suhman sjell fjalët e Ibn Kajimit i cili sqaron dispozitën e banorëve të fetres. Ibn Kajimi, Allahu e Mëshiroftë, në "Kafije Shafije" dhe në "Tarikul Hixhretejn" gjatë përmendjes së shtresave të njerëzve të obliguar përmend se lloji i dytë i atyre që janë të pamundësuar për të pyetur dhe për të mësuar janë dy llojesh:

1. Ai i cili e do udhëzimin, i jep përparësi, e do atë, mirëpo nuk mundet ta kërkojë dhe ta gjejë ngase nuk ka kush ia tregon. Ky

[622] Bidaje Ve Nihaje (21/1)

person ka dispozitën e banorëve të fetres dhe të atyre që thirrja nuk u ka arritur.

2. Ai i cili shmangët, nuk i flet vetës për diçka tjetër jashtë asaj në të cilën gjendet. I pari thotë: "o Zoti im po të dija ndonjë fe më të mirë nga kjo në të cilën jam unë do ta pranoja atë fe. Do ta leja këtë në të cilën jam. Ky është mundi im maksimal dhe fundi i njohurisë sime". Ndërsa i dyti është i kënaqur në atë në të cilën është, pos asaj në të cilën është nuk i jep diçka përparësi ndonjë feje tjetër. Vetja e tij nuk kërkon ndonjë tjetër. Për këtë person nuk ka dallim mes gjendjes kur është i pa mundësuar dhe kur ka mundësi ta gjej të vërtetën. Pra që të dy janë të pa mundësuar. Mirëpo ky i dyti nuk bënë të bashkëngjitet me të parin ngase mes tyre ka dallim. I pari është sikur ai i cili kërkon fenë në fetre mirëpo nuk mund ta gjejë. Pra dhe largohet nga pamundësia ngase e ka dhënë mundin maksimal dhe ka mbetur në padituri. Ndërsa i dyti është sikur ai i cili nuk e ka kërkuar, ka vdekur në shirkun e tij. Edhe pse të kërkonte nuk do të gjente nga pamundësia. Pra ka dallim mes pamundësisë së kërkuesit dhe pamundësisë së atij i cili shmanget.[623]

**Hadithi me vetë tekstin e tij është jashtë pikës së polemikës në esencë:**

* Neve jemi duke folur për atë i cili vepron në shirk dhe prish teuhidin nga injoranca. A është ky kafir apo ka pengesë të injorancës? Ndërsa hadithi në esencë nuk flet për këtë. Hadithi flet për shpëtimin e tyre nga zjarri ditën e gjykimit. Pra flet për një çështje jashtë temës sonë.

* Sa i përket fjalëve te autorit të "Udhru Bil Xhehl Akidetu Selef": ata nuk e njohin kuptimin e fjalës (La ilahe ilallah). Kjo nuk është në hadith as nuk ka diç e cila aludon për këtë.

* Sa i përket mendimit se vetëm thënia e fjalës LAILAHE ILALLAH mjafton për të hyr në xhennet dhe për të shpëtuar nga zjarri duke mos njohur këtë fjalë dhe duke mos punuar me të, duke mos u

[623] Irshadu Talib (f 12-13) dhe Tarikul Hixhretejn (678)

larguar nga çështjet të cilat e prishin atë, ky mendim është mendim i Murxhive, me pajtimin e të gjithë dijetarëve musliman.

* Shejhul Islam Ibn Tejmije, duke argumentuar me këtë hadith për këtë gjendje të veçantë e cila është pamundësimi nga arritja deri tek dituria, ai tha: "Shumë nga njerëzit mund të rriten në vende dhe kohëra ku zhduken shumë prej diturive të Pejgamberisë saqë nuk mbetë kush të përcjell atë më të cilin Allahu i dërgojë Pejgamberët prej Librave dhe urtësisë. Nuk njihen shumica e asaj me të cilën Allahu dërgoi të Dërguarin dhe nuk ka kush tua transmetojë këtë. Çifti i këtij personi nuk bënë kufër. Mu për këtë dijetarët u pajtuan se ai i cili është rritur larg vendeve të diturisë dhe besimit pastaj nëse mohon diçka prej këtyre dispozitave të qarta në mënyrë mutevatir ky person nuk gjykohet me kufër deri sa t'i tregohet ajo me të cilën erdhi i Dërguari. Kjo ka ardhur në hadith[624], dhe pastaj ai solli hadithin për të cilin flasim ne.

* Kjo tregon se hadithi ka rast të veçantë, ajo është rasti i pa mundësisë për të cilën na lajmëroi Ibn Tejmije r.a (në kohëra dhe vende ku shumë prej diturisë së Pejgamberisë zhduket). Shejhul Islam Ibn Tejmije këtë e tha si rregull të veçantë me fjalën: vendet dhe kohërat ku dituria e Pejgamberisë pushon, dispozita e atij i cili mohon diç nga shenjat e Pejgamberisë nuk është gabim i njëjtë sikur në vendet dhe kohërat ku shenjat e Pejgamberisë janë të dukshme dhe të qarta.[625]

* Në tekst të hadithit nuk përmendet ajo se ata vepruan shirk e të arsyetohen me mos dituri. Në këtë hadith u përmend se ata e lan atë që nuk u arriti prej ligjeve Islame për shkak pamundësisë për të mësuar, ngase Kur'ani është ngritur dhe dituria është zhdukur në kohën e tyre. Nga kjo qe u përmend na bëhet e qartë se argumentimi në këtë hadith është i pa vërtet për arsyetimin në përgjithësi pa përjashtim në çdo kohë dhe vend siç argumentoi ai i cili shkroi për këtë çështje.[626]

---

624 Fetava (408/11)
625 Buxhetul Murtad (f.311)
626 Shih "Udhru bil xhehl Akidetu Selef" (75-76)

## KUNDËRSHTIMI I SHTATË

## RASTI I HAKMARRJES (KAVED)

Nga Aishja r.a se Pejgamberi s.v.s e dërgoi Ebu Xhehm Bin Hudhejfe për të mbledhur sadakanë. Një njeri polemizoi për sadaka. Ebu Xhehmi i r.a dhe e plagosi, ata erdhën tek Pejgamberi s.a.v.s dhe thanë: *"Duam hakun o i Dërguar i Allahut. Pejgamberi s.a.v.s tha: "Juve u takon kjo dhe kjo". Ata u pajtuan. Pejgamberi s.v.s tha: "unë do të ligjërojë tek njerëzit dhe do t'i lajmëroj për pajtimin tuaj". Ata thanë "po". Pejgamberi s.a.v.s ligjëroj dhe tha: "Ata njerëz nga fisi Lejth erdhën dhe deshën të marrin hakun. Unë ua paraqita këtë dhe këtë dhe u pajtuan? A u pajtuat"? ata thanë "Jo". Muhaxhirët deshën t'i sulmojnë. Mirëpo Pejgamberi s.a.v.s i urdhëroi të ndalen. Ata u ndalen. Pastaj Ai i thirri dhe ua shtoi dhe tha: "A u kënaqët" ? ata thanë "po".*

Këtë hadith e transmetoi AbduRrezaku në Musanef 8032, nga ai Ebu Davudi në Sunen 4534, nga ai edhe Ibn Hazmi në Muhala 410/10. Ibn Maxhe 2638 nga rruga e AbduRrezakut, Nesaiu 35/8, Bejhakiu 46/8 dhe Ahmedi (232/6)

Ai i cili argumentoi me këtë tha: "Ata që e bënë këtë prej fisit Lejth nga arabët konsiderohet përgënjeshtrim ndaj Pejgamberit s.a.v.s. Ndërsa Pejgamberi s.a.v.s i arsyetoi me injorancë".

## PËRGJIGJE PËR KËTË

Për t'iu përgjigjur këtij kundërshtimi, patjetër duhet të përmendim një punë të rëndësishme të cilën e sqaruam. Dijetarët e mëdhenj kur flasin për arsyetimin me injorancë përjashtojnë: njeriun e ri në Islam, dhe i dyti: ai i cili është rritur në vend të largëta.

Kjo nëse aludon për diç, aludon për atë se pos këtyre dy llojeve prej njerëzve të cilët veprojnë shirk të madh apo kufër të pa arsyetuar me injorancë. Kjo konkludohet prej fjalëve të tyre "Vetëm nëse është i ri në Islam, apo është rritur në vend të largët".

Ky rregull është çështje e pajtuar mes dijetarëve. Do të përmendim emrat e atyre që e thanë këtë dhe vendet në librat e tyre: Shejhul Islam Ibn Tejmijje në Mexhmu Fetava 610/7, 407/11, Imam Alij el-Karij në Sherhu Shifa 225/2, Ibn Haxher Hejtemi Shefij në Jalam f.41, 65, 65 dhe 66, Imam Neveviu në Sherhul Muslim 205/1, Ibn Kudame el-Makdesi Hanbeli në Mugni 131/8, Behaudin Makdesi Hanbeli në Udde Sherhu Umde 316/2, Xhelaludin Sujuti Shafi në Eshbah ve Nedhair f.220, Muhamed ibn AbdulVehab në Tekfirul Muajen f.15, Rashid Rida në shënimin e bërë në Mexhmul Resail vel Mesail Nexhdije 520, 557/4, Muhamed ibn Ibrahim Ale Shejh në Fetava Ale Shejh 74/1 dhe AbdulAziz ibn Baz në Fetava nr.9257.

Shih tekstet e atyre dijetarëve dhe vendet e tyre në librat e tyre. Nëse kuptohet kjo rregull atëherë në këtë hadith nuk ka ndonjë paqartësi ngase kjo e cila ndodhi ishte nga disa arab të egër të fisit Lejth të cilët ishin të rinj në Islam. Ndërsa i riu në Islam është i përjashtuar nga kjo me pajtimin e të gjithë dijetarëve. Kjo përgjigje mund të përforcohet me atë që bëri me shenjë Ibn Haxher Hejtemi se përgënjeshtrimi i Pejgamberit qoftë për ndonjë çështje fetare apo të kësaj bote është kufër. Ai tha: "Kjo nuk bie në kundërshtim me atë që ndodhi nga disa njerëz të egër prej arabëve, ngase ata ishin të rinj në Islam.[627]

Këtë e përforcon edhe ajo që tha autori i "Udde Sherhul Umde" në çështjen e përgënjeshtrimit. Ai i cili e përgënjeshtron Allahun dhe të dërguarin është dy llojesh:

1. I ri në Islam dhe ai i cili është rritur larg vendeve Islame. Ky është i arsyetuar me injorancë. Këtij i sqarohet. Nëse kthehet mirë, nëse jo vritet.

2. Ai i cili është rritur në mesin e muslimanëve, nuk është i ri në Islam, ky shpallet kafir me këtë. Ngase argumentet për këtë janë të qarta në Kur'an dhe sunnet.

---

627 Ialam Bi Kauatil Islam (f.23)

Ja tekstin e autorit të librit "Umdde" ku tha: "Ai i cili mohon një nga shtyllat e Islamit, apo lejon një haram për të cilën ka ixhma se është haram ai ka përgënjeshtruar Allahun dhe Pejgamberin s.a.v.s. Nëse argumentet e kësaj janë të qarta në Kur'an dhe Sunnet kjo për muslimanët nuk është e panjohur. Këtë nuk e mohon vetëmse një përgënjeshtrues ndaj Allahut dhe Pejgamberit s.a.v.s.

Shpjeguesi tha: mesele: "Vetëm nëse është prej atyre që obligimet dhe haramet janë të pa njohura. Ky person njoftohet. Nëse nuk pranon bën kufër. Ai i cili nuk është i njoftuar me këto është i riu në Islam, apo nëse është rritur në një vend larg muslimanëve. Ky person njoftohet, nëse kthehet nga kjo mirë përndryshe vritet.

Sa i përket atij i cili është rritur në mesin e muslimanëve si musliman, ai është kafir, nga ai kërkohet pendim. Nëse pendohet mirë, përndryshe vritet. Ngase këto çështje janë të qarta në Kur'an dhe Sunnet. Ai i cili dështon në këto është përgënjeshtrues ndaj Allahut dhe Pejgamberit. Ai bën kufër me këtë, siç përmendëm për mohuesin e shtyllave të Islamit.[628]

Është e njohur se ata njerëz nga fisi Lejth ishin arab të egër ne sjellje, ishin të rinj në Islam. Siç përmendi këtë Ibn Haxher Hejtemij. Argumentimi i kundërshtarit në këtë rast nuk është i vërtet për arsyetimin me injorancë në përgjithësi. Ky hadith është për raste të veçanta siç është i riu në Islam.

Ka edhe një mënyrë tjetër për t'u përgjigjur. Në fjalët e hadithit nuk u përmend se Pejgamberi s.a.v.s i arsyetoi me injorancë apo se nuk i arsyetoi. Ky ishte veprim i tij me urtësi siç është e njohur kjo nga ai. Ishte i butë ndaj injorantëve. Kjo ishte cilësia e tij kur u kundërshtua për mënyrën e shpërndarjes së plaçkës, ai u mundua shumë prej disa injorantëve.

Vepra e Pejgamberit s.a.v.s në këso çështje ka shumë urtësi dhe mëshirë. Ebu Mahdhure e thirri ezanin duke u tallur, Fadale Bin Umejr deshi ta vriste atë s.a.v.s. Gjithashtu edhe Shejbë në luftën e Hunejnit deshi ta vriste Pejgamberin s.a.v.s mirëpo me një prekje me

[628] Udde Sherhu Umde (316/2)

dorën e tij të begatshme në gjoksat e tyre u largohet i gjithë ai kufër dhe urrejtje e cila ishte në zemrat e tyre. Ata u mbushën me iman dhe dashuri ndaj tij s.a.v.s. (Shih Haddul Islam ve Hakikatul Iman (f.574). Këtë e përmendi Ibn Hazmi, Allahu e mëshiroftë në librin Muhala se ata njerëz nga fisi Lejth të cilët përgënjeshtruan Pejgamberin s.a.v.s ata u arsyetuan për shkak se ishin prej injorantëve arab.

Ai tha nga se ky lajm nxjerrim se injoranti arsyetohet dhe se nuk nxirret nga Islami. Gjë të cilën nëse e vepronte njëri i cili din dhe i është ngrit argumenti do të ishte kafir. Ngase ata LEJTHIJIN e përgënjeshtruan Pejgamberin s.a.v.s ndërsa përgënjeshtrimi i tij është kufër pa polemikë. Mirëpo për shkak të injorancës dhe nomadizmit të tyre u arsyetuan me injorancë.

Në fjalët e hadithit nuk ka diç e cila aludon në arsyetimin me injorancë. Në të kemi urdhër për të ndalur nga vrasja e tyre, për ti pajtuar dhe për ti afruar për shak se janë të rinj në Islam. Ndërsa kjo nuk është pika e polemikës.

## KUNDËRSHTIMI I TETË

## PRETENDIMI SE KA IXHMA PËR ARSYETIM ME INJORANCË NË PËRGJITHËSI NË ÇDO MESELE

Disa të cilët shkruan për këtë mesele pretenduan se ka ixhma për arsyetimin e xhahilit në baza dhe degë, në kohën e diturisë apo jashtë saj, në vendin Islam apo jashtë tij. Ata transmetuan nga imam Ibn Hazmi fjalët e tij: "Ka argument detyrimor, për të cilën nuk ka polemik. Ajo është se ummeti është i pajtimit që të gjithë. Nuk ka polemik nga asnjëri prej tyre. Çdonjëri i cili ndërron një ajet të Kur'anit me qëllim ky person është kafir sipas ixhmasë së gjithë ummetit. Pastaj njeriu ka mundësi të gabon gjatë leximit të ndonjë ajeti ia shton një fjalë apo i pakëson një. Apo bënë zëvendësimin e një fjale me tjetër duke menduar se ia qëllon. Ka mundësi edhe pse i tërhiqet vërejtja duke menduar se e ka mirë apo polemizon para se të vërtetohet për të vërtetën. Me këtë tek asnjëri prej ummetit nuk është kafir, as fasik, as mëkatarë. Nëse ndalet në mus'haf dhe e sheh apo e lajmëron ndonjë lexues me fjalët e të cilit i ngritet argumenti, nëse pas kësaj vazhdon në gabimin e tij, ky person është kafir tek ummeti patjetër. Kjo dispozitë vazhdon në tërë çështjet e fesë…[629]

## PËRGJIGJE PËR KËTË PRETENDIM

Para se të fillojmë t'i përgjigjemi këtij pretendimi do të përmendim një definicion të lehtë të ixhmasë.

Në aspektin gjuhësor ixhma është vendosmëria për një vepër.

Ixhma në terminologji është pajtimi i meritave për ixhtihad në sheriat nga ummeti i Muhamedit s.a.v.s në një kohë prej kohërave në një çështje prej çështjeve të fesë.[630]

Këtu kemi për qëllim muxhtehidat, prandaj pajtimi i njerëzve të thjeshtë dhe injorantëve nuk është ixhma, Shejh Muahmed Ebu Zehre thotë:

---

[629] Udhru Bil Xhehl Akidet Selef (f.84)
[630] Mealim Usulil Fik (f.163)

Ixhmaja është dy lloje.

1. Ixhmaja për tekstet të cilët janë mutevatir. Kjo është ixhmaja për të cilën dijetarët thanë se janë të njohura detyrimisht në fe siç është ajo se namazet janë pesë. Numri i rekateve, etj. Këto janë mesele të ixhmas për shkak të teksteve dhe lajmeve të shumta dhe kuptimit të tyre. Prandaj çdo tekst i cili kundërshton këtë lloj të ixhmasë nuk duhet te shikohet, ngase kundërshton tekste për të cilat ka ixhma rreth kuptimit të tyre.

2. Ixhmaja për dispozita të tyre të cilat janë polemikë mes dijetarëve. Siç është ixhmaja e sahabëve në mendimin e Emirit të besimtarëve Umer Bin Hattab r.a për ndalimin e ndarjeve të tokave të marra nga plaçka e luftës mes luftëtarëve. Kjo është ixhma e mbështetur ne tekst. Mohuesi i kësaj nuk konsiderohet kafir sikur ai i cili mohon pesë kohë të namazit, ky lloj pa dyshim është pas Kur'anit dhe sunnetit në argumentim. Shih Tearud ve Terxhih f.154, 155, 163, 164.

Pas këtyre fjalëve që u thanë, ixhmanë me këtë definicion të parë nuk mundet ta refuzon asnjërin si burim të argumentimit në sheriat. Posaçërisht nëse është vërtetuar në mënyrë të prerë. Ngase pretendimet për ixhma janë shtuar dhe janë të numërta. Po të kishim pranuar çdo ixhma të transmetuar për ndonjë mesele kjo do të kishte shpier deri në kundërthënie në argumentet e sheriatit të pastër. Kështu duam të debatojmë në mënyrë shkencore të drejtë pretendimin për ixhma. Nuk e kemi për qëllim të refuzojmë apo pranojmë. Duam që lexuesi të shohë paqartësitë të cilat janë rreth këtij pretendimi. Prandaj themi Allahu është që udhëzon:

Ixhmaja e pretenduar nuk mund të pranohet dhe të argumentojmë me të tillën për arsyetimin me injorancë në përgjithësi në çdo mesele dhe në çdo rast. Kjo është kështu për disa çështje:

E para: Ka prej dijetarëve të pranuar që thanë se ka ixhma për të kundërtën, se nuk ka arsye për injorancë për çështjet e qarta. Siç janë: imam Karafi, imam i Malikive në kohën e tij, Imam Ebu Betin

Nexhdij, këtë e transmetoi Shejh Reshid Rida, autori i Menarit. Ja tekstet e tyre për ixhman se injoranti nuk arsyetohet në meselet e qarta.

Imam Karafij kur flet për pengesën e injorancës dhe ndikimit të tij, çfarë mund të jetë arsye dhe çfarë nuk mundë të jetë arsye, thotë: "Mu për këtë Allahu nuk arsyetoi me injorancë në baza të fesë sipas ixhmas." [631]

Imam Ebu Betin Nexhdij thotë: "Dijetarët nga çdo medhheb përmendën shumë sende të cilat nuk mund të numërohen prej fjalëve, veprave dhe besimeve, se autori i këtyre sendeve bënë kufër. Ata këtë nuk e përcaktuan vetëm me inatçorin. Prandaj ai i cili pretendon se vepruesi i kufrit me TE'VIL, apo si MUXHTEHID gabimisht, apo duke pasuar dikë qorrazi apo nga injoranca se është i arsyetuar është në kundërshtim me Kur'anin, Sunnetin dhe ixhmanë…[632]

Shejh Muhamed Reshid Rida gjatë shënimit të fjalëve të Ebu Betinit: "Shiko si e shpalli kafir atë i cili dyshon, ndërsa ai i cili dyshon është injorantë, ai nuk e sheh se injoranca mundë të jetë arsye në këtë çështje." Shejh Reshid Rida duke transmetuar mos arsyetimin me injorancë në çështjet e prera të fesë dhe pajtimin e dijetarëve për këtë, ai tha: "Dijetarët e ummetit janë të pajtimit se injoranca në çështjet e prera të fesë të cilat quhen qështje te njohura patjetër, siç janë: teuhidi, ringjallja, shtyllat e Islamit, ndalesa e zinasë, alkoolit, ai i cili ka mangësuar në mësimin e këtyre duke pasur mundësi të mëson nuk arsyetohet. Sa i përket atij i cili nuk ka mangësuar siç është i riu në Islam, ai i cili është rritur në ndonjë ngushticë kodrinore, nuk ka kush ta mëson, ky arsyetohet…[633]

Imam Ebu Betin duke transmetuar ixhmanë e muslimanëve për kufrin e vepruesit të shirkut duke mos përjashtuar nga kjo xhahilin tha: "Ai, Allahu e mëshiroftë deklaroi në shumë vende për kufrin e tij i cili vepron këtë prej llojeve të shirkut". Ai transmetoi ixhman e

---

[631] Sherhu Terkihul Fusu (f. 439)
[632]Jutisar Li Hisbilahil Muvehidin (f.46)
[633] Hashije Resail Nexhdije (517/4)

muslimanëve rreth kësaj dhe nuk përjashtoi xhahilin nga kjo. Allahu i Lartësuar tha: "Allahu nuk falë t'i bëhët shirk Atij… Ai për Mesiun tregoi se tha: "Ai i cili i bën shirk Allahut, Allahu ia ka ndaluar xhenetin, vendi i tij është zjarri. Ai i cili thotë se ky është kërcenim është i veçantë vetëm për inatçorin dhe përjashton injorantin, atë i cili ka keq interpretim, pasuesin qorrazi, ai vetëm ka kundërshtuar Allahun dhe të Dërguarin dhe ka dalë nga rruga e besimtarëve. Fukahatë përmendin kaptinën e dispozitës së murtedit dhe atë e fillojnë me shirkun, ata nuk e përkufizuan me inatçorin…[634]

Këto janë fjalët e tre dijetarëve të pranuar. Karafij Malikij bëri të qartë se nuk ka arsyetim me xhehël, ai tregon se në baza të fesë ka ixhma për këtë. Ai ka për qëllim meselet e qarta të cilat njeriu i ngarkuar me obligime duhet t'i dijë patjetër. Ai sqaroi këtë në shumë vende të librit" Furuk".

Edhe dijetari i madh Ebu Betin Nexhdij Hanbelij tregon se ai i cili thotë se vepruesi i kufrit nga keq interpretimi, apo injoranca, apo në mënyrë të gabuar është i arsyetuar me injorancë, ky mendim është në kundërshtim me Kur'anin Sunnetin dhe ixhmanë. Ai transmetoi ixhma të muslimanëve për këtë duke mos përjashtuar injorantin.

Ai bëri me dije se përjashtimi i xhahilit nga kjo përgjegjësi është në kundërshtim me Allahun dhe të dërguarin. Ai është jashtë rrugës së besimtarëve. Ai përmendi se është mendimi i të gjithë fukahave nga çdo medhheb. Shejh Reshid Rida transmetoi pajtimin e dijetarëve të ummetit se injoranca në çështjet e prera nuk arsyetohet nëse ai ka mangësuar në mësimin e këtyre çështjeve.

Çështja e dytë: Dijetarët kur flasin për çështjen e arsyetimit me xhehël sqaruan se mendimi për mos arsyetim me xhehël është mendim i shumicës së dijetarëve përpos atyre që u veçuan. Ata thanë se mendimi për mos arsyetim me injorancë është mendimi më i njohur nga medhhebet, mendimi më i spikatur.

634

Pra a ka mundësi të jetë e logjikshme që shumica e dijetarëve më të njohurit prej medhhebëve te jenë të paditur për këtë ixhma dhe ta kundërshtojnë këtë ixhma? Si ka mundësi të jetë ixhma ndërsa shumica e dijetarëve të mëdhenj dhe imamët ta kundërshtojnë.

Ja disa fjalë nga dijetarët të cilët sqarojnë këtë çështje:

Imam Sadrudin Kaneuij Hanefij, nxënës i Hafidh ibn Kethirit i cili tregon se mendimi për mos arsyetim me injorancë është mendimi i shumicës së dijetarëve të hanefive. Ai thotë: nëse shqipton fjalën e kufrit me vetëdëshirë, duke mos e besuar atë ai bën kufër ngase ai është i kënaqur me thënien e tij edhe nëse nuk është në pajtim me dispozitën e tij siç është ai i cili tallet. Ai bën kufër edhe nëse nuk është në pajtim me atë dispozitë. Ai nuk arsyetohet me xhehel. Kjo është sipas shumicës së dijetarëve të cilët kundërshtojnë për këtë disa.[635]

Argument është fjala e tij: ky është mendimi i shumicës së dijetarëve.

Imam Mula Alij El Karij, duke sqaruar se mendimi i shumicës së hanefive është mos arsyetimi me xhehel thotë: "Pastaj në "Minhaxhul Musalim" kam parë disa mesele. Prej tyre: xhahili nëse flet fjalën e kufrit dhe nuk e din se është kufër disa thanë: ky nuk është kufër dhe arsyetohet me xhehël ndërsa disa e bëjnë kafir. Prej tyre është: "Nëse thotë fjalën e kufrit ndërsa nuk e din se është kufër mirëpo ai e bën këtë me zgjedhje dhe vullnet të lirë sipas shumicës së dijetarëve bën kufër. Edhe pse disa kundërshtojnë. Nuk arsyetohet me xhehel."[636]

---

[635] Sherhu Fikhil Ekber (f.241).Ebu Betin Nexhdi tregon ixhman e dijetarëve rreth kufrit të adhuruesve të varreve dhe se nuk arsyetohen me xhehël. Ai tha: "çdo njëri i cili vepron këtë në tyrbe është mushrik kafir, sipas argumenteve të Kur'anit, sunnetit dhe ixhmas. Ne e dimë se ata që veprojn këtë prej atyre që përkatësohen në islam ata nuk i shpiu deri te kjo vetëm se injoranca. Ata po ta dinin se kjo i largon nga Allahu në maksimum dhe se kjo është prej shirkut që Allahu e ndaloi, ata nuk do ta zbatonin atë. Megjithë këtë, dijetarët i shpallën kafira dhe nuk i arsyetuan me xhehël. Gjë të cilën e thonë disa të devijuar se ata arsyetohen ngase janë injorantë. Dureru Senije" (415/10)
[636] Fikhul Ekber (f.292)

Ai, njashtu thotë: “Nëse fol një fjalë, dhe ai nuk e dinë se është kufër në fetava të kadihanit tregohet polemika pa ndonjë anim kah mendimi më i vërtet. Ai tha: “Thuhet nuk bën kufër për shkak të arsyetimit me xhehël”. Thuhet bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël. Unë them (fjalët e Alij El Karij): “Më e vërtet është e para përpos nëse është prej çështjeve të njohura patjetër nga feja. Në këtë rast bën kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël”.[637]

Autori i “Durerul Bihal” thotë: nëse nuk e beson apo nuk e dinë se është fjalë e kufrit, mirëpo e ka thënë me vetë dëshirë, i lirë, sipas shumicës së dijetarëve ka bërë kufër dhe nuk arsyetohet me xhehël. [638]

Shjeh Sulejman Bin Abdilah Hanbelij tregon pajtimin e dijetarëve të Magribit se ai që nuk e din kuptimin e fjalës ILAH, kuptimin e RESULIT, ai është mushrik. Edhe nëse falet, agjëron dhe bën haxh. Shqiptimi I fjalës LA ILAHE IL ALLAH nuk i bën dobi nëse është injorantë ndaj kuptimit të saj.

Ai tha: “Si mund të mendon një i mençur e ku më një dijetarë se shqiptimi i fjalës LA ILAHE IL ALLAH duke i vepruar këto punë bën dobi. Ata këtë e thanë me gjuhët e tyre. Mirëpo e kundërshtuan me besimin dhe veprat e tyre. Nuk ka dyshim aspak se nëse e thotë ndonjëri nga mushrikët dhe dëshmon se Muhamedi është i dërguar i Allahut, nuk e kupton fjalën ILAH as nuk kupton fjalën RESUL, pastaj falet, agjëron dhe bën haxhin, ai nuk e din se çka janë këto, i vepron vetëm se njerëzit i veprojnë dhe i pasoi ata ai nuk vepron diç prej shirkut, asnjëri nuk do të dyshon në mos Islamin e tij. Këtë fetva e dhanë te gjithë dijetarët e Magribit në fillim të shekullit Xl apo më parë. Për një njeri konkret i cili ishte kështu, siç e përmendi këtë autori i librit “Dareru Themin Sherhu Murshidil Muin “nga Malikit. Pastaj shpjeguesi i librit tha: “Kjo fetva është e qartë në mënyrë maksimale. Për këtë nuk mund të polemizojnë as dy persona këtu

[637] Sherhu fikhil ekber (f.244-245)
[638] Mexhmal Enher (f.696)

përfundoi". Nuk ka dyshim se adhuruesit e varreve janë më të këqij se ky. Ngase ata besuan hyjnitë e tjera në mënyra të ndryshme.[639]

Imam Karafij duke sqaruar se xhehli që ka të bëjë me mosbesimin ndaj bazave të fesë, cilësive të Allahut të cilat kanë të bëjnë me RUBUBIJE, siç janë jeta, forca, dituria, kjo injorancë nuk konsiderohet arsye për pronarin e sajë. Ai është mëkatar. Ai mbet gjithmonë në zjarr sipas mendimit më të njohur nga medhhebet: ngase ligjvënësi ka shtrënguar në çështjen e besimit të bazave të fesë në mënyrë të fortë.

Nëse një njeri jep mundin maksimal për të larguar injorancën për një cilësi të Allahut teala, apo një çështje që e ka obligim ta beson nga bazat e fesë, nëse nuk e largon këtë injorancë ai është kafir me lënien e këtij besimi që është pjesë e imanit është në zjarr përgjithmonë, sipas mendimit më të njohur nga medhhebet.[640]

Pas kësaj që përmendëm prej fjalëve të dijetarëve të njohur, të cilët përmendën qartë se mendimi për mos arsyetim në çështjet e qarta është mendimi i shumicës së dijetarëve, ky mendim është më i fortë i njohur nga medhhebet. Atëherë kundërshtari si mundet të argumentojë me fjalët e Ibn Hazmit apo të tjerëve se për këtë mesele ka ixhma?

Si mundë të ketë ixhma ndërsa kundërshtar janë imam të mëdhenj nga çdo medhhebë, në çdo kohë? Ata, janë siç e përmendim në kapitull të veçantë: Alij El Karij- Hanefij, Imam i Hanefive në kohën e tij, Kanevij- Hanefij, Karafij- Maliki, Imam i Malikive në kohën e tij, Kadij Ijad-Malikij, Imam Taberiu, Ibn Haxher Hejtemi-Shafij, Ibn Arfe, Desubij-Maliki, Ibnul Kajim - Hanbelij, Ibn Akili dhe të tjerë nga dijetarët e thirrjes Selefije në kohën e Nexhdit, si Shejh Muhamed Bin Abdul Vehabi, Shejh Sulejmani, Shejh Is'haku dhe të tjerë prej Muxhtehidëve, si Shevkani, San'ani dhe të tjerë prej të fundit si autori i "Menarit",

---

639 Tejsirul Azizil Hamid ( f.80-81)

640 Furuk (150-151/2). Ne Meusua fekhije erdhi nga Hameuij kushë flet fjalën e kufrit nga besimi, ska dyshim për kufrin e tij. Nëse nuk beson se është fjalë ë kufrit, mirëpo e thotë nga dëshira, ai bën kufër sipasë shumicës së dijetarëve. Nuk arsyetohet me xhehël. Meusua (206-207/16)

Shejh Abdul Aziz Bin Bazi, Shejh Hamid Fekij, Shejh Muhamed Bin Ibrahim. Këta dijetarë të shumtë a nuk ishin të njohur me këtë ixhma?! Si ka mundësi të realizohet ixhmaja me kundërshtimin e këtij numri të madh të dijetarëve?!

Pra ai që mendon do ta kupton se pretendimi i ixhmas nuk është i vërtet. Posaçërisht ku është në kundërshtim me një ixhma të vërtet të transmetuar. Është në kundërshtim me mendimin e shumicës së dijetarëve. Kundërshtari në këtë rast a do të mundet ti përgjigjet këtyre paqartësive dhe kundërthënieve për këtë ixhma të kundërshtuar që argumentimi i tij të jetë i vërtet?!

Çështja e katërt: pretendimi i kundërshtarit se kjo ixhma është e përgjithshme në sheriat për arsyetimin me xhehël në baza, degë dhe në të gjitha meselet. Kjo është e pa pranuar ngase dijetarët kanë polemikë rreth arsyetimit të xhahilit në meselet degësore. Dijetarët e malikive vërtetojnë mendimin se nuk arsyetohet me injorancë. Ndërsa të tjerët anojnë kah mendimi i arsyetimit në meselet degësore. Edhe pse mendimi në të cilin mbështetemi është se xhahili arsyetohet në çështjet degë nëse janë mesele të pa njohura dhe të fshehta atëherë si mund të thuhet se kjo çështje është në të gjitha meselet e sheriatit ndërsa polemika është e përmendur edhe në çështjet degësore?! Shih atë që tha imam Muhamed Bin Husejn Malikij në librin "Kauid Sunnije" (163-165/2) pasi që ai transmeton nga Malikit atë që e qartësuam.[641]

Çështja e pestë: Prej asaj që kundërshton pretendimin e ixhmasë në përgjithësi në gjithë sheriatin, në baza dhe degë është polemika e dijetarëve rreth tekfirit të injorantit ndaj cilësisë së Allahut. Ibn Xherir Taberiu zgjodhi mendimin se injoranti ndaj cilësisë shpallet kafir. Nga ai e transmetoi Kadij Ijad Maliki. Ai e përkatësoi tek një grup prej dijetarëve. Këtë e transmetoi edhe Neveviu në sherhu Muslim nga imam Taberiu dhe një grup prej dijetarëve të tjerë.[642]

[641] Shih, kundërshtimin e Hanefive ndaj dijetarëve në meselen e mos arsyetimit të xhahilit në çështjet degë, në atë që transmetoi Kishmiri Hanefij në "Fejdul Barij Sherhul Buhari"(180/1). Shih mos arsyetimin e Malikive të xhahilit në shumë prej çështjeve të degëve në librin "Mesail la Juadhru Bil Xhehël Ala Medhhebi Imami Malik".
[642] Sherhu Muslim (71/17)

Çështja e gjashtë: Dijetarët bëjnë dallim mes çështjeve të fshehta dhe ato të qarta në meselen e arsyetimit me injorancë, pra si mund të pretendon se ka ixhma në përgjithësi në çdo mesele.

Çështja e shtatë: përjashtim i të riut në Islam dhe ai i cili është rritur në vend të largët nga përgjegjësia e mos arsyetimit me xhehël në çështjet e qarta.

**Diskutim për fjalët e Ibn Hazmit me të cilat u argumentua autori**

Sa i përket asaj me të cilën argumentoi prej fjalëve të Ibn Hazmit, ai nuk ka argument në të, për shkak të disa çështjeve:

1. Në fjalët e tij nuk ka përmendje të ixhmas të cilën e përmend për arsyetimin në xhehël në baza dhe degë. Në kohën e diturisë dhe jashtë sajë. Në shtet Islam dhe jashtë tij. Ky është gabimi i autorit ku argumentoi me fjalët e Ibn Hazmit. Në fjalët e tij nuk është ajo që ai përmendi as për së afërmi as për së largu. Më herët përmendëm demantin ndaj këtij mendimi se arsyetimi me injorancë vlen në përgjithësi në çdo mesele, në çdo kohë, këtë e përmendëm në më shumë se një vend të librit.

2. Ajo që përmendi Ibn Hazmi se ummeti është i pajtimit deri në fund të fjalëve të tij. Kjo bën pjesë në një pengesë tjetër, ajo është pengesa e gabimit.[643]

Ajo është pengesë për të cilën dijetarët janë pajtuar se është e pranuar dhe se ka forma të cilat pranohen. Prej tyre është ajo që Ibn Hazmi i përmendi. Argument është fjala e Ibn Hazmit: "Pastaj njeriu gabon në lexim, shton një fjalë apo pakëson një, ndërron fjalët nga mos njohuria duke llogaritur se ia ka qëlluar".

3. Ajo që autori transmetoi nga Ibn Hazmi nuk është pika e polemikës tonë. Ngase në fjalët e tij nuk përmendet arsyetimi i vepruesit të shirkut i cili ka injorancë. Pika e polemikës mes neve është ai i cili vepron shirk nga injoranca a arsyetohet me injorancë

643 Shih Pengesën e gabimit në librin"Auarid Ehlije" të Xheburit.

apo jo? Pra në fjalët e Ibn Hazmit a ka argument për atë që kuptoi autori se ka ixhma në përgjithësi në arsyetim me injorancë?

4. Sa i përket fjalës së tij: "ka ixhma për arsyetimin me xhehël në baza dhe degë. Në fjalët e tyre ka teprim të cilin e dalluam në kapitullin mes çështjeve ku ka arsyetim dhe çështjeve ku nuk ka arsyetim me injorancë duke treguar edhe çka bën pjesë në të prej meseleve".

5. Sa i përket fjalës së tij në kohën e diturisë jashtë saj, në shtetin Islam dhe jashtë tij. Demanti ndaj kësaj u përmend kur pohuan rregullin, mundësia e mësimit të diturisë. Kur përmendëm se dijetarët e kanë thënë këtë rregull të cilët bënë dallim për disa kohëra, në të cilat dituria është e shpërndarë dhe zgjerohet dhe kohërat ku shenjat e Pejgamberisë zhduken ku njeriu i ngarkuar me obligime nuk mund të mëson. Ata bën dallim mes vendit Islam, ngase është vend ku dispozitat pritet të jenë më të njohura, dhe vendit të kufrit dhe luftës ku dispozitat janë pak të njohura. Kjo e gjithë u tha në libër, pra kthehu dhe shih.

# KAPTINA E DHJETË

## Fetva të dijetarëve rreth çështjes së arsyetimit me xhehël, për dispozitën e vepruesit të shirkut nga injoranca dhe dispozita e tekfirit konkret

Përbehet nga:

1. Fetva të dijetarëve të thirrjes së Nexhdit

2. Fetva të komisionit të përhershëm për fetva në Saudi

3. Fetva të shejh AbdulAziz bin Bazit

Është e dobishme që të përfundojmë këtë libër me fetva të dijetarëve në meslen e injorancës për meselet e besimit. Jam ndalur në fetvat e dijetarëve te Nexhdit, fetva të “Komisionit të përhershëm për fetva ne Saudi”, fetva të shejh Bin Bazit. Këto janë një numër i madh i fetvave. Që të plotësohet dobia do t’i përmendim fetvat më të rëndësishme.

Edhe pse disa prej tyre i përmendëm apo një pjesë prej tyre brenda librit në këtë kaptinë do ti përmendim të plota që lexuesi t’i sheh fetvat e dijetarëve të ummetit për këto mesele të rëndësishme. Posaçërisht ata dijetarë janë prej atyre që jetuan në kohën e fundit kur ndodhën dukuri të shirkut, siç janë adhurimi i varreve dhe tyrbeve, ata cilët therin kurbane, u luten dhe kërkojnë ndihmë njerëzve të varrosur dhe atë në vështirësi. Gjë kjo e cila u jep këtyre fetvave vlerë të diturisë me rëndësi ngase jetuan në këtë kohë. Ata dhanë fetva për ndikimin e xhehlit ndaj këtyre punëve të shirkut. Lusim që Allahu t’i udhëzon këta në rrugë të drejtë.

**Renditja e fetvave:**

1. Fetva të dijetarëve të Nexhdit

2. Fetva të Lexhne Daime, të komisionit për fetva në Saudi

3. Fetva të shejh Abdul Aziz Bin Baz.

## FETVA TË DIJETARËVE TË THIRRJES SË NEXHDIT

Fetva të Shejh Muhamed bin Abdul Vehabit, Allahu e mëshiroftë.

**Shejh Muhamed Bin Abdul Vehabi është pyetur për atë i cili ka vdekur para kësaj thirrje dhe nuk e ka arritur Islamin?**

Shejhu u përgjigj duke thënë: "Kush ka vdekur prej ithtarëve të shirkut para arritjes së kësaj thirrje, ai nëse ka qenë i njohur me vepër të shirkut dhe e ka pasur fe atë ai nga jashtë gjykohet se ka vdekur në kufër. Për të nuk lutemi, nuk theret kurban as nuk jepet sadaka.[644]

**Fetvat e shejh Husejn dhe Abdullah, djemët të shejh Muhamed Abdul Vehab:**

**Pyetje:** ata të cilët vdiqën para kësaj thirrje dhe nuk kanë arritur Islamin dhe këto vepra te cilat njerëzit i veprojnë sot, argumenti nuk u është ngritur. Çfarë është dispozita për ata? A mallkohen, a fyhen apo duhet të ndalemi për ata? Birit të tij a i lejohet të bëj lutje për të? Çfarë është dallimi mes atij i cili nuk e ka arritur këtë thirrje dhe ai i cili e ka arritur, mirëpo ka vdekur si armik ndaj kësaj feje dhe ithtarëve të saj?

**Përgjigje:** ai i cili ka vdekur prej ithtarëve të shirkut para arritjes së thirrjes, nëse ka qenë i njohur për veprimtari të shirkut e ka pasur këtë si fe, dhe ka vdekur në këtë, ky person gjykohet nga jashtë se ka vdekur në kufër. Për të nuk lutemi, nuk theret kurban, nuk jepet

[644] Dureru Senije (142/1)

sadaka për të. Sa i përket çështjes së tij në realitet kjo është tek Allahu teala. Nëse argumenti i është ngritur gjatë jetës së tij pastaj ka qenë inatçor ky person është kafir nga jashtë dhe brenda. Nëse argumenti nuk i është ngritur çështja e tij është tek Allahu. Sa i përket mallkimit dhe fyerjes së tij kjo nuk lejohet. Bile fyerja e te vdekurve nuk lejohet ne përgjithësi: siç ka ardhur në Sahihul Buhari nga Aishja r.a se Pejgamberi s.v.s ka thënë: mos i fyeni të vdekurit ngase ata kanë shkuar në atë që kanë vepruar. Përpos nëse është nga imamët e kufrit. Nëse njerëzit mashtrohen me të. Atëherë nuk ka të keqe të fyhet nëse ka interes fetar. Allahu është ma i dijshmi. [645]

**Fetva të shejh Muhamed Bin Nasir Ma'mer prej dijetarëve të thirrjes së Nexhdit.**

**Ai u pyet për fjalën e fukahave:** "Murtedi nuk trashëgon as nuk trashëgohet". Kafirat e kohës tonë a janë murtedin? Apo dispozita e tyre është dispozita e adhuruesve të idhujve dhe janë mushrik?

**Ai u përgjigj:** "Sa i përket atij i cili hyn në fenë Islame pastaj bën ride këta janë MURTEDA. Çështja e tyre tek ti është e qartë. Sa i përket atyre që nuk kanë hyrë në Islam mirëpo feja Islame e ka arritur duke qenë ai në kufrin e tij, sikur adhuruesit e idhujve, dispozita e tyre është sikur e kafirit në origjinë ngase ne nuk themi se origjina e tyre ishte Islame dhe se kufri është emergjent për ata.

Ne themi; ata që u rritën në mesin e kafirave të cilët i arritën prindërit e tyre në shirk ndaj Allahut ata janë sikur prindërit e tyre. Siç është argument për këtë hadithi i vërtetë: pastaj prindërit e tij e bëjnë jahudi, krishter apo zjarrëputist. Nëse feja e prindërve është shirku ndaj Allahut, nëse ata janë rritur dhe kanë vazhduar në të nuk themi se esenca është Islami, ndërsa kufri është emergjent. Ne themi: "ata janë kafira në origjinë".

Kjo nuk na patjetërson t'i shpallim kafira ata që vdiqën në periudhën e Xhahiljës para se të shfaqet kjo fe. Neve nuk i shpallim njerëzit kafira në përgjithësi. Siç edhe nuk ka tekfir në përgjithësi as sot. Neve themi: kush nga banorët e periudhës së xhahilisë ka

---

[645] Dureru Senije (142/10)

vepruar në Islam, ka braktisur shirkun, ai është musliman. Mirëpo, ai i cili ka adhuruar idhujt, ka vdekur në këtë para se të shfaqet kjo fe ky person nga jashtë është në kufër edhe pse mund që argumenti të mos i është ngritur për shkak të injorancës së tij dhe se nuk ka pasur kush t'ia sqaron.

Ne gjykojmë nga jashtë. Sa i përket gjykimit për të brendshmen kjo është tek Allahu. Allahu i Lartësuar nuk e dënon asnjërin vetëm pas ngritjes së argumentit. Siç tha i Lartësuari: **Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin**. (Isra: 15). Sa i përket atij që vdes dhe gjendja i është e panjohur për këtë nuk flasim. Për të nuk gjykojmë as në kufër as në Islam.

Për këtë nuk jemi të obliguar: Ai ishte një popull që kaloi, atij i takoi ajo që fitoi, e juve u takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata. (Bekare:134). Ai i cili ishte musliman prej tyre Allahu e futë në xhennet. Ai i cili ishte kafir, Allahu e fut në zjarr. Ai të cilit thirrja nuk i ka arritur çështja e tij është tek Allahu. Ti e din se për banorët e fetres ka polemik dhe për ata të cilët nuk u ka arritur argumenti Pejgamberik". [646]

**Fetva të shejh Sulejman bin Suhman dhe Shejh Abdul Latif Bin Abdurrahman Bin Hasen për shmangien nga feja dhe dispozitën e atij i cili shmanget nga mësimi i teuhidit.**

Meselja e Katërt: thënia e pyetësit: cila shmangie është negacion prej negacioneve të Islamit? Dhe për cilën vepër mund të themi se është IARAD-Shmangie nga feja?

[646] Dureru Senije 335-336/10. Fjala e tij: ngase neve gjykojmë nga jashtë. Sa i përket gjykimit për mbrenda kjo i takon Allahut kjo është demant për atë që thotë: gjykimi në qështjet e kufrit është nga jashtë dhe mbrenda. Demanti për këtë u përmend më detalisht në hyrjen e kapitullit "Kushti i qëllimit dhe debate për të".

**Përgjigja:** përgjigjen për këtë mesele e kemi dhënë mirëpo këtu do të përmendim atë që tha hoxha ynë Shejh Abdul Latifi, Allahu e mëshiroftë, kur u pyet për këtë mesele.

Ai tha: "gjendjet e njerëzve kanë dallim të madh mes vete. Dallimi i tyre është sipas dallimit në iman. Nëse ka iman në esencë mangësimi dhe shirku është nën lënien e obligimeve dhe të pëlqyerave. Nëse origjina e imanit humbet me të cilën hyhet ne Islam nëse ia kthen shpinën fesë në tërësi, kjo është kufër i IARADIT-Shmangies. Për këtë është fjala e Allahut: Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehennem. Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët. (Araf:179) dhe fjala e tij: E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kijametit do ta ringjall të verbër.(Taha:124). Mirëpo dije se çështja sillet rreth kuptimit të realitetit të esencës dhe realiteti i rregullit. Edhe nëse fjalët dhe shprehjet janë të ndryshme ngase shumica që e njohin origjinën dhe rregullin e shprehin në mënyrë e cila nuk është e njohur. Këtu përfundoi fjala e tij.

Nga fjalët e Shejhut u bë e qartë se njeriu nuk bën kufër vetëm nëse shmanget nga mësimi i origjinës me të cilën njeriu hyn në Islam. Nuk del nga feja me lënien e obligimeve dhe te pëlqyerave.[647]

Shejh Ebu Betin, Mufti i Nexhdit, i pyet për atë i cili vepron disa nga kufriatet?

**Ai u përgjigj:** "Ajo për të cilën pyete se a lejohet që njeriu konkret të përkatësohet në kufër nëse bën diç prej kufreve. Çështjet për të cilat ka argument në Kur'an, Sunnet dhe ixhma se janë kufër, siç është shirku në adhurim ndaj dikujt tjetër pos Allahut, ai i cili bën diç prej këtij lloji nuk ka dyshim në kufrin e tij.

Nuk ka të keqe të thuash se filani bëri kufër me këtë vepër nëse vërtetohemi për të nga ai. Këtë e bën të qartë ajo se fukahat në kaptinën e dispozitës së MURTEDIT përmendin shumë gjëra me të

[647] Dareru Sunije (472-473/10)

cilat muslimani bëhet kafir. Ata këtë kaptinë e hapin me fjalën: kush i bën shirk Allahut bën kufër. Dispozita e tij është të pendohet, nëse jo ai vritet. Ndërsa dihet se kërkimi i pendimit bëhet nga njeriu konkret. Kur një nga ithtarët e bidatit para Shafijut tha: Kur'ani është i krijuar. Ai i tha: ke bërë kufër në Allahun e Madh. Fjalët e dijetarëve për shpaljlen kafir në mënyrë konkrete janë të shumta. Lloji më i madh i kufrit është shirkut në adhurim të dikujt tjetër pos Allahut. Është kufër me pajtimin e të gjithë muslimanëve. Nuk ka pengesë për shpalljen kafir të atij i cili cilësohet me këtë. Sikur që i thuhet atij i cili bën zina, filani zinaxhi, apo ai i cili punon me kamatë thuhet filani kamataxhi.[648]

**Fetva të Shejh Abdullah Bin AbduRrahman, mufti I Nexhdit, rreth shpalljes kafir në mënyrë konkrete themi se ajetet dhe hadithet janë të qarta, poashtu edhe fjalët e shumicës se dijetarëve aludojnë për kufrin e atij i cili bën shirk në Allahun, duke adhuruar dikë tjetër me Allahun.**

Argumentet nuk bëjnë dallim mes njeriut konkret dhe tjerëve. Allahu i Lartësuar thotë: **S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh".** (En-Nisa: 48). I Lartësuari tha: **"E kur të kalojnë muajt e shenjtë, luftoni idhujtarët kudo që t'i gjeni, robëroni dhe ngujoni ata, e vinju pritë në çdo shteg. Në qoftë se pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë ua lëshoni rrugën, se vërtet Allahu falë është mëshirues".** (Et-Teube: 5).

Kjo është e përgjithshme për çdo mushrik. Dijetarët që të gjithë në librat e fikhut përmendin dispozitën e murtedit. Të parën të cilën e përmendin prej llojeve të riddes dhe kufrit është shirku. Ata thanë: kush i bën shirk Allahut bën kufër.

Ata injorantin nuk e përjashtuan. Kush e akuzon Aishen r.a bën kufër, kush tallet me Allahun, të dërguarit e Tij, Librat e tij bën kufër me pajtimin e të gjithave për shkak fjalës së Allahut: **Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një**

---

[648] Dareru Senije (416-417/10)

**grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë.** (Teube:66). Ata përmendin lloje të shumta për të cilat ka ixhma se vepruesi i tyre bën kufër. Ata nuk bënë dallim mes njeriut konkret dhe në përgjithësi. Pastaj ata thonë: kush bën RIDDE nga feja Islame ai vritet pas kërkimit të pendimit nga ai. Ata gjykuan për ridden e tij para kërkimit të pendimit. Kërkimi i pendimit është pas gjykimit ndaj tij me RIDDE. Poashtu kërkimi i pendimit bëhet nga njeriu konkret.

Në këtë kaptinë ata përmendin dispozitën e atij i cili mohon obligueshmërin e një nga pesë adhurimet. Apo nëse lejon diç prej harameve. Siç është alkooli, derri etj. Apo dyshon në të, ai bën kufër edhe me këtë. Nëse është prej personave që duhet t'i dinë këto çështje. Këtë gjë ata nuk e thanë për shirkun dhe të ngjashmet të cilat i përmendën disa. Ata për këto përgjithësuan kufrin dhe nuk e përcaktuan me injorancë. As nuk bënë dallim mes njeriut konkret dhe të tjerëve.[649]

**Fetva të shejh Abdullah Bin Abdu Rrahman Ebu Betin mufti i Nexhdit.**

Shejh Abdullah Bin Rrahman Ebu Betin u pyet për atë i cili bën disa punë të kufrit nga injoranca a bën kufër nëse i bën nga injoranca apo jo?

**Ai u përgjigj:** Allahu i Lartësuar tha: **Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe Pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is'hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin. Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli Allahu me fjalë. Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë.** (Nisa: 163-165)

[649] Dureru Sennije(402-403/10)

Asnjëri nuk ka arsye, pas dërgimit të Muhamedit s.a.v.s, për mosbesim ndaj asaj që erdhi ai, duke u arsyetuar më atë se nuk i ka kuptuar argumentet e Allahut dhe sqarimet e Tij ngase Allahu i Lartësuar na ka lajmëruar se kafirat nuk kuptojnë. Ai tha: **Ka prej tyre që ty të dëgjonë (kur lexon Kur'anin). Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë, ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky (Kur'ani) vetëm se mit i hershëm.** (En'am: 25) dhe tha: **Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë.** (Araf: 30) dhe **"Shembulli i (i thirrësit të) atyre që nuk besuan është sikurse i atij (bariut) që u lëshon britmë atyre (bagëtive) që nuk dëgjojnë tjetër vetëm se britmë e zë (e nuk kuptojnë). Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, ata nuk kuptojnë."**(El Bekare 171). Ajetet të cilat i përshkruajnë ata me injorancë në kulminacion janë të shumta. Mirëpo Allahu teala nuk i arsyetoi me atë se nuk kuptuan. Ai tregoi qartë tekfirin e këtij lloji të njerëzve dhe se ata janë nga banorët e zjarrit. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehennem. Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët."** (El Araf 179)

**Fetva të Shejh Abdullah dhe Shejh Ibrahim, bijtë e Shejh AbdulLatif dhe fetva të Shejh Sulejman Bin Suhman, prej dijetarëve të thirrjes së begatshme:**

Sa i përket fjalës së tij: "Themi kjo fjalë është kufër mirëpo nuk gjykojmë me kufër atë i cili e thotë atë. Thënia e kësaj shprehje është injorancë e thjeshtë ngase kjo shprehje nuk është e përshtatshme vetëm se për një njeri konkret. Ndërsa meseleja e shpalljes kafir në mënyrë konkrete është mesele e njohur. Nëse e thotë një fjalë të tillë, thënia e asaj fjale është kufër.

Thuhet: kush e thotë këtë fjalë ai është kafir mirëpo personi konkret nëse e thotë këtë nuk gjykohet me kufër derisa t'i ngritet

argumenti të cilin nëse e le bën kufër. Ky rregull ka të bëjë me çështjet e fshehta. Argumenti i të cilave çështje, mund të jetë i panjohur për disa njerëz.

Siç është meseleja e kaderit dhe irxhasë dhe të ngjashme si këto prej asaj që thanë ithtarët e bidatit. Ngase disa prej fjalëve të tyre përmbajnë kufër ku nuk pranohen argumentet e Kur'anit dhe Sunnetit mutevatir. Prandaj ajo fjalë e cila përmban mospranim të disa teksteve është kufër.

Mirëpo ai i cili e thotë nuk gjykohet me kuptimin që e bartë ajo fjalë. Ngase ligjet Islame nuk janë të obligueshme vetëm pas arritjes së tyre. Këtë e përmend Shejhul Islam Ibn Tejmie, Allahu e pastroftë shpirtin e tij, në shumë nga librat e tij.

**Fetva të Shejh Sulejman Bin Abdilah Bin Muhamed Bin Abdul Vehab, autor i "Tejsirul Azizil Hamid".**

Meseleja e pestë: A i thuhet personit i cili shfaqë shenjat e nifakut, nëse pretendon Islamin, a është munafik apo nuk i thuhet?

**Përgjigje:** personi nga i cili shfaqen shenjat e nifakut të cilat aludojnë për nifakun e tij, siç është kthimi i tij kur të mbledhen njerëzit kundër besimtarëve, tradhtia e tij kur armiku të mbledhet, sikur ata që thanë: po ta dinim se do të ketë luftë do të vinim pas juve. Ata ishin më afër kufrit. Ai kur të fitojnë mushrikët anon tek ata.

Ai i lavdëron mushrikët disa herë, i miqëson ata pos besimtarëve dhe të ngjashme me këtë prej shenjave të cilat i përmendi Allahu si shenja të nifakut dhe si cilësi të munafikave. Atëherë lejohet thënia munafik ndaj tij. Sahabët e bënin këtë shpesh herë, siç tha Hudhejfe r.a: "Njeriu fliste një fjalë në kohën e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, me atë fjalë bëhej munafik. Siç i tha Auf Bin Malik r.a. atij i cili foli fjalë të keqe: "gënjeve, ti je munafik". Poashtu këtë e tha edhe Umeri r.a në rastin e Hatibit: "O i Dërguari i Allahut, më lë t'ia këpus qafën, ai është munafik".

Gjëra të ngjashme kanë ndodhur shpesh. Kështu i tha Usejd Bin Hudajri, Sa'd Bin Ubades kur i tha ato fjalë, i tha gënjen, ti je munafik dhe polemizon për munafika. Mirëpo duhet të dihet se nuk është patjetër të jetë munafik nga brenda nëse i thuhet nga jashtë. Nëse i bën shenjat e nifakut lejohet të quhet munafik kush do ta quan kështu edhe nëse nuk është munafik në të njejtën kohë ngase disa prej këtyre punëve njeriu i bën gabimisht me padituri apo për ndonjë qëllim i cili është jashtë qëllimeve të munafikut.

Ai i cili i thotë munafik ai nuk qortohet ngase Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e qortoi Usejd Bin Hudajrin kur e quajti Sa'din si munafik edhe pse ai nuk ishte munafik. Ai i cili heshtë nuk e ka qortuar. Ndërsa e kundërta është me njeriun e dyshimt i cili nuk është me muslimanët as me mushrikët, ky person nuk është diç tjetër pos munafik.

Dije se muslimani nuk lejohet të quhet munafik nga epshi dhe fanatizmi, apo për ndonjë çështje të kësaj bote apo urrejtje të dunjasë, apo sepse kundërshton ndonjë çështje polemikë. Le të kujdeset njeriu mirë ngase hadithi nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, është i vërtetë: kush e akuzon një besimtarë me kufër, kjo është sikur vrasja e tij. Kjo lejohet nëse ka shenja të përgjithshme të nifakut. Siç u përmendën prej shenjave të nifakut.[650]

[650] "Xhamiul Ferid" (f 437)

## FETVA TË KOMISIONIT TË PËRHERSHËM PËR FETVA NË SAUDI[651]

**Fetva numër 9260**

**Pyetje:** Polemika është shtuar shumë mes xhemateve në Egjipt rreth një çështje prej çështjeve të imanit. Ajo është dispozita e injorantit i cili kundërshton akiden Islame. Dispozita e atij i cili len një pjesë të sheriatit, saqë kjo çështje arriti të armiqëson vëllezërit në mes vete.

Debatet dhe hulumtimet u shtuan mes dy anëve. Disa arsyetojnë me injorancë disa nuk arsyetojnë. Disa thonë arsyetimi është në degë, ndërsa në baza nuk arsyetojnë, ndërsa disa prej tyre thonë arsyetimi është në baza dhe degë. Ka prej tyre që thonë se argumenti është ngritur. Ky i cili arsyeton me injorancë i thirr njerëzit mirëpo nuk i gjykon me kufër derisa tu tregon argumentet. Nëse ata refuzojnë këtë udhëzim ata janë kafira. Ata që nuk arsyetojnë me injorancë gjykojnë me kufër ata që veprojnë kufrin me vet veprimin e kufrit.

Ata i thërrasin si kafira të cilët kanë dalë nga Islami me veprimin e shirkut. Këta dy grupe sjellin argumente, unë jam në mëdyshje, i hutuar mes këtyre dhe atyre, cilin ta pasoj, njëri grup prej tyre e konsideron bidatçi tjetrin, gjithashtu grupi tjetër i akuzon këta me bidat.

Çdo njëri nga grupet e konsideron veten në hak, ndërsa palën tjetër e konsideron në devijim, unë nuk di kush është në hak, e kush i devijuar. Kjo i ka goditur muslimanët në këtë vend. Ka polemikë në çdo fushë prej fushave të veprimtarisë Islame. Unë dua ta pasojë të vërtetën në të cilën ka qenë Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe sahabët Allahu qoftë i kënaqur nga të gjithë ata.?

**Përgjigje:** Falënderimi i takon Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut mbi Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe shokët e tij

[651] "Dureru Senije" (f 432-433/10). Vërejtje: autorët e Komisionit janë: Abdullah Kuudi, antarë: Abdullah Gudejan, zëvendës kryetar: AbduRrezak Afifi, Kryetar: Abdul Aziz Bin Baz.

dhe më pas: Njeriu i ngarkuar me obligime nuk arsyetohet me adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut. Apo nëse i afrohet me të therrur dikujt tjetër pos Allahut, duke u zotuar në dikë tjetër dhe të ngjashme prej adhurimeve të cilat janë prej veçorive të Allahut.

Kjo vetëm nëse është në vende joislame ku thirrja Islame nuk ka arritur. Ky arsyetohet për shkak mos arritjes, jo për shkak të injorancës. Ngase transmeton Muslimi nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: *"Pasha atë i cili ka shpirtin tim në dorën e Tij, nuk dëgjon për mua ndonjëri prej këtij ummeti, prej jehudëve dhe të krishterëve pastaj nuk beson atë me të cilën u dërgova, vetëm se është prej banorëve të zjarrit".*

Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e arsyetoi atë i cili dëgjoi për të, ai i cili jeton në vende Islame ka dëgjuar për Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, ai nuk arsyetohet në baza të imanit me injorancë. Sa i përket atyre që kërkuan nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, t'u bën atyre një DHATU ENVAT ku t'i varrin armët e tyre ata ishin afër kohës së kufrit. Ata vetëm kërkuan, ata nuk vepruan. Ajo që ndodhi prej tyre ishte në kundërshtim me sheriatin. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u përgjigj me atë që aludon se po të kishin vepruar atë që kërkuan do të bënin kufër.

Allahu është udhëzues, Paqja dhe mëshira e Allahut mbi Muhamedin, sal'Allahu alejhi ue selem.[652]

### Pyetja e dytë nga fetvatë, numër 4400

**Pyetje:** Ka që thonë: çdonjëri i cili përcaktohet për Pejgamberinë e Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe çdo gjë me të cilën erdhi prej sheriatit, nëse i bie në sexhde shejhut të tij nuk bën kufër, këtë nuk e quan mushrik derisa thotë: Muhamed Bin AbdulVehabi i cili ka folur për mushrikët dhe se janë në zjarr përgjithmonë nëse ata nuk pendohen nga shirku, ai ka gabuar. Ky person thotë: mushrikët e këtij ummeti, Allahu i dënon pastaj i nxjerr në Xhennet. Ai thotë: ummeti i Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk do të jetë në zjarr përgjithmonë, asnjëri.

---

652 "Fetava Lexhneti Daime" (f 528-529/1)

**Përgjigje:** Çdonjëri i cili beson Pejgamberisë së Muhamedit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe asaj me të cilën erdhi prej sheriatit. Nëse pas kësaj i bie në sexhde ndonjërit prej evliave, apo varrit, apo ndonjë shehu të tarikatit, ky person konsiderohet kafir murted nga Islami, mushrik ndaj Allahut duke adhuruar dikë tjetër pos Tij. Edhe nëse shqipton shehadetin në momentin e bërjes së sexhdes. Mirëpo ka mundësi të arsyetohet për shkak të injorancës së tij. Ai nuk dënohet derisa të mësohet, ti ngritet argumenti. Ai lihet tre ditë që mos të ketë arsye, që të pendohet.

Nëse ai vazhdon në sexhde ndaj dikujt tjetër pos Allahut, pas shpjegimit, ai vritet për shkak RIDDES së tij. Ngase Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, thotë: "kush e ndërron fenë vrajeni" e transmeton Buhariu në Sahih nga Ibn Abbasi r.a. Këtu shpjegimi dhe ngritja e argumentit, është që ta arsyetojmë para se ta dënojmë, kjo nuk bëhet që të quhet kafir. Ngase ai quhet kafir me vet atë që ndodhi nga ai prej sexhdes dikujt tjetër pos Allahut, apo nëse zotohet për afrim te dikush tjetër, apo therë një dele për dikë tjetër pos Tij. Kur'ani dhe Sunneti argumentojnë se ai i cili vdes në shirk atij nuk i falet dhe se ai është në zjarr përgjithmonë, për fjalët e Allahut **"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh."** En Nisa 49 dhe **"Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në zjarr."** Et Teubeh 17. Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi Muhamedin dhe shokët e tij.[653]

**Fetvaja numër 11043**

**Pyetje:** tek neve është përhapur dukuria e adhurimit të varreve, në kohë të njëjtë ka të tillë që i mbrojnë ata. Ata thonë se këta janë musliman të arsyetuar për shkak të injorancës së tyre dhe nuk ka pengesë pse mos t'i martojmë me vajzat e tona dhe të falemi pas tyre. Atyre u takojnë të gjitha të drejtat e muslimanit ndaj muslimanit. Këta të cilët i mbrojnë nuk mjaftojnë me këtë. Ata

[653] "Fetava Lexhneti Daime" (f 220/1)

personat të cilët thonë se ata adhurues të varreve janë kafira i quajnë si bidatçi. Me këta persona duhet të sjellemi sikur me bidatçi. Ata pretendojnë se ju i arsyetoni adhuruesit e varreve për shkak të injorancës së tyre. Thonë se ju jeni pajtuar me një skript të ashtuquajturit "Gabashi" i cili i arsyeton adhuruesit e varreve. Prandaj shpresoj prej juve që të dërgoni një hulumtim të mjaftueshëm ku do të sqarohen çështjet ku ka arsyetim me injorancë dhe ata ku nuk ka arsyetim me injorancë. Po ashtu të ceken edhe burimet nga të cilat janë marrë këto. Ju prej neve keni falënderim të madh.

**Përgjigje:** Falënderimi i takon vetëm Allahut, paqja dhe mëshira mbi të Dërguarin, familjen dhe shokët e tij më pas: Gjykimi për njeriun se a arsyetohet me injorancë në çështjet e fesë nuk është çdoherë i njëjtë. Kjo dallon sipas arritjes apo mos arritjes së diturisë. Sipas dallimit të vet meselesë sa është ajo e qartë apo e paqartë. Perceptimet e njerëzve janë të ndryshme në forcë. Ai i cili kërkon ndihmë nga varret për të larguar të këqijat apo për tu liruar nga një e keqe këtij i sqarohet se kjo është shirk. Atij i bëhet ngritja e argumentit, për shkak të obligimit të përcjelljes së fesë. Nëse ai vazhdon pas këtij sqarimi, ai është mushrik.

Me të në këtë botë sjellemi sikur me kafirin. Ai meriton dënimin e dhembshëm në botën tjetër nëse vdes në këtë gjendje. Siç tha Allahu i Lartësuar **"Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë."** En Nisa 165, i Lartësuari po ashtu tha: **"E kush e ka për qëllim botën tjetër, duke qenë ai besimtar, përpiqet për të ashtu si i takon asaj, angazhimi i tyre do të jetë i pranishëm (te Zoti)."** El Isra 19, po ashtu **në "Thuaj: "Cili send ka dëshminë më të madhe?" Thuaj: "Allahu është dëshmues mes meje e jush, e mua më është shpallur ky Kur'an që me të t'ju tërheq vërejtjen juve dhe atij që i komunikohet (dhe të gjithë atyre që vijnë pas jush deri në ditën e kiametit). Ju po dëshmoni se pos Allahut ka edhe zota të tjerë, a?" Thuaj: "Unë nuk dëshmoj!" Ai është vetëm një Zot dhe unë jam i pastër nga ajo që ju i shoqëroni!"** El En'am 19. Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tha: pasha

Atë i cili ka në dorë shpirtin e Muhamedit, nuk dëgjon për mua ndonjë nga ky umet, prej jehudëve apo prej të krishterëve, pastaj vdes dhe nuk ka besuar në atë me të cilën jam dërguar, vetëm se do të jetë prej banorëve të zjarrit.[654] Transmeton Muslimi.

Kështu me radhë prej ajeteve dhe hadítheve të cilat tregojnë se sqarimi është obligim dhe ngritja e argumentit është para dënimit. Ai i cili jeton në vende ku thirrja Islame dëgjohet, po ashtu dhe thirrjet tjera dëgjohen, pastaj nuk beson dhe nuk kërkon të vërtetën nga pronarët e saj ky person ka dispozitën e atyre që thirrja Islame u ka arritur mirëpo ata kanë vazhduar në kufër.

Për këtë është argument përgjithësia e hadithit të Ebu Hurejres r.a. i cili u përmend. Po ashtu për këtë është argument ajo që Allahu na tregoi për popullin e Musës a.s. kur Samiriju i devijoi, ata e adhuruan viçin. Ai u la si mëkëmbës vëllanë e tij Harunin a.s. kur shkoi për të folur me Allahun. Kur ai, Haruni a.s. ua tërhoqi vërejtjen për adhurimin e viçit ata i thanë do të vazhdojmë me këtë derisa të kthehet Musa a.s.

Ata iu përgjigjën thirrësit të shirkut refuzuan t'i përgjigjen thirrësit të teuhidit. Allahu i Lartësuar nuk i arsyetoi për atë se iu përgjigjën thirrësit të shirkut i cili ua pështjelli të vërtetën, ngase ekzistonte thirrësi në teuhid në anën tjetër. Dhe se ata ishin të afërt me thirrjen e Musait a.s. në teuhid. Për këtë është argument edhe ajo që Allahu na lajmëroi prej polemikës së shejtanit me banorët e zjarrit. Si i le ai dhe distancohet nga ata. Allahu Teala tha: **"E pasi të kryhet çështja (të hyjnë ata të xhennetit dhe të xhehennemit në të, xhehennemlinjve) djalli (u mban ligjëratën e shëmtuar), dhe u thotë: "Vërtet, Allahu ju pat premtuar premtim të vërtetë, e unë ju pata premtuar dhe, qe, nuk e zbatova premtimin ndaj jush. Po unë nuk pata kurrfarë pushteti ndaj jush (që t'ju detyroj), përpos që ju thirra (në rrugë të gabuar), e ju m'u përgjigjët; atëherë pra mos më qortoni mua, po qortojeni veten. Unë nuk mund t'ju shpëtoj juve, e as ju nuk mund të më shpëtoni mua. Unë mohoj shoqërimin tuaj që ma bëtë**

---

[654] Ahmedi (f 317, 350/1), Muslimi (153), Ibn Mardevejh, Seid Bin Mensuri, Ibn Mundhiri, Taberanij, siç erdhi në Durul Menthur (f 325/3), Hakimi (f 342/2)

**mua më parë (më adhuruat në vend të Zotit)". S'ka dyshim, jobesimtarët kanë dënim të dhembshëm."** Ibrahim 22.

Ata nuk u arsyetuan për atë që i besuan premtimit të shejtanit, me atë që ai ua mbështolli shumë të vërtetën dhe ua zbukuroi shirkun. Ata e pasuan në atë që ai ua lehtësoi prej shirkut. Ata kundërshtuan anën e Allahut të vërtetë i cili i premtoi shpërblim të madh atij i cili beson dhe i përgjigjet sheriatit të tij dhe rrugës së tij të drejtë.

Ai i cili shikon në vendet ku Islami është përhapur, ai vet do të sheh dy palë. Pala e cila thërret në bidate me të gjitha llojet e tij të shirkut dhe pa shirk. Të cilët ua zbukurojnë njerëzve bidatin e tyre aq sa mundet me hadithe të pa vërteta, me ngjarje të çuditshme të panjohura, në mënyrë tërheqëse.

Ndërsa pala tjetër thërret në hak dhe udhëzim dhe për këtë sjellim argumente nga Kur'ani dhe Sunneti. Këta sqarojnë të kotat e asaj që pretendon grupi tjetër, ua tregojnë dobësitë. Sqarimin të cilin e bën kjo palë është i mjaftueshëm për t'ua ngritur argumentin edhe nëse kjo palë janë të paktë.

Ngase shikohet shpjegimi i të vërtetës me argumentin e tij, nuk shikohet numri i shumtë. Ai i cili është i mençur dhe jeton në këtë vend, ka mundësi të kupton të vërtetën nga ithtarët e saj nëse bëhet serioz në kërkimin e saj.

Nëse shpëton nga epshi dhe fanatizmi nëse nuk mashtrohet me pasurinë e të pasurve as me pushtetin e pushtetarëve, as me autoritetin e njerëzve me autoritet nëse nuk prishet peshorja e mendimit të tij nëse mendja nuk e le edhe është prej atyre për të cilët Allahu teala tha**: "Zoti ynë, jepu atyre dënim të dyfishtë dhe mallkoi ata si është më së keqi!"** El Ahzab 68.

Sa i përket atyre që jetojnë në vendet jo Islame ku nuk ka dëgjuar për Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, për Kur'anin, kjo nëse nuk ekziston dispozita e tij është dispozitë e banorëve të fetares. Dijetarët musliman e kanë për obligim të bëjnë përcjelljen e

sheriatit Islam në baza dhe degë, që argumentin t'ua ngritin dhe mos të kenë arsye.

Ditën e Gjykimit ai do të ketë pozitën e atij i cili nuk ka qenë i obliguar në këtë botë nga çmenduria, sikur njeriu me të meta mendore, apo sikur ai i cili ishte i vogël dhe nuk ishte i ngarkuar me obligime. Sa i përket çështjeve nga dispozitat e sheriatit të cilat janë të panjohura në aspekt të argumentit apo argumentet janë në kundërshtim nga jashtë, në këto çështje ai i cili kundërshton nuk thuhet për të besoi apo mohoi.

Në këto çështje thuhet: ia qëlloi apo gaboi. Ai i cili gabon arsyetohet, ndërsa ai i cili ia qëllon ka shpërblim. Për shkak se e ka qëlluar me ixhtihadin e tij ai i ka dy shpërblime. Në këtë lloj njerëzit kanë dallime sipas diturisë që e posedojnë. Aq sa e njohin gjuhën arabe dhe sa kanë përkthime, sa janë të njohur me tekstet e sheriatit nga Kur'ani dhe Sunneti, sa i njohin hadithet e vërteta dhe të dobëta, argumentet e deroguara dhe deroguesit e tyre etj. Me këtë kuptojmë se nuk lejohet që pala e atyre që njësojnë Allahun të cilët besojnë se adhuruesit e varreve janë kafira ti shpallin kafira vëllezërit e tyre që e njësojnë Allahun të cilët u ndalën për tekfirin e tyre derisa tua ngritin argumentin.

Ngase ndalja e tyre për tekfirin e atyre është e mbështetur në një dyshim. Ata mendojnë se argumenti duhet patjetër tu ngrihet atyre adhurues të varreve para se të shpallen kafira gjë e cila nuk është e dyshimtë në shpalljen kafira të jehudive, krishterëve, komunistëve, dhe të ngjashëm me këta.

Për kufrin e tyre nuk ka dyshim, as në kufrin e atyre që nuk i shpallin kafira. Allahu është dhurues i udhëzimit. Allahun e lusim që gjendjen e muslimanëve ta përmirëson, t'u dhuron kuptim në fe të na mbron neve dhe ata nga e keqja e shpirtit tonë, nga e keqja e veprave tona, të na mbron nga të folurit për Allahun dhe të Dërguarin, sal'Allahu alejhi ue selem, pa dituri. Ai është i Zoti për këtë dhe mund ta bën.[655]

---

655 "Fetava Lexhne Daime" (96-99/2)

**Fetvaja numër 9257**

**Pyetja:** Çdo njëri i cili vepron vepër të kufrit apo të shirkut a bën kufër, ai i cili e vepron këtë a arsyetohet me injorancë apo jo? Cilat janë argumentet për tu arsyetuar dhe cilat për tu mos arsyetuar?

Falënderimi i takon vetëm Allahut, paqja dhe mëshira mbi të Dërguarin, sal'Allahu alejhi ue selem, familjen dhe shokët e tij, dhe më pas:

**Përgjigje:** Njeriu i ngarkuar me obligime nëse adhuron dikë tjetër pos Allahut nuk arsyetohet. Apo nëse therë kurban për dikë tjetër, zotohet për dikë tjetër pos Tij dhe të ngjashme si kjo prej adhurimeve të cilat janë prej veçorive të Allahut, vetëm nëse është në vende jo Islame, nëse thirrja nuk i ka arritur ky arsyetohet, jo për shkak injorancës thjeshtë, mirëpo për shkak mos arritjes së thirrjes. Ngase Muslimi transmeton nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka thënë: Pasha atë i cili ka shpirtin e Muhamedit në dorën e tij, nuk dëgjon ndonjëri nga ky umet për mua jehudi apo krishterë pastaj vdes dhe nuk ka besuar në atë me të cilën u dërgova vetëm se do të jetë nga banorët e zjarrit.[656]

Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e arsyetoi atë i cili dëgjoi për të. Ai i cili jeton në vende Islame ka dëgjuar për Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem, prandaj nuk arsyetohet në baza të imanit me injorancë. Sa i përket atyre që kërkuan nga Pjegamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tu bën një DHATU ENVAT, ku t'i varin shpatat e tyre, ata ishin njerëz të afërt me kufrin. Ata vetëm kërkuan, mirëpo nuk vepruan. Ajo që ndodhi nga ata ishte në kundërshtim me sheriatin. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u përgjigj me atë se po ta vepronin atë që kërkuan do të bënin kufër.[657]

**Pyetje:** disa nga të rinjtë prej fetarëve bashkëkohorë thonë: që të gjithë apo shumica prej njerëzve të cilët bëjnë shirk në botën Islame sot nuk janë mushrikë. Ngase në këtë nuk i shtie vetëm se ndonjë dijetar i madh i cili nga ixhtihadi ka lejuar kërkimin ndihmë prej

---

[656] "Muslimi" ( 153)
[657] "Fetava Lexhne Daime" (33-34/2)

dikujt tjetër pos Allahut, siç veproi Sujuti dhe Nebehanij etj. Ky i ka dy shpërblime nëse e qëllon dhe një shpërblim nëse gabon. Ose është njeri i thjeshtë i cili pason qorrazi. Ky person veproi në mënyrë maksimale atë që mundi.

**Përgjigje:** Gabimtari i cili gaboi është ai i cili gaboi në meseletë teorike të ixhtihadit. Nuk është ai i cili gabon në mesele të cilat janë vërtetuar me tekst të qartë dhe në çështjet të cilat janë të njohura në fe patjetër.[658]

**Pyetje:** Allahu i Lartësuar thotë: "nuk kemi dënuar asnjërin derisa u kemi dërguar të Dërguar". Argumenti a u është ngritur banorëve të kësaj kohe, apo nuk u është ngritur dhe se dijetarët duhet t'ua ngritin atë?

Falënderimi i takon Allahut një, paqja dhe mëshira e Allahut mbi të Dërguarin, familjen dhe shokët e tij. Dhe më pas:

**Përgjigje:** Atij që thirrja i ka arritur në këtë kohë, atij argumenti i është ngritur. Ndërsa atij të cilit thirrja nuk i ka arritur këtij argumenti nuk i është ngritur, sikur të gjithë njerëzve gjatë kohës së kaluar. Dijetarët e kanë obligim transmetimin dhe sqarimin e fesë aq sa kanë mundësi.

Allahu është udhëzues, paqja dhe mëshira e Allahut mbi të Dërguarin tonë Muhamedin, familjen dhe shokët e Tij.[659]

Komisioni i përhershëm për feta në Saudi, nxorën fetva rreth librit "Ikamu Tekfir fi Ahkami Tekfir", me këtë tekst fetvaja numër 20212, datë 7.2.1419.

Falënderimi i takon Allahut një, paqja dhe mëshira e Allahut mbi atë që nuk ka Pejgamber pas Tij... dhe më pas.

Komisioni për fetva dhe hulumtime shikoi në atë që erdhi nga pyetësi Ibrahim Hamdanij. Kjo erdhi nga komisioni i sekretarit të

---

658 "Fetava Lexhne Daime" (39/2)
659 "Fetava Lexhne Daime" (30-31/2)

përgjithshëm të organizatës së Dijetarëve të mëdhenj me numër 942, me datë 1.2.1419h. Pyetësi pyeti këtë pyetje: myfti i ndershëm i mbretërisë së Arabisë Saudite, Shejh Abdul Aziz Bin Baz.... Allahu e ruajt. Selamu Alejkum Ve Rahmetulahi Ve Berekatuhu... neve në këtë vend në Arabinë Saudite jemi në begati të madhe, prej më të mëdhave është begatia e teuhidit.

Në çështjen e tekfirit refuzojmë drejtimin e havarixhëve dhe të murxhive. Në dorën time këto ditë më ra një libër me emrin "Ahkamu Tekfir Fi Ahkami Tekfir" autor Murad Shukri nga Jordani. Kuptova se ai nuk është prej dijetarëve, ai nuk ka mësuar shkencat e sheriatit, ai përhap drejtimin e murxhive të kotë. Ai thotë se nuk ka kufër tjetër pos kufrit të përgënjeshtrimit.

Siç e dimë për këtë se kjo është e kundërta e të vërtetës, është e kundërta e argumenteve të Ehlu- Sunnetit dhe xhematit. Dhe në kundërshtim me atë që thanë imamët e thirrjes në vendin tonë të begatshëm. Kjo është në kundërshtim me atë që thanë dijetarët se kufri është me fjalë, vepër, besim dhe dyshim.

Nga juve shpresojmë të na sqaroni të vërtetën që mos të mashtrohet ndonjëri me këtë libër. Në të cilin thërrasin një xhemat i cili përkatsohet në selefizëm në Jordani. Allahu u kujdestë për juve, ve Selamu Alejkum Ve Rahmetullahi Ve Berekatuhu...

Komisioni i fetvave, pas studimit të librit, u përgjigj: "Është gjetur në brendinë e tij ajo që u përmend se ky libër pohon drejtimin e irxhasë dhe atë e përhapë, ai thotë se nuk ka kufër tjetër pos kufrit të përgënjeshtrimit dhe mohimit.

Ai e shfaqë këtë drejtim të keq në emër të Sunnetit dhe argumentit, kinse ky është mendimi i Selefit. E gjithë kjo është injorancë ndaj vërtetësisë. Kjo është devijim dhe zbukurim mbi kokat e të rinjve se kjo është mendimi i Selefit dhe dijetarëve vërtetues të meseleve. Me të vërtetë ky mendim është mendim i murxhive të cilët thonë: pas besimit nuk bën dëm mëkati. Besimi tek ata është pohim me zemër.

Ndërsa kufri sipas tyre është vetëm përgënjeshtrimi. Kjo është gabim i tepruar. Në anën tjetër përballë kësaj është drejtimi i havarixhëve i kotë dhe i tepruar në tekfir. Që të dy drejtimet janë të kota, të këqij prej drejtimeve të devijuara. Nga këto drejtime dalin konkludime të kota të njohura. Allahu e udhëzoi Ehlu Sunnetin dhe xhematin në mendimin e vërtetë dhe drejtimin e drejtë, ata besojnë në të mesmen duke mos e tepruar.

Besojnë në nderin e muslimanit, të fesë së tij dhe se nuk lejohet shpallja kafir e tij vetëm se me hak dhe meritë. Për të cilën ka argument, dhe se kufri bëhet me fjalë, vepër, lënie, besim dhe dyshim. Siç ka për këtë argumente nga Kur'ani dhe Sunneti. Prandaj, për shkak të kësaj e cila u përmend nuk lejohet përhapja e këtij libri, botimi i tij.

As nuk lejohet përkatësimi i gjërave të kota në Kur'an dhe Sunnet. As nuk lejohet të përkatësohen fjalët e tij se janë prej drejtimit të Ehlu- Sunnetit. Autori dhe botuesi duhet të publikojnë pendimin tek Allahu, ngase pendimi i shlyen mëkatet. Ai i cili nuk është thelluar në dituri të sheriatit të mos zhytet në këso mesele që mos të bën fesad dhe të këqija në besim më shumë se sa ka shpresuar prej dobisë dhe përmirësimit, Allahu është udhëzues. Paqja dhe mëshira e Allahut mbi të Dërguarin tonë Muhamedin, familjen e tij dhe shokët.[660]

## FETVA TË SHEJH ABDULAZIZ BIN BAZIT

**Pyetësi thotë:** Allahu i Lartësuar në librin e tij thotë: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** El Isra 15. Në disa hadithe erdhi ku i Dërguari, sal'Allahu alejhi ue selem, lajmëroi se prindërit e tij janë në zjarr. Pyetja: ata a nuk ishin nga banorët e fetres dhe se Kur'ani është i qartë se ata janë të shpëtuar? Na tregoni Allahu ju bëftë dobi?

---

[660] Gazeta Rijad 30.2.1419. Tahdhir Minel Irxha (f 18)

**Përgjigje:** Për banorët e fetres nuk ka në Kur'an diç se ata janë të shpëtuar apo të dënuar, Allahu teala tha: neve nuk kemi dënuar derisa t'u dërgojmë të Dërguar. Allahu i Lartësuar nga plotësia e drejtësisë së tij nuk dënon asnjërin vetëm pas dërgimit të Pejgamberëve. Ai të cilit thirrja nuk i ka arritur nuk është i dënuar derisa ti ngrihet argumenti. Argumenti ka mundësi që t'u ngrihet Ditën e Gjykimit.

Siç ka ardhur në Sunnet se banorët e fetres do të sprovohen në atë ditë. Ai i cili i përgjigjet dhe vepron siç duhet do të shpëton, ai i cili kundërshton do të hyn në zjarr. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tha: me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr. Kur një njeri e pyet për babanë e vet. Ai i tha: babai yt është në zjarr. Kur e pa se ai ndryshoi në fytyrë. Ai tha me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr. E transmetoi Muslimi në Sahih.

Këtë i Dërguari, sal'Allahu alejhi ue selem, ia tha për ta relaksuar atë dhe për ti bërë me dije se dispozita nuk është e veçantë vetëm për babanë e tij. Ngase ndoshta këtyre dyve argumenti u ka arritur. E kam për qëllim babanë e atij njeriu dhe babanë e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem. Për këtë, Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tha; me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr. Këtë e tha nga dituria që kishte, sal'Allahu alejhi ue selem. Ngase ai nuk flet nga hamendja. Allahu i Lartësuar tha: **"Pasha yllin kur ai bie (prej së larti poshtë)!, Shoku juaj (Muhammedi që ju e njihni) as nuk është njeri që ka humbur, as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet.**" (En Nexhm 1-4). Pra Abdullah Ibn Abdulmutalibit, babait të Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, i është ngritur argumenti, pasi që Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, tha këtë për të. Dituria për këtë kishte mbetë tek kurejshitët nga feja e Ibrahimit a.s. Ata kishin qenë në fenë e Ibrahimit a.s. derisa u'a shpiki atë Amër Bin Luhaji. Kur ai u bë kryetar i Mekkes njerëzit e pasuan atë që shpiki Amri prej idhujve dhe thirrjes në adhurim të tyre pos Allahut. Ndoshta Abdullahut i arriti kjo se ajo ishte e kotë. Ajo ishte se kurejshitët shkuan pas adhurimit të idhujve ai i pasoi në të kotën e tyre. Prandaj atyre i'u ngrit argumenti.

Nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka ardhur se ka thënë: e ka parë Amër ibn Luhej duke i tërheqë zorrët e tij në zjarr, ai është i pari i cili ndaloi devet, ndryshoi fenë e Ibrahimit a.s. Prej kësaj është ajo që erdhi në hadith se Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, kërkoi leje nga Allahu që të kërkon falje për nënën e tij, atij nuk iu lejua, ai kërkoi leje që ta viziton dhe iu lejua. Këtë e transmeton Muslimi në Sahihun e tij.

Ndoshta asaj i arriti ajo me të cilën i'u ngrit argumenti për atë se feja e kurejshitëve është e kotë. Ashtu siç i arriti burrit të saj Abdullahut. Prandaj Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, u ndalua në kërkimin falje për të. Mund të themi se banorët e xhahilijes konsiderohen si kafira në këtë botë. Për ata nuk lutemi nuk kërkojmë falje ngase ata veprojnë vepra të kafirave prandaj ndaj atyre sillemi sikur me kafira. Ndërsa realiteti i çështjes së tyre është tek Allahu.

Personi të cilit argumenti nuk i është ngritur në këtë botë, ai nuk dënohet derisa të sprovohet Ditën e Gjykimit. Ngase Allahu teala tha: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** (El Isra 15). Pra çdonjëri i cili ka jetuar në fetre të cilit thirrja e Pejgamberit nuk i ka arritur ai do të sprovohet në Ditën e Kijametit.

Nëse përgjigjen do të jenë në Xhennet, nëse kundërshtojnë janë në zjarr. Poashtu edhe plaku i cili është në pleqëri të thellë të cilit thirrja nuk i ka arritur dhe të ngjashëm me këto janë edhe fëmijët e kafirave. Ngase Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kur u pyet për ata tha: Allahu është më i dijshëm për atë se çka do të vepronin ata. Pra fëmijët e kafirave do të sprovohen Ditën e Kijametit siç sprovohen edhe njerëzit e fetres.

Nëse përgjigjen me përgjigjen e vërtetë do të shpëtojnë nëse jo do tu bashkëngjiten të shkatërruarve. Një grup prej dijetarëve thanë: fëmijët e kafirave janë prej të shpëtuarve, ngase kanë vdekur në natyrshmëri. Ngase Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i ka parë

kur ka hy në Xhennet në kopsht me Ibrahimin a.s. ata dhe fëmijët musliman.

Ky mendim është i fortë ngase argumenti është i qartë. Ndërsa fëmijët e muslimanëve janë në Xhennet sipas pajtimit të gjithë Ehlu-Sunnetit. Allahu është më i dijshëm për këtë.[661]

**KUR ARSYETOHET MUSLIMANI**

**Fetva të hoxhës Abdul Aziz Bin Baz**

A arsyetohet muslimani nëse vepron diç prej shirkut, sikur që është therja dhe zotimi në dikë tjetër pos Allahut?

**Përgjigje:** çështjet janë dy lloje: lloji i parë arsyetohet me injorancë ndërsa lloji tjetër nuk arsyetohet me injorancë. Nëse ai i cili e bën këtë është në mes të muslimanëve dhe bën shirkun dhe adhuron dikë tjetër pos Allahut ai nuk arsyetohet ngase ai ka mangësuar nuk ka pyetur dhe nuk e ka mësuar fenë.

Prandaj ky nuk është i arsyetuar në adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut prej të vdekurve, drunjve, gurëve apo idhujve ngase ka qenë që është shmangur dhe ka qenë indiferent në fe siç tha Allahu i Lartësuar: **"ata që bënë kufër nga ajo që u qortuan janë shmangur"**. (El Ahkaf 3).

Dhe se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kur kërkoi leje nga Zoti i tij që të kërkon falje për nënën e tij, ngase ajo vdiq në xhahilije Allahu nuk i lejoi të kërkon falje për të ngase ajo vdiq në fenë e popullit të saj të cilët ishin adhurues të idhujve dhe se Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, kur u pyet nga një njeri për babanë e tij se ku është, ai tha: në zjarr.

Kur ai e pa fytyrën e tij tha: me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr. Sepse ai vdiq në shirk ndaj Allahut, duke adhuruar dikë tjetër pos Allahut. Atëherë si është rasti me atë i cili jeton në mesin e muslimanëve duke adhuruar Bedenijun, Husejnin,

[661] "Mexhmuu Fetava" Bin Baz (419-421/1)

AbdulKadër Xhejlanin apo adhuron të Dërguarin Muhamedin, sal'Allahu alejhi ue selem, apo Alijun apo dikë tjetër!?

Prandaj këta dhe të ngjashmit si këta nuk arsyetohen edhe më parë. Ngase ata bënë shirk të madh duke jetuar në mesin e muslimanëve. Kur'ani është në mesin e tyre. Po ashtu edhe Sunneti i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, mirëpo ata nga këto shmangen.

Lloji i dytë: ai i cili arsyetohet me injorancë. Siç është ai i cili jeton në vende të largëta nga Islami, në fund të kësaj bote, apo për shkaqe të tjera, siç janë banorët e fetres dhe të ngjashëm si këta të cilëve nuk u ka arritur mesazhi i Pejgambereve.

Këta njerëz arsyetohen për injorancën e tyre. Çështja e tyre është tek Allahu. E vërteta është se do të sprovohen Ditën e Gjykimit. Ata do të urdhërohen, nëse i'u përgjigjen do të hynë në Xhennet, nëse kundërshtojnë do të hyjnë në zjarr. Për shkak fjalës së Allahut: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** (El Isra 15). Për këtë na kanë ardhur hadithe të vërteta. Dijetari Ibn Kajjimi, Allahu e mëshiroftë, ka folur në mënyrë të gjerë për këtë mesele në fund të librit "Tarikul Hixhretejn" ku përmend shtresat e njerëzve të obliguar. Le të kthehet atje për dobi.[662]

## CILI ARSYETOHET ME INJORANCË?

**Pyetje:** Vëllau Salih Bin Jusuf nga Tunisi, vëllai Muhamed Bin Abdullah nga Kajro thonë: kush janë ata të cilët arsyetohen me injorancë? Njeriu a arsyetohet me injorancë në çështjet e fikut dhe në çështjet e akides dhe teuhidit? Çfarë është obligimi i dijetarëve ndaj kësaj çështjeje?

**Përgjigje:** Pretendimi i injorancës dhe arsyetimi me të duhet të tregohet më detajisht. Nuk arsyetohet çdo njëri me injorancë.

[662] "Mexhmu Fetava" të Ibn Bazit ( 528-530/2)

Çështjet me të cilat Islami erdhi i dërguari dhe ua sqaroi njerëzve këto u sqaruan në Librin e Allahut, u përhapën në mesin e muslimanëve.

Prandaj pretendimi i injorancës nuk pranohet. Posaçërisht ajo që ka të bëj me baza të fesë dhe akides. Allahu i Lartësuar e ka dërguar të Dërguarin e Tij që tua sqaron njerëzve fenë. Ai e përcjelli fenë në mënyrë të qartë. Ummetit ia shpjegoi realitetin e fesë. Ai i la në një rrugë të bardhë, nata e së cilës është sikur dita. Në librin e Allahut është udhëzimi dhe drita.

Nëse disa njerëz pretendojnë injorancë në atë që është e njohur patjetër nga feja ndërsa kjo është përhapur në mesin e muslimanëve, kjo nuk pranohet. Siç është pretendimi për injorancë ndaj shirkut dhe adhurimit të dikujt tjetër pos Allahut, pretendimi se namazi nuk është i obligueshëm, pretendimi se agjërimi nuk është obligim, zekati apo haxhxhi janë sipas mundësive. Të gjitha këto nuk pranohen ngase kjo është çështje e njohur në mesin e muslimanëve. Janë të njohura në mënyrë detyrimore nga feja Islame. Janë përhapur tek muslimanët prandaj nuk pranohet pretendimi me injorancë.

Po ashtu edhe nëse thotë se ai nuk e di çfarë bëjnë mushrikët tek varret, apo tek idhujt gjatë lutjeve ndaj të vdekurve, ku kërkojnë ndihmë prej tyre, therin për ata, zotohen para tyre, therin për idhujt, yjet, drunjtë, gurët, kërkojnë shërim, kërkojnë ndihmë prej tyre kundër armiqve, prej të vdekurve, idhujve, xhinve, melekëve dhe Pejgambereve.

Të gjitha këto pune janë të njohura në fe patjetër. Ky është shirk i madh, Allahu teala e ka shpjeguar këtë në librin e tij, po ashtu edhe i Dërguari i tij. Ai qëndroi në Mekke trembëdhjetë vite, duke i alarmuar njerëzit nga shirku. Po ashtu në Medine dhjetë vite. Ai u shpjegoi obligimin e sinqeritetit në adhurim ndaj Allahut një. Atyre ua lexoi Librin e Allahut.**" Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u**

**bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese).”** (El Isra 23), **“Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ty kërkojmë ndihmë!** (El Fatiha 5), **“Ne ta shpallëm ty librin për hir të së vërtetës, andaj ti adhuroje Allahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij!, Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut, s'ka dyshim se Allahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që është rrenës, jobesimtar.”** (Ez Zumer 2, 3), **Thuaj: “Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve., Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!**( El En'am 162, 163). **Allahu i Lartësuar duke iu drejtuar Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, thotë: “Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira, Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!”** (El Keuther 1, 2), **“Dhe (mua më shpallet) se vërtet xhamitë janë veçant për ta adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me Allahun!”** (El Xhinn 18) **dhe “E kush adhuron me Allahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet, e mohuesit nuk do të shpëtojnë**.” (El Mu'minun 117).

Njashtu edhe tallja me fe, akuzimi i fesë, loja me të dhe fyerja e saj të gjitha janë prej kufrit të madh. Ai i cili i vepron këto nuk arsyetohet ngase është e njohur nga feja patjetër se fyerja e fesë apo të Dërguarit, sal'Allahu alejhi ue selem, është prej kufrit të madh. Njashtu tallja dhe hajgarja. **“E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: “Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar”. Thuaj: “A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?”, Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë.”** (Et Teubeh 65, 66).

Obligimi i dijetarëve është që këtë ta përhapin në mesin e njerëzve që njerëzit e thjeshtë mos të kenë arsye që kjo çështje e madhe të përhapet në mesin e tyre që të shmangen nga lidhja me të

vdekurit, duke kërkuar prej tyre ndihmë, në çdo vend, në Egjipt, Sham, Irak, apo Medine tek varri i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, apo në Mekke apo vende tjera.

Tu tërhiqet vërejtja haxhilerëve, të kuptojnë njerëzit fenë e Allahut dhe ligjin e Tij ngase heshtja e dijetarëve është prej shkaqeve të shkatërrimit të njerëzve të thjeshtë dhe injorancës së tyre. Dijetarët kudo që të jenë e kanë obligim t'ua përcjellin njerëzve fenë e Allahut, t'ua mësojnë njerëzve njësimin e Allahut, llojet e shirkut ndaj Allahut, që njerëzit ta braktisin shirkun nga dituria dhe që ta adhurojnë Allahun me dituri, ta kuptojnë atë që ndodh te varri i Bedevijut apo Husejnit r.a, apo tek varri i Shejh Abdul Kader Xhejlanit, apo tek varri i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, në Medine, etj. Kjo duhet njerëzve tu mësohet dhe se adhurimi është e drejtë e Allahut një. Asnjëri nuk ka të drejtë në të. Siç tha i Lartësuari: **"E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë."** (El Bejjineh 5). Dhe tha **"Ne ta shpallëm ty librin për hir të së vërtetës, andaj ti adhuroje Allahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij!, Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut, s'ka dyshim se Allahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që është rrenës, jobesimtar."** (Ez Zumer 2, 3), dhe fjala e Tij: " **Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese)."** (El Isra 23).

Dijetarët në të gjitha tokat Islame dhe në vendet ku muslimanët janë pakicë dhe në çdo vend, duhet që njerëzve t'ua mësojnë teuhidin e Allahut t'i alarmojnë nga shirku ndaj Allahut, tu tregojnë se është mëkati më i madh, se Allahu i krijoi xhinnët dhe njerëzit vetëm për ta adhuruar Atë. Ai i urdhëroi me këtë kur tha: **"Unë nuk**

**i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë."** (Edh Dharijat 56), me adhurimin e Tij dhe respektimin e Tij dhe të Dërguarit duke qenë të sinqertë në adhurim dhe duke i drejtuar zemrat kah Ai, **"O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar).** (El Bekare 21). Sa i përket meseleve të panjohura ato janë: çështjet e mardhënieve të ndërsjella mes njerëzve disa çështje të namazit, të agjërimit, në këto mesele injoranti arsyetohet. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, e arsyetoi atë i cili nuk dinte, e arsyetoi atë i cili hyri në ihram me xhybe dhe u parfymos. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, i tha: "largoje nga trupi xhyben, pastrohu nga era e parfumit, vepro në umren tënde ashtu siç veprove në haxhxhin tënd".

Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk e urdhëroi të therë kurban, ngase ishte injorant. Pra kështu veprohet edhe në disa mesele tjera të panjohura, ku injoranti duhet të mësohet. Mirëpo në çështjet bazë dhe degë të akides, në shtylla të Islamit, për ndalesat e qarta, arsyetimi me injorancë nuk pranohet nga asnjëri. Nëse ndonjëri duke qenë në mesin e muslimanëve thotë: "unë nuk e di se zinaja është haram" ky person nuk arsyetohet, ndaj atij realizohet dënimi për zinanë.

Apo nëse thotë: "Nuk e di pse pirja e alkoolit është haram", duke jetuar në mesin e muslimanëve. Ky person nuk arsyetohet, apo nëse thotë: nuk e di se mosrespektimi është haram ky nuk arsyetohet, ai edukohet me rrahje. Apo nëse thotë: "nuk e di se homoseksualizmi është haram" ky njashtu nuk arsyetohet ngase këto çështje janë të dukshme dhe të qarta tek muslimanët dhe në Islam.

Mirëpo nëse këto çështje janë në disa vende larg Islamit, apo në vendet e pashkelura të Afrikës ku nuk ka për rreth tyre musliman prej këtyre mund të pranohet pretendimi i injorancës. Nëse vdes në këtë, çështja e tij është tek Allahu.

Dispozita e tij është sikur e banorëve të fetres. E vërteta është se ata do të sprovohen Ditën e Kijametit. Nëse përgjigjen dhe

respektojnë do të hyjnë në xhenet, nëse kundërshtojnë do të hyjnë në zjarr. Sa i përket atij i cili është në mesin e muslimanëve i cili vepron llojet e kufrit ndaj Allahut, nëse len obligimet e njohura ky person nuk arsyetohet ngase çështja është e qartë.

Muslimanët janë të gjallë, falen, falënderimi i takon Allahut, ata agjërojnë, bëjnë haxhxh, e dinë se zinaja është haram, alkooli haram, mosrespektimi i prindërve haram. E gjithë kjo është e njohur tek muslimanët, e përhapur në mesin e tyre. Prandaj pretendimi i injorancës është i kotë.[663]

## KËRKIMI FALJE PËR ATË I CILI VEPRON SHKAQET E SHIRKUT

**Pyetje:** Babai im ishte njeri i cili nuk e njihte teuhidin, ai zotohej në dikë tjetër pos Allahut. A më lejohet mua që të kërkoj falje për të apo jo? Pra ky pyetës tregon se babai i tij vepronte shkaqet e shirkut, lutej tek të vdekurit, zotohej para tyre, kërkonte ndihmë prej të vdekurve, pra a lejohet të lutet për babanë e tij?

**Përgjigje:** Jo, ai i cili vdes në shirk nuk lutet për të. Allahu teala thotë: **"Nuk është e drejtë për Pejgamberin e as për besimtarët të kërkojnë falje për idhujtarët, edhe nëse janë të afërt të tyre, pasi që ta kenë të qartë se me të vërtetë ata (idhujtarët) janë banues të xhehennemit."** Et Teubeh 113. Njeriu është i ndaluar për t'u lutur për prindërit e tij nëse kanë vdekur në kufër. Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kur vdiq Ebu Talibi në kufër deshi që të kërkon falje për të, mirëpo Allahu teala e ndaloi nga kjo. Pra o robi i Allahut mos u lut për të mos kërko falje, mirëpo as mos bën lutje kundër tij. Çështja e tij është tek Allahu përderisa ka vdekur në adhurim të varreve duke i lutur të vdekurit dhe duke kërkuar në vështirësi prej tyre, duke u zotuar tek ata. Kjo është shirk i madh.[664]

---

[663] "Fetva ve Teubihat" (f 239-249)
[664] "Fetava" Shejh Bin Baz (f 572/2)

## DISPOZITA E TAVAFIT RRETH VARREVE NGA INJORANCA

**Pyetje:** Shohim në disa vende Islame, se disa njerëz bëjnë tavaf rreth varreve nga injoranca... çfarë është dispozita e tyre dhe njërit prej tyre a i thuhet mushrik?

**Përgjigje:** Dispozita e atyre që adhurojnë idhuj, i lutë ata në vështirësi, dispozita e tyre elhamdulilah është e qartë. Ajo është kufër i madh, vetëm nëse pretendon se bën tavaf rreth varreve me qëllim ta adhuron Allahun, siç bën tavaf rreth kabes duke menduar se lejohet tavafi rreth varreve, nëse nuk ka për qëllim të afrohet tek të varrosurit.

Por e ka për qëllim afrimin tek Allahu një. Ky konsiderohet bidatçi, jo kafir. Ngase tavafi tek varret është i refuzuar, sikur namazi në to, që të gjitha këto janë prej mjeteve të kufrit. Mirëpo shumica dërmuese prej adhuruesve të varreve e kanë për qëllim afrimin tek të varrosurit me tavaf, ashtu siç afrohen me therje dhe zotim.

E gjithë kjo është shirk i madh, ai i cili vdes në këtë vdes si kafir, nuk pastrohet dhe nuk i falet xhenazja, as nuk varroset në varrezat e muslimanëve.

Çështja e tij është tek Allahu teala nëse është prej atyre që thirrja nuk i'u ka arritur, ai në këtë rast ka dispozitën e banorëve të fetres. Argument për këtë është ajo që ngjau me nënën e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, ajo nuk arriti kohën e Pejgamberisë. Ajo ishte në fenë e popullit të saj.

Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kërkoi leje nga Allahu që të kërkon falje për të, por Allahu teala nuk e lejoi të kërkon falje, ngase ajo ishte në fenë e xhahilijes. Kur një pyetës pyeti për babanë e tij, Ai, sal'Allahu alejhi ue selem, tha: "me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr".

Babai i tij vdiq në xhahilijet në fenë e popullit të tij. Prandaj dispozita e tij u bë dispozita e kafirave. Mirëpo ai të cilit thirrja nuk i

ka arritur në këtë botë dhe vdes në injorancë ndaj hakut ai do të sprovohet Ditën e Gjykimit, sipas mendimit më të vërtetë të dijetarëve, nëse përgjigjet do të hyn në Xhennet e nëse kundërshton në zjarr.

Dhe kështu është gjendja e banorëve të fetres të cilëve thirrja nuk u ka arritur. Siç tha Allahu i Lartësuar: **"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humbë (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin."** (El Isra 15). Sa i përket atij të cilit Kur'ani i ka arritur apo dërgimi i Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, dhe nuk i përgjigjet asaj këtij argumenti i është ngritur. Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaj: "Cili send ka dëshminë më të madhe?" Thuaj: "Allahu është dëshmues mes meje e jush, e mua më është shpallur ky Kur'an që me të t'ju tërheq vërejtjen juve dhe atij që i komunikohet (dhe të gjithë atyre që vijnë pas jush deri në ditën e kijametit). Ju po dëshmoni se pos Allahut ka edhe zota të tjerë, a?" Thuaj: "Unë nuk dëshmoj!" Ai është vetëm një Zot dhe unë jam i pastër nga ajo që ju i shoqëroni!"** (El En'am 19) dhe tha: **"Ky (Kur'ani) është kumtesë për njerëzit, që me të të këshillohen dhe të dinë se Ai është vetëm një Zot, dhe që t'i këshillojë ata që kanë mend"**. (Ibrahim 52).

Ai të cilit Kur'ani i ka arritur, Islami i është përcjellë pastaj nuk e ka pranuar atë, ai ka dispozitën e kafirave. Në hadith të vërtetë nga Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, ka ardhur: "Pasha atë i cili ka shpirtin tim në dorën e Tij, nuk dëgjon për mua ndonjë nga ky umet, ndonjë jehudi, krishter pastaj vdes dhe nuk ka besuar në atë me të cilën u dërgova, vetëm do të jetë nga banorët e zjarrit" transmeton Muslimi në Sahih.

Ai konsideroi dëgjimin e tij për dërgimin e Pejgamberit ngritje të argumentit. Ai i cili shfaq kufrin në shtetin Islam ai ka dispozitën e kafirave. Sa i përket asaj a do të shpëton Ditën e Gjykimit apo jo, kjo është tek Allahu i Lartësuar nëse është prej atyre që argumenti nuk u është ngritur.

Nëse nuk ka dëgjuar për dërgimin e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, ai do të sprovohet në Ditën e Gjykimit. Atij do t'i paraqitet një pjesë nga zjarri, siç u përmend në hadithin e Esued Bin Serië. Atij do t'i thuhet: hyn në të. Nëse ai hyn në te do të bëhet për të i ftoftë dhe shpëtim, nëse refuzon të futet në zjarr, ai zjarri do t'i kthehet atij dhe do të futet në zjarr. Allahu na ruajt.

Si përfundim themi: ai të cilit thirrja nuk i ka arritur, siç janë ata të cilët jetojnë në fund të dunjasë apo kanë jetuar në kohëra të fetres apo nëse ajo u ka arritur mirëpo ai ka qenë i çmendur apo ka qenë në pleqësi të thellë kur nuk ka poseduar mendje këta njerëz janë sikur fëmijët e mushrikëve të cilët vdiqën si të vegjël. Ngase çështja e fëmijëve të mushrikëve e tëra është tek Allahu. Allahu e di më së miri çfarë do të vepronin. Kështu u përgjigj Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, kur u pyet për ata. Dituria e Tij ndaj tyre do të shfaqet Ditën e Kijametit, ku do të sprovon, ai i cili shpëton prej tyre, ai i cili kalon me sukses provimin do të hyn në Xhennet, ai i cili dështon do të hyjë në zjarr. LA HAULE VELA KUVETE IL-lA BILA.[665]

## FYERJA E ALLAHUT DHE TË DËRGUARIT ALEJHI SELAM APO MOHIMI I OBLIGIMEVE TË ALLAHUT

**Pyetje:** Cila është dispozita e atij i cili fyen Allahun apo të Dërguarin e Tij apo i mëngëson ata? Çfarë është dispozita e atij i cili mohon obligimet e Allahut apo lejon diç nga ndalesat e Allahut? Kërkojmë përgjigje për këtë ngase këto të këqija ndodhin shpesh.

**Përgjigje:** Çdonjëri i cili fyen Allahun me ndonjë lloj prej llojeve të fyerjes, apo fyen të Dërguarin Muhamedin, sal'Allahu alejhi ue selem, apo dikë tjetër prej Pejgambereve me ndonjë mënyrë të fyerjes, apo nëse fyen Islamin, apo mangëson atë, apo tallet me Allahun dhe të Dërguarin, sal'Allahu alejhi ue selem, ai është kafir, murted nga Islami nëse pretendon se është në Islam. Kjo është me pajtimin e të gjithë muslimanëve. Për shkak të fjalës së Allahut: **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar". Thuaj: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin**

---

[665] "Fetava Ve Teubihat" Bin Baz (f 211-213

**e Tij talleni?", Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë."** (Et Teubeh 65, 66). Dijetari i madh Ebul Abbas Ibn Tejmie në mënyrë më të gjerë i ka përmendur argumentet për këtë mesele në librin 'Sarimul Meslul".

Ai i cili do të sheh më shumë argumente për këtë le të kthehet në këtë libër të madh dhe të dobishëm. Duke njohur edhe madhësinë e autorit në diturinë e tij mbi argumentet e sheriatit. Njashtu kështu është dispozita edhe për atë i cili mohon ndonjë obligim të Allahut, apo lejon diç nga ajo që Allahu ka ndaluar prej çështjeve të njohura patjetër në fe siç është obligueshmëria e namazit, apo zekatit, apo agjërimi i Ramazanit, apo obligimi i Haxhxhit për atë që ka mundësi të shkon apo nëse mohon obligimin e respektimit të prindërve dhe të ngjashme si këto, siç është edhe ai i cili lejon pirjen e alkoolit, kundërshtimin e prindërve, apo lejon pasurinë e njerëzve, gjakun e tyre pa hak, lejon kamatën dhe të ngjashme prej harameve të njohura nga feja patjetër. Për çështje të cilat në umet ka ixhma. Ky person është kafir murted nga Islami nëse pretendon Islamin, kjo është me pajtimin e të gjithë dijetarëve.

Dijetarët, Allahu i mëshiroftë këta mesele dhe të tjera prej negacioneve të Islamit i përmendin në kaptinën e dispozitës së murtedit. Ata i kanë shpjeguar argumentet. Ata që duan të shikojnë argumentet le të lexojnë në këtë kaptinë në librat e dijetarëve prej hambelijve, shafiive, malikijve dhe hanefijve etj dhe do të gjejnë atë që u mjafton.

Asnjëri nuk lejohet të arsyeton dikë në këto çështje. Ngase këto janë mesele të njohura në mesin e muslimanëve. Dispozita e tyre është e qartë në Kur'an dhe Sunnet.[666]

[666] "Tuhfetul Ihran" (f 45-47)

## AI I CILI KA KUNDËRSHTIME NË TEUHID

**Pyetje:** Shumë prej njerëzve të thjeshtë bijnë në gabime të teuhidit, çfarë është dispozita e tyre? A arsyetohen me injorancë, çfarë është dispozita e martesës dhe therrjeve të tyre? A lejohet që ata të hyjnë në Mekke?

**Përgjigje:** Ai i cili është i njohur për adhurimin e të vdekurve duke kërkuar prej tyre në vështirësi, duke u zotuar në ata dhe të ngjashme prej adhurimeve ky person është mushrik, kafir, nuk lejohet të martohet as të hyn në Mesxhidul Haram.

As nuk lejohet të sillemi me të si me muslimanin edhe nëse pretendon se ka injorancë. Derisa të pendohet tek Allahu: **"Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë (Zotin). Një robëreshë besimtare është më e vlefshme se një idhujtare, edhe nëse ajo (idhujtarja) ju mahnitë. Mos u martoni as me idhujtarë deri që ata të besojnë (Zotin). Një rob besimtar është më i vlefshëm se idhujtari edhe nëse ai ju mahnit. Ata ju ftojnë për në zjarr, e Allahu me mëshirën e vet ju fton për në xhennet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë."** (El Bekare 221). Dhe fjala e Allahut të Lartësuar: **"O ju që besuat, kur t'ju vijnë besimtaret e shpërngulura (prej Mekes), provoni besnikërinë e tyre, ndonëse Allahu di më së miri për besimin e tyre; nëse vërtetoni se ato janë besimtare, atëherë mos i ktheni ato te jobesimtarët, sepse as ato nuk janë të lejuara për ta e as ata nuk janë të lejuar për to, e ju jepuni atyre (jobesimtarëve) atë që kanë shpenzuar për to (në emër të kurorëzimit). Ju nuk keni pengesë të martoheni me to, pasi t'ua jepni vlerën e kurorës. Mos i mbani nën kurorë idhujtaret por kërkoni (prej idhujtarëve mekas) atë që keni shpenzuar për to, dhe ata le të kërkojnë (prej jush besimtarë) atë që kanë shpenzuar. Këto janë dispozita të Allahut me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush; Allahu është më i dijshmi, më i informuari."** (El Mumtehineh 10), dhe fjala e Tij në suretu Et Teubeh **"O ju që besuat, vërtet idhujtarët janë të ndyrë, andaj pas këtij viti të mos i afrohen më xhamisë së shenjtë. Nëse i frikësoheni skamjes, Allahu me dëshirën e vet do t'ju pasurojë me mirësitë e Tij. Allahu është i gjithëdijshëm, është i urtë."** (Et Teubeh 28).

Nuk duhet të shikojmë atë se ata janë injorant por duhet të sillemi me ata sikur me kafirat derisa të pendohen tek Allahu nga kjo. Për shkak fjalës së Allahut për të krishterët dhe të tillët sikur ata: **"Kur punojnë ata (idhujtarët) diçka të shëmtuar, thonë: "Ne i gjetëm që kështu prindërit tanë, edhe Allahu na urdhëroi këtë (vizitën reth Qabes lakuriq). Thuaju: "Allahu nuk urdhëron të shëmtuarën, a thoni për Allahun çka nuk dini?", Thuaj: "Allahu ma urdhëroi mua drejtësinë dhe në tërësi kthejuni Atij në çdo namaz (lutje) dhe adhurojeni Atë duke qenë të sinqertë në lutje vetëm për të. Ashtu sikur që ju filloi (krijoi) së pari, do të ktheheni te Ai. Një grup (nga ju) Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata (të humburit) shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë."** (El Ar'af 28, 29, 30) ajetet me këtë kuptim janë të shumta.[667]

## DISPOZITA E NAMAZIT, PAS ATIJ I CILI KËRKON NDIHMË NGA DIKUSH TJETËR POS ALLAHUT TEALA

**Pyetje:** A është i saktë namazi pas atij i cili kërkon ndihmë prej dikujt tjetër pos Allahut. I cili thotë këto fjalë: "na ndihmo oj ndihmë, na ndihmo o Xhejlani", nëse nuk ka ndonjë imam tjetër a më lejohet të falem në shtëpinë time/

**Përgjigje:** Nuk lejohet namazi pas çdo mushriku, ka prej tyre që kërkojnë në vështirësi ndihmë prej dikujt tjetër pos Allahut, kërkojnë përkrahje. Kjo është kështu ngase kërkimi ndihmë prej dikujt tjetër prej të vdekurve, idhujve, xhinve, etj janë prej shirkut ndaj Allahut.

Sa i përket kërkimit ndihmë prej krijesës së gjallë e cila është prezente, e cila mund të të ndihmon, kjo nuk ka të keqe, ngase Allahu teala në rastin e Musait a.s tha: "dhe ai i cili ishte nga pala e tij kërkoi ndihmë prej tij, kundër atij të cilin e kishte armik...". Nëse nuk gjenë imam pas të cilit mund të falesh, lejohet falja e namazit në shtëpinë tënde.

---

667 "Fetava" Shejh Bin Baz (f 584/586/2)

Nëse e gjen ndonjë xhemat të muslimanëve të cilët mund të falen në xhami para imamit mushrik, apo pas tij atëherë falu me ata. Nëse muslimanët mund ta largojnë atë imam mushrik dhe të vendosin një imam musliman i cili do ta falë namazin aty, kjo është obligim ta veprojnë.

Ngase kjo është prej urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, dhe prej zbatimit të sheriatit të Allahut në tokën e tij. Nëse kjo mund të bëhet pa ndonjë fitne, Allahu teala thotë: **"Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu. Allahu është ngadhënjyes, i urtë."** (Et Teubeh 71).

Dhe fjala e Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem: *"Kush prej juve e sheh një të keqe, le ta ndryshon me dorën e tij, nëse nuk mundet atëherë me zemrën e tij, kjo është imani më i dobët.* Transmeton Muslimi në Sahih.[668]

### DISPOZITA E TALLJES ME HIXHABIN-MBULESËN

**Pyetje:** Cila është dispozita e atij i cili tallet me hixhabin në sheriat, me atë e cila mbulon fytyrën dhe duart e saj?

**Përgjigje:** Kush tallet me një muslimane apo musliman, për shkak kapjes së tij me sheriat Islamik, ky person është kafir qoftë kjo tallje më hixhabin e një muslimaneje e cila është e mbuluar në mënyrë të sheriatit apo në ndonjë mënyrë tjetër.

Ngase Ibn Omeri transmeton se një njeri në luftën e Tebukut në një mexhlis tha: "nuk kemi parë si këta lexues të Kur'anit, me barqe më të uritur, me gjuhë më gënjeshtarë dhe më frikacak gjatë takimit me armikun në luftë. Një njeri tha: gënjeve, ti je munafik. Do ta lajmëroj Pejgamberin, sal'Allahu alejhi ue selem.

Kjo i arriti Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, zbriti Kur'ani", Abdullah Bin Omeri tha: "Unë e kam parë si ishte varur

---

[668] "Fetava" Shejh Bin Baz (f 586-587/2)

për fundin e devesë së Pejgamberit, sal'Allahu alejhi ue selem, atë e goditnin gurët, ai thoshte o i Dërguari i Allahut me të vërtetë ishim duke u tallur dhe luanim, ndërsa Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, thoshte **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar". Thuaj: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?", Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë."** (Et Teubeh 65, 66). Ai konsideroi talljen me besimtarët, tallje ndaj Allahut, ajetet dhe të Dërguarin e Tij. Tek Allahu është udhëzimi.[669]

## TALLJA ME SIMBOLET E FESË

**Pyetje:** Në shumë prej shoqërive Islame është përhapur shumë tallja me simbolet e fesë të dukshme siç është mjekra, shkurtimi i pantallonave dhe të ngjashme. a është kjo tallje që të nxjerrë nga feja? Me çka e këshilloni atë i cili vepron këtë? Allahu u udhëzoftë.

**Përgjigje:** Nuk ka dyshim se tallja me Allahun, të Dërguarin, ajetet, sheriatin dhe dispozitat e tij janë prej kufrit, për shkak të fjalës së Allahut: **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?", Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë."** (Et Teubeh 65, 66). Në këtë hyn tallja me teuhidin, namazin, zekatin, agjërimin apo haxhxhin dhe të tjera prej dispozitave të fesë për të cilat ka pajtim.

Sa i përket talljes me mjekrën apo me atë i cili shkurton pantallonat dhe kujdeset nga lëshimi i teshave nën zogth dhe të ngjashme me këtë prej çështjeve për të cilat çështje dispozitat ndoshta janë të panjohura këto duhet të shpjegohen më detalisht. Është obligim të alarmohet për këtë, ai i cili e bën këtë të këshillohet që të pendohet tek Allahu teala, që të kapet për sheriatin e Tij ngase duhet pasur kujdes nga tallja me ata të cilët e praktikojnë sheriatin, respektojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij.

---

669 "Fetava" Shejh Bin Baz (f 533/2)

Duhet pasur kujdes nga hidhërimi dhe dënimi i Allahut dhe dalja nga feja e tij duke mos ndier. Nga Allahu kërkojmë që të na mbron nga çdo e keqe.[670]

## BAMIRËSIA NDAJ ATIJ I CILI VDES DUKE BESUAR SE PEJGAMBERI, SAL'ALLAHU ALEJHI UE SELEM NUK ËSHTË NJERI DHE SE AI E DI TË FSHEHTËN ETJ

**Pyetje:** Pyetësi në letrën e tij thotë: nëse njeriu ka vdekur duke besuar se Pejgamberi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk është njeri dhe se ai e di të fshehtën. Ndërmjetësimi përmes evliave dhe të vdekurve dhe të gjallëve është afrim tek Allahu, ky person a hyn në zjarr dhe a është mushrik?

Nëse ai nuk din vetëm se këtë besim dhe ka jetuar në një rajon ku kanë qenë vetëm dijetarët e tyre ku banorët e këtij vendi të gjithë e besojnë këtë çfarë është dispozita e tij, çfarë është dispozita për dhënien e sadakasë për të dhe bamirësia për të pas vdekjes?

**Përgjigje:** Ai i cili vdes në këtë besim duke besuar se Muhamedi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk është njeri krijesë prej bijve të Ademit apo beson se ai e di të fshehtën ky besim është besim i kufrit, ky person konsiderohet kafir, njashtu edhe nëse kërkon ndërmjetësim prej tij duke u lutur, kërkon ndihmë prej tij, zotohet në të.

Në çështjen e ndërmjetësimit ka sqarim detal. Ngase disa njerëz i thonë ndërmjetësim (tevesul) lutjes së të vdekurit, kërkimit ndihmë gjatë vështirësive, kjo është prej kufrit ndaj Allahut. Nëse vdes në këtë gjendje vdes në gjendje të kufrit. Për të nuk jepet sadaka, nuk ia falim xhenazen, nuk pastrohet, as nuk lutemi për të, pastaj çështja e tij është tek Allahu në botën tjetër.

Nëse këtë e ka vepruar nga injoranca, nga mos dituria dhe nuk ka pasur kush e mëson, ky person e ka dispozitën e banorëve të fetres, Ditën e Gjykimit do të sprovohet dhe do të urdhërohet, nëse

670 "Fetava" Shejh Bin Baz 5

përgjigjen do të shpëtojnë do të hyjnë në xhenet, nëse kundërshton do të hyjë në zjarr.

Mirëpo nëse e ka ditur por nuk ka qenë serioz dhe nuk i ka interesuar, ky e ka dispozitën e kafirave ngase ka qenë përgënjeshtrues ndaj Allahut. Allahu i Lartësuar ka sqaruar se Muhamedi, sal'Allahu alejhi ue selem, është njeri. Ai ka treguar se të fshehtën nuk e njeh vetëm se Allahu dhe se Ai është i vetëm meritorë për adhurim.

Ai i cili beson se Muhamedi, sal'Allahu alejhi ue selem, nuk është njeri dhe e di të fshehtën, ai ka përgënjeshtruar Allahun dhe është kafir. Nga Allahu kërkojmë të na mbronë. Mirëpo nëse ka qenë injorant çështja e tij është tek Allahu në botën tjetër. Mirëpo në këtë botë e ka dispozitën e kafirave, nuk i falet xhenazja, nuk lutemi për të, etj.[671]

[671] "Fetava" Shejh Bin Baz ( 193/1)

## Nga ky studim i nxjerrim këto përfundime

1. Vërtetuam dallimin mes meseleve të qarta dhe ato të fshehta të panjohura në çështjen e arsyetimit me injorancë. Duke përmendur, çfarë hyn në termin mesele të qarta dhe çfarë nën mesele të fshehta.

2. Përgjigje kundër atyre që konsideruan kusht qëllimin në kuptim të besimit dhe nijetit për të bërë veprën apo fjalën e kufrit nga njeriu i obliguar në fe, që të gjykohet ai me kufër. Përmendëm argumentet nga Kur'ani dhe Sunneti dhe fjalët e dijetarëve se ky kusht nuk është i pranuar. Shpjeguam qëllimin e pranuar dhe atë të papranuar. Shpjeguam qëllimin e pranuar dhe atë të papranuar në meselet e kufrit dhe të shirkut.

3. Sqaruam fjalën "ngritje e argumentit" në tekstet e dijetarëve dhe çfarë ishte qëllimi i tyre.

4. Ngritja e argumentit në meseletë e qarta bëhet përmes dërgimit të Pejgamberëve dhe zbritjes së Librave. Prandaj çdonjëri të cilit i ka arritur Pejgamberia, Kur'ani, argumenti vetëm se i është ngritur duke mos i lënë arsye aspak. Ndërsa kjo nuk është kështu në meseletë e fshehta, të panjohura. Mënyrën e ngritjes së argumentit në ato mesele e shpjeguam më herët.

5. Për ngritjen e argumentit në meseletë e qarta nuk është kusht që kjo të bëhet nga imami apo zëvendësi i tij apo nga ndonjë dijetarë. Këtë e bën çdonjëri i cili di ta sqaron me argumente.

6. Dallimi mes ngritjes së argumentit dhe kuptimit të argumentit. Kuptimi i argumentit nuk është kusht për ngritjen e tij nëse ai i arrin njeriut.

7. Shumica e dijetarëve janë pajtuar se nuk ka arsyetim me injorancë në meseletë e qarta, me rregullat të cilat i përmendëm.

8. Shpjeguam se fukahatë nuk kanë përmendur në kushtet e riddes kushtin e diturisë për të gjykuar atë me ridde. Ata nuk

përjashtuan injorantin i cili ka vepruar shirk nga përgjithësia e dispozitave të riddes. Përpos në rastet e veçanta të cilat u përmendën.

9. Demant për atë që disa përmendën se ka ixhma në meselenë e arsyetimit me injorancë në të gjitha meseletë e fesë. Shpjeguam se kjo ixhma e pretenduar është kundërshtuar dhe nuk mund të plotësohet argumentimi me të.

10. Përgjigje kundër atij i cili bën dallim mes kafirit me origjinë dhe atij i cili përkatësohet me Islam dhe vepron vepra të shirkut. Sqaruam se ky dallim nuk ka bazë të vërtetësisë aspak sa i përket atij i cili bie në mesele të shirkut të madh i cili të nxjerrë nga feja.

11. Rregulli i cili përjashton njeriun e ri në Islam dhe atë i cili është rritur në vende të largëta, këta përjashtohen nga përgjithësimi i rregullit për mos arsyetim me injorancë. Sqaruam se dijetarët janë të pajtimit për përjashtimin e këtyre dy grupeve nga përgjithësimi i mos arsyetimit me injorancë në meseletë e qarta.

12. Përgjigje kundër atij i cili thotë se arsyetimi me injorancë është paralel dhe në meseletë e qarta edhe në ato të fshehta.

13. Debat me disa tekste me të cilat supozuam se Shejhul Islam Ibn Tejmia e konsideron kusht sqarimin dhe njoftimin në meseletë e shirkut dhe të tjera, që të gjykohet njeriu konkret me kufër. Sqaruam se kjo është e veçantë për meseletë teorike të ixhtihadit apo për meseletë të cilat quhen si të fshehta dhe të panjohura. Përmendëm dijetarët të cilët këto tekste i sqaruan në këtë mënyrë. Siç janë: Shejh Muhamed Bin Abdul Vehabi, Ebu Betin Nexhdij Hanbelij, Sulejman Bin Suhman Hanbelij, Is'hak Bin AbduRrahman Hanbelij, Shejh AbdulLatif Ale Shejh.

14. Sqaruam se sufitë dhe të tjerët nga adhuruesit e varreve, janë jashtë grupacioneve të bidatit për të cilët ka polemikë rreth shpalljes kafira të tyre. Shpjeguam se ata nuk hynë në emrin e të arsyetuarve me injorancë. Vetëm në raste të veçanta të cilat i treguam në mënyrë detale.

15. Përgjigje për atë i cili thotë se veprës i thuhet kufër mirëpo vepruesi i sajë nuk quhet kafir, derisa ti ngrihet argumenti sipas formës së paraparë të tyre qoftë kjo në meseletë e qarta apo të fshehta. Këtë e përmendi Shejh Sulejman Bin Suhmani, Shejh Is'hak Bin AbduRrahmani, Shejh Muhamed Bin AbdulVehabi, Shejh Abdullahu, Shejh Ibrahim djali i Shejh AbdulLatif Ale Shejh, Shejh Hamid Fekij.

16. Pohimi i rregullit, mundësia e arritjes tek dituria, sqarimi i dallimit mes atij i cili mundet dhe atij i cili nuk ka mundësi të mëson, në çështjen e arsyetimit me injorancë dhe përmendja e teksteve të dijetarëve për këtë.

17. Përcaktimi i meseles së bazave të fesë dhe degëve tek Shejhul Islam Ibn Tejmie. Sqarimi se ai nuk ka dallim nga imamët e Ehlu- Sunnetit në këtë ndarje dhe rregullat e tij.

18. Debati për kundërshtimet më të njohura në çështjen e arsyetimit me injorancë. Debatim tematikor duke përmendur mendimin e vërtetë me argumentin e tij.

19. Demant kundër atyre të cilët thonë se arsyetohet injoranti në përgjithësi në çdo mesele të sheriatit në çdo rast, treguam mendimin më të vërtetë rreth kësaj.

20. Sqaruam se ai i cili vepron shirkun nga injoranca duke pasur mundësi për të mësuar derisa ka kush e udhëzon në teuhid dhe e ndalon nga shirku, ky person nuk ka arsye në injorancën e tij.

21. Vërtetuam mendimin më të vërtetë në hadithin e njeriut i cili bëri veten hi pas vdekjes.

22. Vërtetuam dhe treguam mendimin më të vërtetë në hadithin e Aishes ra. Shpjeguam se fjala NEAM-po është prej fjalëve të Aishes r.a. Përmendëm fjalët e qarta të dijetarëve rreth kësaj.

23. Pohuam se shumica e komentatorëve thanë se havarijunët nuk dyshuan në mundësinë e Allahut për tu sjellë një sofër.

24. Vërtetuam mendimin se rasti i sexhdes së Muadhit r.a ishte sexhde e përshëndetjes, nuk ishte sexhde e adhurimit.

25. Sqarimi i hadithit ku përmendet ngritja e Kur'anit në kohën e fundit dhe se ky hadith flet për në rast të veçantë.

26. Shfaqëm shpjegimin e dijetarëve rreth ngjarjes DHATU ENVAT, shpjeguam se nuk ka në të argument për arsyetimin me injorancë në përgjithësi.

27. Debatuam për pretendimin e disave të cilët thanë se ka ixhma në përgjithësi në çdo mesele, sqaruam se kjo nuk është e vërtetë.

28. Sqarim për rregullin me rëndësi, ajo është se gjykimi me kufër apo me Islam është nga e jashtmja duke mos shikuar në brendësi përveq në raste të veçanta, prej të cilave është dhuna-IKRAHU

Fund...